

*O Zot!*

*Na mbro prej atyre që humbasin në këtë botë dhe e mbysin veten në një gotë ujë!*
*Ej më i mëshirshmi i të mëshirshmve Zoti im!...*
*Na dhuro begati, mirësi dhe urtësi për shpirtrat tanë në këtë jetë dhe në jetën tjetër të cilat ua dhurove robërve të Tu të mirë dhe na mundëso që zemrat të bashkohen me Ty!...*

*O Zot!*

*Na mundëso ta shohim gjithësinë me syrin e dashurisë hyjnore, të vetëdijshëm, me ndjesi të mëdha, me kthjelltësi dhe me emocionet që sjell besimi, na mundëso faljen e gjynaheve me vesët e lotëve që rrjedhin prej syve, na mundëso të dalim para Teje faqebardhë dhe të qetë shpirtërisht!*

Titulli i origjinalit turqisht:

Son Nefes

Përktheu nga origjinali:

Evans Drishti

Redaktoi:

Islam Dizdari
Mr. Irida Hoti

PROGRESI sh.p.k

Adresa: L: Vasil Shanto Rr: Çajupi Shkodër / Shqipëri

| | | | |
|---|---|---|---|
| Tel: | +355 22 25 46 34 | Fax: | +355 22 25 46 33 |
| Mob: | +355 69 20 76768 | Mob: | +355 67 20 86767 |
| Http: | www.progresibotime.com | e-mail: | botime@progresibotime.com |
| Design: | Bledar Xama | | |

Adresa Kosovë: Rr:Ardian Zurnaxhiu / pn. Ralin / Prizren

| | | | |
|---|---|---|---|
| Tel: | +381 29 222 795 | Fax: | +381 29 222 797 |
| | | e-mail: | kosova@progresibotime.com |

Adresa Maqedoni: Rr: Stiv Naumov / nr. 9 / lokal 25 / Shkup

| | | | |
|---|---|---|---|
| Tel: | +398 71 956 271 | e-mail: | maqedoni@progresibotime.com |

# PARATHËNIA E PËRKTHYESIT

Shpirti i besimtarit të devotshëm dhe të vërtetë është një shpirt rrezatues për shumë zemra dhe mendje njerëzore për sa kohë që ky besimdrejtë jeton përherë me mendjen dhe zemrën e tij drejtuar Krijuesit të gjithësisë, qëndron i lidhur ngushtë me Të në çdo hap të jetës pasi duke u mbështetur përherë në ligjet absolute të Kuranit famëlartë dhe parimet e jetës së profetit tonë Muhamedit (a.s.) ka ndriçuar përjetësisht jetën e tij duke u bërë kështu një mik i ngushtë i Allahut. Personalitete të tillë u bënë pishtarë të rrugës së drejtë ku në çdo hap që hodhën vendosën dritat jeshile që zemrat dhe shpirtrat e njerëzve të ndriçoheshin brez pas brezi dhe këtë e arritën me veprat e tyre, me punën dhe dashamirësinë e tyre, me virtytet e mrekullueshme njerëzore që përcollën tek qenia njerëzore.

Një personalitet i tillë që jetën e tij ia përkushtoi Allahut dhe Profetit dhe vijon akoma edhe sot në këtë rrugëtim sa të gjatë aq edhe të qetë është edhe Profesori ynë i nderuar Osman Nuri Topbash. Një jetë e tërë në përkushtim të shkencës së pafundme të fesë, një shpirt i paparë devotshmërie, një identitet i formuar në mënyrë të mirëfilltë që ka qenë dhe vijon të jetë një mbështetje për breza të tërë. Kush e njeh nga afër profesorin e nderuar vë re tek Ai, cilësi njerëzore të tilla që të bëjnë përshtypje. Si një mik i ngushtë i Allahut dhe besnik i denjë i fjalës së Profetit, Profesori ynë tregoi një përkushtim të jashtëzakonshëm veçanërisht në fushën e Mistikës duke u njohur si autor i shumë e shumë veprave me vlerë në këtë drejtim. Natyrisht secila vepër e tij mbart në vetvete një vizion dhe botëkuptim mjaft tërheqës dhe delikat, pasi këto vepra janë një burim jete dhe shprese për këdo që kërkon të

bëhet pjesë e tyre.

Veprat e profesorit tonë të nderuar janë të përkthyera në shumë gjuhë të botës duke u bërë kështu udhërrëfyes shpirtëror për mijëra e mijëra mendje njerëzore. Nisur nga kjo, shumë vepra të tij kanë ardhur edhe në gjuhën tonë duke gjetur një terren të larmishëm lexuesish dhe mbështetësish.

Në vargun e veprave të tij nuk ishte një rastësi, zgjedhja e kësaj vepre të titulluar "Fryma e fundit" pasi plejada historike ka sjellë dhe vijon të sjellë në mendjen e njeriut problematika nga më të ndryshmet ku vetë qenia njerëzore shumë herë e gjen veten në vështirësi të shumta. Siç shprehet vetë profesori ynë: "***Çdo ditë që kalon është si një fletë e shkëputur nga kalendari ynë i jetës***", prandaj njeriu si qenie e përkohshme në këtë botë të përkohshme, çdo ditë e më tepër bëhet edhe më i vetëdijshëm për përkohshmërinë e tij, përherë e më shumë i kthehet vetvetes për ta njohur më mirë identitetin dhe prejardhjen e tij dhe për të kuptuar njëkohësisht se për ku udhëton.

Sa herë që njeriu bëhet i vetëdijshëm hulumton në jetën e tij dhe rezultatet e çdo hulumtimi e çojnë atë drejt një pike të vetme, tek "Fryma e fundit" pasi një ditë e kupton se siç ka patur një moment të ardhjes së tij në këtë jetë ekziston edhe një moment i shkëputjes së tij nga kjo jetë, pra siç ka lindur një ditë edhe do vdesë, prandaj nisur nga kjo një rëndësi parësore mbart edhe domethënia që duhet t'i japim kësaj jete për të qenë të gatshëm të dalim faqebardhë para Allahut të lartmadhëruar, pra të përgatisim veten për në jetën tjetër. Në fund të fundit, a nuk përbën ky edhe qëllimin final të kësaj jete?

Nisur nga ky këndvështrim, morëm përsipër t'i paraqesim lexuesit shqiptar një vepër me vlera madhore të profesorit tonë të nderuar që kishte të bënte me këtë çështje.

Siç shprehet edhe vetë autori në parathënien e tij, libri është një përmbledhje artikujsh të botuara në revistën "Altinoluk".

Libri përmbledh 23 artikuj, të cilët kanë emërues të përbashkët pikërisht përgatitjet që duhet të bëjmë për frymën e fundit, parë kjo në

shumë aspekte të jetës sonë.

Libri natyrisht bazohet në dy burimet kryesore të fesë Islame: **Kuranin Famëlartë** dhe **hadithin e Profetit**.

**Shtysat kryesore për përkthimin e kësaj vepre ishin:**

- Rrjedhshmëri e qartë e ngjarjeve dhe historive të përcjellura duke na u paraqitur kështu një epos i rëndësishëm i shumë figurave shembuj për jetën fetare
- Përputhja e plotë e fakteve me realitetin e kohës duke sjelleë një origjinalitet të paprekshëm dhe të pakundërshtueshëm.

Nëpërmjet këtij materiali synojmë që të jemi përsëri sa më afër njerëzve për t'u dhënë një dorë mbështetjeje dhe përkrahjeje shpirtërore, për t'u dhuruar një buqetë të freskët trëndafilash, ku secili prej tyre jep një aromë të veçantë kundërmuese duke lënë shije të thellë në zemrën e çdo individi. Duke shpresuar që lexuesi ynë te jetë i kujdesshëm gjatë leximit të këtij libri synojmë që gjithsecili të zërë vendin e tij në këtë punim duke u bërë kështu një burim shprese dhe frymëzimi për këdo që dëshiron të bëhet bashkëudhëtar në këtë udhëtim mistik që kemi nisur.

Me këtë rast dëshiroj të shpreh falënderimet e mia të përzemërta dhe tepër të sinqerta për përfaqësuesit e shoqatës “Istanbul” për botimin e kësaj vepre dhe në mënyrë të veçantë për inisiatorin e parë për shqipërimin e këtij libri z. Idris Keskin. Falënderoj gjithashtu redaktorët e këtij punimi studiuesin e njohur Islam Dizdarin dhe Ma. Irida Hotin për bashkëpunimin e ngushtë në realizimin sa më dinjitoz të kësaj vepre. Një falënderim i përzemërt shkon edhe për familjen time për përkrahjen dhe mbështetjen morale që më kanë dhënë vazhdimisht dhe vazhdojnë të më japin.

Përkthyesi:
Evans Drishti

# PARATHËNIE

Falënderimi i takon Allahut që na bëri prej besimtarëve të denjë.

Paqja dhe shpëtimi i Zotit qofshin mbi të Dërguarin e Tij, udhëzuesin në sajë të të cilit njerëzimi doli nga errësira në dritë.

Artikujt e botuar në revistën tonë "Altinoluk", me ndihmën e Zotit, tani po i përmbledhim në një libër. Po e paraqesim shkurtimisht përmbajtjen e tij:

Njeriu, duke u ndarë nga ky det kurbeti në të cilën erdhi për provim, hyn në botën e përhershme. Kjo botë ka dy dyer; njëra të çon drejt humbjes dhe tjetra drejt shpëtimit. Është **"Fryma e fundit"** ajo që përcakton se nga cila derë do kalojë robi (njeriu që i përkushtohet Allahut), e cila në vetvete përmbledh një jetë të tërë. Nisur nga ky aspekt, çdo çast i jetës sonë duhet të përjetohet me emocionin dhe ankthin e frymës së fundit, në mënyrë që në atë moment të dalim nga porta e të lumturve dhe të hapim krahët drejt botës së përhershme. Prandaj, duhet të tregohemi të zgjuar dhe të kujdesshëm në këtë jetë të përkohshme, me qëllim që të përgatitemi për momentin e **"Frymës së fundit".**

Me të vërtetë, treguesi i parë dhe më i qartë se si do të jemi në jetën e përtejme është paraqitja jonë në momentin e **"Frymës së fundit".** Ne duhet të përgatitemi për frymën e fundit për t'i dhënë lamtumirën kësaj bote të përkohshme si një rob i devotshëm. Pra, është më e domosdoshme që në këtë botë të bëjmë punë të mira dhe të frytshme që të kemi një jetë të lumtur në botën tjetër. Jeta i ngjan pikave të ujit në një gotë kthjelltësia e të cilit varet nga pastërtia e pikave të ujit. Hedhja e një pike uji të fundit në gotë bën që uji të derdhet.

Kjo i ngjan pikërisht frymës së fundit.

Në hadith thuhet:

"*Njeriu vdes ashtu siç ka jetuar dhe ringjallet ashtu siç vdes.*" (Munavi, Fejzu'l Kadir, Sherhu'l Xhamil Sagir, v 668)

Fryma e fundit, pra perdja e fundit e skenës së jetës, është si një pasqyrë e pastër, pa avull, që pasqyron fundin e secilit. Njeriu, e njeh veten e tij më qartë në frymën e fundit. Siç thotë Nexhip Fazëll:

*Në atë çast ku perdet ngrihen dhe ulen*
*Do t'i thonë Azrailit "mirë se erdhe"!*

Në atë çast, llogaria e jetës shfaqet para syrit dhe zemrës. Prandaj, nuk ka pamje më domethënëse për njeriun sesa vdekja.

Të gjitha frymërat që marrim dhe japim gjatë kryerjes së adhurimeve, të punëve dhe sjelljeve të mira, janë tregues i veprimtarisë sonë, i frymës sonë të fundit. Ata janë si një pasqyrë e pasqyrimit të karakterit tonë në botën tjetër.

Jeta në varr, e cila do të zgjasë deri në ditën e gjykimit, do të marrë formën e saj sipas punëve dhe detyrave të kryera në këtë jetë. Të ruash momentin e vdekjes si një moment fitoreje për veten, ta kthesh atë në një ditë të lumtur dhe jo në një ditë zie është një sukses për ata që përgatiten të shkojnë në adresën e dëshiruar pas vdekjes, për ata që dinë të vdesin.

Robër të tillë e kalojnë jetën në mënyrën më të begatshme duke adhuruar Zotin dhe duke u ngritur në namazin e natës. Pra ata bëhen pjesë e këtij adhurimi ndaj Krijuesit të gjithësisë duke përjetuar njëkohësisht një nga momentet më frytdhënëse të këtij adhurimi që është ngritja në kohën e namazit të natës. Namazet e natës janë një model minjature e ditës dhe ata që e kalojnë këtë kohë në gjumë e dinë që nuk do t'i shijojnë frytet dhe begatitë e këtij çasti që ngjan me shirat e begatshëm të Prillit që kur bien në det, në shkretëtirë dhe në vendet e thyera humbasin frytet e tyre. Robërit e devotshëm nuk i qëndrojnë larg Kuranit dhe meditimit për të mos rënë pre e mungesës së vetëdijes. Kështu ata mësojnë se ka tre vende në këtë botë ku cilësitë e Zotit kanë gjetur kuptim dhe mbështetje të plotë: Njeriu, Kurani dhe Gjithësia… Nisur nga këto,

gjithësia është një libër të fshehtash dhe përcaktimesh i mbushur plot me ajete tërheqëse, është një shfaqje e hapur e emrave hyjnorë, si gjithmonë është një Kuran pa fjalë... Kurani është një gjithësi e mbështjellur me fjalë..., kurse njeriu është epiqendra e dijes që ndodhet në pikën ku bashkohen gjithësia dhe Kurani. Dijetarët, të vetëdijshëm për këtë, e kanë kuptuar që në atmosferën e **Kuranit dhe meditimit,** Kurani është gjithmonë përpara, ndërsa shkenca vazhdon prapa Tij pasi Kurani s'është shkenca e një njeriu të pafuqishëm, por shkenca e Zotit që ia dhuroi njeriut të gjitha dituritë në botë duke ia komentuar ato. Gjithashtu, Ai krijoi edhe rrugët e kuptimit që janë udhëzuese për zbulimet shkencore. Ajo që mund të thuhet për **Kuranin dhe meditimin** është se janë të mahnitshme të vërtetat që arrihen kur mendja dhe shpirti ynë ushqehen dhe forcohen me Kuranin ashtu sikurse është madhështore pamja e një peme që rritet dhe zhvillohet si rezultat i lidhjes së farës së vogël me tokën. Sikur të mos ishte ky fryt dhe udhëzimi i pafund i Kuranit, meditimi dhe gjendja jonë shpirtërore do të ishte si një farë e tharë e mbetur në një tokë të tharë. Prandaj, nuk mund të ketë mirësi më të madhe për ne myslimanët sesa të arrish të kuptosh madhështinë e pafundme të ndihmës hyjnore të realizuar përmes Kuranit.

Shpirtrat e formuar me meditimin e këtyre realiteteve i pastrojnë me pendim dhe lot anën e jashtme dhe të brendshme të tyre në këtë botë të përkohshme, e cila shfaqet thuajse si një det gabimesh si rrjedhojë e provimit.

Sa bukur i nxjerr në pah shkrimtari veçoritë e këtyre njerëzve të ndjeshëm:

*Ato njerëz që në hapësirën e shpirtit janë*
*Dhe në tokë po heqin shpirtin*

*Dhe yjet një nga një i tërheqin*
*Në namaz rreshtin prapa mbajnë*

*Çdo çast i ditës së tyre plotësohet dhe çdo çast është një fillim*
*Duke qenë pjesë e të qëkurshmit akt*

*Nëse sytë për një moment i rrëshqasin tek i huaji*
*Një jetë nën dënimin e lotëve janë.*

Shkurt, këta njerëz bëjnë gjithnjë dua, pra i luten Zotit duke thënë:

قُلْ مَا يَعْبَأُ بِكُمْ رَبِّي لَوْلَا دُعَاؤُكُمْ

**“Thuaj: Zoti im nuk do t’ju përfillte, sikur të mos ishte lutja juaj, por ju (i) keni përgënjeshtruar (shpalljet e Tij), andaj dënimi për ju do të jetë i pashmangshëm.”** (El-Furkan, 77)

Ja pra, si rezultat i një ndërgjegjeje të lartë ata jetojnë me kënaqësinë për t’u bërë bashkësia më e dobishme Muhamedane. Prandaj, të gjitha sjelljet dhe veprimet e tyre janë bëhen pjesë e ftesës për tek Allahu dhe punët e dobishme, pasi kjo është edhe rruga për t’u bërë bashkësia Muhamedane më me vlerë dhe më e dobishme.

Në Kuran thuhet:

كُنتُمْ خَيْرَ أُمَّةٍ أُخْرِجَتْ لِلنَّاسِ تَأْمُرُونَ بِالْمَعْرُوفِ وَتَنْهَوْنَ عَنِ الْمُنكَرِ

**“Ju jeni populli më i mirë i dalë për njerëzimin: (sepse) ju urdhëroni që të bëhen vepra të mira, i ndaloni të këqijat dhe besoni Allahun.”** (Al-i Imran, 110)

Kush përpiqet sinqerisht ta kryejë me përpikmëri këtë detyrë të lartë e plotëson botën e tij shpirtërore me cilësitë e larta që dhuron Islami dhe kështu me sjellje dhe veprime bëhen shembulli më i mirë për të predikuar të drejtën dhe inkurajuar të mirën dhe të vlefshmen. Këtë e bëjnë të bazuar edhe në këtë ajet:

ادْعُ إِلَىٰ سَبِيلِ رَبِّكَ بِالْحِكْمَةِ وَالْمَوْعِظَةِ الْحَسَنَةِ
وَجَادِلْهُم بِالَّتِي هِيَ أَحْسَنُ

**“Ti** (Muhammed) **thirr në rrugën e Zotit tënd me mençuri dhe këshillë të bukur dhe diskuto me ata (kundërshtarët) në mënyrën**

**më të mirë! Me të vërtetë, Zoti yt i di më së miri ata që janë shmangur nga rruga e Tij, e di më së miri ata, që janë në rrugë të drejtë.”** (En-Nahl, 125)

Ja pra, këto mirësi dhe bukuri, me t'u pasqyruar në jetën dhe shpirtin e një besimtari, bëhen pjesë e jetës dhe veprës së tij. Tashmë ai besimtar është një njeri **i zgjedhur**, pra materialisht dhe shpirtërisht është në kulmin e bujarisë. Ai ka një pasuri shpirtërore të pafundme me një vetëkënaqësi të lartë. **Etika e tregtisë** tek ai është e mbushur me begatinë e tregtisë që ka bërë Pejgamberi. Veprimet negative si faizi (kamata) nuk i hapin rrugë fitimit hallall. Malli i tij është Karz-i Hasen (huaja e mirë) që i jepet Zotit. Nga ky aspekt, lidhur me huanë dhe hyrjen në borxh, i qëndron besnik rregullave hyjnore, pasi ka krijuar lidhje të ngushtë me Zotin, Pejgamberin e Tij dhe me dijetarët Islamë. Ai e ka forcuar këtë lidhje të ngushtë me besnikëri. Në këtë mënyrë, me sjelljen dhe cilësitë e tij, është në gjendje që të bëhet shembull. Fati dhe e fshehta i kanë buzëqeshur dhe çdo përcaktim hyjnor i jep atij qetësi.

Të nderuar lexues,

Shkurtimisht, këto ishin temat që ne do t'u paraqesim në këtë punim me titullin **“Fryma e fundit”.** Veçanërisht, në pjesën me titull “Musa Efendi nga besimi në mirësi”, përkujtuam një mik të ngushtë dhe të madh të Zotit që për ne përbën një shembull. Ai del faqebardhë para Zotit dhe është përgatitur deri në frymën e fundit me një emocion shpirtëror verbues. Në fund kemi shtuar reportazhin që ka bërë revista “Altinoluk” lidhur me librin tonë “Tasavvufi/Mistika Islame nga besimi në mirësi”. Ai është një pjesë zemre e marrë në dorë për të treguar rrugën e lartë të tasavvufit nëpër të cilin ecën këta njerëz të mëdhenj duke synuar të vëmë në dukje bukurinë dhe madhështinë e saj. Deshëm të tregojmë se Tasavvufi i vërtetë do të thotë të jetosh duke marrë pjesë nga mirësitë dhe të fshehtat brenda frymës së thellë shpirtërore të Kuranit dhe Sunetit. Çdo fjalë dhe veprim që i devijon brendisë së Kuranit dhe Sunetit është e shtrembër dhe boshe. Për të shprehur këtë të vërtetë është thënë: “Krahu i palëvizshëm i matësit (kompasit) është sheriati”. Në mënyrë të përmbledhur thamë që Mysli-

manizëm pa tasavvuf mund të ketë, por ky lloj myslimanizmi nuk i përshtatet mirësisë. Pra një jetë Islame që nuk është e lidhur me tasavvufin si një arsimim shpirtëror, nuk mund ta bëjë të përshtatshëm njeriun e robëruar ndaj adhurimit sikur e sheh Zotin."

Kush nuk e ka arritur këtë, do të ketë shumë vështirësi në frymën e fundit. Pra, përshtatshmëria jonë ndaj rregullave hyjnore për të kaluar nga dera e lumturisë në botën e përhershme në momentin e fundit, realizohet duke adhuruar Zotin sikur e sheh Atë.

Në fakt njeriu, çdo ditë dhe çdo natë, me vetëdije apo pavetëdije ballafaqohet me shkaqe ndjesish të panumërta. Vdekja e pret njeriun çdo moment në një vend të fshehtë. Mevlana në veprën e tij "Mesnevi" thotë:

"*Në fakt, një pjesë e shpirtit tonë çdo moment është e vdekur. Çdo moment është koha për të dhënë shpirtin dhe në çdo moment jeta jonë mbaron.*"

Me të vërtetë, a nuk afrohemi nga një hap drejt varrit duke u larguar çdo ditë që shkon nga kjo jetë e përkohshme? A nuk heq jeta çdo ditë një fletë nga kalendari ynë?

Çdo gur varri i mbështjellë me heshtjen e vdekjes është një udhërrëfyes i zjarrtë që flet me gjuhën e tij. Vendosja e varrezave brenda qytetit, anash rrugëve dhe në oborret e xhamive është për të menduar vdekjen dhe për të orientuar jetën e kësaj bote sipas saj. Shpatullat e dobëta të fjalëve nuk mund ta mbartin ngarkesën e frikshme të vdekjes. Të gjitha superfuqitë para vdekjes marrin fund dhe shkrihen.

Vdekja është dita e gjykimit personal të njeriut. Të zgjohemi para ditës sonë të gjykimit që të mos bëhemi prej atyre që pendohen pasi çdo njeri është i sigurt se do të takohet me Azrailin në një vend dhe kohë të panjohur. Nuk ka asnjë vend që të iket nga vdekja. Prandaj, njeriu pa humbur kohë duhet t'i afrohet mirësisë hyjnore bazuar në thënien **"Vraponi drejt Zotit…"** (Edh-Dharijatë, 50)

Asnjë rob përveç Pejgamberëve nuk shpëton nga rreziku i lëkundjes së besimit. Prandaj çdo besimtar duhet të përpiqet ta vlerësojë me

përkushtim vlerën e jetës që i është dhënë. Mënyra e vetme për të shpëtuar nga ndjenjat e frikshme e të ftohta të vdekjes, është të mundohemi të jetojmë një jetë me mirësi dhe drejtësi, pasi ata që janë të përgatitur për vdekjen në vend që të kenë frikë prej saj e mendojnë atë si rruga e një shpëtimi të përhershëm. Këto janë robër të lumtur që kanë arritur "të shijojnë vdekjen", ndërsa ata që shkatërrojnë ahiretin duke bërë një jetë të pavetëdijshme, nuk mund të shpëtojnë nga ndjenjat e frikshme dhe të errëta të vdekjes.

Mevlana thotë: "Bir! Secili jeton me vdekjen e tij, Frika ndaj vdekjes shfaqet si një armik ndaj atyre që e urrejnë dhe janë armiq të saj pa menduar se ajo e përcjell njeriun tek Allahu Kush bëhet mik me vdekjen edhe ajo lidh miqësi me ta."

Me të vërtetë fryma e fundit është si një pasqyrë pa avull, e paprishur dhe pa njolla. Çdo njeri në këtë pasqyrë e sheh qartë jetën e tij me të mirat dhe të këqijat e saj. Asnjë perde penguese nuk e zbret para syve dhe veshëve atë moment. Përkundrazi të gjitha perdet ngrihen në çdo situatë duke u bërë pjesë e pendimit mendor dhe shpirtëror. Për rrjedhojë, pasqyra ku shohim me pendim jetën tonë lutemi të mos jetë fryma e fundit. Kjo pasqyrë të futet në jetën tonë duke jetuar Kuranin dhe Sunetin pasi njerëzit vërtet të lumtur janë ata që mund të njohin veten e tyre para se të njihen me vdekjen.

❀

Falënderoj vëllezërit e mi M. Ali Esmeli dhe M. Akif Gunay për ndihmesën e dhënë në përgatitjen e këtij punimi. Lus Zotin që ndihmesën e tyre ta pranojë si një sadaka.

**Zoti na e bëftë frymën tonë të fundit një dritare nga e cila do të shohim shpërblimet tona në botën e përtejme.**

**Amin!..**

**Osman Nuri TOPBASH**
Yskydar / 2003

# *Fryma e Fundit*
# 1



*Njeriu, shpeshherë gjatë jetës së tij*
*ballafaqohet me vdekjen.*
*Sëmundjet, surprizat që s'priten,*
*fatkeqësitë që ndodhin, sa e sa rreziqe që shumë*
*herë vijnë për shkak të subkoshiencës,*
*a nuk tregojnë se sa distancë të vogël*
*ka mes njeriut dhe vdekjes?*

# *Fryma e fundit -1-*

Allahu Teala, cilësinë Beka (pavdekshmërinë) ia ka caktuar vetes në këtë botë. Prandaj, çdo qenie tjetër veç Tij është e përkohshme. Në Kuran thuhet:

كُلُّ مَنْ عَلَيْهَا فَانٍ

**"Çdo gjë që është në tokë do të zhduket."** (Err-Rrahman, 26)

Domethënia e këtij ajeti është e lidhur me vdekjen.

كُلُّ نَفْسٍ ذَائِقَةُ الْمَوْتِ

**"Çdo njeri do ta shijojë vdekjen."** (El-Enbija, 35)

Prandaj njeriu në çdo moment duhet të jetojë duke medituar rreth kësaj të vërtete. Në një tjetër ajet thuhet:

وَجَاءَتْ سَكْرَةُ الْمَوْتِ بِالْحَقِّ ذَلِكَ مَا كُنتَ مِنْهُ تَحِيدُ

**"Agonia e vdekjes do të sjellë të vërtetën** (e jetës tjetër)**: ja, kjo është ajo së cilës përpiqeshe t'i ikje."** (Kaf, 19)

Njeriu është dërguar në këtë botë të përkohshme për provim. Për rrjedhojë, qëllimi i tij më i madh duhet të jetë të fitojë pëlqimin e Allahut dhe të përpiqet të hyjë në Daru's Selam pra në Xhennet, që është shtëpia e paqes dhe e lumturisë. Kjo mund të kuptohet lehtë edhe nëpërmjet këtij ajeti:

يَوْمَ لَا يَنفَعُ مَالٌ وَلَا بَنُونَ إِلَّا مَنْ أَتَى اللَّهَ بِقَلْبٍ سَلِيمٍ

**"Në ditën kur askujt nuk do t'i bëjë dobi as pasuria, as fëmijët përveç atij që vjen me zemër të pastër tek Allahu."** (Esh-Shuara, 88-89)

Kjo mundësohet me edukimin e nefsit, ndërsa thelbi i edukimit të nefsit është bindje, lidhje dhe dorëzim i plotë tek Pejgamberi (a.s.), pra të përfitosh nga jeta 23-vjeçare pejgamberore ose më saktë, të përfitosh nga gjendja shpirtërore e Pejgamberit (a.s.) Allahu Teala e zbriti Kuranin në zemrën e Tij me anë të Xhebrailit. Si rrjedhojë, të gjitha adhurimet, fjalët, sjelljet dhe punët e Tij janë një lloj tefsiri i Kuranit. Në këtë këndvështrim, për të qenë edhe ne, pjesë e botës së Tij shpirtërore, duhet ta duam Atë më tepër se shpirtin dhe pasurinë tonë, pra, më tepër se çdo gjë. Kjo dashuri e formon njeriun me dashurinë për Zotin. Pra dashuria për të është dashuria për Allahun, dashuria për Zotin është dashuria për të. Ja pra, për një bashkim të tillë, shpirti yt duhet të arrijë në këtë gjendje shpirtërore.

Të gjithë këto janë hapat më të mirë të përgatitjes për në frymën e fundit. Kjo ngjan me një gotë uji të mbushur plot, së cilës po t'i hedhim qoftë edhe një pikë tjetër, uji brenda gotës do derdhet. E tillë është fryma fundit sikurse kjo pikë e fundit e ujit. Pra fryma jonë e fundit rezulton ndryshe në krahasim me të tjerat. Prandaj përgatitja për në frymën e fundit lidhet me atë se si i përdorim frymërat që marrim dhe japim në këtë moment.

Ata, të cilët e kalojnë jetën me dashurinë për Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe në këtë rrugëtim bëjnë vetëm vepra të mira, në çastin e fundit kalojnë të qetë duke përmendur fjalën e dëshmisë. Pra e kuptojnë qartë lajmin e mirë të Pejgamberit (a.s.): "*Kush përmend shehadetin në momentin e fundit të jetës së tij (me shpirt dhe me zemër), hyn në Xhenet.*" (Hakim, Mustadrek1,503)

Pra, kush përmend shehadetin në çastin e fundit udhëton me të drejt Krijuesit të Lartë, pasi me fjalën **"La"** të shehadetit ka fshirë dhe hequr nga shpirti të gjitha pengesat individuale dhe të përkohshme si

dhe idhujt, ndërsa me fjalën **"il-la"**e ka mbushur zemrën me dashurinë për Zotin.

Gjithësia që është krijuar nga një dorë e fuqishme, është një vendqëndrim i përkohshëm i zbukuruar me një mijë e një vezullime. Asgjë në gjithësi nuk është krijuar pa qëllim. Qëllimi i kësaj jete për njeriun është të arrijë lumturinë e Ahiretit. Prandaj Zoti na tërheq vëmendjen në këtë mënyrë:

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُواْ اتَّقُواْ اللّهَ حَقَّ تُقَاتِهِ وَلاَ تَمُوتُنَّ إِلاَّ وَأَنتُم مُّسْلِمُونَ

**"O besimtarë! Kijeni frikë Allahun ashtu si i takon Atij dhe vdisni vetëm duke qenë myslimanë."** (Al-i Imran, 102)

Vdekja, e cila padyshim do të prekë çdo njeri, është një ditë gjykimi që i përket momentit të fundit të kësaj jete dhe që do ta jetojë secili.

Nuk duhet të harrojmë që njeriu, me vetëdije apo pavetëdije, çdo ditë dhe çdo natë haset me shkaqe të panumërta vdekjesh. Vdekja e pret njeriun çdo moment në një vend të fshehtë. Mevlana në veprën e tij "Mesnevi" thotë:

*"Në fakt në çdo çast, një pjesë e shpirtit është e vdekur. Çdo moment është koha për të dhënë shpirtin dhe në çdo çast jeta jote mbaron."*

*Me të vërtetë a nuk afrohemi nga një hap drejt varrit duke u larguar çdo ditë që shkon një ditë më tepër nga kjo jetë e përkohshme? A nuk heq jeta çdo ditë nga një fletë nga kalendari ynë?"*

Përsëri Mevlana i tërheq vëmendjen njeriut të mos jetë i pavetëdijshëm, para jetës e cila kalon si një lumë:

*"O njeri! Shiko veten në pasqyrë! Shiko të pashmin në moshën e pleqërisë dhe mendo se një ditë një ndërtesë do të shkatërrohet prandaj mos u mashtro nga gënjeshtra e pasqyrës!"*

Fryma jonë e fundit është një e fshehtë hyjnore brenda njëmijë e

një mirësive. Pra çështja se kur na vjen vdekja, që padyshim përbën të vërtetën më të padiskutueshme për të cilën jemi mëse të vetëdijshëm, lidhet me përcaktimin hyjnor. Me të vërtetë, njeriu gjatë gjithë jetës së tij, ballafaqohet shumë herë me vdekjen. Sëmundjet që jetohen, surprizat e papritura, fatkeqësitë që ndodhin, sa e sa rreziqe jetësore të cilat janë të pranishme në çdo moment të ditës, por që për shkak të pavetëdijes dhe pafuqishmërisë së njeriut, shumë herë ndodhin papritur, a nuk tregojnë se sa distancë të vogël ka mes njeriut dhe vdekjes? Atëherë njeriu shpeshherë arrin t'i kuptojë më mirë ajetet e lartpërmendura kuranore dhe në një farë mënyre merr përsëri në këtë botë drejtimin dhe mundësinë që nuk do t'i jepet në botën tjetër. Me gjithë këtë, në vend që të jetë shumë i kujdesshëm, për fat të keq, ai sheh pa vënë re rënien një e nga një të fletëve nga kalendari i jetës, njëlloj si shkëmbinjtë mbi të cilët bien pikat e shiut...

Në fakt, çdo ditë, vdesim nga pak që nga dita kur kemi lindur, çdo ditë të pavetëdishëm shkojmë drejt vdekjes. Çdo pjesë e kohës, në çdo moment na afron me mëngjesin e të vërtetave. Kjo tregohet edhe në ajetin kuranor:

وَمَنْ نُعَمِّرْهُ نُنَكِّسْهُ فِي الْخَلْقِ أَفَلَا يَعْقِلُونَ

**"Kujtdo që i japim jetë të gjatë, Ne e bëjmë sërish krijesë të dobët. Vallë a nuk kuptojnë ata?** (Jasin, 68)

Një burrë i mirë i quajtur Kus bin Saide[1] në një bisedë të bërë në panairin Ukaz e paraqet shumë bukur forcën e njeriut, pamjen e kësaj jete të përkohshme, thuajse është duke shpjeguar ajetin e mësipërm:

*"O njerëz! Ejani, dëgjoni, mësoni dhe merrni shembull! Kush jeton vdes, kush vdes zhduket. Shiu bie, bari mbaron. Fëmijët lindin dhe kalojnë në vendin e prindërve të tyre. Pastaj që të gjithë shkatërrohen. Ndodhitë s'mbarojnë. Të gjitha ndjekin njëra-tjetrën."*

Edhe ne, në ditën kur të japim frymën e fundit, pasi t'i kemi har-

1. Kus bin Saibe ka jetuar në kohën e Pejgamberit dhe ka paralajmëruar ardhjen e tij.

xhuar të gjitha frymërat që na janë dhënë nga ana e Allahut të Lartë, pasi t'u kemi dhënë lamtumirën ose edhe jo të gjitha dukurive të kësaj bote dhe lidhjeve me ta, do të takohemi me vdekjen. Por ky takim, ndoshta nuk do të jetë vdekje për robërit e dashur të krijuesit, por një ringjallje e lumtur. Prandaj duhet të kuptojmë enigmën e kësaj shprehjeje: *"Vdisni para se të vdisni."*

Këtë të fshehtë Mevlana e shpreh me këtë fjalë: - *Vdisni për t'u ringjallur!*

Hz. Aliu thotë:

- *Njerëzit janë në gjumë. Ata zgjohen me vdekjen.*

Nisur nga kjo, duhet të dimë të mos bëhemi viktimë e ndjenjave epshore dhe e dëshirave tona të kohës dhe që jeta e vërtetë nuk jetohet me shpirt kafshe, por me shpirt hyjnor që na është dhënë nga Allahu i Lartë.

Si rrjedhojë, vdekja më e tmerrshme është mosnjohja e Zotit dhe humbja e pëlqimit të Tij…, prandaj besimtari duhet të kuptojë se si duhet të jetojë dhe të vdesë dhe të mësojë si mund të arrijë nga besimi në mirësi, pasi askush nuk mund të japë me siguri, përveç Pejgamberëve, se si do vdesë dhe do ringjallet njeriu.

Kështu, mbështetja që Jusufi i kërkoi Zotit, siç tregohet në ajetin e mëposhtëm, ka shumë rëndësi për ne:

تَوَفَّنِي مُسْلِمًا وَأَلْحِقْنِي بِالصَّالِحِينَ

**"Pasi u plotësua dëshira Jusufi tha: O Zoti im! Ti më ke dhënë pushtet dhe më ke mësuar shpjegimin e ëndrrave! O krijuesi i qiejve dhe i tokës! Ti je Mbrojtësi im në këtë botë, dhe në botën tjetër! Bëj që të vdes si mysliman dhe më shoqëro me punëmirët (në botën tjetër)!"** (Jusuf, 101)

Çdo rob e ka për detyrë të ketë një zemër të qëndrueshme mes ndjenjës së frikës dhe të shpresës dhe për rrjedhojë, ta kalojë jetën me

dëshirën për ta dhënë frymën e fundit me besim dhe me zgjuarsi. Kjo varet nga gjendja e tij shpirtërore.

Treguesi i parë dhe i fundit lidhur me gjendjen tonë në Ahiret, shihet në çastin e fundit. Heronjtë besimtarë që përpiqen të arrijnë shpëtimin e përhershëm në momentin e dhënies së frymës së fundit si dhe shpërblimet e tyre na paraqiten në librin tonë të shenjtë, Kuranin si mesazhe mësimdhënëse.

Magjistarët e Faraonit u mahnitën para mrekullisë së qartë të Musait dhe duke shfaqur bindjen e tyre me fjalët: "Ne i besojmë Zotit të botëve, ne i besojmë Musasë dhe Harunit!" u ulën menjëherë në sexhde dhe pranuan Islamin.

Por Faraoni i çmendur u nervozua dhe me forcën dhe autoritetin e tij i kërcënoi ata sikur të ishte drejtues i shpirtrave të tyre, duke u thënë:

**"Ju i keni besuar atij pa ju dhënë unë leje…! Betohem se do ju pres duart dhe këmbët dhe do ju var që të gjithëve!"**

Magjistarët duke shprehur mendimin e tyre me një besim të plotë i thanë:

**"Dhuna jote nuk na sjell ndonjë dëm! Dënimi yt i përket botës, ndërsa lumturia e Ahiretit është e përhershme."**

Është domethënës fakti që edhe pse ishin përballë një situate të tillë, ata nuk shqetësoheshin se si të shpëtonin nga kjo dhunë, por jetonin në ankth se si mund ta jepnin frymën e fundit si myslimanë të sigurtë në besimin e tyre duke i bërë dua Zotit:

رَبَّنَا أَفْرِغْ عَلَيْنَا صَبْرًا وَتَوَفَّنَا مُسْلِمِينَ

**"…Zoti ynë! Na jep durim të madh dhe na bëj të vdesim myslimanë."** (El-A'raf, 126)

Më në fund ata arritën tek Zoti si dëshmorë duke u prerë krahë dhe këmbë.

Mizorët i hidhnin në hendekët e zjarrit edhe ashabët Uhdut duke i gjykuar fajtorë për besimin e tyre ndaj Allahut. Ndërsa ata, besimtarë besnikë, megjithë dhunën, nuk hoqën dorë nga besimi i tyre dhe paguan dënimin duke besuar tek Allahu dhe duke shkuar drejt vdekjes pa frikë për hir të idealeve që kishin. Ata që me të drejtë i frikësohen Allahut, nuk kanë frikë për asgjë tjetër.

Habib-i Nexhxhar prej Ashab-i Kurejsh është vrarë duke u gjuajtur me gurë për shkak të besimit dhe rrugës së tij të drejtë. Por kur në frymën e fundit iu paraqitën dhuntitë hyjnore që do të vihen në dukje sapo të mbyllen dyert e kësaj bote dhe të hapen dritaret e botës tjetër, ai me dhembshuri për popullin e tij tha:

**"…Ah, sikur ta dinte populli im."** (Jasin, 26)**,** pasi atij i është dhuruar një lumturi e pafundme në vend të dënimit me gurë në botën e përkohshme.

Ndërkohë, Romakët, në periudhat kur Isevitë[2] u shpërndanë për herë të parë, u bashkuan me Grekët dhe Putperestët[3], i hidhnin besimtarët në arenën e luanëve. Besimtarët, nuk përpiqeshin t'u shpëtonin kthetrave të luanëve, përkundrazi përpiqeshin të shpëtonin besimin e tyre. Ata e duronin këtë dhunë të rëndë duke zgjedhur shpërblimin e Zotit.

Padyshim që këta shembuj janë rezultat i njerëzve të mirë që përpiqen të jetojnë me idenë **për t'u bashkuar me Zotin**. Nga ky këndvështrim, bashkimi me Zotin është domosdoshmëri dhe shkalla me e lartë e robërisë.

Sipas një transmetimi, një ligjërues po tregonte në minber gjendjen e kiametit. Në mesin e xhematit ishte edhe Shejh Shibli. Vaizi, nga fundi i bisedës së tij numëroi në mënyrë të detajshme disa pyetje që Zoti do t'u bëjë njerëzve në natën e varrit.

"Ku e ke përdorur dijen tënde? Ku e ke harxhuar pasurinë tënde? Në çfarë gjendjeje janë adhurimet e tua? A i ke kushtuar kujdes hara-

2. Rrymë në Islam.
3. Ata që adhurojnë idhujt.

mit dhe hallallit? Këto do të pyeten edhe këto do të pyeten!...”

Shibli dëgjoi detajet e paraqitura nga vaizi, por i bëri përshtypje se nuk doli thelbi i çështjes, prandaj iu drejtua:

**- O zoti vaiz! Allahu Teala nuk pyet aq shumë. Ai i drejtohet njeriut:**

**- O robi im! Unë me ty isha...ti me kë ishe?**

Atëherë udhëzimi kryesor është mundësia për t'u bashkuar me Zotin. Kjo është shprehur bukur si më poshtë:

*Është e humbur, e kuptuam,*
*Ora që kaloj pa Ty.*

Pejgamberi (a.s.) e kap ibn-i Omerin nga shpatullat për ta bërë të kuptojë këtë duke i thënë:

- *Bëhu si një i huaj ose si një udhëtar në këtë botë”* (Buhari, Rikak 3)

Nisur nga kjo gjendje shpirtërore, ibn-i Omer (paqja dhe shpëtimi i Zotit qoftë mbi të) gjithmonë në bisedat e tij jepte këto këshilla:

*«Mos e shiko mëngjesin kur të arrish në darkë dhe mos e prit darkën kur të arrish në mëngjes. Merr masa për sëmundjen kur je mirë (me shëndet të plotë) dhe për vdekjen gjatë jetës tënde.» (Buhari, Rikak 3)*

Këto fjalë që e simbolizojnë mbrëmjen e jetës sonë si një shi vere, na drejtojnë për në jetën e vërtetë. Pejgamberi (a.s.), në një dua të Tij këtë fakt e shpreh kështu:

“*Zoti im! Jeta e vërtetë është jeta e Ahiretit.*” (Buhari, Rikak,1)

Jeta e ashabëve, të cilët e kuptojnë më së miri këtë emblemë, është e mbushur me mirësi dhe me mësime të pafundme.

Hubejb (paqja dhe shpëtimi i Zotit qoftë mbi të) ra në dorën e mohuesve. Ai u gjend duke dhënë shpirt. Përpara se të binte dëshmor me anë të shenjave të syve dhe të kokës shprehte vetëm një dëshirë: T'i dërgonte një selam të thellë shpirtëror Muhamedit (a.s.). I mërzitur, ngriti sytë drejt qiellit dhe i bëri dua Zotit:

*"O Zoti im! Këtu nuk ka asnjë njeri që mund t'ia dërgojë selamin tim Pejgamberit (a.s.). Ti dërgoja Atij selamin tim."*

Në atë moment Pejgamberi (a.s.), i cili gjendej në Medine-i Munevvere iu përgjigj:

- *Ve alejhi's Selam"që do të thotë "Paqja qoftë edhe mbi të".*

Banorët Kiram që e dëgjuan këtë, të çuditur pyetën:

- *O Pejgamber! Cilit i dhatë selam*?

Ai u përgjigj:

- *I dhashë selam vëllait tuaj Hubejb.*[4]

Në mënyrë të veçantë Pejgamberi (a.s.) e ka cilësuar Hubejbin si **"Populli i dëshmorëve"** dhe ka thënë:

- *Ai është komshiu im në Xhenet.*

Po japim një shembull tjetër të kësaj dashurie të zjarrtë.

Pejgamberi (a.s.) kishte urdhëruar që në fund të luftës së Uhudit, dëshmorët dhe të plagosurit të kontrolloheshin. Në mënyrë të veçantë ishte një person, një sahabe për të cilin ishte shumë kureshtar të mësonte se ç'kishte ndodhur. Sad bin Rebi (Sa'd bin Rebi) (paqja dhe shpëtimi i Zoit qoftë mbi të) Pejgamberi (a.s.) dërgoi një nga ashabët në fushën e betejës që ta gjente dhe të mësonte për të. Sahabi e kërkoi shumë Sad, por nuk e gjeti, e thirri por nuk mundi të merrte përgjigje. Më në fund thirri me shpresë drejt vendit ku ishin dëshmorët e të plagosurit tha:

- *O Sad! Mua më dërgoi Pejgamberi (a.s.). Ai kërkoi që t'i tregoja se a gjendesh mes të gjallëve apo mes shehidëve.*

Në atë moment, Sa'd (paqja dhe shpëtimi i Zotit qoftë mbi të), i cili s'kishte mundësi të jepte përgjigje dhe përjetonte çastet e fundit, me të dëgjuar lajmin se Pejgamberi (a.s.) ishte bërë merak për të, me gjithë fuqinë që kishte dhe me një zë tepër të dobët arriti të fliste:

- *Unë tani jam mes të vdekurve!*

4. Shih: Buhari, Megazi, 10; vkëdi, Mekazi, f. 280-281.

Ishte e qartë se tashmë po shkonte matanë…

Sahabi vrapoi për tek Sa'di. Trupi i tij ishte i shpuar nga plumbat dhe e gjeti në një gjendje të mjeruar. Në atë çast, nga ai zë i mekur arriti të dëgjonte vetëm këto fjalë:

- **Betohem në një Zot se për ju nuk ka asnjë justifikim nëse, sa herë të lëvizin sytë, nuk e mbroni Pejgamberin dhe u jepni mundësi armiqve që t'i afrohen.**[5]

Këto fjalë të Sad u bënë për bashkësinë një këshillë e përhershme, dhe në të njëjtën kohë qenë fjalët e fundit të jetës së tij.

Ishim në betejën e Jermukut. Kishte kaluar tmerri i luftimeve. Myslimanët e plagosur me shigjeta dhe me armë zjarri, kishin filluar të jepnin shpirt mbi kalldrëmet e rrugëve dhe të shesheve. Në këtë kohë, edhe unë fillova të kërkoj djalin e axhës duke u forcuar fizikisht. Pasi u solla pak mes të plagosurve, të cilët po përjetonin momentet e fundit të jetës, më në fund arrita ta gjeja. Por në ç'gjendje! Djali i axhës i shtrirë në mes të gjakut, fliste vetëm me shenja.

E pyeta:

- *A do ujë?,* duke i treguar enën e përgatitur pak më përpara. Ishte e dukshme se donte, pasi buzët i ishin rreshkur nga etja, por s'kishte mundësi as të jepte përgjigje. Me vështrimin e tij mbante të fshehtë gjendjen e tij.

E hapa grykën e enës së ujit duke ia zgjatur drejt buzëve. U dëgjua zëri i Ikrimës, mes të plagosurve që ishin më tej:

- *Ujë, ujë! Të lutem më jep qoftë edhe një pikë ujë!*

Harisi, sapo dëgjoi këtë lutje, kërkoi me anë të lëvizjeve të syve dhe të kokës që t'ia dërgoja menjëherë ujin Ikrimes, duke ia hequr vetes.

Vrapova menjëherë drejt Ikrimes nga mesi i dëshmorëve që ishte i shtrirë mbi kalldrëm dhe i zgjata enën e ujit. Sapo Ikrime po zgjaste dorën nga ena, u dëgjua një zë i çjerrët i Ijashit:

5. Shih: Ibn-i Abdilber, Istiad, V. II, f. 590.

*-…Të lutem, më jepni një pikë ujë! Për hir të Zotit, një pikë ujë!*

Ikrime, i cili dëgjoi këtë klithmë, bëri me shenjë që ta dërgoja ujin tek Ijash, duke hequr menjëherë dorën nga ena. Edhe ai si Harisi nuk piu. Kur mbërrita tek Ijashi duke ecur mes shehidëve, dëgjova fjalët e tij të fundit që thoshte:

*O Zoti ynë! Kurrë nuk jemi stepur për të dhënë shpirtin tonë për hir të besimit. Tashmë mos e ruaj nga ne shkallën e shehadetit. Na i fal gabimet tona!*

Është e qartë, Ijashi tashmë po pinte sherbetin e shehadetit. Ai e pa ujin që kisha sjellë, por nuk kishte mbetur kohë…Arriti të përfundonte shehadetin që kishte nisur. Menjëherë u ktheva prapa me shpejtësi, me vrap erdha pranë Ikrimes, duke zgjatur enën e ujit dhe ç'të shoh, edhe Ikrime kishte rënë dëshmor!

Mendova të paktën të mbërrij djalin e axhës Haris. Me vrap shkova atje, por edhe ai kishte dhënë shpirt dhe kishte rënë mbi kalldrëm… Për fat të keq ena e ujit mbeti plot mes tre dëshmorëve.[6]

Kështu e tregon Huzejfe (paqja dhe shpëtimi i Zotit qofshin mbi të), gjendjen e tij shpirtërore në atë moment.

*- …Kam hasur shumë vështirësi në jetën time. Por asnjëra nuk më ka emocionuar dhe nuk më ka lënë mbresa kaq shumë sa një ngjarje e tillë. Njohja e tyre me njëri-tjetrin deri në këtë shkallë edhe pse s'kishin lidhje farefisnore, sakrifica dhe mirësia e tyre, pra dhënia e frymës së fundit me moral të lartë e të pastër edhe lamtumira e kësaj jete sipas ajetit kuranor:* **"Vdisni vetëm si myslimanë!"** *më kanë lënë gjurmë të thella në kujtesën time si një heroizëm i madh besimi…"*

**Allahu Teala na e marrtë frymën e fundit me Husn-i Hatime[7]. Le të na e bëjë frymën e fundit të kësaj bote të përkohshme, frymën e parë për të arritur në jetën e përtejme!**

**Amin!..**

6. Shih: Hakim, Mystedrek, III, 270.
7. Me mirësi.

# Fryma e Fundit
# 2



*Qëllimi i jetës është të jetosh si një rob i mirë*
*dhe të japësh shpirtin si i tillë.*
*Qëllimi është të bëhesh një rob i ndjeshëm, i*
*kujdesshëm dhe i përpiktë*
*duke marrë shembull nga jeta ndjesore dhe*
*e veçantë e të dërguarit të Allahut (a.s.) si*
*shembull për gjithë njerëzimin.*

# *Fryma e fundit -2-*

Për t'i dhënë lamtumirën kësaj bote të përkohshme si njeri i mirë duhet që frymërat të cilat i kemi me numërim t'i përgatisim për në frymën e fundit. Pra, jeta e kësaj bote duhet të kalojë e qetë, duke bërë punë të mira dhe frytdhënëse që të sigurohet jeta e lumtur në ahiret. Në një hadith thuhet:

"*Njeriu vdes ashtu siç ka jetuar dhe ringjallet ashtu siç vdes.*" (Munavi, Fejzu'l Kadir, Serhi'l Xhamiu's Sagir v 663.)

Ka shumë shembuj të kësaj natyre. Le të cekim njërin prej tyre:

Një muezin në Adapazar duke ardhur për vizitë tek babai im Musa, pasi kishte falur namazin e drekës, kaloi me biçikletë në anën tjetër të rrugës. Në këtë kohë, një mjet që kalonte me shumë shpejtësi, nuk mundi të ndalonte në dritën e kuqe dhe u përplas me muezinin, i cili pasi u rrokullis dhe ra në tokë pas përplasjes së furishme, në momentin e fundit të jetës së tij tha me zë të lartë një shprehje domethënëse që u dëgjua si nga shoferi që e aksidentoi dhe nga njerëzit e mbledhur në qoshe të rrugës:

- **Zoti im, tek Ti po vi!**

Ja pra, e gjithë çështja është të arrish ta dorëzosh jetën tënde me qetësi drejt Allahut, në frymën e fundit, pra të arrish të thuash: - Zoti im, tek Ti po vi!, duke ndjerë lumturi në momentin e fundit, moment i cili është ëndrra e frikshme e çdo njeriu. Allahu na e bëftë të mundur këtë lumturi! Amin!

Shprehja e të parëve: **"Ena e ujit thyhet në rrugën e ujit"** është një shprehje kuptimplotë e këtij shembulli. Pra, shpirtrat me ato çfarë janë marrë më shumë në jetë, me ato do të merren edhe duke vdekur.

Sigurisht ka edhe përjashtime. Pra, një njeri, ndonëse duhet të kalojë jetën me punë të mira, që të mund të japë frymën e fundit me besim, nuk është i sigurt për atë që do të arrijë me mëshirën e Zotit vetëm duke i besuar asaj.

Dhe e kundërta, një njeri nuk duhet t'i humbë shpresat nga mirësia dhe mëshira e Allahut duke parë jetën sufiste dhe gjynahet e bëra pasi fakti se në ç'mënyrë do të jepet fryma e fundit, është një e fshehtë hyjnore.

Ashtu sikurse shembujt e robërve të mirë që janë treguar në librin e shenjtë, në Kuran, si personalitete që luftojnë të mbrojnë besimin e tyre në frymën e fundit, dhe e kundërta e kësaj, fundi i mjerueshëm i atyre që i dorëzohen gjendjes shpirtërore duke kaluar një jetë me mirësi dhe që më pas vdesin duke rënë në kufër, paraqitet në këtë libër si një pasqyrë mësimdhënëse.

Përveç kësaj, Iblisi, Karun, Belum bin Baura (Bël'am bin Baura,) të cilët nuk arritën të pasurojnë dijen e tyre dhe të pastrojnë nefsin, si dhe Salebe, që ra pre e dëshirave të botës duke qenë sahabe, janë shembuj shumë të mjerueshëm.

Siç dihet, Iblisin[8], më parë Zoti e ka vendosur në një post të lartë, por ai si rezultat i mendjemadhësisë së tij doli me pretendimin se ishte më i lartësuar se Hz. Ademi (a.s.) Kjo bëri që ai të kundërshtojë urdhërin e Zotit. Në përfundim, pafuqia e mendjemadhësisë dhe e inatit të tij e bëri atë të mjerë përgjithmonë.

Edhe Karuni më përpara, ishte i varfër dhe i drejtë. Pas Musait (a.s.), ai e komentonte më mirë Tevratin. Atij iu dhurua shkenca e Simjas[9] me begatinë e duasë së Musait (a.s.), por më pas, duke iu nënshtruar hileve të vetvetes dhe të shejtanit u mënjanua nga bota shpirtërore. Çelësat e thesareve ishin aq të rënda saqë ishte e vështirë t'i mbante peshë një popull i fuqishëm, por Musai (a.s.) kur e urdhëroi të jepte zeqatin, ai me mospërfillje gjeti guximin të thoshte:

8. Shejtani, djalli.
9. Shkenca e Alkimisë.

*- A të kanë ngelur sytë tek malli im? Këto i kam fituar vetë.*

Malli e kishte bërë atë mendjelehtë dhe ishte bërë shkak i shkatërrimit të tij.

Karuni, kishte filluar të kishte zili gradat shpirtërore të Musait (a.s.). Ai filloi të ketë zili tepër të madhe Musain (a.s.) dhe si rezultat u shkatërrua duke kaluar në fund të tokës së bashku me thesaret e tij me të cilat mburrej.

T'i japësh zemrën dhe shpirtin botës që është kurth i mallit dhe i pasurisë duke harruar Zotin si zotërues i kësaj pasurie, është dhimbja më e madhe e paditurisë.

Vetë Belum bin Bauras, ishte një rob i devotshëm dhe i drejtë, të cilit Allahu Teala ia mësoi emrin madhështor. Ky person njihej si një drejtues dhe dijetar mes bijve të Ismailit, por më pas, si rezultat i prirjes drejt epsheve të tij, humbi vetveten, madje u nda nga jeta pa besim. Kështu është sqaruar kjo ngjarje në Kuran:

**"Tregoju atyre (hebrenjve) për njeriun, të cilit Ne i mësuam shpalljet Tona, por u largua prej tyre. Kështu djalli e pushtoi atë dhe ai u bë nga të humburit. Sikur të donim, do ta ngrinim atë (me shpalljet Tona), por ai u mbërthye pas jetës tokësore dhe u dha pas dëshirave të veta. Shembulli i tij është si shembulli i qenit: nëse e ndjek, ai të nxjerr gjuhën, nëse largohesh, ai përsëri të nxjerr gjuhën. Ky është shembulli i njerëzve, që mohojnë shpalljet Tona. Tregojua atyre këto ngjarje, në mënyrë që ata të mendojnë."** (El-A'raf, 175-176)

Një shembull nga koha e lumturisë është edhe shembulli i Salebes për ata të cilët ndërrojnë lumturinë e përjetshme me varfërinë e përjetshme duke u mashtruar nga kthetrat e kësaj bote ndërkohë që janë robër të përkushtuar. Ndërkohë që në fillim nuk ndahej nga xhemati dhe bisedat fetare (sohbetet)[10] të Pejgamberit (a.s.). Me të marrë në dorë një pasuri të madhe në shpirtin e tij zuri vend dashuria për këtë botë, kështu me kalimin e kohës e la mënjanë xhematin, madje ra në

10. Bisedat kryesisht me tematikë fetare.

një gjendje të mjerueshme, aq sa la pas dore edhe dhënien e zeqatit që është farz. Megjithëse më pas u pendua se nuk mbajti fjalën e të dërguarit të Zotit, ndërkohë që po jepte shpirt në një gjendje tronditëse të padobishme, në veshët e tij kumbonin fjalët e Pejgamberit (a.s.):

*"O Salebe, më mirë pak pasuri me të cilën do të dish të falënderosh se shumë pasuri që të harrosh edhe falënderimin."*[11]

Shumë domethënëse është edhe kjo situatë e Sufjan Theurit që është një nga personalitetet më të mëdha të historisë së tasavvufit:

Sufjan Theuri që në moshë të re e kishte belin e përkulur dhe kur e pyesnin për këtë përgjigjej:

*- Kam pasur një mësues prej të cilit kam marrë mësim. Edhe pse në momentin e fundit të jetës së tij iu gjenda pranë, ai nuk mundi ta thoshte shehadetin. Duke parë këtë, beli im u përkul.*

Siç shihet, fundi nuk dihet. Ashtu sikurse ka pasur nga ata të cilët kanë jetuar në rrugë të shtrembër dhe në fund të jetës së tyre arritën në rrugë të drejtë si shembulli i magjistarëve të Faraonit, ka pasur edhe nga ata që kanë jetuar në rrugë të drejtë, por në fund të jetës, e kanë mbaruar librin me gjynahe, si shembulli i Karunit dhe i Belum bin Bauras. Për rrjedhojë nefsi dhe shejtani e presin robin në kurth dhe me të gjetur rastin e tërheqin atë nga rruga e drejtë pavarësisht nivelit të tij shpirtëror, pasi shejtani, ashtu siç thuhet edhe në Kuran, i tha Zotit:

**"(Iblisi) tha: Për shkak se Ti më flake tej, unë do t'u zë pritë njerëzve në rrugën Tënde të drejtë."** (El-A'raf, 16), dhe kërkoi që t'i jepej kohë deri në ditën e ringjalljes dhe për arsye të provimit, atij iu dha kjo kohë.

Kështu e pranon shejtani faktin që vetëm robërit e mirësisë mbahen të veçuar nga ky shqetësim.

**"Robërit e Tu, të cilëve u ke mbrojtur mirësinë, janë të veçuar."**[12]

11. Shih: Taberi, Tefsi, XIV, 370-372; Ibn-I Kethir, Tefsir, II, 388
12. Shih: Sad, 79-83

Asnjë rob, përveç Pejgamberëve nuk është i sigurt nga ana e besimit. Prandaj, çdo besimtar duhet të përpiqet të vlerësojë me përpikmëri vlerën e jetës së dhënë. Mënyra e vetme për të shpëtuar nga streset e ftohta të vdekjes, është vetëm përpjekja për të kaluar një jetë në mirësi.

Ata që janë të përgatitur, në vend që të kenë frikë nga vdekja, e mendojnë atë si një rrugë drejt arritjes së përhershme. Këto janë robërit e lumtur që kanë arritur "ta zbukurojnë vdekjen", ndërsa ata të cilët e shkatërrojnë ahiretin me një jetë të pavetëdijshme, nuk mund të shpëtojnë nga dridhjet e ftohta që ndjejnë përpara vdekjes së frikshme dhe të errët. Mevlana shprehet:

*"O bir! Vdekja e secilit është tek vetvetja. Për ata të cilët e urrejnë vdekjen pa menduar se ajo e lidh njeriun me Allahun, për ata të cilët janë armiq të vdekjes, vdekja duket si një armik i frikshëm. Përpara atyre që e kanë mik atë, vdekja del si një mik i tyre."*

*"O shpirt, që frikësohesh nga vdekja! Ne fakt nëse dëshiron të vërtetën, ti nuk frikësohesh nga vdekja, por nga vetja jote."*

*"Pasi ajo prej së cilës je frikësuar kur ke parë në pasqyrën e vdekjes, nuk ka qenë rrethi i vdekjes por fytyra jote e shëmtuar. Shpirti yt i ngjan një peme, ndërsa vdekja është një gjethe e kësaj peme. Çdo gjethe është sipas llojit të pemës."*

*"Ja pra, një rob, nëse del jashtë karakterit të tij në këtë botë dhe vendos të ecë në drejtim të cilësive engjëllore që fshihen në shpirtin e tij, pra nëse i përshtatet të fshehtës: "Të vdesësh para se të vdesësh", arritja tek Zoti i Madhëruar dhe i Lartë shihet si një hap i parë i domosdoshëm. Në këtë mënyrë vdekja, që është shkak i frikës së tmerrshme nga zjarri, kthehet ndër shpirtra me emocionin e arritjes në "Refik-i A'la", pra në "shokun e ngushtë më të lartësuar."*

Momentet e fundit të Pejgamberit (a.s.) ishin lotët që rridhnin nga emocioni i këtij çasti. Ai, duke qenë se në çdo rast i ka zbatuar me përpikmëri urdhërat e Zotit, vdekjen e kishte kthyer në një ditë të gëzueshme duke e shijuar atë. Përveç kësaj, sipas një transmetimi të

Aishes dhe të Hz Alisë (r.a.) tre ditë para se të vdiste Pejgamberi (a.s.), Allahu çdo ditë e ka pyetur Pejgamberin për gjendjen e tij me anë të Xhebrailit. Në ditën e fundit, edhe pse aty pranë ishte meleku i vdekjes Azraili, Xhebraili erdhi dhe i tha:

*"O Pejgamber i Zotit! Meleku i vdekjes kërkon leje që të hyjë pranë teje! Në fakt për asnjë bir të Ademit para teje nuk ka kërkuar leje që të hyjë! Edhe pas Teje tek asnjë bir të Ademit nuk do të kërkojë leje që të hyjë! Jepi leje atij!*

Meleku i vdekjes hyri brenda dhe qëndroi përpara Pejgamberit (a.s.) duke thënë:

- *O Pejgamber! Allahu i lartë më dërgoi tek Ti dhe më urdhëroi që t'i nënshtrohem çdo urdhëri Tënd) Nëse dëshiron do të të marr nga kjo jetë! Nëse dëshiron do të të lë!*

Pejgamberi (a.s.) pyeti:

- *O meleku i vdekjes! Ti (me të vërtetë) do të veprosh kështu?*

Azraili u përgjigj:

- *Unë jam porositur që të të nënshtrohem Ty në çdo drejtim që do të urdhërosh.*

Xhebraili vazhdoi:

- **O Ahmed! Allahu i Lartë ka mall për Ty!**

Pejgamberi (a.s.) tha:

- *Ajo që vjen nga ana e Zotit është më e dobishme dhe më e vazhdueshme. O meleku i vdekjes! Eja, çoje në vend atë për të cilën je urdhëruar! Merre shpirtin Tim!*

Pejgamberi (a.s.) futi dy duart në enën e ujit që kishte pranë, lagu fytyrën dhe tha:

*"La il-lahe il-lallah! Vdekja ka vuajtje dhe mundim sa të lë pa mend!"*

Ngriti dorën, i drejtoi sytë për te tavani i shtëpisë dhe tha:

*- **O Zoti im! Refik-i A'la, Refik-i A'la (miku im i ngushtë i Lartësuar, miku im i ngushtë i Lartësuar)**,* duke lënë pas një jetë plot kujtime që janë shprehje e dashurisë së Tij ndaj Zotit, kaloi nga kjo botë e përkohshme në botën tjetër të vërtetë.[13]

Husamedin Çelebi (Husameddin Çelebi,) nxënësi i mistikut të madh Mevlana, i cili pasi bëri një jetë të frytshme robërore jetoi me dëshirën e zjarrtë për t'ia dhënë frymën e fundit Allahut, e transmeton kështu çastin e lamtumirës së tij kësaj bote.

*"Një ditë, Shejh Sadredin (Shejh Sadreddin) së bashku me dervishët e tjerë erdhën për vizitë tek Mevlana që ishte i sëmurë në shtrat. Ata u mërzitën duke parë gjendjen e Mevlanës. Shejh Sadredin tha:*

*- Allahu të shëroftë sa më shpejt! Shpresoj të bëheni mirë plotësisht.*

*Ndërsa Mevlana u përgjigj:*

*- Tashmë shërimi qoftë i shenjtë për ju! Mes të dashuruarit dhe të dashurit ka mbetur një hapësirë sa një qime floku. A nuk dëshiron që edhe ajo të ngrihet dhe drita të kalojë në dritë?*[14]

Mevlana nuk e ka parë si një gjë të frikshme vdekjen, që është shkaku i frikës dhe i tensionit të madh për njerëzit. Përkundrazi, vdekjen e ka menduar si shpëtim nga kurbeti dhe si arritje në "Husn-i Mutlak", pra arritje tek Zoti që është zotërues i bukurisë së pafundme. Kështu e shpreh Mevlana në një pjesë të tij, ndjenjën e vdekjes:

*"Kur të vdes unë, mos më thoni vdiq pasi i vdekur isha, u ringjalla me vdekje. Miku i ngushtë më mori dhe më çoi mua…"*

Për këtë arsye, Mevlana, i ka thënë*: "Sheb-i Arus", pra "nata e dasmës",* kohës që do t'i japë lamtumirën kësaj bote.

❀

13. Shih: Ibn-i Sa'd, Tabakat, II, 229, Belazuri, Ensabu'l Eshraf, 1, 565, Ahmed bin hanbel, VI, 89.
14. Shih: Ebu'l-Hasan En-Nedevi, Historia e Lidërve të Islamit, V. 1, f. 449.

Padyshim, jeta e qetë në këtë botë e sa e sa miqve të ngushtë të Drejtësisë si Mevlana, Junus Emre (Yunus Emre), Aziz Mahmud Hydaji (Aziz mahmud Hudayi) etj. do vazhdojë edhe në varr. Vargjet e mëposhtme e shprehin qartë dhe bukur një qetësi të tillë:

*Vdekja është vendi i beharit të qetësuar në një gradë të lartë të lumturisë,*
*Shpirti i saj në çdo vend si nga deti, me vite avull lëshon,*
*Dhe në varrin tënd që fle poshtë selvive të freskëta,*
*Çdo seher*[15] *çel një lule, çdo natë një bylbyl këndon.*

Jahja Kemal

Për t'u lidhur me vdekjen në këtë nivel, nevojitet të kalosh një jetë duke përmbushur urdhërat hyjnorë, duke shpëtuar nga egoja e vetvetes dhe të përgatitesh për në frymën e fundit. Allahu thotë në Kuran:

وَاعْبُدْ رَبَّكَ حَتَّى يَأْتِيَكَ الْيَقِينُ

**"Dhe adhuroje Zotin tënd derisa të të vijë vdekja."** (El-Hixhr, 99)

Ja pra, formula që bën thelbësore jetën e të gjithë miqve të ngushtë të Zotit!

Çdo i ditur dhe shpirt i dashuruar është përpjekur të dërgojë te Zoti i tij një "zemër të mirë", që është borxhi i robërisë duke e zbukuruar jetën e dhënë porosi nga Zoti, me adhurim dhe bindje të plotë ndaj Sirat-i Mustekijm. Pra shprehja e nënshtrimit që ka thënë Pejgamberi (a.s.) **"Refik-i A'la, Refik-i A'la", "miku im i ngushtë më i lartësuar, miku im i ngushtë më i lartësuar"**, ka ardhur si vazhdimësi edhe tek pasardhësit e Tij.

Një shembull të mirë përbën për ne edhe gjendja e fundit e njërit prej miqve të ngushtë të Zotit, Mahmud Sami Efendiu (Mahmud Sami Efendi), që u përpoq të kalonte gjithë jetën e tij duke praktikuar synetin e Pejgamberit (a.s.). Sami Efendi ishte një mik i ngushtë i Zotit që shpirtin e kishte të mbushur plot dashuri për Pejgamberin (a.s.).

15. Koha e mesit të natës.

Ashtu si një person që ecën në dëborë dhe kush shkon pas tij, ecën sipas gjurmëve që lë nga pas, ashtu edhe Sami Efendi e ka kaluar jetën e tij duke ndjekur në të njëjtën mënyrë gjurmët e Pejgamberit (a.s.). Për rrjedhojë, atij iu bë e mundur që të jepte frymën e fundit me po atë dashuri dhe emocion që ndoqi gjurmët e Pejgamberit (a.s.) gjatë gjithë jetës së Tij. Ato që ndodheshin pranë tij në momentin e fundit, dëgjuan vetëm fjalët: *"Allah, Allah, Allah".*

Në fakt, jo vetëm gjuha, por edhe qelizat dhe shpirti i Tij thanë gjithmonë *"Allah".*

Si përfundim, e gjithë çështja është të jesh një njeri i mirë dhe të japësh shpirtin si i tillë, sepse dëshira e Krijuesit të gjithësisë është të bëhemi robër të rregullt, të përpiktë, me karakter të fortë me shembull Profetin (a.s.).

Të meritosh lëvdatën e Zotit "Sa rob i mirë!" do të thotë t'ia dhurosh shpirtin Allahut me dëshirë. Lidhja e shpirtit me këtë dashuri hyjnore arrihet me pastrimin e zemrës në mënyrë që të zërë vend rrezatimi hyjnor. Prandaj, të shpresojnë që çdo frymëmarrje të jetë përgatitje për frymën e fundit.

Nga ana tjetër, të gjitha humbjet dhe dëmet shpirtërore, vijnë si rrjedhojë e harresës së Zotit. Në ajetin kuranor thuhet:

وَلَا تَكُونُوا كَالَّذِينَ نَسُوا اللَّهَ فَأَنسَاهُمْ أَنفُسَهُمْ أُوْلَئِكَ هُمُ الْفَاسِقُونَ

**"Mos u bëni si ata që e harruan Allahun, kështu që Ai i bëri të harronin vetveten! Pikërisht ata janë të pabindurit."** (El-Hashr, 19)

Me të vërtetë, të gjitha gjynahet fillojnë të hyjnë në mes kur harrojmë Zotin. Një njeri duke thënë fjalën "Allah" dhe duke qenë i vetëdijshëm për vdekjen, i kushton kujdes sjelljeve dhe adhurimeve, jeton me përpikmëri për të mos lënduar asnjë shpirt, askënd nuk mund ta lëndojë as me gjuhë dhe as me sjellje. Këtë e shpreh bukur edhe Junus Emre:

*Shpirti është vendi i Çalabit[16],*
*Çalabi shikoi shpirtin.*
*Dy botëra fatkeqe!*
*Kush e lan zemrën?*

Allahu, në shumë ajete kuranore na paralajmëron se si duhet të jetë frymëmarrja jonë dhe se si duhet të jenë rrahjet e zemrës në mënyrë që të mos bien pre të një fundi të dhimbshëm. Në këtë aspekt, e gjithë çështja është të jetojmë ndjeshmërisht sipas këtij ajeti kuranor:

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُواْ اتَّقُواْ اللّهَ حَقَّ تُقَاتِهِ وَلاَ تَمُوتُنَّ إِلاَّ وَأَنتُم مُّسْلِمُونَ

**"O besimatarë! Kijeni frikë Allahun ashtu si i takon Atij dhe vdisni vetëm duke qenë myslimanë."** (Al-i Imran, 102)

Përkundrazi, s'ka asnjë rëndësi nëse jeta në këtë botë të përkohshme është e gjatë apo e shkurtër. Në fund të fundit, të gjitha jetët janë shprehje të kësaj thirrjeje kuranore:

كَأَنَّهُمْ يَوْمَ يَرَوْنَهَا لَمْ يَلْبَثُوا إِلاَّ عَشِيَّةً أَوْ ضُحَاهَا

**"Ditën kur do ta shohin atë, do t'u duket se kanë qëndruar (në Tokë) veç një mbrëmje apo një mëngjes."** (En-Nazijate, 46)

Të gjitha ato që do të jetojmë janë një robëri, një adhurim, një nënshtrim sa një natë apo një mëngjes. Shumë domethënëse është edhe kjo këshillë e Xhunejd Bagdadi (Cuneyd Bagdadi):

*"Një orë e kësaj bote është më me vlerë se një mijë vite të kiametit, pasi nuk mund të bëhet një punë që të shpëtojë."*

Ja pra, çdo stinë, çdo ditë dhe çdo orë që kemi përpara është një rast i mirë për përkushtim, ibadet dhe nënshtrim. Gjithashtu edhe haxhi[17] që realizohet këto ditë është një punë e frymës së fundit. Ihra-

16. Perëndia
17. Këto terma zënë vend këtu pasi ky shkrim është shkruar pikërisht në kohën e Haxhit.

mi që vishet atje është në copën e qefinit. Arafati është vendi i tokës dhe i lutjes. Gjuajtja me gurë e shejtanit është arritja në vetëdijen se në ç' mënyrë duhet të godasim me gurë epshin tonë të brendshëm për të arritur të shkëputemi nga lidhjet e përditshme me të. Dhe së fundi të kujtojmë lidhjen me Zotin duke u bërë njeri pa gjynahe sikurse një fëmijë i lindur. Shkurt! Haxhi është një provë e vogël në drejtim të asaj që çfarë hapash duhet të zgjedhim për të arritur në frymën e fundit….

Allahu Teala na e bëftë të mundur një haxh të tillë!

**O Zot! Na e bëj të mundur të kalojmë një jetë të frytshme që të japim frymën e fundit tek Ti me dashuri dhe etje!**

**Amin!..**

# Fryma e Fundit
# 3



*Fryma e fundit është si një pasqyrë pa avull, pa gërvishtje dhe pa njolla. Në këtë pasqyrë, çdo njeri sheh shumë qartë gjithë jetën e tij me bukuritë dhe gjërat e shëmtuara. Në atë moment asnjë perde nuk zbret para syve dhe veshëve. Përkundrazi të gjitha ngrihen dhe çdo lloj rrëfimi (për të vërtetën) e përfshin mendjen dhe shpirtin në pendim.*

# *Fryma e fundit -3-*

Fryma e fundit është si një pasqyrë e pastër dhe pa avull. Në frymën e tij të fundit, njeriu njeh më së miri veten e tij. Llogaria e jetës paraqitet para syrit dhe zemrës. Për këtë arsye nuk ka pamje më domethënëse për njeriun se sa momenti i vdekjes.

Sikurse njoftohet edhe në Kuran, Faraoni e kaloi jetën e tij duke i ngritur krye Zotit, vetëm në Këzëlldeniz (Kizildeniz) [4] njohu jetën e tij të vërtetë që e kishte çuar dëm dhe veten e tij duke iu nënshtruar dhimbjes së thellë hyjnore. Ai ndjeu një pendim të madh në vetvete duke e kuptuar në momentin e fundit se sa gjë e ulët dhe e mërzitshme ishte në realitet madhështia e tij në këtë botë. Ja si tregohet kjo në ajetin e mëposhtëm kuranor:

**"Ne i mbartëm izraelitët përtej detit dhe Faraoni me ushtrinë e tij i ndoqi ata nga ligësia dhe armiqësia. Por, kur po mbytej, (Faraoni) tha: 'Besoj se s'ka Zot tjetër përveç Atij që i besojnë bijtë e Izraelit; dhe unë jam ndër myslimanët'."** (Junus, 90)

Por çdo gjë kishte përfunduar... Kështu i tha Allahu Teala, Faraonit që e ndiente veten të detyruar të mbrohej pas hallkës së besimit në kohën e rrezikut të mbytjes në tmerrin e Kizildenizit:

**"Vallë, tani (po beson), ndërkohë që më parë ishe i padëgjueshëm dhe ngatërrestar?"** (Junus, 91)

Ja pra, zgjimi pendimi dhe besimi në momentin e frymës së fundit i atyre, të cilët vetëm kur janë në çaste të vështira i thërrasin mendjes dhe kur qetësohen rikthehen si më parë. është veçse një humbje.

Nisur nga kjo, të pendohesh në momentin e fundit është një pretekst i një mashtrimi të madh. Sa e dhimbshme është të mos dëgjosh

thirrjet e thella dhe pa zhurmë të vdekjes duke u rrokullisur brenda portave dhe surprizave të jetës dhe të jetosh duke mos menduar se një ditë edhe ne do kalojmë nga ajo derë!

Allahu Teala në shumë ajete kuranore na tregon se e ka krijuar jetën me qëllim provimi. Këto ajete kuranore janë një shenjë paralajmërimi hyjnor përkundrejt harresës së qëllimit kryesor kur njeriu zhytet në padituri:

**"Çdo njeri do ta shijojë vdekjen! Ne ju vëmë në provë me të keqe dhe me të mirë dhe te Ne do të ktheheni."** (El-Enbija, 35)

**"Ai i ka krijuar jetën dhe vdekjen, për t'ju provuar se kush prej jush do të veprojë më mirë; Ai është i Plotfuqishmi dhe Falësi i madh."** (El-Mulk, 2)

Për këtë arsye të gjitha frymët që japim dhe marrim me adhurimet, punët dhe moralin në këtë jetë, janë si një lloj busulle e frymës së fundit. Në të njëjtën kohë ajo është si një përkthyese e gjendjes sonë në këtë botë dhe në ahiret.

Imam Gazali shprehet:

*"Kush nuk arrin të kuptojë qëllimin e kësaj jete në këtë botë, nuk ka për ta shijuar lidhjen hyjnore në ahiret. Njeriu s'mund të bëhet zotërues i një diçkaje në ahiret kur nuk e ka dhënë bedelin[18] e asaj që ka fituar në këtë botë secili çfarë ka mbjellë këtu, do të korrë në botën tjetër. Secili do të vdesë ashtu siç ka jetuar dhe do ringjallet ashtu siç ka vdekur. Ja pra, sa i suksesshëm të jetë në marifet, pra në njohjen e Zotit dhe në realizimin e punëve në përshtatje me të në këtë botë, aq do marrë mirësinë e tij pikërisht në botën tjetër."*

Në fakt secili në këtë botë e përgatit veten e tij për dënim apo për shpërblim me çdo frymë që merr dhe jep. Kështu na këshillon Allahu, ne, robërve të Tij, në këto ajete:

**"O ju që besoni! Ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë e mbikëqyrin**

18. Shpërblimin, hakun.

**engjëj të fuqishëm e të ashpër, të cilët kurrë nuk i kundërshtojnë urdhrat e Allahut, por i zbatojnë menjëherë ato.”** (Et-Tahrimë, 6)

**“Kur Xhehenemi të flakërojë dhe Xheneti të afrohet, atëherë çdokush do të marrë vesh çfarë kishte përgatitur (për këtë ditë).”** (Et-Tekvir, 12-14)

**“Pra, ku po shkoni?”** (Et-Tekvir, 26)

Çdo njeri duhet të ketë kujdes drejtimin e marrë dhe përgatitjen e tij. Këtë nuk duhet ta lërë për në momentin e fundit, por duhet të veprojë gjatë gjithë jetës me përkushtim, pasi fitimi dhe humbja i përkasin kësaj bote. Në varr nuk bëhet fjalë as për fitim e as për humbje.

Ata që bien në kurthin e mashtrimit të gjërave tërheqëse dhe madhështisë personale të përkohshme në këtë botë dhe që e dobësojnë gjendjen e tyre shpirtërore, padyshim do mbesin nën tokë, nën prehrin e dhimbjes dhe të mërzitjes. Veç kësaj, nuk dihet se sa do të jetë pjesë e kësaj bote, jeta nën tokë. E parë në këtë drejtim, detyra e një njeriu të pastër mendërisht është të përgatitet për jetën e gjatë në varr dhe jetën e përtejme.

Nga ana tjetër, fytyra e zezë e vdekjes e cila ndriçohet me dritën e besimit në zemrat e besimtarit, nuk është më një frikë e llahtahshme, por lajmi i një ringjalljeje të përhershme. Varrezat plot adresa të miqve e familjarëve, nuk janë vende errësire për besimtarët, por vend i një udhëzimi pa fjalë.

Jeta për një besimtar të vetëdijshëm është një e natyrshme që të jetohet me vdekjen. Një besimtar i vërtetë është një njeri paqësor me vdekjen pasi, përderisa ai jeton i përgatitur për të, shpirti i tij është i qetë. Shkurt, bukuria e momentit të fundit varet nga dashuria që kemi për Zotin dhe përqendrimi i kësaj dashurie në shpirtin tonë. Në të kundërt, një jetë që përfundon me “dashurinë për botën dhe urrejtje ndaj vdekjes” është një dhimbje e madhe.

Përgatitjen për një jetë tjetër mund ta shprehim, si një mundësi për të kuptuar thënien e Zotit në Kuran: “**Cilësitë që dëshiron**”, pra mundësia për t’u bërë një rob, i cili në fund të devotshmërisë dhe mi-

rësisë arrin të ketë cilësi të bukura, si: mëshirë, dhimbje, ndihmesë, sakrificë dhe durim, duke u bërë një rob i dashur për Zotin. Sipas kësaj, një besimtar, duke përfituar nga zemërgjerësia e Zotit, duhet të jetë i mirë dhe bujar. Devotshmëria dhe sadakaja duhet të jenë tregues të shpirtit të tij. Nga ana tjetër, të largohesh nga cilësitë negative që Zoti nuk i do, si: psh. zilia, mendjemadhësia, shpenzimi i tepërt, dhuna, fitneja, thashethemet, shpifja dhe gënjeshtra përbëjnë një pjesë të rëndësishme të përgatitjes për në frymën e fundit.

Që njeriu të arrijë të japë frymën e fundit me Husn-i Hatime, pra me besim, së pari nevojitet pastrimi i zemrës, pra pastrimi nga gjërat e shtrembëta dhe zotërimi i cilësive të larta hyjnore pasi kur zemra arrin shkallën e devotshmërisë me këtë rrugë është ndriçuesi, udhëzuesi më me vlerë i udhëtimit të jetës. Shprehjet e mëposhtme të Mevlanës e shpjegojnë më së miri këtë realitet:

*"Varreza nuk bëhet as me gurë, as me dërrasa e as me copa. Është e domosdoshme t'i bësh një varr vetes në botën e pastërtisë tënde shpirtërore në një shpirt pa njolla, që për këtë arsye të zhdukësh mendjemadhësinë dhe pretendimin tënd para qenies së Lartë të Zotit."*

Duhet të jemi të mbushur plot me ndjenja shpirtërore ndaj Allahut dhe Pejgamberit (a.s.) që zemra të pastrohet plotësisht dhe të ngrihen në një shkallë të lartë. Treguesi më i madh i dashurisë ndaj Allahut është nënshtrimi ndaj Tij. Të pretendosh për një lidhje të lartë shpirtërore duke qenë kundër Zotit, do të thotë të mashtrosh veten.

**"Thuaj (o i dërguar): Nëse etërit tuaj, bijtë tuaj, vëllezërit tuaj, gratë tuaja, farefisi juaj, pasuria juaj që e keni fituar, tregtia për të cilën keni frikë se nuk do të shkojë mirë dhe shtëpitë ku e ndieni veten rehat, janë më të dashura për ju se sa Allahu, i Dërguari i Tij dhe lufta në rrugën e Tij, atëherë pritni deri sa Allahu të sjellë vendimin (dënimin) e Tij. Allahu nuk e udhëzon në rrugën e drejtë popullin e pabindur."** (Et-Tevbe, 24)

Prandaj, duhet ta vendosim mbi çdo gjë dashurinë tonë të madhe hyjnore ndaj Allahut dhe Pejgamberit (a.s.) dhe ta çojmë më tej atë deri në momentin e fundit. Kjo arrihet me punë dhe adhurim. Kështu, ka

shumë dallim mes robërisë brenda së cilës ka një shpirt, i cili merret me dashuritë e kohës së kësaj bote duke qëndruar larg Krijuesit të gjithësisë dhe robërisë brenda së cilës ka një shpirt plot dashuri ndaj krijuesit, pasi gjendja dhe sjelljet e një besimtari të lidhura me dashurinë e vërtetë, me Allahun dhe Pejgamberin, lidhjet e tij njerëzore, jeta e nënshtruar dhe adhurimet ngrihen në shkallën më të lartë. Në përgatitjen për në frymën e fundit, një besimtar duhet të çojë në vend adhurimet me një ndjenjë të lartë shpirtërore. Allahu, duke numëruar cilësitë e një besimtari të shpëtuar, thotë:

قَدْ أَفْلَحَ الْمُؤْمِنُونَ الَّذِينَ هُمْ فِي صَلَاتِهِمْ خَاشِعُونَ

**“Me të vërtetë, janë të shpëtuar besimtarët, të cilët janë të përulur në namazin e tyre.”** (El-Mu'minun, 1-2)

Për ato, të cilët i falin pa vetëdije namazet e tyre, Allahu në Kuran thotë:

فَوَيْلٌ لِّلْمُصَلِّينَ الَّذِينَ هُمْ عَن صَلَاتِهِمْ سَاهُونَ

**“Mjerë ata, të cilët kur falen janë të pakujdesshëm për namazet.”** (El-Maun, 4-5)

Siç shihet, Allahu Teala dëshiron që robërit e Tij të bëjnë një jetë me adhurime në përputhje të plotë me rregullin që formon zemra dhe trupi. Dhe kjo Murad-i Ilahi (dëshirë hyjnore), padyshim që nuk i përket vetëm namazit, por përbën bazën e të gjitha adhurimeve si agjërimi, haxhi, infaku (dhënia në rrugë të Allahut) etj.

Agjërimi duhet të na bëjë të vetëdijshëm të kuptojmë madhështinë e mirësive, të na afrojë pranë kësaj fuqie, të na forcojë shpirtërisht ndaj atyre që jetojnë në varfëri. Gjithashtu agjërimi është një tjetër tregues i rëndësishëm që na detyron të qëndrojmë sa më larg gjërave të dyshimta dhe harameve pasi për një periudhë të caktuar kohe na ka ndaluar edhe nga disa gjëra të cilat janë hallall, ndërsa në haxh duhet të për-

jetojmë një meditim të thellë që të fut thuajse në qefin, gjë që të kujton se sa i vogël është njeriu përpara madhështisë hyjnore. Një besimtar, i cili adhuron duke ndihmuar, i ngjan një njeriu që jeton i vetëdijshëm se pasuria i takon vetëm Allahut. Veçanërisht, një besimtar bamirës si mund ta shohë mallin e tjetrit? Por botëkuptimi i robërisë që qëndron në themel të adhurimeve varet nga dashuria e rrënjosur në shpirt. Kur shpirti pastrohet, adhurimet arrijnë në shkallën e vërtetë dhe atje ndriçon drita e diellit të Zotit.

Shembullin më të mirë për këtë e shohim tek jeta e Pejgamberit (a.s.) dhe e shokëve të Tij. Pejgamberi (a.s.) nuk ndante asnjë gjë në jetë nga e vërteta e Ahiretit. Ai i kushtonte kujdes domosdoshmërisë së brumosjes së adhurimeve me gjendjen e thellë shpirtërore në frymën e fundit.

Një ditë një sahab erdhi te Ai dhe i tha:

*- O Pejgamber i Zotit! Më udhëzo, por kjo të jetë e shkurtër dhe thelbësore*!

Më pas Pejgamberi (a.s.) iu përgjigj:

*"Fale namazin sikur po i jep lamtumirën (jetës) ! Mos thuaj një fjalë që kërkon falje! Hiqi shpresat prej gjërave që kanë në dorë njerëzit!* (Ibn Maxhe, Zuhd 15, Ahmed ibn Hanbel, Musned v 412)

Në këtë drejtim edhe ne, si besimtarë që me mundim dhe sakrificë përgatitemi për vdekje, jemi të detyruar që krahas adhurimeve t'u japim një pamje ndryshe punëve dhe sjelljeve tona duke marrë fryte nga Sunneti Ilahije[19] të bëhemi robër të dobishëm për bashkësinë Muhamedane dhe të dëshirojmë për vëllain tonë besimtar atë çfarë dëshirojmë edhe për vete. Në përfundim, dashuria që ndjejmë për Allahun dhe Pejgamberin duhet të jetë epiqendër për të parë me syrin e Krijuesit ato që dalin nga shpirti ynë duke rrokur krejt gjithësinë.

Gjatë përgatitjes për në frymën e fundit është e rëndësishme të thellosh në zemër ndjenjën e mirësisë. Pra, të realizosh në çdo moment bashkimin e zemrës me Zotin dhe ta ndjesh veten gjithmonë në

19. Jeta Profetike.

mbikëqyrjen hyjnore. Lumturia më e madhe e njeriut është bashkimi i tij me Zotin. Por një mendje që nuk është e lidhur me zemrën dhe bie pre e vetes (egos), këtë nuk mund ta kuptojë. Pra nuk kupton lumturinë më të madhe.

Një besimtar duhet të jetë i besueshëm dhe i durueshëm. Ai duhet të mos humbasë gjakftohtësinë dhe ekuilibrin përballë furtunave të jetës, të mendojë provat e vështira që ka kaluar Pejgamberi (a.s.), të kujtojë gjendjen e tij të lavdërueshme "riza" që e shfaqi pa u kursyer aspak, edhe pse humbi pesë fëmijët e Tij, nuk duhet të harrojë fuqinë dhe durimin që shfaqi kur xhaxhai i Tij Hamzai (r.a.) dhe shoku i Tij Mus'ab (r.a.) ranë dëshmorë.

Kush kërkon të vërtetën është i detyruar të piqet shpirtërisht, duke mundur në këtë kohë kalimtare me durim, fanatizmin dhe fatkeqësinë, harresën me dhikr, mosmirënjohjen me falënderim (shyqyr), kryelartësinë me nënshtrim, zemërngushtësinë me zemërgjerësi, egoizmin me dashamirësi, dyshimin me afinitet, dyfytyrësinë me mirësi dhe dashamirësi, mospajtimin me pendim dhe padituriné me meditim.

Veçanërisht, ditët dhe netët e madhërueshme dhe mbi të gjitha kohët e seherit që kryhen me dhikrullah[20] janë rrezet e dritës së një mundësie për t'iu afruar Zotit në këtë botë të përkohshme.

Dielli i lumturisë së Ahiretit është i fshehur në errësirën e seherëve. Të gjithë miqtë e ngushtë të Allahut që kanë jetuar thuajse duke balancuar jetën me vdekjen, me meditim dhe dhikr në errësirat e seherit kanë kërkuar pëlqimin e Zotit, pasi seherët që kalojnë pa meditim dhe dhikr, për ata që janë të dashuruar pas Allahut, janë bërë orët e dhembjes.

Një anë tjetër e rëndësishme është edhe ndihmesa në rrugën e Zotit. Në Kuran thuhet:

وَأَنفِقُواْ فِي سَبِيلِ اللّهِ وَلاَ تُلْقُواْ بِأَيْدِيكُمْ إِلَى التَّهْلُكَةِ

20. Përmendja e Zotit.

**"Shpenzojeni pasurinë në rrugën e Allahut dhe mos e çoni veten tuaj në shkatërrim, por bëni të mira; Allahu me të vërtetë i do bamirësit."** (El-Bakare, 195)

Komentuesit, rrezikun e shprehur në këtë ajet kuranor e kanë theksuar në këtë mënyrë: të qëndrosh larg mundimit, sakrificave dhe infakut në rrugën për shërbim të fesë dhe lartësimit të zërit të Krijuesit për shkak të frikës ndaj varfërisë dhe dashurisë për botën (lidhjes shpirtërore me botën). Sipas kësaj, një besimtar duhet të sakrifikojë në rrugën e Zotit dhe në çdo moment të ndihmojë me mish e me shpirt pasi vetë jeta jonë është një amanet për këtë botë. Duke qenë se shpenzimi në vendin e duhur i këtyre amaneteve përbën një fitim për botën e përhershme, fshehja në epsh duke i grumbulluar këto për arsye të koprracisë dhe pasionit për qetësi dhe rehati jep shkas për humbjen e ahiretit.

Një besimtar, nuk duhet ta harrojë këtë mësim në lidhje shërbimin dhe dhënien e ndihmesës.

Pasi varroset një xhenaze, farefisi i ka mbaruar ngushëllimet, sa krimbat arrijnë tek trupi. Më pas ndërsa trashëgimtarët fillojnë takimet për ndarjen e mallit toka ka filluar ta copëtojë dhe ta tretë trupin. Të dy veprimet në një farë mënyre vazhdojnë dhe përfundojnë së bashku. Ndërkohë që trupi tretet nga njëra anë, ndahet pasuria nga ana tjetër. Shpirti që sheh me habi këtë situatë, kërkon të përplasë dorën në gju si për të shprehur pendimin për atë çfarë ka bërë, por nuk ka as dorë dhe as gju! Vetëm punët veçohen! Punët e devotshme dhe të dobishme në këtë botë do të bëhen pasuria më e dobishme në jetën tjetër.

Pejgamberi (a.s.) thotë:

"*Varri (sipas punëve), ose është një kopsht nga ato të Xhenetit, ose është një skëterrë nga ato të Xhehenemit.*" (Tirmidhi, Kijamet, 26)

Në fund të fundit, jeta në varr, që do të zgjasë deri në ditën e gjykimit, do të marrë formën e saj sipas punëve dhe detyrave të kryera.

Ja pra, ta shpëtosh vdekjen nga humbja dhe të arrish ta kthesh atë në një fitore, ta kthesh atë në një ditë të lumtur dhe jo ditë zije

është një fitore për ata që dinë se ç' është vdekja dhe përgatiten për të. Njëri nga ata të lumturit që arriti tek Zoti pas një jete të begatë, një nga personalitetet shembull që i dha një dhuratë të rrallë historisë sonë, është edhe luftëtari i quajtur Zabit Muzaffer.

Një i ri besimtar, i cili pati një rol të rëndësishëm në luftën e Çanakalesë edhe pas luftës nuk pushoi dhe për hir të atdheut, vrapoi në anën lindore. U plagos rëndë gjatë një dyluftimi të përgjakshëm. Më pas tha shehadetin, duke u lënë brezave të ardhshëm edhe një kujtim tjetër madhor.

Zabit Myzafer (Zabit Muzaffer), i cili u përshkua nga plumbat dhe ra dëshmor në krye të detyrës, në momentin e fundit të jetës së tij kur nuk i dilte as zëri dhe kur sytë nuk mund t'i tregonin asgjë, nxori nga xhepi një letër, ngjeu te gjaku që i rridhte nga plaga një copë pëlhurë të marrë nga kutia e plehrave dhe filloi të shkruante:

- **Ushtar! Në ç'drejtim është kibla?**

Ata që ishin përreth tij ia plotësuan këtë dëshirë duke e kthyer Zabit Muzafferin drejt kiblës. Ai donte t'ia dorëzonte shpirtin Allahut. Zabiti me fytyrë të gëzuar ia dorëzoi Allahut shpirtin e tij të madh si dëshmor.

Ja pra, njeriu në çfarëdo lloj profesioni qoftë, gjatë gjithë jetës, nëse nuk është larguar nga drejtimi i duhur, edhe në momentin e fundit Zoti ia bën të mundur në një mënyrë që të gjejë kiblën. Në jetën e sprovës, në punë, në rrethin familjar, në lidhjet shoqërore, ata të cilët e gjejnë kiblën në çastin e thënies së fjalës së dëshmisë padyshim që edhe në momentin e fundit përfshihen në atmosferën e qetë të kiblës. Sigurisht me kiblën nënkuptohet një jetë e kaluar brenda tevhidit nën drejtimin e Kuranit dhe të Sunetit. E rëndësishme është ta kalojmë jetën dhe frymërat kalimtare në Sirat-i Mustekijm. Në të kundërt, ka shumë mundësi të bëhemi pre e një fundi të dhimbshëm si një anije që ka humbur timonin dhe s'dihet se në cilat brigje do të copëtohet.

Zoti na ruajtë të gjithëve!

Ata që arrijnë të kuptojnë të fshehtën **"Vdisni para se të vdisni"**,

duke shtyrë një jetë në përuljen e vdekjes, janë robërit arif (të ditur) që janë miqtë e Zotit. Është një premtim hyjnor që këta do të shpëtojnë nga frika dhe dhembja. Më pas vdekja, një perde e mbuluar që fsheh botën e përhershme, bëhet një lumturi e madhe për të gjithë ata që jetojnë duke mbrojtur tiparet njerëzore dhe përgatiten për frymën e fundit. E rëndësishme është që këtë shpirt, i cili të është dhënë amanet nga Zoti yt ta kthesh në frymën e fundit me të njëjtën pastërti.

Siç thotë poeti:

*Në atë pikë ku perdet ngrihen dhe ulen*
*Për t'i thënë "Mirë se erdhe!"Azrail.*

Me të vërtetë, fryma e fundit është si një pasqyrë pa avull, pa gërvishtje dhe pa njolla. Çdo njeri e sheh qartë jetën e tij me të gjitha bukuritë dhe gjërat e saj të shëmtuara. Në atë moment syve dhe veshëve nuk u zbret asnjë perde penguese. Përkundrazi, të gjitha perdet ngrihen dhe çdo lloj pranimi e fut mendjen dhe shpirtin në atmosferën e pendimit. Prandaj, le të mos jetë fryma e fundit, pasqyra në të cilën shohim me pendim jetën tonë. Kjo pasqyrë le të futet në jetën tonë duke zbatuar Kuranin dhe Sunetin pasi të lumturit e vërtetë janë ata që arrijnë të njohin vetveten para se të njihen me vdekjen.

**Zoti ynë na e bëftë frymën e fundit një dritare, në të cilën do të shohim shpërblimet në botën e përhershme!**

**Amin!..**

# Përmendja e Allahut dhe namazi i natës



*Koha më e begatshme e dhikrit është seheri. Allahu i jep një rëndësi më të madhe dhikrit që kryhet në këtë kohë të natës nga ai i kryer në kohët e tjera. Falja e namazeve të natës është shprehje e një nderimi dhe lidhjeje të ngushtë shpirtërore që robi ndjen ndaj Zotit. Namazi i natës dhe tesbihatet kanë një domethënie të veçantë për takimin dhe bisedimin me të dashurin e Lartësuar. Seherët duhet të kryhen shpirtërisht që të mbartin frytet dhe emocionet e një dite.*

## *Përmendja e Allahut dhe namazi i natës*

Zoti, me cilësinë e Tij “el-Haj”, i ka dhënë jetë të gjitha krijesave. Në fakt në gjithësi nuk ka asnjë gjallesë apo send që mund të cilësohet si jofrymore. Edhe pse gjallëria e tyre shihet se i përshtatet vetëm bimëve, kafshëve dhe njerëzve, nëse lëvizjen e lëndëve brenda një atomi e shohim me një sy tjetër, mbesim të mahnitur nga gjallëria që ka një materie jofrymore. Kjo është e dukshme nga qeniet më të vogla, deri tek ato më të mëdha.

Çdo qenie, e gjallë apo jo, e njeh Krijuesin e saj, i cili i ngarkoi ato përjetësisht me detyrën e dhikrit. Prandaj, të gjitha qeniet e njohin Zotin dhe e adhurojnë Atë sipas mënyrës së tyre.

Jofrymorët, insektet dhe kafshët gjithashtu e njohin Profetin dhe pejgamberët e tjerë. Kjo shihet vazhdimisht në mrekullitë Pejgamberore. Ata, me dhuntinë e Zotit, thuajse u japin shpirt qenieve pa jetë si: gurit, drurit apo sendeve tjera të ngjashme. Kjo është arsyeja që gurët në dorën e Ebu Xhehli (Ebu Cehlit) janë shfaqur si mrekulli e Pejgamberit, kanë vërtetuar thëniet e Tij dhe e kanë adhuruar Zotin. Bastuni në dorën e Musait u kthye në gjarpër dhe e frikësoi Faraonin. Gjithashtu në një kohë, Këzëlldeniz i ka hapur rrugën Musait dhe shokëve të tij duke iu përulur në këtë mënyrë urdhërit hyjnor. Nga ana tjetër, kur erdhën Faraoni dhe ushtarët e tij, ai i njohu dhe i shkatërroi ata. Pema e hurmës në Xhaminë e Profetit ka qarë nga malli dhe dashuria për Pejgamberin (a.s.). Veçanërisht shumë kafshë janë ankuar tek Pejgamberi (a.s.) për dhunën që ushtronin pronarët e tyre.

Mevlana e shpreh bukur bindjen ndaj urdhërit hyjnor të qenieve

jofrymore nëpërmjet shprehjeve të mëposhtme:

*"A nuk shikoni? Retë, dielli, hëna dhe yjet, të gjitha lëvizin sipas një rregulli. Secili nga këto yje të panumërta lind në kohën e duhur dhe secili prej tyre as nuk ngelet prapa dhe as ecën përpara në kohën e vet.*

*Si është e mundur që këto mrekulli nuk i njohëm dhe nuk arritëm t'i kuptonim si mrekulli të Pejgamberit (a.s.)? Ato bënë të kuptimtë gurin dhe bastunin. Shikoji këto dhe krahasoji jofrymorët e tjerë me bastunin dhe me copat e gurëve të tjerë.*

*Përulja dhe nënshtrimi i copave të gurit ndaj Pejgamberit (a.s.) dhe i bastunit ndaj Musait (a.s.), tregon se si të gjitha qeniet që i mendojmë si të pashpirt, i përulen urdhërit të Zotit.*

*Ata thonë: "Ne e njohim Allahun dhe i përulemi Atij. Ne nuk jemi gjëra boshe të krijuara rastësisht. Të gjithë i ngjajmë Kizildenizit, ai duke qenë det, i njohu dhe i ndau Bijtë e Israilit me Faraonin që do mbytesh."*

Çdo gur dhe pemë në çdo vend që të ndodhej sapo të shihte pejgamberin Muhamed (a.s.) i jepte selam. Ja pra, ta dish se çdo gjë që ti e di si jo të gjallë, ajo në fakt ka shpirt!

Jo vetëm njerëzit dhe xhindët, por edhe kafshët, madje të gjitha gjallesat e planetit deri tek sendet, e njohin Pejgamberin (a.s.) dhe krijuesin e kësaj gjithësie. Me një mënyrë të fshehtë hyjnore i përulen Atij me dashuri dhe pa kushte. Përkundrejt të fshehtës së provimit në këtë jetë, perdja e fshehtësisë e vënë në syrin e njeriut, shumë herë bëhet pengesë për dallimin e kësaj. Është shumë domethënës ky hadith i Pejgamberit (a.s.):

*"Xhindët dhe njerëzit, me përjashtim të atyre që janë kryengritës, të gjitha qeniet që ndodhen në tokë dhe në qiell e dinë se Unë jam i dërguar i Allahut."* (Ahmed bin Hanbel, Musned III 310)

Kjo tregon se të njohësh dhe t'i përulesh Allahut dhe Pejgamberit (a.s.) nuk i takon vetëm njeriut. Përkundrazi krijesat e tjera, mund të thuhet se janë në një shkallë më të lartë për sa i përket kësaj çështjeje.

Allahu Teala e tregon kështu, këtë të vërtetë në gjallesat e tjera:

**"...Ne i nënshtruam malet dhe shpendët që bashkë me Dautin të thurnin lavde (për Allahun) Ishim Ne që i bënim këto."** (El-Enbija, 79)

Zoti në ajetet e Tij, na njofton se i zgjon të paditurit, çdo gjë që ka krijuar e njeh Zotin dhe e adhuron Atë me gjuhën e vet jashtë konceptimit tonë. Nëse dëshiron të dëgjosh dhikrin e gjithësisë kjo mundësohet vetëm me një jetë të sinqertë robërore të përkushtuar adhurimit, dhikrit dhe tesbihateve në përfundim të së cilës shpirti kthjellohet dhe duke i hequr perdet e turbullta të pavetëdijes arrin të përqendrohet tek bota e vërtetë dhe reale. Edhe biseda e Junus Emres me lulen e verdhë rrjedh nga kjo situatë. Është ky tregim i Aziz Mahmud Hudajit, shokut të ngushtë të Allahut, që shpreh mjaft qartë dhe bukur faktin se edhe bota e insekteve merret me dhikër:

Një ditë Uftade doli për një takim së bashku me nxënësit e tij në një lëndinë. Të gjithë dervishët i sollën nga një buqetë me lule mësuesit të tyre, si për të çuar në vend fjalën e tij, lule të cilat ishin mbledhur në vendet më të bukura të lëndinës, por në dorën e Kadi Mahmud Efendiut kishte vetëm një lule të tharë me bisht të këputur. Pasi të tjerët i dhuruan me gëzim lulet mësuesit të tyre, Kadi Mahmud, përkuli trupin dhe i dhuroi Uftadës këtë lule të thyer. Uftada, mes shikimeve me shqetësim të nxënësve të tjerë, pyeti:

- Biri im Mahmud! Pse më solle një lule të tharë e me bisht të thyer, ndërkohë që të tjerët sollën buqeta me lule?

Kadi Mahmudi duke ulur kokën me respekt u përgjigj:

- Zotëri! Çfarëdo që t'ju dhuroj është pak. Çdo lule që desha ta këpusja ishte duke adhuruar Zotin "Allah, Allah". Nuk më bëri zemra t'i pengoja dhe duke mos pasur zgjidhje tjetër, u detyrova të sjell këtë lule që kisha në dorë.

Mevlana shprehet:

*"Sulltani i zogjve është lejleku. Çfarë janë "lek-lek"-ët e tij, a e di? Kjo do të thotë:*

*Hamd-u lek, Shukr-u lek, Mulk-u lek etj. Mustean! ( falënderimi është i yti, shyqyri është i yti, pasuria është e jotja, o Zoti im, që pret ndihmë prej vetes!"*

Muhidin Arabi (Muhittin Arabi) shprehet:

*"Të gjitha qeniet e adhurojnë Zotin në formën e tyre. Por qeniet janë në shkallë të ndryshme."*

Më të pavetëdijshmit në mesin e krijesave janë sendet, pasi nuk kanë nevojë për ushqim dhe frymëmarrje. Pas sendeve vijnë bimët, tek të cilat fillojnë kërkesat dhe nevojat, sepse ushqimet që marrin nga toka, uji dhe dielli i përcjellin sipas një urdhëri hyjnor duke nxjerrë në pah lule shumëngjyrëshe, gjethe dhe frute.

Më pas vinë kafshët funksionet jetësore të të cilëve janë më të zhvilluara sesa tek bimët. Prandaj edhe nevojat e tyre janë rritur. Është rritur nevoja individuale.

Nevojat e njerëzve nuk kanë të sosur. Dëshirat e zjarrta vetjake, imagjinare dhe ditore e bëjnë atë të jetë i pavetëdijshëm:

Në Kuran thuhet:

يَا أَيُّهَا الْإِنسَانُ مَا غَرَّكَ بِرَبِّكَ الْكَرِيمِ الَّذِي خَلَقَكَ فَسَوَّاكَ
فَعَدَلَكَ فِي أَيِّ صُورَةٍ مَّا شَاءَ رَكَّبَكَ

**"O njeri, ç'të mashtroi ty që nuk i besove Zotit tënd bujar, i cili të krijoi ty, të dha përmasa të rregullta dhe të harmonizoi, dhe të ka mbrojtur në çfarëdo forme që ka dashur."** (El-Infitar, 6-8)

Konceptimi në mënyrë të saktë i të fshehtave dhe mirësive në gjithësi është një dukuri që lidhet vetëm me thellimin në botën shpirtërore. Një besimtar që sheh botën dhe qiellin me syrin e zemrës, e dallon se zemra është mbushur me një ndjenjë të veçantë shpirtërore. Kurani Kerim tregon se çdo gjë që ndodhet në tokë nga më e vogla e deri tek më e madhja, e adhuron Zotin. Kështu e përcakton sexhden

që bëjnë qiejt, toka, malet, pemët, dielli, hëna, yjet dhe shkreptimat, kafshët, gurët madje edhe hijet që bien në tokë:

**“Allahut i përulet ne sexhde gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë, me hir e me pahir, si dhe hijet e tyre i përulen në mëngjes dhe në mbrëmje.”** (Er-Rrad, 15)

**“A nuk e vërejnë ata se si të gjitha ato që i ka krijuar Allahu, hija e tyre anon djathtas dhe majtas, duke iu falur dhe duke iu përulur Allahut.”** (En-Nahl, 48)

Ajetet paraqesin para nesh një pamje tepër të mahnitshme. Në këtë atmosferë sexhdet së bashku me hijet e njerëzve formojnë sende dyshe, ku njëra është e qenies, ndërsa tjetra e hijes së saj. Çdo thërrmijë e gjithësisë, me besim apo pa besim, të gjitha së bashku ulen në sexhde për adhurimin e Zotit dhe i futen punës për të kryer detyrën e tyre para Zotit, ndërkohë që e gjithë gjithësia, madje edhe të paditurit dhe mohuesit i dorëzohen fuqisë së Zotit me pafuqishmërinë e tyre është një fat i keq që të pavetëdijshmit vazhdojnë të jetojnë të pavetëdinë dhe habinë e tyre misterioze!

Të papërgatiturit dhe të pavetëdijshmit që besojnë në zota të tjerë përveç Allahut, nuk e dinë se e gjithë qenie e tyre deri në mbërritje në hyjen e sendeve që adhurojnë në fakt nuk bën gjë tjetër vetëm se i drejtohet atij Zoti që e mohoi deri në atë çast duke iu bindur kështu edhe pëlqimit dhe rregullit të vendosur! Sa mashtrim dhe humbje e madhe është kjo!

Gjithashtu, në ajete paraqitet një skenë hijesh, sendesh, frymorësh dhe melekësh. Të gjithë e kryejnë detyrën e tyre të thelluar plotësisht shpirtërisht. Shmangia nga adhurimet ndaj Allahut dhe mosbindja ndaj urdhërave të Tij mbetet një qëndrim që i përket vetëm mungesës së kontrollit dhe habisë njerëzore. Ajetet kuranore duken sikur u përplasen në fytyrë të papërgatiturve dhe kjo thujase në formë tallëse duke u paraqitur përuljen para Allahut e të gjitha krijesave, madje edhe të hijeve të tyre.

Me të vërtetë, nëse e shohim mjedisin rrethues me një sy kritik,

vëmë re se sa e ndryshme është sexhdeja e qiejve që shtrihen drejt thellësive të hapësirës, po ashtu edhe ajo e maleve. Sa bukur e paraqesin atë mënyrë sexhdeje emocionuese hijet e pemëve, të luleve, të kafshëve dhe njerëzve që bien në tokë djathtas e majtas! Të duket sikur toka është një sexhade e hijes së çdo qenieje. Ndërsa shiu, duket si një qarje hyjnore, zhurma që vjen prapa shkreptimave duket si një britmë që vjen nga shpirti i qiellit.

Vetë krijesat në tokë dhe në qiell janë udhëzues i mrekullueshëm për një zemër të ndjeshme, nisur që nga insekti më i vogël sa koka e gjilpërës e deri tek kafshët e mëdha, çdo lutje e bërë prej tyre nuk është tjetër veçse një tregues i fuqisë hyjnore.

Zërat melodioz të dalë nga shpirtrat e vegjël të bilbilave, "hu hu"-të e zogjve, "lek- lek"-të e lejlekëve janë tesbihë emocionues për shpirtrat e ndjeshëm. Allahu Teala thotë:

**"A nuk e sheh se, në të vërtetë, Allahut i përulen në sexhde ata që gjenden në qiej dhe në Tokë, edhe Dielli, edhe Hëna, edhe yjet, edhe malet, edhe drurët, edhe kafshët, dhe shumë nga njerëzit (mysimanët)? Por ka shumë njerëz (mohues) që meritojnë dënimin. E atë që e poshtëron Allahu askush nuk mund ta bëjë të nderuar. Allahu, me të vërtetë, bën çfarë të dëshirojë."** (El-Haxhxh, 18)

Siç shihet, qeniet, madje edhe sendet e adhurojnë Zotin. Për fat të keq, një pjesë e njerëzve do u nënshtrohen dënimit të tmerrshëm pasi nuk e kanë mësuar adhurimin ndaj Allahut. Me të vërtetë, çdo gjë në botë që nga më e vogla e deri tek më e madhja, e njeh Zotin, madje edhe zogjtë i dinë lutjet dhe adhurimet, malet, rrugët vazhdojnë të përmendin Allahun. Nisur nga kjo, është një humbje e madhe që nuk mund të pajtohet me natyrën e përkujdesshme njerëzore që vetë njeriu të mos i thërrasë vetes dhe të mos marrë mësim nga një program i tillë domethënës përkundrejt një pamjeje të tillë mahnitëse.

Padyshim që rruga e zakonit hyjnor tregon se robi nuk e harron Zotin. Në çfarëdo drejtimi të kthehen besimtarët e devotshëm shikojnë dritën e adhurimit të Tij, dëgjojmë tesbihët e bëra për Të. Edhe ne,

sa herë ta kujtojmë Zotin në këtë botë, aq më afër Tij jemi nesër në Ahiret.

Të kujtosh Zotin do të thotë të jetosh me shpirt të pastër, të vdesësh me besim dhe të arrish në qetësinë e përhershme, pasi kush e harron Zotin humbet në tmerrin e pasigurisë dhe vetëm me vdekje zgjohet nga padituria. Por atëherë çdo gjë përfundon me një pesimizëm të madh.

Në Kuran thuhet:

**"Mos u bëni si ata që e harruan Allahun, kështu që Ai i bëri të harronin vetveten! Pikërisht ata janë të pabindurit (ndaj Allahut)."** (El-Hashr, 19)

Kur njëri nga sahabet tha:

"*O Pejgamber i Zotit! Rregullat Islame u shtuan. Më thuaj një gjë që për ta fituar me lehtësi pëlqimin e Zotit dhe lumturinë e Ahiretit, dhe unë do ta bëj.*"

Pejgamberi (a.s.) u përgjigj:

*"Gjuha të jetë e lagur përherë me tesbihin e adhurimit të Zotit."* (Tirmidhi, Deavat 4, Ibn Maxhe Edeb 53)

Të adhurosh Zotin, nuk është të përsëritësh fjalën Allah vetëm si fjalë. Dhikri vlen vetëm kur gjen vend në zemër që është qendra e ndjeshmërisë njerëzore. Ja pra, një dhikër i këtij lloji tregon dashuri ndaj robërisë së Zotit.

"Po! Ti je Zoti ynë!" dhe me këtë mos ta harrosh kurrë Zotin.

Të mos përmendësh Allahun është një rrezik i madh. Zoti na këshillon në shumë drejtime. Për më tepër edhe Musain dhe Harunin, që ishin si pejgamberë i porositi me këto fjalë kur i dërgoi tek Faraoni:

**"Ti dhe vëllai yt, shkoni me mrekullitë e Mia dhe mos reshtni së më përmenduri."** (Taha, 42)

Ai ka dëshiruar që ky të jetë një shembull për ne.

Rruga që do t'i shpëtojë zemrat e besimtarëve nga tmerri i pasi-

gurisë dhe do t'u hapë rrugën për të fituar pëlqimin hyjnor, kalon nga adhurimi i vazhdueshëm. Këtu nuk bëhet fjalë për një pjesë kohe apo një sezon, kjo arrihet për një jetë të tërë, duke mbartur emocionin e adhurimit për çdo frymëmarrje. Vetëm në këtë mënyrë arrihet zgjuar-sia shpirtërore.

Allahu Teala në Kuran thotë:

أَلَمْ يَأْنِ لِلَّذِينَ آمَنُوا أَن تَخْشَعَ قُلُوبُهُمْ لِذِكْرِ اللَّـهِ وَمَا نَزَلَ مِنَ الْحَق

**"A nuk ka ardhur koha për besimtarët e vërtetë, që zemrat e tyre të përulen para këshillave të Allahut..."** (El-Hadidë, 16)

Ky ajet është zbritur për të paralajmëruar një pjesë të sahabëve që, edhe pse në Meke kanë jetuar në një skamje të vërtetë, kanë mbetur të pafuqishëm për shkak se kanë marrë rrisqe të shumta pas hixhretit. Për këtë arsye edhe ne, duhet të mundohemi që, duke qenë të lidhur shpirtërisht me Zotin, të arrijmë në një fuqi të tillë shpirtërore, që nuk do të mund të lëkundet nga dëshirat dhe interesat e përkohshme.

Ata që duan të dashurit e tyre i kanë gjithmonë në zemër dhe kurrë nuk i harrojnë, ndërsa një zemër pa dashuri është si një tokë e papunuar. Qëllimi është të duash, pasi arsyeja e ekzistencës është da-shuria. Allahu ka dëshiruar të njihet nëpërmjet dashurisë që ka dhuruar duke krijuar kështu botën. Madhësia e dashurisë matet me sakrificën që bëhet për hir të asaj që duhet. Ja pra, vetë namazi i natës dhe për-mendja e Zotit janë nga shembujt më të thjeshtë të saj.

❁

Përveç faktit që besimtarët duhet ta përmendin përherë Zotin, nga ana tjetër koha më e frytshme e dhikrit është "seheri". Allahu Te-ala, i jep më tepër rëndësi adhurimit të kryer në këtë kohë të natës në dallim nga të tjerat pasi ta kujtosh Zotin në një kohë të tillë është më e vështirë krahasuar me kohët e tjera. Prandaj kryerja e një adhurimi të tillë në këtë kohë është një tregues i qartë i lidhjes dhe dashurisë që

ka robi ndaj Zotit.

Për besimtarët e lumtur, të kënaqur nga vetvetja, Zoti thotë:

**"Pa dyshim, ata që i frikësohen Allahut do të jenë në kopshte e burime, duke marrë atë që ua ka dhuruar Zoti i tyre, meqë më parë kanë qenë punëmbarë. Ata flinin pak natën, ndërsa në agim kërkonin falje (nga Allahu)."** (Edh-Dharijatë, 15-18)

Gjithashtu Zoti thotë:

**"I Cili, e sheh qëndrimin tënd në këmbë (gjatë namazit) dhe lëvizjet e tua midis atyre që përulen në sexhde."** (Esh-Shuara, 218-219)

Në kohën e zbritjes së këtij ajeti Pejgamberi (a.s.) një natë ecte mes shtëpive të ashabëve, kur dëgjoi një zhurmë që i ngjante koshereve të bletëve, më zërat e texhvidit, dhikrit dhe tesbihateve.

Ja pra, sa më e fuqishme dhe më e rrënjosur të jetë dashuria dhe lidhja hyjnore në zemra, në atë shkallë shfaqet edhe vlera e namazit të natës dhe e tesbihateve. Nga ky këndvështrim mund të thuhet se namazi i natës dhe tesbihatet janë një takim dhe bisedë me krijuesin e Lartë.

Në ajetet kuranore thuhet:

**"Në një pjesë të natës bëji sexhde Atij dhe natën falju gjatë Atij. Vërtetë që jobesimtarët e duan jetën e këtushme dhe nuk e përfillin një Ditë të vështirë, që do t'ju vijë."** (El-Insan, 26-27)

**"Ata ngrihen nga shtrati, i luten Zotit të tyre me frikë e shpresë dhe japin nga ajo që iu kemi dhënë Ne."** (Es-Sexhde, 16)

Me të vërtetë, netët për besimtarët, janë një mirësi e veçantë për shkak të qetësisë shpirtërore dhe vlerës së tyre. Kush e di vlerën e kësaj mirësie e gjen rastin e përshtatshëm për t'iu drejtuar Zotit për t'i pranuar duatë, pikësëpari pas mesit të natës, pra në kohën kur qetësia absolute ka mbuluar gjithësinë. Ashtu sikurse ditët janë kohë pune për sigurimin e ushqimit për trupin, ashtu edhe netët në syrin e tyre janë rastet për t'i dhënë ushqim shpirtit dhe për ta ndriçuar atë me frytet hyjnore.

Nxënësit pyesin një mik të ngushtë të Zotit për një çështje të cilën nuk e kishin kuptuar:

*- Zotëri, shohim përreth që qentë nuk priten për mishin e tyre si disa kafshë të tjera dhe vdesin me exhel. Përveç kësaj, në krahasim me kafshët e tjera, edhe pse lindin shumë, përsëri nuk shtohen.*

*Njerëzit në të shumtën e rasteve presin dele për kurban dhe ushqehen me mishin e tyre. Delet përkundrejt këtij harxhimi në përgjithësi janë qengja të vetëm, por përsëri numri i tyre nuk pakësohet, përkundrazi shumohet. Vallë, cila është urtësia e bereqetit tek delet?*

Ai, pasi dëgjoi me kujdes pyetjen dha këtë përgjigje:

*- Kjo situatë që shohim tek kafshët është një shenjë e qartë e begatisë së kohës së seherit*[21]*. Pasi seherët janë një kohë begatie në të cilën fryti dhe mëshira shprazen si shi i furishëm. Qentë gjatë gjithë natës lehin. Por vetëm në kohën e seherit flenë. Ndërsa delet në kohën e seherit rrinë zgjuar. Për këtë arsye ato marrin pjesën që u takon nga begatia e kësaj kohe."*

Siç shihet, ato të cilët e kalojnë kohën e seherit në gjumë, nuk arrijë të marrin frytin dhe begatinë ashtu sikurse shirat e begatshëm të prillit që bien në det apo në shkretëtira.

**O Zoti im! Mos na ndaj ne, robërve të tu, prej Teje qoftë edhe një frymë! Ndriçoji ditët dhe netët tona me begatinë e dhikrullahut! Na e pastro shpirtin tonë me shirat e begatshëm të seherëve! Na mundëso të gjithëve të marrim hise nga e vërteta e mrekullueshme e përmendjes së Zotit! Udhëzoji gjithashtu edhe ata të cilët nuk arrijnë ta kuptojnë madhështinë tënde hyjnore! Mbroje vendin dhe popullin tonë nga sherri i të këqijve, për hir të atyre që të adhurojnë Ty në kohën e seherit!**

**Amin!..**

21. Namzi i natës.

# Kurani dhe meditimi 1



*Ashtu sikurse qiejt që deri në ditën e gjykimit do të qëndrojnë me yje si një fuqi mbretërore, ashtu edhe Kurani me yjet e Tij, Ajetet, do të ndriçojë si qielli i të ardhmes së njerëzimit dhe do të jetojë deri në ditën e gjykimit. Kjo është edhe arsyeja që njerëzit më të dobishëm të gjithësisë janë ata që mblidhen nën hijen e Kuranit dhe që ushqehen me dritën e jetës së tij.*

# *Kurani dhe meditimi -1-*

**Kurani Kerim është një udhëzues i pashoq në shumë ajete të së cilit i fton njerëzit të mendojnë për të mirat e krijimit të tij (të njeriut), për rregullin e mrekullueshëm të gjithësisë dhe, gjithashtu i fton të mendojnë se ai është një mrekulli e të shpjeguarit. Ata që dëshirojnë të jetojnë duke iu përshtatur rregullit njerëzor janë të detyruar të marrin pjesë në këtë botë meditimi, të cilën e ka drejtuar Kurani.**

Ka tre vende në këtë botë në të cilat fuqia hyjnore ka mbizotëruar në kuptimin e plotë të saj:

**Njeriu, Kurani dhe gjithësia.**

Njeriu përbën thelbin e botës. Ai është një qenie që ka marrë drejtimin e saj nga forca e të gjithë emrave hyjnorë. Paraqitja në formën e fjalës e të njëjtëve emra hyjnorë të shpallur, shpreh Kuranin i cili është më i detajuar sesa e kupton njeriu, por për arsye të këtij njësimi në thelb është thënë "Njeriu dhe Kurani janë binjakë..."

Vendi i tretë i shpallur i emrave hyjnorë është gjithësia. Kjo është një lloj tefsiri i Kuranit. Gjithësia, është një Kuran pa zë ndërsa Kurani është një gjithësi e mbështjellur në fjalë, ndërsa njeriu ndodhet në rolin e një sunduesi që rritet dhe zhvillohet brenda dritave të këtij Kurani me zë dhe pa zë. Nga ky këndvështrim, "Njeriu, Kurani dhe Gjithësia" janë një familje tërësisht e lidhur.

Ashtu sikurse qiejt që do të qëndrojnë me yjet si një fuqi mbretërore deri në ditën e gjykimit, ashtu edhe Kurani me yjet e Tij, ajetet, do të ndriçojë si qielli i të ardhmes së njerëzimit dhe do të jetojë deri në ditën e gjykimit. Kjo është edhe arsyeja që njerëzit më me vlerë të

gjithësisë janë ato që mblidhen nën hijen e Kuranit dhe ushqehen me dritën e jetës së tij.

Çdo e fshehtë, mirësi dhe e vërtetë është e ruajtur në Kuran. Çdo lumturi është mjaft e qartë në besim. Kjo gjithësi e pafundme tregon se nëse Allahu dëshiron, fsheh ose e mbledh oqeanin në një pikë uji si dhe anasjelltas, pikën e ujit e bën oqean.

Mevlana thotë:

"Një ditë më lindi dëshira që të shihja tek njerëzit dritën e Allahut. Thua se do doja të shihja detin në një pikë uji dhe diellin në një thërrmijë..."

Në një anë, dëshira për të arritur tek e vërteta dhe e vërteta e dalë nga ky pohim që shpreh në të njëjtën kohë origjinalitetin në këtë realitet është **meditimi i realitetit** si ndërmjetësuesi më i madh që e çon njeriun në përjetësi, pasi mënyra e vetme për të arritur tek e vërteta (nëse është e pranueshme si shprehje) është damari i qafës dhe meditimi.

Përpjekjet e detajuara gjatë meditimit me shpirt të gjithësinë pasqyrojnë urtësi të shumta. Është mëse e qartë se bota që na rrethon është një institucion i mësimdhënies së besimit përsa i përket provimit, ndërsa njerëzit, me veprat e mira dhe të këqija të kryera në këtë botë ku qëndron edukata hyjnore dhe pozita, janë në një humbje të madhe përderisa ulin vlerat e tyre individuale duke jetuar larg pëlqimit të Zotit dhe përderisa nuk sigurojnë pasurinë e domosdoshme[22].

Njeriu duhet të zgjidhë ngërçin e së ardhmes, pra çështjen e vdekjes duke jetuar me nder dhe seriozitet për të qenë një rob i Zotit, ta gjykojë atë si një shpallje hyjnore duke e lidhur me realitetin. Vdekja i rrëmben të gjithë në një frikë të llahtarshme për jetën dhe duke qenë se është e vërteta më e prerë e së ardhmes që do godasë çdo njeri mbetet një nga qëllimet më parësore për çdo njeri që të jetojë duke e menduar atë.

Nisur nga kjo, njeriu ka nevojë vetëm për udhëzimin e Kuranit për të gjetur rrugën e drejtë në njohjen e gjithësisë, të fshehtave hyj-

22. Pasuria shpirtërore.

nore dhe urtësive pasi, sikur njeriu të kishte qenë aq i gjykueshëm pa ndihmën e Kuranit, Allahu i Lartmadhëruar nuk do kishte dërguar as profetë dhe as librin e Tij të shenjtë. Kjo do të thotë se njeriu e kishte të nevojshme një ndihmë të tillë hyjnore për ta përdorur vetinë e të gjykuarit me plot kuptimin e fjalës si një aftësi që i është dhënë që në krijim. Sikur njeriu të mos kishte qenë bashkëbisedues me Kuranin, vallë a do të ishte zotërues i cilësive të Zotit, si: "ehadiyet" (Një), "semadiyed" ("Bashkim") ? Ja pra, Kurani me paralajmërime dhe udhëzime të panumërta e drejton pasurinë në mënyrën më të bukur dhe më të drejtë për t'u hapur në detin e të gjitha të vërtetave, që janë baza e mendimit tek njeriu.

Si të mos ishte dera e meditimit, të cilën na e hapi Kurani. Për rrjedhojë duhet ta vëmë trurin në punë për të kuptuar përmbajtjen e pafundme të Kuranit. Sigurisht, kjo duhet bërë brenda disa kufijve të caktuar pasi meqenëse Kurani tregon se "çdo gjë e njomë apo e thatë" është e pranishme në përmbajtjen e tij, sistemi i të vërtetave në të është e pamundur të arrijë në një zgjidhje finale sikurse gjithësia.

Kjo do të thotë që Kurani e ka paralajmëruar shumë herë njeriun se si duhet ta përdorë mendjen. Një çështje e tillë duhet kuptuar shumë mirë dhe mbi të gjitha duhet konceptuar se deri ku përfshihet, pasi mendja është sa një pëllëmbë dore, ndërsa e vërteta që do të peshohet është sa mali Kaf. Prandaj, për ta kthjelluar mendjen për konceptin e shpalljes duhet të jepemi me shpirt në këtë drejtim.

Komentuesit e rregullt të Kuranit, pasi kanë nxjerrë në pah kuptimet e duhura të ajeteve kuranore, kanë theksuar se është e domosdoshme t'u besohet të vërtetave ashtu siç i ka caktuar Zoti duke thënë: "Allahu e di më të drejtën", pasi sado që të themi se mes ujit që ndodhet në një enë kuzhine dhe ujit të oqeanit, nga ana e përbërjes s'ka ndryshim, nga ana e sasisë ndryshimi është i dukshëm.

Nga ana tjetër, nëse një personi të verbër i shpjegohet diçka saktësisht, patjetër që diçka i mbetet në kujtesë, por mes asaj që shpjegohet dhe asaj që mbetet në kujtesë sa dallim mund të ketë? Kjo nuk matet. Prandaj është e domosdoshme që fjalët kuranore të mos i shohim nga kjo dritare dhe gjithashtu të mos pretendojmë se kemi nxjerrë një kuptim të plotë të tyre. Të gjitha këto, na bëjnë të kuptojmë që e

vërteta mund të kuptohet edhe me mendjen e njeriut. Me këtë rast do mundohemi t'u japim disa buqeta lulesh, zemrave të paralajmëruara nga Kurani.

Kurani Kerim, si një udhëzues i pashoq, në shumë ajete i fton njerëzit të mendojnë për mirësitë e krijimit të njeriut, rregullin e mrekullueshëm të gjithësisë dhe për Kuranin si udhërrëfyes i të gjithëve. Ata që dëshirojnë të jetojnë në mënyrë të përshtatshme me rregullat njerëzore, janë të detyruar t'i drejtohen botës së përcaktuar nga Kurani.

Njeriu që mendon mbi ngjarjet e gjithësisë kërkon përgjigjen e pyetjeve të tilla si:

Çfarë është kjo botë?

Pse u krijova?

Cila është e vërteta dhe brendia e ditëve që do të vijnë?

Cila është rruga e lumturisë?

Në përfundim: kush jam dhe çfarë jam?

Çfarë përgatitje duhet të bëj për t'i dhënë lamtumirën kësaj bote kalimtare?

Vallë a ka ndonjë rrugë në të cilën njeriu mund të kalojë pa dhënë llogari në këtë botë ku mbizotëron rregulli dhe drejtësia?

Në një ajet kuranor thuhet kështu:

أَفَحَسِبْتُمْ أَنَّمَا خَلَقْنَاكُمْ عَبَثًا وَأَنَّكُمْ إِلَيْنَا لَا تُرْجَعُونَ

**"Mos vallë keni menduar që Ne u krijuam kot dhe që nuk do të ktheheshit te Ne (për t'ju gjykuar)?"** (El-Mu'minun, 115)

أَيَحْسَبُ الْإِنسَانُ أَن يُتْرَكَ سُدًى

**"Vallë, a mendon njeriu se do të lihet pa asnjë përgjegjësi?"** (El-Kijamë, 36)

Periudha e pafajësisë së njeriut përfundon me pjekurinë e tij dhe për besimtarët e vërtetë, pikërisht në këtë kohë fillon edhe faza e përgjegjësisë. Në këtë periudhë të pjekurisë përveç mendjes duhet të veprojë edhe zemra dhe shpirti, pasi të fshehtat hyjnore të botës, të mirat e mëdha dhe ngjyrat e vërteta çelin vetëm në këtë periudhë. Në një ajet kuranor thuhet kështu:

**"A nuk e shohin ata qiellin që qëndron sipër tyre, si e kemi ndërtuar e zbukuruar, pa pasur kurrfarë plasaritje në të? Ndërsa Tokën e kemi shtruar dhe në të kemi shpërndarë male të palëvizshme dhe kemi bërë, që nga ajo, të mbijnë gjithfarëlloj bimësh të bukura, si mjet ndriçimi të mendjes dhe përkujtesë për çdo rob që i drejtohet Zotit të vet."** (Kaf, 6-8)

Gjithashtu ka edhe ajete paralajmëruese për ata që tregohen mosmirënjohës dhe sillen si të verbër ndaj mirësive dhe që nuk mendohen të kërkojnë krijuesin e vërtetë të këtyre mirësive, të kësaj gjithësie të zbukuruar në mënyrë të mrekullueshme me rrezet ndriçuese të hënës dhe yjet që hapen dhe mbyllen ditën dhe natën me lindjen dhe perëndimin e diellit.

**"Ne nuk e kemi krijuar kot qiellin, Tokën dhe çfarë ndodhet midis tyre."** (Sad, 27)

**"Ne nuk i kemi krijuar qiejt, Tokën dhe çfarë gjendet midis tyre, për t'u zbavitur. Ne i kemi krijuar ato me qëllim të plotë, por shumica e tyre nuk e dinë."** (Ed-Duhan, 38-39)

Çdo gjë që shihet në këtë madhështi hyjnore të botës është një ekspozitë e këtij arti. Një njeri që e vështron me vetëdije këtë mrekulli, e ndjen shijen shpirtërore të kësaj ekspozite. Në ajetin kuranor thuhet:

**"A nuk e sheh se si Allahu e zbret ujin nga qielli dhe e bën atë të burojë nga Toka? Nëpërmjet tij Ai nxjerr bimë të ndryshme, shumëngjyrash, të cilat, më pas thahen e zverdhen dhe pastaj Ai i thërrmon. Me të vërtetë, në të gjitha këto ka këshilla për ata që janë të mençur."** (Ez-Zumer, 21)

**"Me të vërtetë, në krijimin e qiejve e të Tokës, në këmbimin e natës me ditën, në anijet që lundrojnë nëpër det për t'u sjellë dobi njerëzve, në ujin që zbret Allahu prej qiellit, duke ngjallur përmes tij tokën e vdekur duke shpërndarë gjithfarë gjallesash, në lëvizjen e erërave dhe në retë që qëndrojnë midis qiellit e Tokës, pra, në të gjitha këto, sigurisht që ka shenja për njerëzit me intelekt."** (El-Bakare, 164)

Nga qielli bien dritat e dashurisë, ndërsa nga toka dalin dritat e dashurisë…

Çdo njeri që do mundohej të krijonte një lidhje mes qiellit e tokës do arrinte të kuptonte domethënien e kësaj gjithësie. Allahu Teala thotë:

**"Është Ai që e ka shtrirë tokën, duke krijuar në të male dhe lumenj dhe për çdo lloj fruti, Ai ka krijuar nga një çift. Ai ka bërë që nata ta mbulojë ditën. Me të vërtetë, në këto ka shenja për njerëzit që mendojnë."** (Er-Rrad, 3)

Ata që dinë të bëhen zbatues të porosisë së Pejgamberit (a.s.) dhe robër të Zotit, janë përherë në lidhje me Ta. Kjo lidhje madhore quhet besim që rrjedh nga rrezatimi në shpirt i dritës së Zotit. Ata që e shohin gjithësinë me një shpirt të madh, mbërthehen nga një ndjenjë e tillë që të çon në një botë, e cila të duket sikur të dhuron një thellësi që del nga të fshehtat hyjnore që janë një dritë e mrekullueshme e qiellit, ndërsa pemët dhe gjethet duken sikur i luten Zotit. Bari jeshil duket sikur ka mbirë si një sexhade për xhematin Muhamedan, ndërsa lulet mbi të valëviten sikur të ishin një bashkësi e Tij. Pemët që janë shenjë fuqie qëndrojnë në kijam[23] për të nderuar Krijuesin. Retë janë si dete të begatshme që rrotullohen në qiellin e kthjellët. Erërat janë si lajmëtare të të fshehtave frymëzuese hyjnore. Vetëtimat janë si shkëndijat e shpresës dhe të frikës. Shkreptimat janë sinjalizues. Ditët, qetësia e dritës së tij, ndërsa netët, simbol i fshehtësive. Në fund të fundit, gjithësia është një libër plot ajete, pra një Kuran pa fjalë, Kurani është një gjithësi e mbështjellë me fjalë, ndërsa njeriu është shprehja e plotë

23. Në këmbë.

e cila gjendet mes të dyve.

Aishja (paqja dhe shpëtimi i Zotit qoftë mbi të), tregon rreth thellësisë së zemrës së Pejgamberit (a.s.).

Një ditë Pejgamberi (a.s.) më tha:

*- O Aishe! Nëse më lejon dua ta kaloj natën duke adhuruar Zotin.*

Unë iu përgjigja:

*- Betohem në Zotin e madh se dëshiroj shumë të jem së bashku me Ty, unë dua më tepër atë që të pëlqen Ty.*

Më pas, ai u ngrit, mori abdes dhe filloi të falej. Po qante…

Qau aq shumë saqë mjekra e Tij, rrobat dhe vendi ku bëri sexhde u bënë qull. Ndërkohë Bilali erdhi ta thërriste në namaz. Sapo e vuri re se kishte qarë e pyeti:

*- O Pejgamber i Zotit! Pse qan kur Zoti t' i ka falur të gjitha gjynahet?*

Iu përgjigj:

*- Pse të mos bëhem rob, i cili e falënderon Zotin? Betohem në Zotin se sonte më zbritën ajete të tilla që atyre që i lexojnë, por që nuk mendojnë, jazëk ju qoftë!-* dhe lexoi këto ajete:

**"Me të vërtetë, në krijimin e qiejve dhe të Tokës dhe në ndërrimin e natës e të ditës, ka shenja për mendimtarët, për ata që e përmendin Allahun duke qëndruar në këmbë, ndenjur ose shtrirë dhe që meditojnë për krijimin e qiejve e të Tokës (duke thënë:) 'O Zoti ynë! Ti nuk i ke krijuar kot këta - lartësuar qofsh (nga çdo e metë) ! Prandaj na ruaj nga ndëshkimi i zjarrit'."** (Al-i Imran, 190-191)

Në atë natë kur kanë zbritur këto ajete, Pejgamberi (a.s.) ka qarë deri në mëngjes duke derdhur lotë që do të lakmonin edhe yjet në qiej. Lotët e besimtarëve me dhuntinë e Zotit janë padyshim e bukura e netëve të përkohshme, ndriçimi i errësirave të varrit, pikat e vesës të kopshteve të Xhenetit në ahiret.

Allahu Teala ka krijuar disa muaj, ditë dhe netë, të cilat janë të lidhura ngushtë me njëra-tjetrën. Zoti disa nga këto muaj i ka krijuar më me vlerë nga të tjerët. Njëri nga këto është edhe muaji “Rexhep”, që quhet ndryshe muaji i Zotit. Në këtë muaj, duke përfshirë këtu edhe periudhën e injorancës, armët futen në brez dhe i lihet vendi qetësisë. Edhe me ardhjen e Islamizmit e njëjta gjendje vazhdoi përsëri.[24]

Ky muaj i rëndësishëm dhe i bekuar, është i ndriçuar me dy netë të mëdha të rëndësishme:

- Nata e Regaibit që është edhe nata e xhumasë së parë.

- Nata e Miraxhit që është nata e 27-të.

Adhurimi dhe lutja janë një nga gjërat më të rëndësishme që duhen bërë në këto netë pasi dashuria e Pejgamberit (a.s.) është pika kulmore e lumturisë në zemrat tona. Ata, të cilët i nënshtrohen dhe i japin shpirtin Atij janë Pejgamberët, besimtarët, shedidët dhe ata të cilët udhëtojnë drejt mirësisë.

**Allahu Teala na i mbushtë zemrat me begatinë dhe frytet e këtyre muajve, ditëve dhe netëve. Na ndriçoftë me dritën e Pejgamberit dhe na mbuloftë me dashurinë e Tij dhe na bëftë prej atyre që marrin shërimin e Tij. E mbuloftë me të mira vendin tonë dhe të gjithë botën myslimane.**

**O Zot! Jemi duke shkuar drejt një vendi të vetmuar dhe një kurbeti të thellë. Dielli ynë atje le të jetë besimi ynë, miqtë tanë të jenë Pejgamberët dhe kopshtet tona të jenë punët e dobishme.**

**O Zoti im! Na bëj prej robërve që i shohin ngjarjet e gjithësisë me syrin e zemrës. Na afro zemrat tona drejt thirrjes “Lexo!”**

**Amin!..**

24. Është trajtuar kjo temë meqenëse përkonte edhe me muajin Rexhep që është edhe fillimi i tre muajve.

# Kurani dhe meditimi 2




*Shpirti ynë duhet të mbushet me dashurinë për të vërtetat Kuranore dhe veprat e Pejgamberit (a.s.) pasi Kurani dhe Pejgamberi ynë, Muhamedi (a.s.), vazhdimisht na udhëzojnë për në rrugë të drejtë dhe në lumturinë e pafundme. Nuk duhet harruar fakti që libri dhe suneti janë një amanet Pejgamberor që mund të përvetësohen vetëm duke u ruajtur dhe jetuar.*

# *Kurani dhe meditimi -2-*

Njeriu nuk është një qenie e përbërë vetëm prej mishi dhe kocke. Ai është një mrekulli arti, të cilit Allahu i Lartë i ka dhënë aftësinë për të qenë pranë Tij. Një njeri i pjekur, që mbron nderin dhe prestigjin në natyrën e tij është një vlerë e mrekullueshme që ka arritur të kuptojë frytet hyjnore, burimet shkencore dhe rrjedhën e mirësive, pasi Zoti e bëri atë **"ahseni takvim",** pra krijesën më të bukur.

Është një humbje e madhe, për njeriun me dhunti të tilla që të përfshihet në kthetrat e injorancës dhe të dyshimit për ekzistencën e tij si i përkohshëm dhe amanet në këtë jetë, e thënë më qartë, është një humbje e madhe për të të vuajë në jetën e përtejme.

Njerëzit janë pikësynime provash të drejtuara ndaj shigjetave të epshit, prandaj le të jetojmë shpirtërisht duke mos lënë mënjanë rrezikun e një mbytjeje në çdo prirje, rrezikun e një bllokimi në çdo të gëlltitur, pasi jeta i ngjan një kalendari i cili përmban ditët e numëruara të një jete të përkohshme. Një dorë që s'shihet këput çdo ditë një gjethe nga jeta jonë dhe i lë vendin erërave të exhelit.

Ditët që kalojnë janë dëshmi për ne, ndërsa ditët në vijim janë mysafirët tanë. Duhet të jemi të kujdesshëm për t'u përgatitur për këto ditë. Jeta jonë është dosje e përjetësisë. Melekët i shënojnë punët dhe veprat pa mundësi gabimi. Një ditë ato dosje do të paraqiten para nesh dhe do të na thuhet:

اقْرَأْ كَتَابَكَ كَفَى بِنَفْسِكَ الْيَوْمَ عَلَيْكَ حَسِيبًا

**"Lexoje librin tënd! Ti sot, mjafton si llogaritar kundër vetvetes."** (El-Isra, 14)

Përveç librit tonë, pra librit të punëve edhe vendi në të cilën jetojmë do të jetë përpara Zotit si dëshmi të atyre që kemi bërë. Në Kuran thuhet:

يَوْمَئِذٍ تُحَدِّثُ أَخْبَارَهَا

**"Atë ditë, ajo do të tregojë lajmet e saj."** (Zelzele, 4)

Shpresojmë që atë ditë fytyra jonë si myslimanë, si besimtarë të jetë e bardhë. Për këtë arsye Kurani Kerim na udhëzon në këtë mënyrë:

**"Ata ngrihen nga shtrati, i luten Zotit të tyre me frikë e shpresë dhe japin nga ajo që Ne u kemi dhënë."** (Es-Sexhde, 16)

**"Ne i frikësohemi Zotit tonë në një ditë të ashpër, që do ti bëjë fytyrat të jenë të vërenjtura."** (El-Insan, 10)

**"E që frikësohen nga dënimi i Zotit të tyre, vërtet që askush nuk është i sigurtë prej dënimit të Zotit të vet."** (El-Mearixh, 27-28)

Kurani Kerim thotë se ata të cilët e ndjejnë veten të mbrojtur dhe të siguruar nga dënimi i Zotit janë një pjesë e humbur e shoqërisë:

**"A janë të sigurt ata nga të papriturat e Allahut? Të papriturave të Allahut nuk i friksohen vetëm ata që janë të humbur."** (El-A'raf, 99)

Gjithashtu, ata që janë larg ndihmës dhe mirësisë hyjnore janë përcaktuar si mohues:

**"(Jakubi u tha bijve të vet) O bijtë e mi, shkoni dhe kërkoni lajme për Jusufin dhe vëllain e tij dhe mos e humbni shpresën në mëshirën e Allahut. Shpresën në mëshirën e Allahut nuk e humb askush, përveç jobesimtarëve."** (Jusuf, 87)

Zemra e besimtarit do të dridhet me emocionin e besimit mes frikës dhe shpresës. Ky ekuilibër mes ndjenjës së frikës dhe shpresës quhet **"Bejne'l-havfi ve'l-reba"** dhe besimtari duhet të tregohet i kujdesshëm për të ruajtur me përpikmëri këtë ekuilibër me lutje të për-

hershme. Në Kuran thuhet:

**“Dhe mos bëni çrregullime në Tokë, pasi është vënë rregulli, ndërsa Atij lutjuni me frikë dhe shpresë. Vërtet, mëshira e Allahut është afër mirëbërësve.”** (El-A’raf, 56)

Prandaj besimtarët duhet të jetojnë në përshtatje me çfarë thuhet në këtë ajet:

**“Të tillë (Zotat) që këta po lusin (përveç Zotit) vetë ata (Zotat e tyre) kërkojnë afrimin (te Zoti i vërtetë), shpresojnë në mëshirën e Tij dhe i frikësohen dënimit të Tij. Vërtet dënimit të Zotit tënd është për tu ruajtur.”** (El-Isra, 57)

Askush nuk ka siguri për shpëtim të përhershëm përveç Pejgamberëve dhe nismave të tyre. Në Kuran thuhet:

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُواْ اتَّقُواْ اللّهَ حَقَّ تُقَاتِهِ وَلاَ تَمُوتُنَّ إِلاَّ وَأَنتُم مُّسْلِمُونَ

**“O besimtarë! Kijeni frikë Allahun ashtu si i takon Atij dhe vdisni vetëm duke qenë myslimanë.”** (Al-i Imran, 102)

Frika ndaj Allahut është drita e lumturisë shpirtërore. Kurani është i mbushur plot me ajete në lidhje me dënimin dhe me lajmet e Xhehenemit. Megjithatë, shprehjeve të disa personave jobesimtarë si: *“Allahu është mëshirues. Ai është i nevojshëm. Nuk trembem prej Tij”*, Kurani u ka dhënë këtë përgjigje:

**“O njerëz! Frikësojuni Zotit tuaj dhe frikësojuni Ditës, kur prindi nuk do të mund ta ndihmojë aspak fëmijën e vet, e as fëmija nuk do të mund ta ndihmojë sado pak prindin e vet! Premtimi i Allahut është vërtetë i sigurt, prandaj mos e lini jetën e kësaj bote t’ju mashtrojë dhe as djallin mos e lini t’ju mashtrojë për Allahun.”** (Llokman, 33)

Është për të ardhur keq kur disa persona përdorin shprehje të tilla si: “Gjynah (mëkati yt qoftë i imi)”, sepse me një shprehje të tillë ata hyjnë pa dashje në rrethin e gjynahbërësve.

I pasigurti qetësohet në botë. Me mirësitë e botës ai humbet në atë që quhet **"zevk u safa"** (rrethi i dëshirave), ndërsa një person i drejtë dhe mendimtar e sheh jetën e kësaj bote si një dhunti duke jetuar me emocionin për të arritur në shkallët shpirtërore. I pasigurti jeton me tension dhe në kundërshtim ndaj kaderit. Ai mbetet brenda enigmës së pyetjes "Pse?", ndërsa njeriu i drejtë dhe mendimtar shikon mirësitë dhe përpiqet që të arrijë qetësinë e vërtetë duke u munduar të futet në gjithësinë e vërtetë.

Nuk mund të pranohet kurrsesi sjellja e disa individëve që gjoja u është dhënë një jetë mistike disi ndryshe prej të tjerëve, ose më saktë kanë krijuar një lidhje mistike shpirtërore në një shkallë të lartë ndërkohë që nuk janë në shkallën e shembujve të tillë si të Mevlanës dhe Junusit:

"Unë as Xhenetin s'e dua dhe as Xhehenemit s'i trembem. Unë jam i dashuruari i Zotit, vetëm Atë dua…"

Kush lidhet me Zotin, i mbyll të gjitha rrugët që lidhen me këtë botë. Ai i lë hapur vetëm rrugët që shkojnë drejt Zotit së bashku me dashurinë dhe lidhjet që dëshiron. Abdulkadir Xhejlani (Abdulkadir Ceylani) shprehet se një njeri, i cili arrin në këtë shkallë dashurie, i largon të gjitha dashuritë e tjera nga zemra e tij sa që nuk mendon më as për këtë botë e as për botën tjetër. Ndien një frikë të brendshme edhe nga vetja, vetëm me Zotin kërkon të lidhet. Bëhet njëlloj sikurse Lejlaja me Mexhnunin.

Pas njëfarë kohe i riu i dashuruar marrëzisht pas Lejlasë ndahet nga populli dhe fillon të jetojë vetëm. Lë vendin e tij dhe bashkohet me kafshët e tjera. Lë mënjanë lëvdatat e popullit, nuk i dëgjon ato. Vjen në një gjendje që nuk mund të dallojë qetësinë me fjalët e tyre. Një ditë Mexhnuni pyetet:

- Kush je ti?

- Unë jam Lejla.

- Prej nga ke ardhur?

- Nga Lejlaja.

- Ku po shkon?

- Po shkoj te Lejlaja.

Syri dhe shpirti i Mexhnunit nuk sheh asgjë përveç dashurisë së zjarrtë të Lejlasë. As veshët nuk dëgjojnë fjalë tjetër veç fjalës “Lejla”.

Kur besimtari e njeh Zotin me dashuri dhe bëhet kalimtar tek Ai, e boshatis zemrën nga të gjitha qeniet. Mbushet vetëm me Të. Dëshirat vetjake të kohës ia mbrojnë jetën. Shpirti i dashuruar në vetmi dhe në shoqëri, lidhet vetëm me Zotin.

**“Prandaj qëndro i patundur në udhën e drejtë ashtu siç je i urdhëruar.”** (Hud, 112)

Në bazë të këtij ajeti njeriu gjen lumturinë. Allahu Teala një rob të tillë e drejton për tek të vërtetat. Allahu Teala i ka dhuruar njerëzisë Pejgamberin (a.s.) si: “Personalitet shembull”. Shembull për besimtarin në çdo aspekt të jetës njerëzore është Pejgamberi (a.s.).

Thuhet që Pejgamberi (a.s.), si simbol për njerëzit, ka pasur një respekt tepër të veçantë për nipërit e Tij, Hasanin dhe Husenin Më pas erdhi Xhebraili dhe e pyeti Pejgamberin (a.s.).

- A i do shumë ata?

Pejgamberi (a.s.) u përgjigj:

- Po, i dua.

Atëherë, Xhebraili i dha këtë lajm:

- Njëri prej tyre do të helmohet, ndërsa tjetri do të bie dëshmor.

Pas kësaj ngjarjeje Pejgamberi i Zotit rrënjosi në shpirtin e tij, dashurinë për nipërit. (Abdulkadir Xhejlani, Fethu’r Rabbani, fq 314.)

Kjo tregon se të shfaqësh dashurinë për një qenie tjetër përveç Allahut në një shkallë mbi atë që meriton është e papranueshme nga vullneti hyjnor. Ndërkohë që Pejgamberi (a.s.) është shkaku i ekzistencës së botës. Sikur të mos ishte pjesë e udhëzimit hyjnor edhe ai vetë nuk do të funksiononte asgjë. Atëherë, nga ky shembull duhet ta kuptojmë se sa e rëndësishme është të largohemi nga lidhjet ekstreme,

duhet të jemi të kujdesshëm që të mos i lidhim gjërat që mendojmë, me zemrën pasi nuk jemi të mbrojtur si Pejgamberët.

Mosnjohja e kufirit në dashuri lejohet vetëm kur ajo i drejtohet Allahut. Nëse ndjenjat e frikës dhe të shpresës ndaj Allahut funksionojnë rregullisht, ato bëhen retë e mirësisë së qiejve të besimit. Pasi ai që do, jeton përherë me frikën se mos dëmton atë që do dhe me ankthin se do e humbasë lidhjen me të. Në Kuran thuhet:

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا إِن تَنصُرُوا اللَّهَ يَنصُرْكُمْ وَيُثَبِّتْ أَقْدَامَكُمْ

**"O besimtarë, nëse ju ndihmoni Allahun, edhe Ai do t'ju ndihmojë dhe do t'ju bëjë të qëndroni fort në këmbët tuaja."** (Muhammed, 7)

Prandaj duhet të përpiqemi që çdo punë ta bëjmë me rregull dhe me drejtësi. Nuk duhet të harrojmë se jemi nxënës që mësojmë në shkollën e emrave hyjnorë si një dhunti e Zotit. Jemi nipërit e Ademit, të cilit melekët i bënë sexhde. Jemi nxënësit e shkollës së të vërtetave të Pejgamberit (a.s.). Jemi në rrugën e drejtë që gjen zbatim me Kuranin.

Prandaj, shpirti ynë duhet të mbushet me të vërtetat e Kuranit dhe synetin e Pejgamberit (a.s.), pasi Kurani dhe Pejgamberi (a.s.) na ftojnë në rrugën e udhëzimit dhe të lumturisë. Zoti na njofton se vetëm njerëzit e mirë kanë vend tek ne. Prandaj të jesh i pandjeshëm dhe të mos reagosh dhe të mos gjykosh ndaj thirrjes në Kuran thuhet:

أَفَلَا يَتَدَبَّرُونَ الْقُرْآنَ أَمْ عَلَى قُلُوبٍ أَقْفَالُهَا

**"Vallë a nuk përsiatin ata për Kuranin apo i kanë zemrat të kyçura?!"** (Muhammed, 24)

Kurani Kerim, e paraqet këtë mendim edhe në aspektin e Lartësisë së Tij:

أَفَلاَ يَتَدَبَّرُونَ الْقُرْآنَ وَلَوْ كَانَ مِنْ عِندِ غَيْرِ اللّهِ
لَوَجَدُواْ فِيهِ اخْتِلاَفًا كَثِيرًا

**"A nuk përsiatin ata për Kuranin! Sikur Ai të mos ishte prej Allahut, do të gjenim në të shumë kundërthënie."** (En-Nisa, 82)

Është e pamundur të gjesh në Kuranin ekzistues që prej 14 shekujsh, një ajet që është në kundërshtim me shkencën. Përkundrazi, zbulimet e bëra çdo shekull ia shtojnë fuqinë Kuranit. Një Kuran, i cili, edhe një bedeviu[25] që ka jetuar para 1400 vitesh i ka dhënë atë që dëshironte duke e bindur dhe ia rregullonte jetën në mënyrën më të bukur. Sot Kurani i ka bërë për vete edhe dijetarët më të shquar duke u dhënë informacione tepër të rëndësishme. Ai (Kurani) është i mbushur me të dhënat më të mrekullueshme që do të kenë përparësi deri në ditën e gjykimit. Të gjitha shkencat vijnë pas Kuranit, pasi Ai nuk është shkenca e një njeriu të pafuqishëm, por është shkenca e Zotit që i ka dhuruar njeriut njohuritë e të gjitha shkencave të botës duke i sqaruar ato. Gjithashtu, Zoti është krijuesi edhe i logjikës që ka zbuluar shkencat.

**"Ne do t'u tregojmë atyre shenjat Tona në hapësirat tokësore e qiellore, si dhe në vetvete, derisa t'u bëhet plotësisht e qartë se ai** (Kurani) **është e vërteta. Vallë a nuk të mjafton ty që, Zoti yt është dëshmues i çdo gjëje."** (Fussilet, 53)

Ka shumë shembuj në lidhje me këtë thirrje hyjnore. Ttregues të disa shembujve janë disa nga këto ajete dhe të vërteta shkencore:

**"O njerëz, nëse ju dyshoni në ringjallje, mendoni se Ne ju kemi krijuar prej dheu, pastaj prej pikës së farës, pastaj prej droçkave të gjakut, pastaj prej një cope mishi me trajtë të plotë ose jo të plotë, për t'jua bërë të qartë! Dhe Ne e mbajmë në mitër atë që duam deri në kohën e caktuar. Pastaj ju nxjerrim si fëmijë e pas kësaj do të arrini moshën e pjekurisë. Disa nga ju**

25. Endacak.

**vdesin e disa ngelin deri në pleqëri të thellë, që të mos dinë asgjë nga ajo që kanë ditur më parë. Dhe ti e sheh tokën e tharë, por kur ne lëshojmë ujë mbi të, ajo trazohet dhe gufon dhe prej saj mbijnë lloj bimësh të mrekullueshme në çift.”** (el-Haxh, 5)

**“Me të vërtetë, Ne krijuam njeriun prej palcës së baltës e pastaj, e atë pikë e bëmë farë dhe e vumë në një vend të sigurt** (mitër). **Pikën e farës e bëmë droçkë gjaku, e bëmë copëz mishi pa formë; më pas me atë mish bëmë eshtrat, pastaj i veshëm eshtrat me mish dhe pastaj e bëmë atë** (njeriun) **krijesë tjetër** (duke i futur shpirtin) **Qoftë lartësuar Allahu, Krijuesi më i përsosur!”** (el-Mu’minunë, 12-14)

Prof. dr. Kejth Mur (Keith L. Moore) nga Kanadaja në veprën e tij të shkruar në fushën e embriologjisë, pasi shpjegon fazat e zhvillimit të njeriut në mitër, duke i krahasuar këto të dhëna me ajetet kuranore pohon faktin se shkenca është në përputhje të plotë me Kuranin madje me shembujt e dhënë, pohon gjithashtu faktin se Kurani vjen edhe përpara mjekësisë.

Kejth shprehet gjithashtu se termat “nutfe”, “aleka” dhe “mudga” të cituara në Kuran, pra të gjitha veçoritë e këtyre tre fazave përveç përshtatjes së tyre me të vërtetat shkencore, janë edhe një rreze e madhe ndriçuese për botën mjekësore. Faza e shprehur me termin “nutfe” është përmbledhëse e gjithë përmbajtjes së studimeve shkencore. Faza “aleka” është në rolin e një gjaku të vërtetë dhe të ngjizur. Të gjitha veçoritë e jetës së xhenit [26] janë depozituar pikërisht në këtë gjak të mpiksur. Kurse “mudga” do të thotë mish i përtypur. Kur shihet forma e tij duket si një mish i përtypur. Gati gati në të ka gjurmë dhëmbësh. Në përfundim të këtyre kërkimeve Keith ndjen një admirim shumë të madh për Kuranin dhe Sunnetin dhe vërteton me bindje të madhe këtë mrekulli të Kuranit para 1400 viteve dhe pranon Islamin.

Kështu i përcakton Kurani si mrekulli këto miratime dhe të ngjashme me to:

**“Ndërsa atyre që u është dhënë dituria, e dinë se kjo që të**

26. Fëmija i lindur para kohe apo fëmija i dështuar.

**është shpallur ty nga Zoti është e vërtetë dhe se udhëzon për në rrugën e Fuqiplotit, të lavdishmit."** (es-Sebe', 6)

Edhe shkenca që merret me studimin e gishtave ka vënë në dukje se majat e gishtave gjatë jetës mbesin të njëjta pa u ndryshuar dhe se te asnjë njeri ato nuk janë të njëjta. Për këtë arsye përcaktimi i identifikimit më të besueshëm në drejtësi dhe siguri bëhet me gjurmët e majave të gishtave. Kjo e vërtetë është zbuluar nga fundi i shekullit të XIX-të dhe që nga kjo kohë është filluar të shfrytëzohet, kurse në të vërtetë Kurani, shekuj më parë ka tërhequr vëmendjen për veçoritë e majave të gishtave duke thënë:

**"A mendon njeriu se nuk do t'i tubojë eshtrat e tij? Po, do t'ia tubojmë! Duke qenë se Ne jemi të Zotët t'ia ripërtërijmë si kanë qenë edhe majat e gishtave të tij?"** (el-Kijame, 3-4)

Pra Kurani vjen përpara, ndërsa shkenca pas Tij. Në ajet thuhet:

**"Thuaj: Sikur të kishte në tokë engjëj që ecin qetë (si njerëzit), Ne do t'u çonim atyre nga qielli engjëj pejgamberë!"** (el-Isra, 88)

Kjo, sepse Kurani nuk është shkenca e një njeriu të dobët, është shkenca e Zotit, që u ka dhuruar njerëzve rregullat e të gjitha shkencave duke ua ligjëruar ato. Gjithashtu edhe Ai që ka krijuar mendjet si një rrugë të zbulimeve shkencore është krijuesi i gjithësisë, Allahu Teala.

Të gjithë Pejgamberët dhe drejtuesit, i marrin shkencat e tyre nga të vërtetat e Kuranit. Për rrjedhojë, edhe përmbajtja e librave të tyre të mëparshëm hyjnorë, e ka drejtimin tek Kurani. Ashtu sikurse njeriu që është një model i vogël i gjithësisë edhe Kurani është një libër hyjnor që rrethon të gjithë gjithësinë në të njëjtën mënyrë. Për këtë arsye, shkencat që përfshihen në të, janë të vazhdueshme për çdo kohë dhe vend.

Ai i përmbledh të gjitha kohërat. Nisur nga kjo, miqtë e ngushtë të Drejtësisë janë bërë dëshmitarë të të fshehtave të ndryshme që dalin jo vetëm nga një fjalë, por edhe nga një shkronjë. Gjithashtu ata janë shprehur se të gjitha veprat e shkencave janë marrë nga drita e

Kuranit.[27] "Isra", që bie në natën e 27-të të muajit Rexhep, një vit e gjysmë para hixhretit, udhëtimi i Hz Pejgamberit (a.s.) nga (xhamia) Mesxhid-i Haram në Mekke në Mesxhid-i Aksa në Kudus dhe "Miraxhi", ngritja e Tij në qiejt e pafund, është një tregues i madh hyjnor që përjetohet jashtë çdo vendi dhe kohe. Kështu e tregon Kurani këtë udhëtim të veçantë:

**"Pa të meta është Lartmadhëria e Atij, që robin e vet e kaloi një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabes) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes) rrethinën e së cilës ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'ia treguar Atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi (fjalëve të Muhamedit) pamësi (i punëve të Muhamedit)."** (El-Isra, 1)

Një ajet tjetër kuranor i shpreh kështu rezultatet e mirësisë së këtij udhëtimi hyjnor:

**"Atëherë kur Sidrën e mbuloi çka e mbuloi[28]. Shikimi i Muhammedit as nuk lakoi as nuk tejkaloi[29]. Ai (Muhamedi) vërtetë pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet."** (En-Nexhm, 16-18)

Nata e Miraxhit kur mendohet me të gjitha detajet e saj, kuptohet hapur fakti që ngjarja hyjnore që ndodhi në një çast të natës është një bisedë e habibit dhe e mahbubut[30] e realizuar nga Zoti për të bërë të mundur që Pejgamberi të shikojë fuqinë e Tij. Mirësitë e thella të kësaj ftese dhe të këtij pranimi hyjnor, bukuritë dhe thellësitë e veçanta të tij nuk janë të lehta të kuptohen nga logjika njerëzore dhe mendja. Për këtë arsye, mirësitë dhe veçoritë e kësaj bisede kanë mbetur të fshehta brenda tyre. (Habib dhe Mahbub)

Nuk duhet të harrojmë se në këtë natë të begatë, dritat që ndriçoj-

27. Në kohën kur është botuar ky shkrim i është dhënë vend edhe kësaj teme meqë binte në këtë natë të madhe të muajit Rexhep.

28. Ka transmetime që tregojnë se ata që e mbuluan Sidrën kanë qenë melekë ose drita e Allahut.

29. Këto shprehje në ajetin kuranor janë komentuar kështu: "Pejgamberi (a.s.) i ishte drejtuar Zotit aq shumë, saqë as bukuritë e pafundme që soditnin në kupën e qiellit nuk e penguan".

30. Ai që duhet.

në në minaret tona të cilat ngrihen në qiell si gishtërinjtë e shehadetit, janë përshëndetje hyjnore dhe fakte të shndritshme që dalin nga kujtimet e asaj nate, të cilat përcillen në ditët tona.

Kujtimi më i madh i natës së Miraxhit është padyshim namazi. Namazi është mbështetja e fesë, drita e syve, dashuria e zemrave, lidhja me Zotin, pra është Miraxhi i zemrave të besimtarëve. Secili prej nesh duhet të jetojë një Miraxh individual për t'u bërë rob i Zotit dhe pjesë e bashkësisë së Pejgamberit (a.s.) Ka shumë gjëra që tregojnë se Miraxhi i jetës së një besimtari do të mund të bëhet me namaz. Për këtë arsye, namazet tona përcaktojnë shkallën e Miraxheve tona. Ne ftohemi pesë herë në ditë në këtë Miraxh ose udhëtim.

**Zoti na e bëftë këtë natë të bekuar, një burim lumturie për të gjithë besimtarët.**

**Zoti im! Na mundëso drejtimin në të cilin do na bie mëshira Jote mbi ne. Na mbro nga mbytja në detin e kësaj bote shpirtërore.**

**O Zoti ynë i mëshirshëm! Na mundëso të kuptojmë të vërtetën. Mbushi zemrat tona me dashurinë tënde.**

**Zoti im! Na zbukuro me shkencën e Kuranit. Na mundëso të qëndrojmë të papërkulur në atmosferën e mendimit të Tij dhe në dashurinë e Pejgamberit (a.s.) derisa të arrijmë tek Ti me zemër të pastër.**

**Amin!..**

# *Kurani dhe meditimi*
# 3



*Sa madhështore janë të vërtetat dhe mendimi shpirtëror që vijnë si rezultat i forcimit të ndjenjës dhe mendimit tonë me Kuranin ashtu sikurse një farë e vogël, e cila duke mbirë mbi tokë merr formën e një peme madhështore. Po të mos ishte udhëzimi i drejtë dhe mirësia e pafundme e Kuranit, mendimet dhe ndjenjat tona do mbeteshin si një farë e thatë.*

# *Kurani dhe meditimi -3-*

Allahu Teala e ka obliguar njeriun me nënshtrim, ka përgatitur për të çdo gjë që ndodhet në qiell dhe në tokë[31] në mënyrë që ai të jetojë me ndjenjën e thellë të kësaj robërie. I ka dhënë njeriut veçori të larta shpirtërore dhe mendore. Gjithashtu Allahu ka dërguar Pejgamberë si "Usve-i hasene"[32], në mënyrë që njeriu të arrijë në besimin e vërtetë.

Ndihma hyjnore e realizuar me anë të Pejgamberëve ka arritur kulmin me Kuranin i cili i është dhuruar gjithë njerëzimit nëpërmjet Pejgamberit të fundit.

Prandaj, e kemi për detyrë ta falënderojmë pafundësisht Zotin e Lartmadhëruar, i cili na bëri prej bashkësisë së Muhamedit (a.s.) dhe na mundësoi Kuranin. Sa madhështore janë ndjesitë shpirtërore të shfaqura si rezultat i forcimit të ndjenjës dhe mendimit tonë me Kuranin, gjë që i përngjet një fare të vogël të mbirë në tokë, e cila me kalimin e kohës merr formën e një peme madhështore. Nisur nga ky aspekt, sikur të mos ishte udhëzimi i drejtë dhe mirësia e pafundme e Kuranit, mendimet dhe ndjenjat tona do mbeteshin sikurse një farë e thatë.

Për rrjedhojë, nuk mund të ketë një mirësi më të madhe për ne se sa të mendojmë madhështinë e ndihmës hyjnore në sajë të Kuranit. Këtë të vërtetë e tregon më së miri shkalla e ulët e fiseve primitive që nuk arritën të merrnin mesazhin hyjnor në shekullin XXI. Fakti që ka miliona njerëz të feve të ndryshme, madje Budistë që adhurojnë statujën e Budës, indianët që pranojnë si të shenjtë një kafshë të pafuqishme si lopën dhe miliona njerëz që pranojnë si hyjni, qenie

31. Shih: Sureja Xhathije, 13.
32. Shembulli më i mirë

të tilla janë tregues domethënës për të kuptuar madhështinë e të qenurit bashkësi Muhamedane, por më shqetësuese është të mbetesh i shurdhët përpara ndikimeve të drejtësisë për disa arsye personale dhe shoqërore që hyjnë në mes dhe shohin mirësinë e besimit. Për gjithë këto njerëz të tillë që hasen në çdo kohë, Kurani thotë:

**"I mbyllin veshët me gishtat e tyre, për të mos dëgjuar ushëtimën nga frika e vdekjes. Kështu, Allahu i ka nën kontroll mohuesit."** (Bakare, 19)

Për këtë arsye, Allahu dëshiron që besimtarët të jenë të zgjuar, të kujdesshëm, inteligjentë dhe të jenë të ndjeshëm ndaj domethënies së Kuranit.

Në Kuran thuhet:

وَالَّذِينَ إِذَا ذُكِّرُوا بِآيَاتِ رَبِّهِمْ لَمْ يَخِرُّوا عَلَيْهَا صُمًّا وَعُمْيَانًا

**"Edhe ata, që, kur paralajmërohen nga shpalljet e Zotit të tyre, nuk bëhen as të shurdhër e as të verbër."** (El-Furkan, 73)

Në një periudhë të tillë, për një mysliman ka dy detyra të rëndësishme:

Njëra është të vlerësosh mirësinë e dhënë sikurse lulet e rralla që kanë fatin të çelin mes plasave të shkëmbinjve të thepisur dhe të dish të falënderosh, ndërsa e dyta, të përpiqesh për predikimin e të vërtetave, duke ndjerë dhimbje për ata që nuk njohin drejtësinë dhe të vërtetën hyjnore.

Në Kuran thuhet:

"Le të dalë prej jush një grup që të thërrasë për në mirësi, të urdhërojë për vepra të mira e të ndalojë prej veprave të shëmtuara! Këto njerëz do të jenë të shpëtuarit." (Al-i Imran, 104)

**"E kush flet më bukur se ai që i fton njerëzit drejt Allahut, bën vepra të mira dhe thotë "Unë me të vërtetë jam mysliman."** (Fusilet, 33)

Për të patur një predikim frytdhënës siç dëshirohet, është kusht ta vëmë mendjen në punë dhe shpirtin mbi përmbajtjen e pasur të Kuranit më shumë se asnjëherë tjetër, të ecim në rrugën tonë bashkë me Kuranin dhe të edukohemi me etikën e Tij. Kjo do të thotë se jemi të detyruar të jemi shpirtërisht më të qëndrueshëm dhe të bëjmë përpjekjet tona maksimale në studimin e përmbajtjes dhe të botës së pasur të Kuranit shumë herë më shumë se përpjekjet e dijetarëve në studimin e botës materiale.

Është e qartë se pikëpamjet materialiste nuk kanë sjellë gjë tjetër vetëm shkatërrimin e njeriut dhe poshtërimin e tij. Arsyeja e këtij përfundimi të llahtarshëm ka lindur si rezultat i peshimit dhe i vlerësimit të së vërtetës njerëzore vetëm me mendje. Në Kuran gjenden shprehje të ndryshme në lidhje me mendjen si: "O ju që mendoni!" dhe përsëritet 16 herë dhe "A nuk mendoni?, A nuk mendoni?, A nuk mendoni?".

Kurani i paraprin të gjitha shkencave, vë në dukje të vërtetën se çfarë burimi frytdhënës dhe madhështor është mendja dhe përkushtimi i njeriut, me anë të zbulimeve të reja që realizohen ditë pas dite deri në ditën e gjykimit.

Ne, myslimanët duhet të rrënqethemi dhe të mendojmë përgjegjësitë që kemi pasi nuk kemi mundur t'u shpjegojmë njerëzve sa duhet mrekullinë e Kuranit dhe të jemi shembull për ta. Për sa kohë që nuk do mund të përhapim ashtu siç duhet të vërtetën e këtij besimi të drejtë, megjithë mundësitë dhe rrugëzgjidhjet që ofron koha jonë, ndërkohë që ky libër i shenjtë është vërtetuar miliona herë si i saktë me anë të zbulimeve shkencore të realizuara në shekuj, njerëzit e pavetëdijshëm banues në katër anët e botës do ankohen për ne tek Allahu dhe kjo na shton përgjegjësinë tonë pasi pjesa më e madhe e fesë ka sjellë lehtësira në shumë zbulime shkencore të kohës në krahasim me shekujt e mëparshëm me qëllim shpjegimin dhe vërtetimin e dukurive metafizike.

Disa të vërteta në gjithësi zënë vend në Kuran në atë mënyrë që do mund të konceptohen vetëm kur shkalla shkencore të jetë e aftë për t'i komentuar. Pra Kurani, i paraqet të vërtetat sipas nivelit shken-

cor të çdo kohe dhe botëkuptimit të njerëzve deri në ditën e gjykimit. Padyshim që kjo është rrjedhojë e mëshirës hyjnore.

Sikur pjesët përbërëse të trupit të njeriut, zbulimet mjekësore, rregulli që mbizotëron në tokë dhe në kupën e qiellit që habit mendjen njerëzore dhe sa e sa të vërteta, po të ishin shprehur haptazi dhe drejtpërsëdrejti në Kuran përpara se të zbuloheshin shkencërisht, do të kishte qenë e pamundur që njerëzit të pranonin këtë dhe në fund të besonin sipas mendjes dhe nivelit shkencor të asaj kohe.

Kurani është si një tokë e vjetër e cila sa herë që gërmohet arrin thuajse në pafundësi. Mjafton të lodhim shpirtin dhe mendjen sa duhet për të kuptuar përmbajtjen e pasur të Kuranit dhe ta lexojmë Atë me syrin e zemrës.

Thellimi shpirtëror me librin e gjithësisë dhe kuptimi i urtësive dhe të fshehtave të kësaj bote bëhet vetëm me anë të meditimit. Zoti, me anë të këtyre ajeteve, i fton të gjithë njerëzit në këtë meditim.

**"Vallë, a nuk kanë udhëtuar ata nëpër botë, që zemrat e tyre të mendojnë dhe veshët të dëgjojnë? Në të vërtetë, atyre nuk u janë verbuar sytë (në këto gjëra) por u janë verbuar zemrat në kraharorë."** (El-Haxhxh, 46)

**"Në tokë ka vise që janë të lidhura njëra me tjetrën, ka kopshte të mbjella me hardhi, ka ara dhe palma me një pip ose shumë pipa të cilat ujiten me të njëjtin ujë, por disa nga frutet i bëjnë më të shijshme nga të tjerat. Pa dyshim, në këto ka shenja për njerëzit që kanë mend."** (Er-Rrad, 4)

Për t'u bërë besimtar i vërtetë fillohet me vënien në lëvizje të zemrës rritjen e kërkesës për dashuri dhe meditim të asaj zemre.

Ato gjëra që e bëjnë njeriun njeri, janë funksionet e zemrës dhe të mendjes. Vetëm në rastin kur mendja ngarkohet më shumë dhe bota shpirtërore të lihet mënjanë ndoshta njeriu bëhet një njeri i mirë i kësaj bote. Por për t'u bërë një besimtar i mirë është e domosdoshme zbutja e zemrës, shqyrtimi i hollësishëm i saj dhe brumosja në thellësinë shpirtërore. Për një besimtar, zemra e të cilit punon në mënyrë të

përshtatshme, çdo gjë flet me **“hal lisan”** (pra me gjuhën e vet). Çdo gjë e njeriut që nga vetvetja, fytyra-syri dhe i gjithë fiziku janë vitrinë e tij. Të gjitha qeniet kanë një gjuhë të tyre që quhet “Lisani Hal” dhe çdo gjë flet me këtë gjuhë.

Një person që nuk sheh që në lindje, nëse i hapen sytë për një moment tronditet jashtë mase. Sa çuditet ky njeri kur sheh detet, pemët, zogjtë që fluturojnë, sa e sa gjëra që s’i ka parë asnjëherë … thotë: “Sa bukur i ka krijuar Zoti im!” Njeriu që sheh me mijëra bukuri të tilla çdo ditë, shumë herë kalon pa i vënë re, kalon pa vetëdije, pa mundur t’i bëjë shteg një meditimi të thellë dhe të hollësishëm të njëjtë si shembulli i shkëmbinjve të fortë që edhe pse mbi ta bien shirat e begatshëm të Prillit nuk marrin asnjë fryt prej tyre.

Ajetet e mësipërme dhe të mëposhtme na ftojnë në zgjuarsi:

**“Edhe në ndërrimin e natës e të ditës, edhe në ujin që Allahu e zbret nga qielli, duke gjallëruar nëpërmjet tij tokën e shkretuar, edhe në ndërrimin e erërave, ka shenja për njerëzit që mendojnë.”** (El-Xhathije, 5)

**“Një shenjë tjetër për ata është nata, prej së cilës Ne e tërheqim ditën dhe atëherë ata mbeten në errësirë. Dielli sillet në drejtimin e vet të caktuar. Kështu e ka paracaktuar i Plotfuqishmi, i Gjithëdijshmi. Hënës i kemi caktuar faza: ajo përditë hahet e bëhet si rremi i përkulur i hurmës. As dielli nuk mund ta arrijë hënën e as nata nuk mund t’ia kalojë ditës; të gjitha lundrojnë në orbitat e veta.”** (Jasin, 37-40)

**“Këta shembuj Ne ua paraqesim njerëzve, por ata nuk i kupton kush, përveç dijetarëve.”** (El-Ankebut, 43)

Njeriu, sa të ketë medituar gjatë jetës së tij, aq ka përfituar nga lidhja hyjnore dhe po aq shtohet edhe lumturia në jetën tjetër. Shembuj të një meditimi të thellë të gjithësisë janë Pejgamberët, dijetarët dhe njerëzit e tjerë të ditur. Njohja me zemër e Zotit, ndjenja e drejtësisë, besimi me përkushtim dhe domosdoshmëria e lidhjes janë të fshehura në shpirtin e njeriut. Kthimi tek Allahu i jobesimtarëve që kalojnë

një jetë të turbullt dhe i të paditurve të mbetur ngushtë në një vetmi të frikshme dhe të pambrojtur, kërkesa e tyre për ndihmë nga fuqia hyjnore është kusht për krijimin e njeriut. Por ata, të cilët e zhdukën këtë karakter nuk i kuptojnë mrekullitë e artit, punët e fuqisë hyjnore në këtë botë, ata të cilët jetojnë pa kuptim në këtë botë plot dhunti, do të vazhdojnë edhe në botën tjetër lojën që kanë luajtur më parë në këtë botë.

**"Vallë, A nuk kanë udhëtuar ato nëpër botë, që zemrat e tyre të mendojë dhe veshët të dëgjojnë? Në të vërtetë, atyre nuk u janë verbuar sytë (në këto gjëra), por u janë verbuar zemrat e veta në kraharor."** (El-Haxhxh, 46)

**"Ai që në këtë botë ka qenë i verbër, do të jetë i verbër edhe në botën tjetër dhe më i humbur nga rruga e drejtë."** (El-Isra, 72)

❁

Është e domosdoshme që Kuranin ta mësojmë nga dijetarët e vërtetë, zemrat e të cilëve janë të mbushura me dashurinë hyjnore dhe duke u frymëzuar nga ato zemra frytdhënëse, dëgjuesit të futen në një meditim të thellë shpirtëror pasi Kurani gjithmonë e fton njeriun në një udhëtim drejt ndjenjave dhe mendimeve. Në Kuran thuhet:

**"(Të dërguarit i çuam) me prova të qarta dhe libra, ndërsa ty (o Muhammed) të zbritëm Përkujtesën (Kuranin) me qëllim që t'u shpjegosh njerëzve atë që u është shpallur dhe që ata të mendojnë."** (En-Nahl, 44)

Allahu Teala na fton të mendojmë edhe provat e ekzistencës së Tij të Lartë edhe urtësitë e thella në dhuntitë që i ka dhuruar njeriut. Mes këtyre është tërheqës fakti që njeriu është zotërues i lloj lloj gjuhësh dhe ngjyrash. Në Kuran thuhet:

**"Ndërmjet shenjave të Tij janë krijimi i qiejve dhe i Tokës dhe shumëllojshmëria e gjuhëve dhe e ngjyrave (racave) tuaja. Pa dyshim, në këtë ka shenja për ata që dinë."** (Er-Rrum, 22)

Me të vërtetë, asnjëra nga gjuhët që flet njeriu nuk është krijuar

duke u formuar komisione të ndryshme nga populli që e flet atë gjuhë. As gramatika dhe as tërësia e fjalëve të saj nuk është fryt i një pune të përbashkët. Në disa gjuhë fjalia fillon me folje (kallëzues), ndërsa në disa të tjera fillon me kryefjalë. Këta nuk janë të zgjedhura me vetëdije (nga ana e njeriut), por janë dhunti e Allahut. Përveç kësaj dhuntie hyjnore janë edhe dhunti të tjera tepër të veçanta si ndryshimi i ngjyrave të njeriut dhe krijimi i tij në kombe të ndryshme. Ngjyrat vijnë si rezultat i kushteve gjeografike, ndërsa kombet janë rezultat i krijimit.

Kjo gjendje është krijuar që njerëzit të njihen dhe të kuptohen më mirë me njëri-tjetrin, pasi komb me vlerë dhe pa vlerë nuk ka. Nga çdo komb dalin edhe njerëz të pastër edhe njerëz të këqinj. E rëndësishme është rritja e devotshmërisë. Allahu Teala këtë të vërtetë e shpjegon kështu:

**"O ju njerëz! Në të vërtetë, Ne ju krijuam prej një mashkulli dhe një femre dhe ju bëmë popuj e fise, për ta njohur njëri-tjetrin. Më i nderuari prej jush tek Allahu është ai që i frikësohet më shumë Atij. Vërtet Allahu është i Gjithëdijshëm dhe për Atë asgjë nuk është e fshehtë."** (El-Huxhuratë, 13)

Ajetet kuranore mbartin në vetvete shembuj të ndryshëm për njerëz të profesioneve të ndryshme, pasi njeriu është një krijesë që s'pranon të drejtën dhe këmbëngulës në të tijën, nga ana e domosdoshmërisë së provës hyjnore dhe kjo deri atëherë, kur secili të marrë atë që i takon. Kjo e vërtetë tregohet në ajetin e mëposhtëm:

**"Sigurisht, në këtë Kuran, Ne u kemi shpjeguar njerëzve çdo lloj shembulli, por njeriu kundërshton më tepër se çdo krijesë tjetër."** (El-Kehf, 54)

Kurani e fton njeriun në meditim duke i tërhequr vëmendjen në hollësitë e përbërjes së tij. Kurani i thotë njeriut për mashtrimin e jetës së tij:

وَمَنْ نُعَمِّرْهُ نُنَكِّسْهُ فِي الْخَلْقِ أَفَلَا يَعْقِلُونَ

**“Kujtdo që i japim jetë të gjatë, Ne e bëjmë sërish krijesë të dobët. Vallë a nuk kuptojnë ata?”** (Jasin, 68)

Në një ajet tjetër, Ai (Kurani) tregon për mëkatin dhe devotshmërinë që janë pjesë e përbërëse të njeriut:

وَنَفْسٍ وَمَا سَوَّاهَا فَأَلْهَمَهَا فُجُورَهَا وَتَقْوَاهَا قَدْ أَفْلَحَ مَن زَكَّاهَا
وَقَدْ خَابَ مَن دَسَّاهَا

**“Për shpirtin dhe për Atë që e ka përsosur! Duke ia bërë të njohur atij të keqen dhe të mirën. Vërtet kushdo që e pastron shpirtin do të shpëtojë, ndërsa kushdo që e shtyp atë (me punë të këqija), do të dështojë.”** (Esh-Shems, 7-10)

Në një ajet tjetër shfaqet fuqia e lartë hyjnore e Allahut me ringjalljen dhe përkundrejt saj paraqitet pafuqia e njeriut dhe e vërteta që e pret atë në të ardhmen:

**“A nuk mendon njeriu se Ne e krijuam atë prej një pike uji (farë), kur qe ai kundërshtar i rreptë. Ai na solli neve shembull e harroi krijimin e vet e tha: “Kush i ngjall eshtrat kur janë të kalbur? Thuaj: “I ngjall Ai që i krijoi për herë të parë e Ai është shumë i dijshëm për çdo krijim.”** (Jasin, 77-79)

Njeriu, si një qenie që ecën me kohën, vihet në dijeni se kjo kohë është relative.

كَأَنَّهُمْ يَوْمَ يَرَوْنَهَا لَمْ يَلْبَثُوا إِلَّا عَشِيَّةً أَوْ ضُحَاهَا

**“Ditën kur ta përjetojnë atë, atyre (idhujtarëve) do t’u duket sikur nuk kanë jetuar më tepër se një mbrëmje ose një mëngjes të saj.”** (En-Nazijatë, 46)

Të gjitha këto shpjegime e ftojnë njeriun vazhdimisht në meditim, tregojnë se një punë e tillë shpirtërore dhe mendore është një detyrim

i urdhëruar nga Zoti.

Pejgamberi (a.s.) 1400 vjet më parë, me hadithin e tij:

*"Adhurim si meditimi s'ka"* (Ali el-Muttaki, Kenzu'l-Ummal, XVI, 121), ka dashur të theksojë se meditimi dhe si rezultat i tij, frytet e zemrës janë në gradën e adhurimit. Madje, mund të thuhet që ai ka theksuar edhe faktin se meditimi para se të jetë një adhurim, është diçka e domosdoshme ekzistuese, pasi me meditim është e mundur të kuptohet brendia dhe rëndësia e gjërave të tjera si adhurimi. Rëndësia e meditimit, e përcaktuar me ajete dhe hadithe të panumërta plot 1400 vjet më parë padyshim që në kohën tonë, është rritur akoma edhe më shumë.

Për të shpëtuar plotësisht nga përgjegjësia, është pak sado që të thuhet e të flitet për domosdoshmërinë që duhet të tregojmë në lidhje me udhëzimin në rrugë të drejtë.

❁

Nata e Beraetit që fillon natën e 14 dhe të 15 të muajit Shaban në të cilin inshallah do të hyjmë, të nderuar lexues, çdo vit festohet besimtarët e devotshëm me një përkushtim të madh. Në hadith[33]thuhet:

"Në mes të natës së Shabanit falni namaz, gjatë ditës agjëroni pasi Allahu sapo mbërrin në qiellin e botës me dritat e mirësisë së bashku me perëndimin e diellit, u thotë njerëzve:

- A nuk ka njeri që kërkon prej meje që t'ia fal gjynahet?

A nuk do kush rrisk që t'ia jap?

A nuk ka njeri që të bëjë dua e unë t'i jap shërim?

A nuk ka të tillë?

A nuk ka të atillë?" (Ibn Maxhe, Ikametu's-Salat,191)

Domethënë, Allahu Teala, këtë natë, i lë të hapura dyert e mirësisë deri në mëngjes. Sa lajm i bukur dhe i mirë është lajmi i Pejgamberit

33. Në botimin e këtij shkrimi janë cekur shkurtimisht edhe disa veçori të muajit Sh - ban meqenëse ky muaj vjen menjëherë me muajin e Ramazanit.

(a.s.) për besimtarët që e kalojnë këtë natë në namaz dhe ditën me agjërim, ku u premton se kjo natë do t'u japë atyre vlera të veçanta. Këtë natë, përveç se me namaz duhet të merremi edhe me adhurime të tjera shpirtërore si me dhikër, tesbih, salavate dhe biseda fetare. Edhe për ditët dhe netët e tjera që vinë pas natës së Beraetit, duhet të kemi kujdes pasi ato janë ftesa të veçanta dhe me vlerë të muajit të Ramazanit. Me gëzimin e Ramazanit duhet të thellohen emocionet tona, duhet të shtohet sadakaja ndaj Zotit dhe lidhja jonë fetare. Namazet tona duhen të realizohen brenda një rregulli, lidhjeje trup-shpirt dhe me një ndjenjë të thellë emocionale pasi namazi është një lidhje, një bashkëbisedim i lartë shpirtëror mes robit dhe Zotit.

Një person erdhi tek Pejgamberi (a.s.) duke i thënë:

*- O Pejgamber i Zotit! Më mëso një fjalë të dobishme.*

Pejgamberi (a.s.) i tha:

*- Kur të lidhesh në namaz bëhu si një person që i jep lamtumirën botës! Mos fol ndonjë fjalë që të bën të kërkosh të falur! Vendos që të heqësh dorë nga gjërat e kësaj bote që ndodhen në duart e njerëzve!* (Ibn Maxhe, Zuhd, 15)

Besimtari duhet të mundohet të fitojë moralin e mirë dhe sevapin e të gjitha namazeve të falura dhe duhet të mos ta humbë këtë nimet hyjnor pasi Pejgamberi (a.s.) thotë:

*"Një rob fal namaz, por ai vihet në dijeni se vetëm gjysma e namazit, një e treta, një e katërta, një e pesta, një e gjashta, një e shtata, një e teta, një e nënta madje vetëm një e dhjeta i shkruhet për të."* (Ebu Davud, Salat, 123, 124)

Në lidhje me muajin e madhërueshëm të Ramazanit që është edhe muaji i mirësive dhe i begative, duhet të theksojmë, që Kurani i shpallur në këtë muaj është zbritur për t'u përjetuar besimtarëve një Ramazan të përjetshëm. Ramazani dhe Kurani janë një edukatë jetike dhe parimore. Në Kuran thuhet:

**"(Ato ditë të numëruara janë) Muaji i Ramazanit që në të (filloi të) shpallet Kurani që është udhërrëfyesi për njerëz dhe**

**sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues i të vërtetës nga gënjeshtra. E kush e përjeton prej jush këtë muaj le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim le të agjërojë sa ditë nga ditët e mëvonshme. Allahu me këtë dëshiron lehtësim për ju e nuk dëshiron vështirësim për ju (të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) Që të plotësoni numrin, të madhëroni Allahun për atë se u udhëzoi dhe që të falënderoni.”** (El-Bakare, 185)

Allahu Teala pasi thekson se Kurani është një udhërrëfyes plot dritë i mbushur me mirësi dhe fakte që tregojnë për mirësinë dhe udhëzimin në rrugë të drejtë, thekson edhe një herë se çdokush që mbërrin në këtë muaj është i obliguar të agjërojë.

Nuk duhet të harrojmë se nuk mjafton vetëm të dëgjosh zërin e Kuranit dhe t'i hedhësh një sy hartës së gjithësisë së të vërtetave. Është i domosdoshëm zbatimi me përpikmëri i urdhrave të madhërueshëm që tregojnë rrugët e shpëtimit të jetës tjetër, pasi besimtari është ai që hyn në një luftë shpirtërore të fortë me atmosferën e Kuranit përkundrejt mësymjeve armiqësore.

**O Zoti im! Na mundëso të jetojmë me thellësinë shpirtërore në këtë muaj të madhërueshëm Xhenetin dhe Kuranin. Besimi dhe Kurani të jenë fakte, agjërimet tona le të jenë mëshirë, syfyret tona të jenë begati, iftaret tona le të jenë pika bashkimi!**

**Amin!..**

# Pendimi dhe loti



*"Bëj dua dhe pendohu me shpirtin e mbushur plot, me zjarrin e pendimit dhe sytë me vesë! Pasi lulet çelin në vendet me diell dhe vesë!"*

*Mevlana*

# *Pendimi dhe loti*

Një rrobaqepës i bëri një pyetje një njeriu të drejtë:

- Ç'mendoni rreth hadithit të Pejgamberit (a.s.): *"A e pranon Allahu Teala pendimin e robit të tij për sa kohë nuk i ka dalë shpirti?"* (Tirmidhi, Deavat, 98)

- Po, kështu është. Por cili është profesioni yt?

- Jam rrobaqepës, qep rroba.

- Cila është gjëja më e lehtë në këtë profesion?

- Të marrësh gërshërën dhe të presësh copën.

- Sa kohë ke që e ushtron këtë profesion?

- 30 vjet.

- Kur je i mërzitur a mund të punosh?

- Jo, s'mundem.

- O rrobaqepës! Nëse një punë që e ke mësuar me shumë mund dhe përpjekje dhe e ke bërë me lehtësi për 30 vjet, nuk mund ta lësh, atëherë si është e mundur të pendohesh (të bësh tevbe) që nuk e ke bërë asnjëherë në jetën tënde? Pendohu sot edhe pse je i fuqishëm! Pasi në momentin e fundit mund të mos jepet mundësia e pendimit. A nuk e ke dëgjuar asnjëherë fjalën: *"Shpejtoni të bëni tevbe para se të vijë vdekja!"* (Munavi, Fejzu-l Kadi v, 65)

Pas kësaj, rrobaqepësi u zotua të pendohej vazhdimisht, duke u bërë edhe ai prej të mirëve.

Siç shihet në këtë tregim, ka një mijë e një pengesa të ndryshme përpara njerëzve, më e rrezikshmja e këtyre është ta lësh pendimin për

më vonë, kurse ta pranosh atë është ushqimi i një jete të tërë. Pejgamberi (a.s.) u ka thënë ashabëve: *“Halli më i madh është halli i mëkatit, kurse ilaçi është të kërkuarit të falur (Istigfar) në errësirën e natës.”* [34]

Të kërkuarit të falur (Istigfar) është e rëndësishme për të arritur një shkallë të lartë shpirtërore dhe për t’iu drejtuar Allahut, është rruga e vetme për t’u pastruar shpirtërisht. Një pendim i pranuar largon perdet dhe pengesat që janë mes robit dhe Zotit. Për bamirësit kjo është mjaft e rëndësishme, sepse është e domosdoshme të largosh pengesat për të arritur qëllimin. Fjalët e sahabëve në të gjitha rrugët e tasavvufit për ndryshimin shpirtëror, fillojnë me Istigfar.

Pendimi i parë ka filluar me Pejgamberin e parë Ademin (a.s.) Ai në tevben e tij ka bërë këtë dua:

قَالاَ رَبَّنَا ظَلَمْنَا أَنفُسَنَا وَإِن لَّمْ تَغْفِرْ لَنَا وَتَرْحَمْنَا
لَنَكُونَنَّ مِنَ الْخَاسِرِينَ

**“Ata thanë: O Zoti ynë! Ne e kemi futur veten tonë në gjynah, prandaj, nëse Ti nuk na fal dhe nuk Na mëshiron, ne vërtet që do të jemi nga të humburit!”** (El-A’raf, 23)

Kjo dua është bërë një shembull istigfari për brezat e ardhshëm deri në ditën e gjykimit.

Miqtë e ngushtë të Zotit e ndajnë tevben (pendimin) në tre pjesë:

1- Tevbe e popullit: Këta bëjnë tevbe për gjynahet e bëra.

2- Tevbe e Havaseve (Robërve të zgjedhur): Këta bëjnë tevbe kur janë të pavetëdijshëm (habi).

3- Tevbe e Harsu’l-Has (Robërit më të zgjedhur): Këta bëjnë tevbe për të arritur afrim tek Allahu.

Por, si në çdo punë të dobishme, edhe në pendim sinqeriteti dhe

34. Shih: Dejlemi, Musned, 1, 136.

mirësia janë kusht. Kështu që, shumë besimtarë të devotshëm e kanë përqafuar pendimin. Pra, është e domosdoshme mbështetja tek Zoti, pasi nefsi dhe shejtani, kur nuk gjejnë rrugë për të penguar zemrën, dalin në dukje në formën e një mësuesi që udhëzon për mirësi dhe bukuri. Në këtë mënyrë, e fusin njeriun në kurth kështu edhe pendimet e tij mbeten pa vlerë. Pendimi është një falje që do përcaktojë jetën e ahiretit.

Allahu Teala thotë:

عَسَى رَبُّكُمْ أَن يَرْحَمَكُمْ وَإِنْ عُدتُّمْ عُدْنَا

**“Ndoshta Zoti juaj do t’ju mëshirojë, por nëse ju ktheheni (në gjynahe), Ne nuk do t’u kthehemi (ndëshkimeve ndaj jush)…”** (El-Israë, 8)

Kush nuk pendohet, është bërë ndihmës i shejtanit. Tashmë sa herë që pendohet, nuk i qëndron fjalës duke u pajtuar menjëherë me thënien e shejtanit dhe njerëzve të paditur të kthyer në shejtan: “Turp të kesh!”. Prandaj në ajetin kuranor thuhet:

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا تُوبُوا إِلَى اللَّهِ تَوْبَةً نَّصُوحًا

**“O ju që keni besuar! Kthehuni tek Allahu me një pendim të sinqertë.”** (El-Tahrim, 8)

Shkrimtari, në pohim të kësaj të vërtete, i udhëzon kështu shpirtrat që pendohen:

*Duke thënë me disa fjalë Istigfar*
*Nëse shpirti është i pavetëdijshëm,*
*epshi humbet në një mijë e një ngushtica.*

Rahmeti

Lidhur me tevben duhet t’i kushtojmë kujdes edhe kësaj çështjeje.

Në librin e haditheve me titull “Xhamiu’s-Sagir” theksohet se me-

leku që regjistron gjynahet e njerëzve, fillon të shkruajë gjashtë orë pasi bëhet gjynahu. Gjatë kësaj kohe pret se mos vallë gjynahbërësi pendohet. Prandaj njeriu nuk duhet të thotë: "Nuk mund t'i qëndroj besnik pendimit tim, përsëri mund të bëj gjynah, prandaj nuk pendohem!", por gjithmonë, duhet të bëj istigfar, sepse Allahu urdhëron dhe pendimi s'prishet më. Ai duhet të dijë që pendimi, meqenëse është një kërkesë për falje, kërkon një sakrificë të madhe për realizimin e tij të sinqertë për mos përsëritjen e gjynahut. Prandaj Allahu këshillon kështu:

**"…Mos e lini jetën e kësaj bote t'ju mashtrojë dhe as djallin t'ju mashtrojë për Allahun."** (Llukman, 33)

Sigurisht edhe hadithi: *"Pendimi ndaj gjynahut përbëhet nga pendimi dhe istigfari"*, thekson një pendim që nuk të çon përsëri në gjynah. Gjithashtu ky hadith thekson faktin se pendimi duhet të fillojë me pendim dhe kjo do të thotë pastrimi i ndotjeve të gjynahut me lot të sinqertë.

Tregohet që një personi të penduar, i është dhënë lista e gjynaheve duke i thënë: **"Lexo këtë"**. Fajtori ka qarë aq shumë para një situate të tillë saqë nga lotët gjynahet në listë janë fshirë. Më në fund këto lot të sinqertë, i kanë pastruar krejtësisht gjynahet. Në këtë mënyrë fajtori u fal.

Nganjëherë një gjynah kërkon një mijë lot për falje, ndonjëherë një pikë loti pastron një mijë gjynahe, sepse loti është një burim pendimi për ata që hyjnë në lidhjen hyjnore, lan gjynahet dhe i pastron ato. Është një shprehje falënderimi për Zotin. Loti është një vend shprese e Zotit. Ata që qajnë në këtë vend në një moment ku priten të gjitha shpresat, janë të lumturit e vërtetë.

Për ata që e shohin botën me lot sinqeriteti, secila nga ato pika loti është si pasqyra që ekspozon një mijë e një oqeane në shpirt dhe në çdo detaj e fshehta hyjnore është e qartë. Sa e sa faqe të mirësisë që nuk mund të kuptohen, lexohen me të pasi loti është një gjuhë që mbart dhe shpreh kuptime që fjalët nuk do mund t'i mbartin. Njeriu me to dëshiron nga Zoti i tij gjëra që as nuk do të guxonte t'i imagjinonte.

Prandaj, dashuritë dalin në krye të burimit të lotit. Të panjohurit pushojnë në bregun e tij.

Pjesa e mëposhtme e shpjegon bukur vlerën e një pike loti të rënë nga sytë për hir të Zotit:

Xhunejd Bagdadi, një ditë kalimthi shikon melekët që po zbritnin nga qielli për t'u grumbulluar në një vend.

Njëri prej tyre pyeti:

*- Për çfarë po grumbulloheni?*

*- Një shok i ngushtë i Allahut duke kaluar këtej bëri oh!.., dhe nga syri i tij ranë ca pika loti. Për këtë arsye, po grumbullojmë këto pika loti që t'i afrohemi mirësisë së Zotit.*

Në një hadith thuhet:

*"Ka dy sy, të cilët zjarri i Xhehenemit nuk i përshkon. Syri që qan për hir të Allahut dhe syri që nuk fle deri në mëngjes duke adhuruar Allahun.* (Tirmidhi, Fedailu'l-Cihad, 12-1639)

Një shembull i qartë i këtij rasti tregohet nga Mevlana i cili e krahason atë me ujërat që ndoten, më pas bëhen avull dhe kthehen përsëri në tokë si mirësi e pastër. Ai shprehet:

"Edhe uji kur turbullohet apo bëhet me baltë pra kur ndotet, nuk është i qetë. *Fillon të gërryejë nga brenda dhe t'i lutet Zotit. Pas këtyre lutjeve dhe britmave Zoti e avullon dhe e çon në qiell. Duke kaluar në rrugë të ndryshme, pastrohet. Më pas bie në tokë ndonjëherë si shi, ndonjëherë si borë apo si breshër. Më në fund arrin në një det pa fund, pa breg."*

Padyshim, këto simbole shprehin dashurinë dhe mëshirën e Allahut për robërit e tij që dëshiron t'i shpëtojë. Zemra e disa njerëzve gjynahbërës është ndotur nga papastërtitë e gjynaheve. Nëse për një moment uji i pendimit bashkohet me diellin e pendesës, Allahu i merr në qiell ato zemra, i pastron nga pluhuri, dheu dhe nga të gjitha papastërtitë epshore dhe i sjell në sipërfaqen e tokës si qenie më të vlefshme, pra si një mëshirë. Kjo realizohet në namaze. Për rrjedhojë, për

namazet e falura rregullisht është thënë: "Është miraxhi i besimtarit", por njeriu shumë herë nuk e kupton këtë të vërtetë duke humbur në botë, në vend që të qajë mbytet në të qeshura, prandaj Zoti i thotë:

وَتَضْحَكُونَ وَلَا تَبْكُونَ وَأَنتُمْ سَامِدُونَ

**"Po qeshni!.. Nuk po qani!.. Madje jeni edhe të pakujdesshëm!.."** (En-Nexhm, 60-61)**,** dhe në një ajet tjetër kështu e urdhëron ruajtjen nga pavetëdija:

فَلْيَضْحَكُواْ قَلِيلاً وَلْيَبْكُواْ كَثِيرًا جَزَاء بِمَا كَانُواْ يَكْسِبُونَ

**"Le të qeshin pak (në këtë botë) e të qajmë shumë (në botën tjetër), si dënim për atë që kanë bërë."** (Et-Tevbe, 82)

Pra Allahu dëshiron nga robi i tij pastrimin e gjynaheve me pendim dhe lot. Kështu e tregon Mevlana rëndësinë e lotit:

*"Sa herë qiriu përlotet rrezaton më shumë. Edhe dega e pemës gjelbërohet dhe rifreskohet me begatinë e reve të përlotura dhe ngrohtësinë e diellit. Pra që një frut të rritet dhe të zhvillohet duhet nxehtësi dhe ujë."*

*"E njëjta gjë si këta edhe për pranimin e tevbes duhen re dhe shkreptima, pra lot dhe zemër."*

- Nëse rrahjet e zemrës nuk shkreptijnë dhe reja e syrit nuk pikon shiu, si shuhet zjarri triumfues i epshit dhe ai i gjynahut?

- Si shfaqet në shpirt fryti i rrugës, pra ndriçimi i dritës hyjnore dhe për rrjedhojë burimet kuptimore?

- Si do të gjelbërojë kopshti i trëndafilave nëse nuk bie shi?

- Si do të dallohet vjollca nga jasemini?

*"Lëre natyrën të qajë. Këto vende kur veçohen nga uji, thahen. Edhe ujërat që mbesin veç, larg lumenjve dhe përrenjve zverdhen, ma-*

*rrin erë, turbullohen, bëhen zi."*

"Kopshtet e blerta si Xhenneti kur mbesin pa ujë, zverdhen, thahen, gjethet e tyre thahen, bien, bëhet një vend sëmundjeje (edhe njeriu kështu është) Për t'u mbrojtur pikërisht nga kjo situatë, sytë e Shuajbit (a.s.) u verbuan nga të qarit. Edhe Pejgamberi (a.s.) ka thënë:

*"Sikur të dinit atë që di unë, kishit për të qeshur pak dhe të qanit shumë, nuk do t'u vinte në mendje të hanit e të pinit."* (Suyuti, Camiu's-Sagir, v 11, f 10.)

Vetëm shpirtërorët, të cilët gjatë gjithë jetës, pastrojnë me lot plagën që kanë në shpirt, mund të jenë pjesë e shpirtrave të dashuruar që mund të futen në xhennetin e faljes. Prandaj, të gjithë prindërit, të mirët dhe besnikët me në krye Pejgamberët, që i janë mbështetur gjithmonë Zotit, në ditë të lumtura dhe të vështira, në të mira dhe në të këqija, kanë qenë gjithmonë të dhembshur.

Nuk mund të mendohet asnjë njeri që t'i shmanget pendimit, qoftë edhe për gabime mjaft të vogla, të cilat edhe Pejgamberët, madje i kanë bërë në mënyrë të pavullnetshme. Tevbe dhe istigfari janë rrugët më të besueshme për t'u afruar drejt Allahut për arsye të një pendimi dhe mbështetjeje të thellë që nuk humb kuptimin e saj të plotë.

Nga ana tjetër, pendimi dhe lotët që do Zoti nga robërit e Tij, me mundimet dhe vuajtjet e tyre, janë një tregti e përhershme. Ky është një pazar kaq me fitim saqë ata që e dallojnë këtë, nuk ankohen por marrin një shpërblim të madh. Mevlana shprehet:

*"Allahu Teala merr prej tyre në botë disa pika loti por në vend të tyre të dhuron sa e sa kopshte Xheneti. Ai merr prej teje "ah"-et, të mbushura plot me dashuri dhe vuajtje dhe në vend të tyre jep sa e sa poste të larta dhe vende që nuk mund t'i arrish."*

Duhet ditur që vajtimet nuk janë të njëjta. Mes tyre ka shumë dallime. Përveç kësaj, ka shumë e shumë situata si qëndrimi i ftohtë ndaj diçkaje, paraqitja në dukje, gënjeshtra që bëhen vetëm si rezultat i paditurisë dhe mashtrimit. Sufjan Theuri thotë:

*"E qara ndahet në dhjetë grupe: nëntë nga këto janë dyfytyrësi.*

*Vetëm një prej tyre është për hir të Zotit. Ja pra, kjo e qarë për hir të Zotit sikur të bëhet një herë në vit bëhet shkak për shpëtimin e robit nga Xhehenemi."*

Sipas një transmetimi, një grua që grindet më të shoqin duke qarë shkon tek gjygjtari. Në këtë kohë Shab (Sha'bi) i ndodhur aty, i thotë:

*- O Umeje! Kam përshtypjen se kjo grua është rrahur. A nuk e shihni se si qan?*

Më pas gjyqtari Surejhe tha:

*- O Shab! Edhe vëllezërit e Jusufit kanë pasë ardhur tek babai i tyre duke qarë. Nuk është e drejtë të vendosësh duke parë këto të qara.*

Sigurisht që lot të tillë janë të papranueshëm. Një tjetër e qarë e neveritshme është edhe ajo që shpreh poshtërsi dhe dobësi. Këta janë lot të tepërt dhe të kotë të personaveqë nuk derdhin djersë dhe mërziten, për të cilat Akif thotë kështu:

*- Lini zinë! Lini britmat!*

*- Sikur të qarët të jepte dobi, do ngrihej babai im!*

*- Çfarë del nga loti? Pse nuk keni derdhur djersë?*

Ajo që diskutojmë ne, ajo e qarë që dëshiron Allahu nuk është një e qarë që do ta fyejë mikun përballë armikut, por një e qarë që do të ngrejë njeriun në të gjithë qiejt, do ta drejtojë shpirtin në Miraxh. Ashtu sikurse detet e cekta vërshojnë mbi sa e sa sende dhe i mbrojnë nga mbytja, ashtu edhe lotët tanë duhet të jenë nga ato ujëra që të na mbrojnë nga mbytja dhe të na çojnë në Menzili Maksud[35], në mënyrë që të jenë nga ato pika loti që më shumë se nga syri, rrjedhin nga zemra dhe që i paraqiten Zotit dhe jo popullit.

Një tjetër çështje e rëndësishme në lidhje me lotët është edhe fakti që të qarit nuk duhet të jetë ankues. Në ankim ekziston një gjendje mospëlqimi që kurrë nuk është e pranueshme, pasi ankesat e çojnë

35. Vendi, ku kërkohet të arrihet.

njeriun deri në kryengritje gjë që zhduk të gjithë pasurinë[36] që ka. Kjo sjell dëshpërimin e Zotit. E qara për të cilën flasim nuk bëhet për të hequr dhimbjen por është një e qarë për të kënaqur mikun e vërtetë dhe për t'u mbrojtur nga papastërtitë e gjynaheve.

Në fund, kur vdekja afrohet, të gjithë të fjeturit zgjohen, pra hapin sytë dhe shohin të vërtetën, por në momentin e fundit, kuptimi i të vërtetës nuk ka asnjë dobi, njëlloj sikur i ndodhi Faraonit....

Mevlana shprehet:

*"Njerëzit e mençur qajnë në fillim, ndërsa të paditurit i bien kokës në fund të punës dhe mërziten. Ti shiko fundin në fillim të punës dhe mos u pendo në ditën e Kiametit."*

*Në këtë drejtim, le të jetë për ty mësim, gjendja e atij zogut, i cili sapo pa grurin në kurthin e gjuhëtarit, e humbi veten. Në këtë mënyrë, me pavetëdije hëngri grurin por ra në kurth. Këtë herë këndoi sa e sa Jasinë dhe En-am për të shpëtuar kokën por pa asnjë dobi! Çfarë vlere ka e qara, e bërtitura, rënkimi pasi të të vijë fatkeqësia? Kjo "ah" dhe britmë nevojitej përpara se të hynte në kurth."*

Ibrahimi (a.s.) kur dëgjoi se populli i Lutit do të shkatërrohej për shkak të sjelljeve të ulëta epshore që kërkojnë hakmarrjen hyjnore, meqë nuk e dinte se në ç'kryengritje të tmerrshme ishin, sapo dëshiroi t'u bënte dua për mëshirë, melekët i thanë:

- Tashmë koha e duasë kaloi!

Vdekja sipas dëshirës së Zotit nuk është e caktuar se ku, kur dhe si do të vijë. Për këtë arsye, është e domosdoshme që zemrat të brumosen me enigmën që fshihet në shprehjen "vdisni para se të vdisni" dhe në çdo moment duhet të jeni gati për të shkuar tek Zoti. Në të kundërt, fryma e fundit bëhet një frymë e mërzitshme, e mbushur plot britma "Allah, për ku kështu!"

Në Kuran thuhet:

36. Në kuptimin figurativ shpirtëror, zhduk të gjitha të mirat që ka bërë gjatë jetës.

وَجَاءَتْ سَكْرَةُ الْمَوْتِ بِالْحَقِّ ذَلِكَ مَا كُنتَ مِنْهُ تَحِيدُ

**“Agonia e vdekjes do të sjellë të vërtetën (e jetës tjetër): ja; kjo është ajo së cilës përpiqesh t'i ikje.”** (Kaf, 19)

Për rrjedhojë, çështja më e rëndësishme e robërve është: Tezkiye-i Nefs (pastrimi i epshit) dhe Tasfiye-i Kalb (pastrimi i zemrës) Tevbe (pendimi) dhe loti që treguam deri tani janë vetëm një derë e kësaj arritjeje. Sigurisht, pasi të hyjmë në këtë derë është e domosdoshme të realizojmë të gjitha punët e mira që duhen bërë, pasi të realizohen farzi, vaxhibi dhe syneti duhet që fillimisht të kryhet e drejta e robit, e drejta e prindërve (nënë, baba), ndihma për të fituar pëlqimin e Zotit, mëshira për të gjitha krijesat, dashuria dhe falja. Nëse prej këtyre veçorive arrijmë të realizojmë faljen, arrijmë më afër faljes hyjnore. Ata që nuk kanë mëshirë dhe dashuri, ata që nuk i japin zemër britmave “Keni mëshirë për ne!”, janë udhëtarët e habitur dhe të vuajtur të jetës.

Për këtë arsye, shpirtrat duhet të drejtohen nga Zoti duke bërë çdo gjë mbi bazën etike në mbështetje të pendimit dhe lotit. Kjo, padyshim duhet të përfshijë rreth vetes çdo moment të jetës. Gjithashtu, disa kohë të veçanta zgjasin sa një stinë, e cila sjell një fitim krejt të veçantë për robërit. Ka pranvera të tilla shpirtërore që u janë dhuruar robërve njëlloj sikurse bukuria dhe vlera e stinës së pranverës. Më e vlefshmja e këtyre është muaji i Ramazanit, që përfshin edhe natën e Kadrit, një natë, e cila është më e vlefshme se sa një mijë net. Ajo i ka dhënë gjithësisë dhe njerëzve begatinë duke i zbritur Kuranin nga Levh-i Mahfudh në qiellin e botës. Ky muaj i veçantë dhe i madhërueshëm që përkujtojmë është një bedr-i munir[37] që ndriçon me dritën e tij zemrat e bëra katran si nata. Është një dritare e hapur për miraxhin nga qiejt në tokë. Nga ky këndvështrim, duhet të kalohet e gjithë jeta për besimtarët e sinqertë me frytin dhe begatinë që do të marrë nga një atmosferë e tillë e veçantë e krijuar gjatë Ramazanit[38]. Kështu dita e gjykimit e zemrave të mirësisë të zbukuruara me një jetesë të tillë,

37. Drita e hënës.
38. Ky shkrim është botuar në muajin e madhnueshëm të Ramazanit.

nuk është një ditë pendimi por pothuajse një mëngjes bajrami.

**Zoti ynë na e mundësoftë një mëngjes bajrami të tillë! Na afroftë në faljen dhe mëshirën hyjnore me dashuri, ndjenjë të brendshme shpirtërore dhe lot të sinqertë!**

**Amin!..**

# Duaja



*Duaja rrënjoset thellë në shpirtin e besimtarit sa herë që përsëritet, bëhet pjesë e karakterit të tij duke u bërë kështu veçori dalluese e tij. Prandaj shpirtrat e lartë jetojnë vazhdimisht me dua.*

# Duaja

Të gjithë Pejgamberët dhe miqtë e ngushtë të Zotit që i janë zbritur njerëzimit si mëshirë, në ditë të mira dhe të këqija, në vuajtje dhe në gëzim, gjithmonë i kanë kthyer zemrat e tyre drejt Zotit dhe nuk u janë ndarë lutjeve. Ata janë udhëzuesit e përhershëm që kanë punuar me trup dhe me shpirt për të qënë domosdoshmërisht pranë Zotit.

Të mbështetesh tek Zoti është një ligj krijimi dhe një domosdoshmëri robërie. Ajo çfarë është në qiell dhe në tokë, i është dorëzuar fatit hyjnor, e adhuron zotëruesin e gjithëfuqishëm dhe i lutet Atij. Vetë etika morale-fetare ka për qëllim ta afrojë besimtarin drejt lutjes, pasi duaja është çelësi i derës më të lartë hyjnore që i hapet Allahut.

Duaja rrënjoset thellë në shpirtin e besimtarit sa herë që përsëritet, bëhet pjesë e karakterit të tij duke u bërë kështu veçori dalluese e tij. Prandaj shpirtrat e lartë jetojnë vazhdimisht me dua

Në ajetin kuranor rreth rëndësisë për t'iu mbështetur duasë, Allahu Teala thotë:

قُلْ مَا يَعْبَأُ بِكُمْ رَبِّي لَوْلَا دُعَاؤُكُمْ

**"Thuaj: Zoti im nuk do t'ju përfillte, sikur të mos ishte lutja juaj. Por ju i keni përgënjeshtruar (Shpalljet e Tij), andaj dënimi për ju do të jetë i pashmangshëm."** (El-Furkan, 77)

Një besimtar i devotshëm, i cili i lutet përherë Zotit krijon një lidhje shpirtërore mes vetes dhe Zotit. Lutje të tilla janë momente afrimiteti me mëshirën hyjnore.

Ajo që kërkohet në lutje, është mëshira hyjnore. Në këtë aspekt, shprehjet e para që do dalin nga thellësia e shpirtit gjatë lutjes duhet të jenë pranimi i gabimit, dobësisë dhe pafuqisë. Dua do të thotë të përulesh me qetësi para Zotit, duke shprehur pafuqinë tonë duke qenë se Ai është edhe i plotfuqishmi. Me të vërtetë, ta fillosh lutjen duke pranuar me vetëdije gabimet dhe pafuqinë është një arritje e madhe pasi krijon mundësinë e pranimit të duasë. Kështu i janë lutur Zotit Ademi dhe Havaja, siç theksohet në ajetin kuranor:

**"Ata thanë: O Zoti ynë! Ne e kemi futur veten në gjynah, prandaj, nëse Ti nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne vërtet që do të jemi nga të humburit."** (El-A'raf, 23)

Kështu është duaja e Junusit drejtuar Zotit në një ajet tjetër kuranor:

**"(Përkujto) Edhe atë të peshkut (Junusin) kur doli i hidhëruar (prej popullit) dhe mendoi se nuk do t'i vijë më puna ngushtë, po në errësirë ai tha se: "Nuk ka Zot përveç Teje. Ti je i pastër, nuk ke të meta. Unë i bëra padrejtësi vetes!"** (El-Enbija, 87)

❀

Sa shembull i mrekullueshëm është kjo lutje e sunduesit të madh, sulltanit të Parë Murat Han e bërë në hyrje të Kosovës ku ai pranon pafuqinë.

*"O Allah! I Yti është ky rob dhe pasuria. Unë jam një rob i pafuqishëm. Qëllimin dhe të fshehtat e mia Ti i di më mirë, qëllimi im nuk është malli dhe pasuria. Dua vetëm pëlqimin Tënd...*

*O Allah! Mos i lë në duart e qafirëve dhe mos i shkatërro këta ushtarë besimtarë! Dhuroju atyre një fitore të tillë që të gjithë myslimanët të bëjnë Bajram! Nëse dëshiron, qoftë kurban në rrugën e Atij robi Murad në atë ditë Bajrami!"*

Dhe me të vërtetë, pas kësaj duaje të sinqertë, furtuna që kishte shkatërruar çdo gjë deri në atë moment, pushoi dhe më në fund erdhi fitorja pas një lufte të përgjakshme që zgjati 8 orë përballë një ushtrie të shumtë që ishte 2-3 herë më e madhe.

Sulltan Murat Han, vizitoi ushtarët pas luftës duke u interesuar për nevojat e tyre, ndërsa u vra fshehurazi nga një serb. Kështu ai piu sherbetin e shehadetit dhe në këtë mënyrë duaja e tij u pranua plotësisht.

❀

Lutjet e sinqerta janë gjuha e shpirtrave të lartë dhe fjalët më të bukura, të cilat lindin nga drita. Dashuria u jep jetë të pashpresëve, ngushëllon zemrat e thyera. Duatë e bëra me ihlas, sinqeritet dhe lot janë një ftesë përpara mëshirës hyjnore. Në dua, ajo që dhuron qetësi në zemër, është e fshehur në dorëzimin tek Zoti.

Ai që na e mëson duanë më bukur me veprën e tij është Pejgamberi (a.s.). Ai, përveç namazeve që i falte me lot ndër sy deri sa i ënjteshin këmbët, i lutej Zotit me ndjenja të fuqishme duke thënë shpeshherë:

*"Zoti im! Ty të mbështetem nga mëria në kënaqësinë Tënde dhe nga dënimi në faljen Tënde! Jam i pafuqishëm para plotfuqishmërisë Tënde që të të përshtatem Ty ashtu siç duhet. Ashtu siç e ke bërë veten Tënde të plotfuqishëm, ashtu Je."* (Muslim, Salat, 228)

Kështu e shprehte rëndësinë e duasë:

*"Duaja është ibadet. Është thelbi i ibadetit. Nuk mund të ketë një gjë më të vlefshme se sa t'i bësh dua Atij në emër të Zotit. Allahu e dënon atë që nuk dëshiron diçka (ai që nuk pranon të bëjë dua). Ai që dëshiron pranimin e duasë së tij në kohë të vështira, të bëjë dua edhe në raste të lumtura. Zoti ynë është Hajju Kerim[39], kur një rob hap dorën e tij, nuk ia lë bosh.*

*Kujt t'i jenë hapur dyert e duasë, atij i janë hapur dyert e mirësisë. Duaja është çelësi i dyerve të mirësisë, është arma e besimtarit, është mbështetja e fesë, është drita e qiejve dhe e tokës."* (Rudani, cem'ul-Fevaid, 9219-20-21-22-25)

❀

39. Cilësi të Zotit.

Është e vërtetë se duaja e atyre që arrijnë të bëjnë të lumtur një jetim të përvuajtur si dhe u dhurojnë qetësi njerëzve me halle, pranohet shumë më tepër sesa duaja e atij që ushtron dhunë ndaj njeriut, shtyp të dobëtin dhe bën një jetë të pavetëdijshme. Me të vërtetë, duatë e shokëve të ngushtë të Zotit që derdhin lot pa reshtur për faljen e gjynaheve janë të pranueshme, por jo duatë e mendjemëdhenjve që e mendojnë veten të pagabueshëm.

Mevlana, për të siguruar pranimin e duasë, shprehet kështu:

*"Bëj dua dhe tevbe me një shpirt plot zjarr pendimi dhe me sy me vesë pasi lulet çelin në vende me diell dhe lagështirë!"*

Për këtë arsye, nuk mjafton ta shprehësh dëshirën vetëm me fjalë. Duhet të përpiqemi që duatë t'i bëjmë me ndjenjat "havf dhe rexha", pra, me frikë dhe me shpresë. Zemra duhet të dridhet nga dëshirat që i përkasin kuptimit që mbart duaja. Në mënyrë të veçantë, duaja për faljen e gjynahut duhet të realizohet me një sakrificë dhe vendosmëri të madhe në mënyrë që mos të përsëritet gabimi.

Tregohet që Musai (a.s.) hasi një person që lutej me përulje dhe duke parë gjendjen e tij, dëshiroi me shpirt pranimin e lutjes së tij. Në atë moment Musait (a.s.) i erdhi një shpallje nga Allahu Teala:

**"Unë jam më shumë zemërgjerë sesa ti për robin tim. Ai më bën dua mua me gjuhën e tij, por zemra është tek kopeja e deleve."**

Musa (a.s.) me të njoftuar për ndodhinë, burri u përmend dhe iu drejtua Allahut me një shpirt të qetë.

Nga ana tjetër, edhe duaja e një vëllai mysliman e bërë nga larg, pranohet menjëherë. Pejgamberi (a.s.) ka thënë:

*"Nuk ka asnjë dua që pranohet më me shpirt sesa duaja që bën një besimtar për një besimtar tjetër që ndodhet larg."* (Tirmidhi, birr, 50)

Njerëzit dëshirojnë dua nga personat që mendojnë se lutja e tyre pranohet, kurse në fakt, arsyeja e vërtetë që siguron pranimin e saj është mirësia dhe sinqeriteti. Kjo do të thotë që, një dua e sinqertë që

do e bëjë qoftë edhe një gjynahbërës për vëllain besimtar, është më e vlefshme sesa duaja pa shpirt e një tjetri që mendon se pozita e ofruar nga Zoti është më e lartë nga ai.

Mjaft domethënëse është edhe kjo thirrje e Mevlanës:

*“O Zoti im! Kujt t'i mbështeten fajtorët nëse vetëm të drejtët duhet të shpresojnë mëshirën Tënde?”*

*“O Zoti im i lartë! Ti pranon vetëm robërit e përpiktë, po fajtorët ku të shkojnë të luten?”*

❁

Me të vërtetë, kjo nuk do të thotë se Allahu e ka braktisur robin e tij qoftë ky edhe gjynahbërësi. Prandaj vetëm Zoti e di se cilit do t'i pranohet duaja. Kushdo qoftë, duhet të kuptojë vlerën e lutjes shpirtërore të njërit prej robërve të Zotit.

Një ditë Maruf-i Kerhi[40] sheh një zog në Pazar. Sakaja (zogu) thotë:

*- Pini prej ujit tim për hir të Zotit*

Maruf-i Kerhi për të pranuar këtë dua të zogut që thotë: “Për hir të Zotit” edhe pse ishte me agjërim shtesë, piu nga ai ujë.

Pasi vdiq Maruf-i Kerhi, një nga evlijatë e sheh atë në ëndrrën në një post të lartë dhe e pyet:

*- Për cilën punë Zoti të dha ty këtë shpërblim?*

Ai iu përgjigj:

*- Me duanë që bëri zogu duke pranuar pëlqimin e Allahut.*

Sa e rëndësishme është të marrësh duanë e besimtarëve me zemër të thyer dhe të shtypur! Sa e rëndësishme është të ruhesh nga mallkimet e tyre!

Sulltan Alaaddin Kejkubati i Selçukut, kur përfundoi kalanë e qytetit, i u lut babait të Mevlanës, **Bahaeddin Velidit**, me të gjithë respektin që kishte për të, që ta shihte kalanë dhe të shprehte mendimin e tij

40. Drejtor i njohur i kohës.

rreth saj. Bahaeddin Velidi shkoi, shikoi ato që ishin bërë dhe i tha:

"Kalaja juaj duket tepër e bukur dhe e fortë për të penguar vrasjet dhe sulmet e armiqve, por ti, çfarë mase ke marrë kundër mallkimeve të të shtypurve që janë nën kontrollin e drejtuesve? Shigjetat e tyre mallkuese shpojnë jo vetëm të tilla kala, por ato shkatërrojnë botën.

Më mirë bëj kulla kalaje me punë të mira dhe të drejta dhe përpiqu të formosh nga njerëzit e mirë ushtarë, lutjet e të cilëve janë frytdhënëse. Një gjë e tillë për ty është më e sigurt se të fshehtat, sepse qetësia dhe siguria e njerëzve dhe e botës sigurohet me ushtarët e duasë.

Çdo lloj arritjeje, sukses dhe fitore e besimtarëve është një begati jo vetëm e mundit dhe e sakrificës së treguar, por edhe e duave të njerëzve të mirë.

Kurani Kerim, si udhëzuesi i lumturisë së përhershme për ne, përmban mësimet më të mëdha të duasë për sa kohë të jetojmë dhe ta ndjejmë. Kështu thotë Allahu në Kuran në lidhje me duanë:

**"Thuaj: Mendoni: nëse ju godet dënimi i Allahut apo ju vjen ora e Kiametit, a do të thërrisnit për ndihmë dikë tjetër, përveç Allahut?! Më tregoni, nëse thoni të vërtetën. Përkundrazi! Ju do të thërrisnit vetëm Atë! Nëse do të dojë, Ai do t'ju shpëtojë nga ajo për të cilën e thërrisni dhe ju do t'i harroni idhujt që ia shoqëronit Atij (në adhurim)."** (El -En'am, 40-41)

**"Lutjuni Zotit tuaj përulshëm dhe ngadalë! Njëmend, Ai nuk i do ata që e kalojnë kufirin."** (El-A'raf, 55)

Një nga duatë më të rëndësishme që duhet ta kujtojmë në këtë jetë kalimtare është dëshira për të vdekur me Husn-i hatime, pasuria e vetme për të shpëtuar ahiretin tonë. Në ajetin kuranor, Zoti ynë thotë:

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُواْ اتَّقُواْ اللّهَ حَقَّ تُقَاتِهِ وَلاَ تَمُوتُنَّ إِلاَّ وَأَنتُم مُّسْلِمُونَ

**"O besimtarë! Kijeni frikë Allahun ashtu si i takon Atij dhe**

**vdisni vetëm duke qenë myslimanë.”** (Al-i Imran, 102)

Përpjekjet që ka treguar çdo mysliman besimtar janë për të arritur kënaqësinë, për ta dhënë sa më mirë frymën e fundit, pasi askush nuk është nën urdhra me përjashtim të Pejgamberëve. Edhe evlijatë madje kanë qenë përherë në ankthin e dhënies së frymës së fundit.

Është një e vërtetë e pranuar në mënyrë unanime se çdo njeri vdes ashtu siç jeton, edhe pse nuk dihet se kur dhe si do të vdesë. Për këtë arsye, që të japësh frymën e fundit me besim duhet të gjendesh në sirati mustekijm (rrugë të drejtë), gjithashtu nevojitet të jetojmë përherë me dua dhe istigfar për Allahun. Siç theksohet në ajetin kuranor, Jusufi (a.s.) bënte dua në këtë mënyrë:

تَوَفَّنِي مُسْلِمًا وَأَلْحِقْنِي بِالصَّالِحِينَ

“…(O Zoti im!) **Bëj që të vdes si mysliman dhe më shoqëro me mirëbërësit (në botën tjetër)!”** (Jusuf, 101)

Gjithashtu në Kuran theksohet duaja e robërve të mirë që Allahu Teala i ka lavdëruar si zotërues i një mendjeje të mirë:

رَبَّنَا فَاغْفِرْ لَنَا ذُنُوبَنَا وَكَفِّرْ عَنَّا سَيِّئَاتِنَا وَتَوَفَّنَا مَعَ الْأَبْرَارِ

**“O Zoti Ynë! Na i fal gjynahet tona, na i shlyej gabimet dhe na bëj që të vdesim me të mirët!”** (Al-i Imran, 193)

Përulja e magjistarëve është shumë domethënëse dhe udhëzuese për ne. Ata sapo kishin pranuar besimin përballë mrekullisë së Musait dhe nuk i dhanë rëndësi kërcënimit për vdekje të Faraonit, me duatë e tyre rrënqethëse për Allahun nuk kërkonin shpëtimin nga dhuna, por dëshironin dhënien e shpirtit si myslimanë pa ndonjë dobësi në besim.

Nga ana tjetër, ata që me dua do të arrijnë në dhuntinë hyjnore, nuk duhet vetëm të shprehin fjali të shndritshme dhe sipërfaqësore, që

thuhen me britma sikur shqyejnë mushkëritë dhe fjalë sipërfaqësore në të cilat zemra nuk merr pjesë. Sikur të ishte kështu nuk do pranoheshin duatë pa zë të një të sëmuri që dirgjet ose duatë e të huajve, të vetmuarve, të dobëtve. Të mbështetësh një mendim apo ide të tillë do të thotë të mos njohësh vetveten, pra thuajse ta mendosh se nuk ekziston.

Një gjendje e tillë në fakt e dobëson thelbin, rëndësinë dhe madhështinë e lutjes. Për ata që bëjnë lutje të tilla Pejgamberi (a.s.) ka thënë:

*"Vjen një popull që do ta tejkalojë kufirin në dua."* (Ebu Davud, Vitr, 23), duke tërhequr vëmendjen për një situatë të tillë, në një hadith thuhet kështu:

*"Ju nuk i bëni dua një shurdhi. Ju i bëni dua një Allahu që dëgjon dhe që është shumë afër jush."* (Buhari, Xhihad, 131)

Allahu nuk i refuzon duatë e sinqerta, por me gjithë seriozitetin e tij nuk i jep rëndësi, nuk i përgjigjet disa dëshirave që s'i përshtaten kader-i mutlak.[41] Për këtë arsye kush bën dua asnjëherë nuk duhet të mërzitet, por duhet të bëjë vazhdimisht dua, pasi në këto situata vlera e lutjes është e kaluar në botën e ahiretit.

Një zemër e zhytur në thellësinë shpirtërore të duasë duhet të kuptojë se i është mbështetur derës më të lartë. Zemrat që presin me shpresën për t'u drejtuar në derën e duasë, nuk mërziten të presin edhe një jetë të tërë, madje në atë shoqëri mëshire, pasi duaja dhe loti në botën e tyre duke qenë pjesë e mëshirës hyjnore, janë si një burim uji i ëmbël prej të cilit shpirtrat e djegur qetësohen dhe freskohen sa herë që pinë me dashurinë e Zotit dhe si një iksir (pije) lumturie që u dhuron qetësi dhe gjallëri shpirtrave me halle.

Nuk duhet të harrojmë që duke u falur për gabimet tona mund të arrijmë në vlerën dhe nderin e vërtetë të të qenit njeri. Kush dëshiron të kuptojë vdekjen dhe bashkë me të të fshehtën e faljes së përjetshme dhe të shijojë dhuntitë e pafundme të Krijuesit të gjithësisë duhet të

41. Përcaktim Hyjnor, Përcaktim i pandryshueshëm.

kuptojë domethënien e faljes që fshihet brenda vetes së tij.

Edhe ne lutemi që Zoti ynë i gjithëmëshirshëm dhe fuqiplotë të ketë mëshirë mbi ne dhe të na sjellë falje.

**O Zot! Na mundëso të marrim pjesë nga mëshira hyjnore me dashuri, emocion dhe me lot të sinqertë! Bëje mëshirën e krijesave, thesarin e pafund të shpirtrave tanë me shpresën për të arritur në kënaqësinë hyjnore! Bëje të mundur bashkimin e popullit në mirësi dhe drejtësi, atdheun tonë në lumturi dhe qëndresë në nderim dhe respekt të duave të frytshme të robërve të mirë.**

**Amin!..**

# Ftesa për në mirësi dhe thirrja tek Zoti
# 1




*Për t'i përcjellë njerëzimit ftesën për shpëtim të përhershëm të Pejgamberit tonë, Muhamedit (a.s.) për të cilin kemi nderin dhe kënaqësinë që të jemi bashkësia e tij, të mos harrojmë përpjekjet e tij dhe të bëjmë shpesh një llogari se sa e kemi jetuar traditën e tij, sa kemi qenë pjesë e bashkësisë së tij dhe sa kemi arritur të jemi "Dëshmitar të Zotit në tokë".*

# *Ftesa për në mirësi dhe thirrja tek Zoti -1-*

Çdo njeri që vë në punë: mendjen, mençurinë dhe botëkuptimin, kur e shikon jetën dhe gjithësinë me syrin e zemrës, nuk has vështirësi të kuptojë se jeta dhe gjithësia nuk janë krijuar kot, pa qëllim dhe pa vlerë. Është më se e qartë se njeriu i krijuar me qëllime serioze dhe mirësi të thella, nuk është krejt i vetëm në këtë botë të përkohshme pasi në ajetet kuranore thuhet:

أَيَحْسَبُ الْإِنسَانُ أَن يُتْرَكَ سُدًى

**"Vallë, a mendon njeriu se do të lihet pa përgjegjshmëri?"** (El-Kijame, 36)

أَفَحَسِبْتُمْ أَنَّمَا خَلَقْنَاكُمْ عَبَثًا وَأَنَّكُمْ إِلَيْنَا لَا تُرْجَعُونَ

**"Mos vallë keni menduar që Ne u krijuam kot dhe që nuk do të ktheheshit te Ne (për t'ju gjykuar)?"** (El-Mu'minun, 115)

Çdo njeri është i detyruar të kuptojë rrjedhën e jetës, pra, është i detyruar të kuptojë lidhjen shpirtërore mes tij dhe gjithësisë si dhe lidhjen mes djepit dhe tabutit (arkivolit).

Rregulli hyjnor që sundon gjithësinë, i shtyn njerëzit me mendje dhe ndërgjegje të kthjellët të pranojnë një krijues të urtë, pra të pranojnë "miisebn", por Allahu u ka dhënë njerëzve një dhunti më shumë duke u dërguar edhe pejgamberë udhëzues për t'u plotësur besimin.

Një nga veçoritë më të rëndësishme të besimit është padyshim

merhameti (mëshira). Mëshira është si një zjarr që s'shuhet asnjëherë në zemrën e besimtarit. Është një thelb hyjnor që na afron te Zoti. Mëshira është një fryt i një dhuntie të besimit, që njeriun e nxjerr nga egoizmi dhe e drejton drejt altruizmit. Sa herë që besimi rrënjoset, në zemër shtohet dhembshuria për njerëzit me besim të dobët dhe për rrjedhojë sakrifica dhe mundimi për ta. Për këtë arsye, shpirti i një besimtari të matur nuk mund të qetësohet vetëm me besimin e tij, duke pasur përreth njerëz që kanë nevojë për ftesë në udhëzim.

Nuk ka dyshim që njeriu është një udhëtar i përkohshëm drejt rrugëtimit në ahiret. Mohimi i kësaj të vërtete bie në kundërshtim të plotë me mendjen dhe logjikën e shëndoshë aq sa të arrish të mohosh edhe diellin sa hap e mbyll sytë. Për rrjedhojë, të jetosh në bazë të kësaj të vërtete është një domosdoshmëri mendore, logjike dhe ndërgjegjësore. Përpjekja e besimtarit në këtë rrugëtim të jetës për t'i përdorur mirësitë e dhëna në shërbim të njerëzve që kanë nevojë për t'u udhëzuar duke mos ia dedikuar vetes përbën një nga detyrat e tij më të rëndësishme fetare dhe shpirtërore, sepse të ftosh njerëzit në drejtësi, mirësi, urtësi, besim, punë të mira dhe për rrjedhojë në lumturinë e përhershme, t'i ndihmosh ata të largohen nga të këqijat, t'i ruash nga imoraliteti përbëjnë detyrat më të mëdha dhe më të rëndësishme si për këtë botë dhe për ahiretin. Pejgamberi (a.s.) në një hadith thotë:

*"Ai që fton për në rrugë të drejtë, shpërblehet aq sa shpërblimi i atyre që i binden Atij. Kjo nuk pakëson gjë nga shpërblimi i tyre, kurse ai që fton për në rrugë të keqe, merr gjynahe aq sa gjynahet e atyre që i binden atij. As kjo nuk pakëson gjë nga gjynahet e të tjerëve."* (Muslim, ilim 16, Ebu Davud Sunnet, 6, Tirmidhi, ilim 15)

Siç shihet në hadith ka një mesazh kuptimplotë pejgamberor lidhur me virtytet dhe begatinë e detyrës së predikimit të së mirës dhe të drejtës dhe nga ana tjetër tregohet se ata që të ftojnë për në sherr marrin mbi supe një gjynah dhe përgjegjësi aq të madhe, e cila sa vjen e rritet sikurse një top dëbore që duke u rrotulluar kthehet në një ortek. Ky shembull është i mjaftueshëm për të kuptuar rëndësinë që ka ftesa për në mirësi dhe shmangia nga të këqijat.

Nga ana tjetër, çdo besimtar në rolin e predikuesit duhet fillimisht të formojë personalitetin e tij, pasi rruga më ndikuese për t'i udhëzuar njerëzit në rrugë të drejtë është të qenurit një shembull konkret i drejtësisë, mirësisë, bukurisë dhe largpamësisë. Nisur nga kjo, kush udhëzon të tjerët në rrugë të drejtë, duhet të jetë vetë në "sirati mustekijm" (në rrugë të drejtë). Një predikim i plotë arrihet me **"një zemër që ka arritur në besim"**, pasi kush ka arritur të formohet shpirtërisht i ka humbur kënaqësitë dhe shijet e përkohshme pasi ka jetuar i tillë deri në pafundësi. Ata nuk predikojnë me shpresën për të fituar prej gjërave të kohës, por për të fituar pëlqimin e Zotit, pra çdo gjë e bëjnë me urtësi. Kjo në të njëjtën kohë është edhe një veçori e etikës së Pejgamberëve. Në Kuran gjenden shumë ajete në lidhje me predikimin që vë në dukje këtë moral:

**"Për këtë, unë nuk kërkoj nga ju asnjë shpërblim. Mua do të më shpërblejë vetëm Zoti i botëve."** (Esh-Shuara, 180)

❀

Në fenë tonë, detyra për t'u larguar nga të këqijat dhe për të ftuar në mirësi quhet "Emri bil maruf ve nehji anil munker".[42] Urdhëri hyjnor për këtë, është treguar në ajetin vijues:

وَلْتَكُن مِّنكُمْ أُمَّةٌ يَدْعُونَ إِلَى الْخَيْرِ وَيَأْمُرُونَ بِالْمَعْرُوفِ
وَيَنْهَوْنَ عَنِ الْمُنكَرِ وَأُوْلَئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُونَ

**"Le të dalë prej jush një grup që të thërrasë për në mirësi, të urdhërojë për vepra të mira e të ndalojë prej veprave të shëmtuara. Këto njerëz do të jenë të shpëtuarit."** (Al-i Imran, 104)

E vetmja rrugë për të ndarë të drejtën nga e shtrembëta, të dobishmen nga e padobishmja, të frytshmen nga turpi, maturinë nga pamaturia është zëri i fesë, pra urdhrat dhe këshillat e Zotit dhe të Pej-

42. Urdhëri për punë të mira dhe largimi nga punët e këqia.

gamberit (a.s.). Kjo është një nga detyrat parësore të çdo besimtari.

Në një ajet tjetër kuranor Allahu njofton faktin se detyra e predikimit është "një luftë e madhe", duke shprehur:

**"Mos i dëgjo mohuesit, por luftoji ata me forcë nëpërmjet këtij Kurani."** (El-Furkan, 52)

Me të vërtetë, vënia në jetë e urdhërit të kësaj beteje të madhe në periudhën e Mekes ku akoma nuk gjendeshin forcat e besimtarëve që do luftonin me mohuesit, pra në një kohë, kur padituria kishte arritur kulmin, ku varfëria dhe anarkia ishin rishfaqur përsëri, ku mbizotëronin imoraliteti dhe brutaliteti, pikërisht kjo situatë nxirrte në pah njërën nga domethëniet më të rëndësishme të luftës që ishte predikimi i Kuranit, pasi në atë periudhë besimtarët nuk kishin aq forcë dhe mjete lufte kundër armiqve dhe pushtuesve. Ata s'kishin asgjë tjetër në duar përveç fjalës së Zotit. Prandaj, rruga e vetme e kësaj lufte të madhe dhe e kësaj sakrifice të treguar në ajetin kuranor, ishte predikimi i Kuranit.

❁

Pejgamberi (a.s.) në një hadith thotë:

*"Vetëm këtyre dy personave u kihet zili. Njëri është ai, të cilit i është dhënë Kurani dhe ditë e natë merret me Të, kurse tjetri është ai të cilit Zoti i ka dhënë mall dhe këtë e harxhon ditë e natë në rrugën e Zotit."* (Buhari, ilim, 15, Muslim, Musafirin, 266.)

Mënyra më e pranueshme për të qenë sa më afër Kuranit është ta mësosh dhe t'ua mësosh Atë të tjerëve, të edukohesh me moralin e Tij, të jetosh sipas urdhërave dhe ndalesave, të predikosh me parimet e besimit me një gjuhë të lehtë dhe të kuptueshme. Kryerja me sukses e kësaj detyre është një krenari për besimtarët.

Fryt i lutjes së Pejgamberit (a.s.), i cili u bë një nismë e mirë udhëzimi për në rrugë të drejtë për Omerin (r.a.) i nisur me qëllim urryes për të vrarë të dërguarin e Allahut ishte leximi thellësisht shpirtëror i Kuranit në shtëpinë e së motrës.

Pejgamberi dhe ashabet kanë sakrifikuar me të gjitha format e

tyre për të predikuar Kuraninj dhe për rrjedhojë fenë e Allahut dhe për hir të këtij qëllimi janë mobilizuar me mish e me shpirt. Sahabi doli para ushtarëve dhe pa asnjë hezitim ua lexoi mbretërve letrën udhëzuese të Pejgamberit (a.s.) dhe më pas ua dorëzoi dhe për hir të detyrës së tij nuk hezitoi të jepte madje edhe jetën. Nëse mendohet se 20 mijë sahabë janë varrosur në Meke dhe Medinë nga 120 mijë që kanë dëgjuar hytben e njohur të lamtumirës së Pejgamberit (a.s.), kuptohet më së miri fakti se me çfarë emocionesh është pritur ftesa e predikimit nga ana e sahabeve, emocion, i cili i tejkalonte kufijtë. Dhe me të vërtetë, ashabet që kanë lëvizur nga Kina në Stamboll, nga Afrika në Kaukaz, kudo që kanë shkuar janë dashuruar pas udhëzimit dhe mëshirës, kanë arritur të fitojnë një vend me vlerë në fushën e Islamit. Në këtë mënyrë, ata kanë mundur të përcjellin në çdo vend dhe në të gjitha kohërat ftesën për në rrugë të drejtë, e cila fillon nga Meka.

Pejgamberi (a.s.) ka bërë luftë dhe sakrifica të jashtëzakonshme për predikimin e mesazhit hyjnor. Ai e fton njerëzimin në rrugë të drejtë duke nxjerrë në pah rëndësinë dhe madhështinë e përgjegjësisë dhe të detyrës së predikimit nga njëra anë dhe të pranojë nga ana tjetër faktin se me çfarë emocioni e besimi duhet të jetojnë besimtarët.

Pejgamberi (a.s.), të cilin Allahu na e dërgoi ne, robërve të Tij, si një shembull i mrekullueshëm, jetën e Tij ia kushtoi detyrës së predikimit. Kur Pejgamberi (a.s.) refuzoi propozimet tepër tërheqëse të mushrikëve, edhe pse iu shtua më tepër tallja, fyerjet dhe padrejtësitë, Ai nuk hoqi dorë nga rruga e tij. Ai ishte aq shumë i vendosur në këtë rrugë, sa nuk do të pranonte as lëkundjen më të vogël nga besimi shumë i madh që zotëronte. Këtë situatë e vë në dukje edhe kjo përgjigje historike që Ai i dha propozimeve që bënë mushrikët për ta larguar nga detyra në kohët më të vështira. Me këtë, Ai filloi detyrën e predikuesit.

*"Betohem për Zotin sikur në dorën time të djathtë të vendosni diellin dhe në të majtën hënën, që të më largoni nga predikimi i fesë së Allahut, unë përsëri nuk heq dorë nga kjo detyrë. O Allah i Lartë! Përhape atë në të gjithë botën! Në këtë mënyrë detyra ime përfundon,*

*ose vdes në këtë rrugë!"*[43]

Me të vërtetë për predikimin e Islamit Ai ka përballuar mundime dhe sakrifica që nuk do të mund t'i përballonte asnjë njeri, ka vlerësuar çdo lloj situate, është bërë shembull për ummetin në mënyrën më të mirë, duke përdorur të gjitha rrugët e mbjelljes së farave të udhëzimit në zemrat e njerëzve.

Në vitet e para të detyrës së Tij Pejgamberore, në kohën kur mushrikët vinin në Meke për Haxh, lëvizte të gjitha fiset dhe u shpjegonte atyre Islamin. Ai nuk bënte asnjë dallim në grumbullimin e njerëzve, të lirë apo rob, të dobët, të fortë, të pasur, apo të varfër, duke i ftuar në fillim të besojnë në njësinë e Zotit.

Xhabiri (r.a.) thotë kështu:

*"Pejgamberi (a.s.) në një periudhë haxhi të kohës së injorancës në një vend të vakfes*[44] *po u tregonte haxhive detyrën e Tij. Ai ndër të tjera po thoshte:*

*- A nuk ka njeri që do më çojë tek fisi im? Kurejsh më pengoi në predikimin e fjalës së Zotit tim."* (Ebu Davud, Sunnet, 19-20)

Në mënyrë të veçantë, Ukaz[45], i cili u krijua në Meke, në panairet Mexhenne[46] dhe Dhulmexhaz[47], shkonte deri në vendqëndrimet e fiseve, ta prezantonte veten dhe i ftonte të besonin në njësinë e Allahut dhe vetëm Atë të adhurojnë.

Mbi çdo gjë, me gjithë vuajtjet dhe fyerjet e mëdha në Taif, Ai përsëri i lutej Zotit për shpëtimin e tyre. Vetëm udhëzimi në rrugë i një skllavi me emër Addas në Taifin e madh, mjaftonte t'i dhuronte qetësi shpirtit të Tij të mërzitur. Me gjithë dhunën dhe fyerjet, nuk mërzitej, por lutej për ata që të shpëtonin duke u udhëzuar në rrugë të drejtë për arsye se në shpirtin e Tij kishte triumfuar mirësia dhe dhembshuria.

43. Shih: Ibnu'l Esir, El-Kamul fi't-Tarih, II, 64.
44. Qëndrimi në Arafat me ihram për haxh në ditën e nëntë të muajit Dhulhixhr.
45. Emër vendi në Meke.
46. Emri i Panairit.
47. Emri i panairit.

Shpirti i Pejgamberit (a.s.) përveçse ishte i mërzitur nga dhuna që populli i Taifit ushtronte ndaj Tij, çështja që e bënte Atë të mendonte më shumë ishte detyra e predikimit dhe ankthi se mos linte gjë mangët apo të paplotësuar. Edhe pse i ndodhur në ato kushte, i lutej Zotit kështu:

*"O Zoti im! Po të them Ty se fuqia ime është dobësuar, se nuk kam rrugëzgjidhje dhe se jam i pavlefshëm në syrin e popullit. O i mëshirshmi i të mëshirshmëve! Nëse nuk je i mërzitur për mua, nuk i jap rëndësi fatkeqësive dhe vështirësive që kam kaluar! O Zot, udhëzoje popullin tim, ato nuk dinë. O Zot, uroj faljen derisa të pranosh Ti..."* (Ibn-Hisham, 8, 30)

Të shijosh kënaqësisë e pafundme të kësaj jete të përkohshme është e mundur me nxjerrjen e nektareve të mëshirës dhe faljes nga kopshtet e trëndafilave të Pejgamberit (a.s.). Mëshirën duhet ta lartësojmë mbi të gjitha dashuritë. Të jemi të mëshirshëm në mënyrë që ta meritojmë mëshirën hyjnore dhe të paraqitet mbi ne një pjesë nga cilësia "Rahman" e Zotit.

Mëshira e Zotit është një det i tillë, që mjafton vetëm një pikë nga ai për t'u mbushur shpirti ynë. Në momentin kur ajo pikë uji bie në shpirt dhe arrin shijen e detit, ai shpirt arrin te deti. Edhe shpirtrat që janë nga i njëjti det mirësie arrijnë në hapësirën e vërtetë me dua, lutje dhe predikim. Tashmë shpirtra të tillë dëgjojnë britmat pa zhurmë të atyre që nuk kuptojnë qëllimin e krijimit të tyre, që bërtasin me gjuhën e tyre "Kini mëshirë për ne!". Ai gjendet rreth atyre të vdekurve. Ja pra, Taifi është një shembull i përkryer i kësaj gjendjeje. Ashtu sikurse është e pamundur të mos kesh dhimbje për shpirtrat e brumosur dhe si rrjedhojë të mos interesohesh për predikimin e drejtësisë dhe të mirësisë.

Padyshim që Pejgamberi (a.s.) është dërguar si mëshirë për botët. Sado që ndokush një herë e një kohë muk e ka vlerësuar, përkundrazi e ka mohuar vlerën dhe rëndësinë e Tij, sado që nuk kanë hezituar ta përulin me çdo lloj fraze fyese, përsëri Pejgamberi ka qëndruar i palëkundur para çdo lloj barbarizmi. Përkundrazi kjo e ka forcuar më tepër dhembshurinë ndaj tyre.

Kështu, sa e sa shpirtra të përvuajtur që pandehën si lumturi varfërinë brenda së cilës kishin rënë, u bënë pjesë e besimit të Tij, duke u përfshirë në një atmosferë të ngrohtë shpirtërore Pejgamberore brenda së cilës kishte shumë dhmbshuri, solidaritet dhe një det të madh që dhuronte falje dhe mëshirë.

Këto shprehje të Pejgamberit (a.s.) e nxjerrin në pah gjendjen e Tij shpirtërore në detyrën e predikimit.

*"Gjendja e juaj i ngjan kësaj: Një njeri kishte ndezur një zjarr. Sapo ai ndriçoi, fluturat e natës dhe një pjesë e kafshëve filluan të hidheshin në zjarr. Burri mundohej t'i pengonte ato, por kafshët dolën fitimtare. Unë ju kap nga beli që të mos bini në zjarr, por ju vraponi për të rënë aty."* (Buhari, Rikak, 26)

❁

Allahu Teala në Kuran thotë kështu:

كُنتُمْ خَيْرَ أُمَّةٍ أُخْرِجَتْ لِلنَّاسِ تَأْمُرُونَ بِالْمَعْرُوفِ
وَتَنْهَوْنَ عَنِ الْمُنكَرِ

**"Ju jeni populli më i dobishëm i ardhur për të mirën e njerëzimit, sepse ju urdhëroni që të bëhen vepra të mira, i ndaloni të këqijat dhe besoni Allahun."** (Al-i Imran, 110)

Ja pra, edhe për të kuptuar thënien "ummeti më i dobishëm", e theksuar në ajetin kuranor, duhet që, ashtu sikurse Pejgamberi (a.s.), ta jetojmë dhe ta urdhërojmë mirësinë, çiltërsinë dhe dobinë, duhet të qëndrojmë jashtë të keqes dhe sherrit dhe ta parandalojmë këtë.

Në një ajet tjetër kuranor Allahu njofton vlerën e kësaj detyre të lartë:

**"E kush flet më bukur se ai që i fton njerëzit drejt Allahut, bën vepra të mira dhe thotë: 'Unë me të vërtetë jam mysliman'."** (Fussilet, 33)

Nuk duhet të harrojmë mundin dhe luftën që ka bërë Pejgamberi (a.s.) për t'i përhapur njerëzimit ftesën për shpëtim të përhershëm. Duhet të bëjmë llogari se sa mund ta mbajmë këtë sunet të Tij. Pejgamberi (a.s.) ka dëshiruar vazhdimësinë e kësaj detyre nga umeti i tij. Ai, në çdo rast i ka kujtuar besimtarëve myslimanë përgjegjësinë, detyrën e predikimit dhe e ka inkurajuar këtë:

Në një hadith ka thënë:

*"Përcillini njerëzve qoftë edhe një ajet nga unë."* (Buhari, Enbija, 50), ndërsa në një tjetër e inkurajon umetin e Tij për predikim duke thënë:

*"Allahu ia zbardhtë fytyrën atij që dëgjon prej meje një gjë dhe ua përcjell të tjerëve ashtu siç e dëgjon, pasi ka sa e sa njerëz të cilëve u përcillet dituria dhe atë dije e kuptojnë dhe e zbatojnë më mirë sesa ai që e dëgjon."* (Tirmidhi, ilim, 7)

Është shumë kuptimplote kjo thënie e Pejgamberit (a.s.) që na kujton se e gjithë detyra e predikimit që fton njerëzimin nga të këqijat dhe sherri në bukuri dhe mirësi është në gradën e një lloj guri matës të besimit tonë. Pejgamberi (a.s.) ka thënë:

*"Cili nga ju sheh një të keqe ta rregullojë atë me dorën e tij, nëse nuk arrin (nuk ka fuqi për këtë) ta rregullojë me gjuhën e tij, nëse as kjo nuk është e mundur, ta rregullojë me zemër e cila është gjendja më e dobët e besimit."* (Muslim, Iman, 78)

Në një tjetër hadith thuhet kështu:

*"Betohem për Allah, i cili më ka dhuruar jetën që ose ju do të urdhëroni të mirat dhe do të pengoni të këqijat ose Allahu nga ana e Tij do të sjellë mbi ju një dënim të madh. Atëherë bëni dua, por duaja juaj nuk pranohet".* (Tirmidhi, Fitr, 9)

**"O Zot! Mbështetem tek Ti nga përfundimet e dhimbshme që do lindin nga lënia mënjanë e detyrës për të udhëzuar në rrugë të drejtë dhe për t'u shmangur nga e keqja."**

**O Zot! Na mundëso ta kryejmë me përpikmëri detyrën që na takon për të ftuar në rrugën e Zotit dhe për mirësi duke marrë**

pjesë nga morali i lartë i të Dërguarit, të cilin ia dërgove njerëzimit si shembullin më të mirë dhe na mundëso të jemi pjesë e ndërmjetësimit të të Dërguarit!

Amin!..

# Ftesa për në mirësi dhe thirrja tek Zoti
# 2



*Njerëzit më të lumtur janë ata, të cilët arrijnë të mbjellin në zemrat e tyre dashurinë për gjithësinë duke pranuar të hyjnë në botën e Kuranit dhe Sunetit. Vlera dhe rëndësia themelore e njeriut është të jetojë me zemër të mirë dhe të begatë dhe të predikojë mbi bazën e saj. Të predikosh atëherë, kur zemra është plot gjemba në aspektin shpirtëror është një lodhje e kotë dhe një dëm i madh.*

# *Ftesa për në mirësi dhe thirrja tek Zoti -2-*

Për të vënë në jetë Kuranin dhe synetin e Pejgamberit (a.s.) duhet që detyra jonë si predikues të shpalljes hyjnore dhe shërbimi ndaj njerëzve të kthehet në një motiv dashurie në shpirtin tonë. Jeta e besimtarit duhet të bëhet një jetë, përkushtuar shërbimit dhe predikimit.

Mëshira është virtyti dallues i një besimtari nga të tjerët. Edhe predikimi është një fryt mëshire. Ftesa për në drejtësi dhe inkurajimi në mirësi, si shprehje të mëshirës, janë kushte, të cilat besimtari së pari duhet t'i ketë tek vetvetja.

Për të ftuar njerëzit në drejtësi dhe mirësi pikësëpari duhet të jemi plotësisht të drejtë dhe të dimë se ç'është mirësia, pasi predikimi i një të pavetëdijshmi është e pamundur të pastrohet nga gabimet, jo vetëm për nga paraqitja por edhe për nga përmbajtja. Në këtë mënyrë, domosdoshmëria e parë në këtë rrugë është **"pasuria shkencore dhe shpirtërore"**, pasi një jetë e jetuar me besim dhe robëri ka nevojë për këto dy pasuri për të patur një ekuilibër mes mendjes dhe zemrës.

Nga ana tjetër, njohja e çështjeve fetare si një **"nevojë e fesë"** duke qenë se për çdo mysliman është farz nga ana shkencore është kusht që çdo mysliman të dijë të paktën bazat themelore të saj. Kush nuk i di duhet të përpiqet që sa më shpejt të mënjanojë mangësitë shkencore dhe shpirtërore dhe me vënien në jetë, t'i bëjë ata udhëzues për të ardhmen nisur edhe nga ankthi i shprehjes **"Të nxjerrë sytë për të rregulluar diçka"**. Se sa ndikues dhe përçues është udhëzimi tek Zoti dhe ftesa për mirësi, kjo varet nga gjerësia e shpirtit tonë dhe kjo arrihet kur botën tonë të brendshme e pasurojmë me qetësi shpirtërore.

Mevlana thotë:

*“Ndërkohë që përpiqemi të mbushim një çantë të kemi kujdes të mos e zbrazim nga vrimat poshtë saj.”*

Të presësh frytet e dëshiruara nga një predikim i pa vënë në jetë, i përpiluar në mënyrë të pavetëdijshme, të çrregullt, larg ndjenjave shpirtërore, në përmbajtje të së cilit ka shprehje të padëshiruara dhe tone të papërmbajtshme përveçse është një humbje kohe përbën edhe një përgjegjësi mjaft serioze.

Prandaj një besimtar duhet ta plotësojë botën e tij shpirtërore me veçoritë dhe bukuritë e Islamit dhe me sjelljet dhe veprimet e tij të jetë shembulli kryesor si predikues i kësaj mirësie të Zotit pasi e vërteta e ftesës tek Zoti fshihet në dashurinë që mbjellin në zemrat tona për Të. Kjo dashuri hyjnore e Pejgamberit (a.s.), i cili mori edhe shpalljen e parë në shpellën Hira e ka mbushur shpirtin e Tij me dashurinë për një predikim të frytshëm duke e çuar Atë në Miraxh para Zotit

Në Kuran thuhet:

**“Besimtarët dhe besimtaret janë miq për njëri-tjetrin. Ata urdhërojnë që të bëhen vepra të mira dhe i ndalojnë të këqijat; falin namazin, japin zeqatin dhe i binden Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Këto do t’i mëshirojë Allahu, sepse, Allahu me të vërtetë, është i Plotfuqishëm dhe i Urtë. Allahu u ka premtuar besimtarëve dhe besimtareve kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe ku do të banojnë përgjithmonë si dhe pallate të mrekullueshme në Xhenetin e Ademit. Por kënaqësia prej Allahut është shpërblimi më i madh. Kjo është fitorja madhështore.”** (Et-Tevbe, 71-72)

Njerëzit më të lumtur janë ata, zemrat e të cilëve i kthejnë në vendstrehim shpirtëror nën dritën e Kuranit dhe Sunetit duke mbjellur kështu edhe dashurinë për mbarë krijesat.

Gjithashtu ata jetojnë një jetë të një besimi të vërtetë duke marrë pjesë nga thellësitë e Kuranit dhe i mbrojnë zemrat deri në frymën e fundit nga marramendjet mendore të rëna pre e kënaqësive epshore. Vlera dhe rëndësia bazë e njeriut është të jetojë me një zemër të begatë

dhe si i tillë të predikojë. Është një humbje e madhe të jesh në rolin e predikuesit, kur zemrën e ke të copëzuar në aspektin shpirtëror. Feja jonë refuzon **"këmbënguljen dhe akuzimin"** si kanceri i shpirtit të njeriut duke na nxitur të ushqejmë në shpirtin tonë sjelljen e mirë, lidhjen shpirtërore me Allahun dhe mëshirën. Bota shpirtërore e një besimtari duhet të jetë si një kopësht lulesh, tek i cili çdo zemër të gjejë prehje dhe qetësi në të. Prandaj e kemi për detyrë ta pastrojmë shpirtin dhe trupin nga ndjesitë, mendimet dhe sjelljet të rrënjosura thuajse si gjemba në zemër dhe t'i kthejnë në rolin e predikuesit të mirëfilltë.

Haxhaxhi Zalim, megjithëse është i njohur si mizor dhe diktator, ishte një njeri me natyrë filozofi. Një ditë ligjëruesi në namazin e xhumasë, sapo e pa filloi të fliste rëndë për të *"Puna më e dashur tek Allahu është t'i bëjë të ditur drejtuesit mizor padrejtësinë e tij".* Haxhaxhi Zalim e dëgjoi me qetësi.

Pas namazit e thirri pranë dhe e pyeti:

*- Çfarë the në hutbe?*

Ligjëruesi ia përsëriti Haxhaxhit pa asnjë ngurrim fjalët e thëna në hutbe me një ton edhe më të ashpër me mendimin se sido që të ndodhte do të goditej në kokë.

Haxhaxhi tha:

*- Çudi! Ti i ngjan një njeriu të ditur, por nuk ia paske idenë metodave të thirrjes për në Islam. A nuk lexon asnjëherë Kuran? A nuk e urdhëroi Allahu atë (Musain), i cili është padyshim shumë më i mirë sesa ti dhe e dërgoi tek Faraoni, që është padyshim më fajtor se unë, të përdorte një gjuhë të butë si rrjedhja e ujit?*

Hatibi e kuptoi gabimin, i kërkoi ndjesë dhe në sajë të faljes dhe zemërgjerësisë së Haxhaxhit shpëtoi nga një goditje e mundshme.

Edhe në shumë ajete theksohet se është e domosdoshme që predikimi të bëhet i butë, me fjalë të urta dhe pa e fyer personin e pranishëm.[48]

48. Shih: Sureja Ta-Ha, 43-44.

Në një ajet tjetër Allahu thotë:

ادْعُ إِلِى سَبِيلِ رَبِّكَ بِالْحِكْمَةِ وَالْمَوْعِظَةِ الْحَسَنَةِ
وَجَادِلْهُم بِالَّتِي هِيَ أَحْسَنُ

**"Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) në atë mënyrë që është më e mirë..."** (En-Nahl, 125), duke theksuar në këtë mënyrë normat e ftesës.

Për këtë arsye, është e nevojshme të respektojmë rregullin dhe normat morale të vendosura nga Pejgamberi duke marrë shembull nga personaliteti i jetës së Tij që është një Kuran i gjallë.

Nisur nga kjo, një besimtar duhet të ketë një karakter dhe personalitet të fortë dhe të qëndrueshëm dhe me sjelljet dhe etikën e tij të pasqyrojë në rrethin përreth besim dhe siguri duke formuar kështu fillimisht botën e tij të brendshme dhe të jashtme me tiparet dalluese të Islamit.

Kur zbriti ajeti kuranor:

**"Dhe tërhiqu vërejtje farefisit tënd më të afërt."** (Esh-Shuara, 214)

Pejgamberi (a.s.) e ka thirrur fisin Kurejsh në kodrën Safa dhe nga një majë e lartë u ka folur si vijon:

- O njerëzit e Kurejshit! A do më besonit nëse unë ju them se prapa këtij mali ose në këtë fushë është një ushtri armike që do t'u sulmojë menjëherë, do t'u marrë mallrat?

Njëzëri u përgjigjën:

- Po të besojmë! Ti deri tani ke qenë i drejtë, nuk na ke gënjyer.

Në këtë mënyrë, Pejgamberi (a.s.) përpara predikimit vërtetoi faktin se nuk gënjen kurrë, që është i sigurtë dhe besnik. Pra, Ai ia ka bërë të ditur rrethit të tij se është një personalitet i qëndrueshëm dhe i pjekur. Kështu edhe Ebu Xhehli, mbështetësi i rrezikshëm i kufrit (bru-

talitetit) nuk mundi ta fajësonte Pejgamberin (a.s.) si gënjeshtar, por e kundërshtoi Atë vetëm me këto fjalë:

- O Muhamed! Ne nuk të themi që je gënjeshtar. Cilësinë "El-Emin" popull i Mekes, ne ta dhamë. Ti nuk gënjen. Ndoshta meleku që ta dha këtë detyrë, po të gënjen."

Kështu e tregon Allahu këtë situatë në ajetin kuranor:

**"Ne e dimë se ty të zemëron ajo që thonë ata. Në të vërtetë, nuk je ti ai që po mohojnë ata, por keqbërësit po mohojnë shpalljet e Allahut."** (El-En'am, 33)

Siç shihet edhe Ebu Xhehli që ishte armiku më i madh i Pejgamberit (a.s.) e kishte pranuar se Ai ishte një njeri i veçantë. Për më tepër, ka pasur edhe nga ato që sapo kanë parë Pejgamberin, vetëm duke dëgjuar fjalët e Tij, kanë thënë: Kjo fytyrë nuk gënjen, dhe janë kthyer në besim. Ja pra, nuk mund të mohohet fakti se është tej mase e nevojshme krijimi i kësaj lidhjeje që shpirtrat e njerëzve të kthehen në vetvete.

Vetë Fatih Sulltan Mehmet Han, si një nga personalitetet e veçanta të historisë, 10 vjet pas Stambollit ka çliruar edhe Bosnjën, por çlirimi i vërtetë, pra çlirimi i shpirtrave, u krye pas mbarimit të betejës. Me mbërritjen e familjeve të pasura besimtare, nga zemra e Anadollit në mesin e të cilëve kishte burra të matur, kishte filluar mobilizimi për një "Predikim me moral të lartë dhe sjellje të hijshme". Për rrjedhojë, pa kaluar shumë kohë, Boshnjakët kishin pranuar Islamin.

Vërtet që arma përdoret për të mënjanuar dhunën, por fitorja më e madhe është fitimi i zemrave, i cili arrihet duke jetuar me moralin dhe mirësjelljen Islame, duke u bërë kështu shembull. Frytet e predikuesit dhe fituesit lidhen ngushtë me mënyrën e jetesës së tij. Nisur nga kjo, për një predikues të vërtetë të moskuptuarit e urtësive në rregullin hyjnor në gjithësi dhe për rrjedhojë të krijesave, buron nga bota e tij e mangët shpirtërore. Një xhube, e përdorur nga një predikues jo i përpiktë nuk reflekton asnjëherë qetësi dhe kënaqësi.

Prandaj, lufta që duhet të fitohet pikësëpari është lufta e botës

së brendshme të njeriut. Allahu i kërkon njeriut të luftojë ngatërresat dhe të bëhet i devotshëm. Pastrimi i zemrës nga gjynahet dhe fitimi i devotshmërisë është pasuria e shpëtimit të përhershëm dhe lumturisë së vërtetë. Ja pra, ata që arrijnë shpëtimin e përhershëm duke lënë gjurmë në zemra, i dorëzohen plotësisht Zotit vetëm duke fituar luftën brenda vetes.

Nga ana tjetër, një elelement tejet i rëndësishëm që duhet t'i kushtohet kujdes gjatë predikimit është vlerësimi i bashkëbiseduesit. Të mos harrojmë se ky individ është një qenie me vlerë të cilin e ka krijuar Allahu. Nëse në predikim nevojitet të fillohet nga besimi personin me të cilin komunikojmë duhet ta vlerësojmë për nga vlera e tij si krijesë megjithë mangësitë që mund të ketë në çështjen e besimit që do të thotë trajtimi i njeriut jo me dhunë dhe urrejtje, por me shpresë, tolerancë dhe mëshirë. Një sjellje e tillë është më e përshtatshme për njeriun. Për këtë poeti ka thënë:

*Nuk ju bie vlera xhevahirateve se bien në tokë.*

Në të gjitha ajetet kuranore respektohet njeriu, i jepet rëndësi vlerës së tij themelore. Në ajetin kuranor thuhet:

وَلَقَدْ كَرَّمْنَا بَنِي آدَمَ

**"Ne vërtet nderuam pasardhësit e Ademit..."** (El-Israë, 70)

Në të vërtetë, ai vetëm duke qenë njeri, vlerësohet në Kuran si përfaqësues i Zotit.

Besimi dhe punët e mira që vijnë pas tij janë pjesë të domosdoshme për të arritur në këtë vlerësim bazë. Mungesa e besimit dhe e punëve të mira përbën një nënçmim dhe humbje të madhe për njeriun si qenia më e ndershme. Edhe ata që gabojnë në punët e tyre, e meritojnë dhembshurinë, sado që nuk krahasohen me të dobëtit në besim. Njerëzit e thjeshtë mund të nervozohen nga një person me një dobësi të tillë, por duhet të ndjejmë keqardhje për ata që kanë arritur një shkallë të duhur pjekurie shpirtërore. Kjo është edhe ajo që pritet. Kjo

ndjenjë dhembshurie kërkon ndihmën dhe ndihma më e madhe bëhet me një predikim që të fton në lumturinë e përhershme.

❁

Një predikues i vërtetë i jep shpirtrave jetë dhe rregull. Kush di të predikojë me dashuri dhe mëshirë në çdo fushë është një njeri shpirtëror, burim besimi për të tjerët. Predikuesit dhe udhëzuesit që do t'i tregojnë njerëzimit rrugën e lumturisë dhe të qetësisë me sjelljet, fjalët dhe shkrimet e tyre gjenden kudo, në krye të jetimëve dhe të nevojtarëve. Ata duke qenë se e ndjejnë në shpirt vuajtjen dhe fatkeqësinë e tjetrit përgjegjësinë për të bërë diçka janë të gatshëm të ndihmojnë në çdo moment.

Ata gjithashtu i mendojnë njerëzit si porosi e Zotit. Ata fitojnë një shpirt që i afrohet të gjitha krijesave me dashuri dhe mirësi. Në këtë mënyrë, ndjenja e përgjegjësisë që shpërthen nga fara e mëshirës në shpirtrat e tyre, i bën ata udhëtarë të rrugës në përjetësi. Ata që u janë përkushtuar me shpirt mundimeve dhe sakrificave dhe për rrjedhojë bëhen pjesë e karvanit që shkon drejt të vërtetës dhe mbartin zemrat për në përjetësi janë vëllezërit e Hudajit, Junusit dhe miqve të tjerë të Zotit

Fakti që drita e Zotit do të vazhdojë deri në ditën e gjykimit, pra Islami do të vazhdojë deri në këtë ditë është një premtim hyjnor (vad-i Ilahi), por nuk duhet të harrohet gjithashtu edhe fakti se detyra e predikimit është rezultat i vijimësisë së fesë. Është ajo fe e përshtatur me të vërtetën e Zotit duke e respektuar Atë me adhurime. Kjo është arsyeja e ekzistencës së gjithësisë.

❁

Nëse një ditë dhe në një vend shihet se feja është nënvlerësuar dhe njerëzit kanë dalë nga rruga e drejtë, puna e predikuesit është një detyrë tepër e rëndësishme që vjen menjëherë pas besimit. Kur nuk arrihet sukses në këtë drejtim humbet edhe vlera e shumë punëve të njohura. P.sh.: sa i mrekullueshëm dhe madhështor është ushqimi me

gji i fëmijës! Në rastin e një nëne që sheh se shtëpia po digjet dhe vazhdon përsëri të ushqejë fëmijën ajo është përgjegjëse, pasi veprimi i shpejtë kundër zjarrit është shumë më i rëndësishëm dhe urgjente sesa të ushqesh fëmijën në atë moment. Kur nuk ekziston një shoqëri që inkurajon dhe predikon për mirësi dhe afron njerëzit tek Zoti në një kohë kur feja është në humbje, interesimi me punë të tjera është një dënim i madh.

Duhet të mos harrojmë që mirësia Islame ka arritur deri tek ne prej vitesh me një mijë e një vuajtje dhe mundime që prej 1400 vitesh. E kemi për detyrë që këtë porosi tua pasojmë brezave të ardhshëm me të njëjtin dinjitet. Koha kërkon të jemi të gatshëm për të fituar mirësinë dhe për t'u afruar me Zotin, pavarësisht nga sakrificat. Kjo në fakt është një e vërtetë logjike pasi nuk mund të krahasohet mundi i një personi që shtyn makinën, kur rrotat e saj kanë ngecur në baltë me mundin e një personi që shtyn makinën kur ajo është në një pozicion të rregullt. Këtu ka edhe një detaj i rëndësishëm. Për të nxjerrë nga balta rrotat e një makine që shtyhet vetëm nga forca e fëmijës, kjo forcë e vogël mbart një rëndësi më të madhe, ndryshe, faji i një njeriu, që në atë moment delikat, sheh i ulur në një qoshe dhe nuk bën detyrën e tij, vështirësohet edhe më tepër. Në një kohë kur besimet dobësohen, kur rinia përfshihet në shumë rryma të ndryshme, kur njerëzimi pikësëpari i është dorëzuar forcës dhe jeton me autoritetin vetjak, duhet të lëvizim sipas sjelljes së kohës duke menduar se për pak mundim merret shumë sevap dhe për pak pakujdesi merret një dënim i madh.

❀

Suksesi në shërbesat fetare, në besim, në ndihmë për atdheun dhe popullin sigurisht që për çdo njeri është një lumturi e madhe, por çështja kryesore në detyrën e predikimit nuk është suksesi apo humbja. E rëndësishme është të sakrifikohet me sa të jetë e mundur në këtë rrugë me shpresën për të fituar pëlqimin e Zotit.

Nuk është e drejtë të presësh që çdo predikim i bërë të japë rezultat, duke gjykuar se u bë një dhe në rast se kjo nuk realizohet të lëndosh veten dhe të biesh pre e pesimizmit.

Ajo që i takon robit është të vazhdojë predikimin pa u dorëzuar dhe pa u dëshpëruar, t'ia lejë përfundimin Zotit dhe t'i lutet Atij.

Në atë kohë kur i dërguari i Allahut, si i dërguar për mëshirë për botët, e sforconte veten jashtë mase me shpresën: "Të shpëtojë edhe një njeri nga zjarri", zbritën këto mesazhe hyjnore:

**"A mos vallë ti (o Muhamed) do ta shkatërrosh veten, ngaqë ata (banorët e Mekës) nuk duan të besojnë? Sikur të donim Ne, do të zbritnim nga qielli një shenjë, para së cilës ata do të përulnin kokat."** (Esh-Shuara, 3-4)

**"Vërtet, ti (Muhamed) nuk mund të udhëzosh kë të duash, por është Allahu Ai që udhëzon kë të dëshirojë. Ai i njeh më mirë ata që janë të udhëzuar."** (El-Kasas, 56)

Prandaj nuk duhet të harrohet fakti se, edhe sikur të mos pranohet predikimi i bërë, të paktën do të presë vrullin e sherrit, ndoshta do japë rezultat pas një kohe të gjatë dhe do bëhet shkak për mirësi. Veçanërisht, predikuesi, edhe sikur të mos ketë rezultat, shpëton nga një përgjegjësi e tillë, sepse pa dyshim do mbajë përgjegjësi për betejën në të cilën nuk është futur, nuk ka sakrifikuar edhe pse ka pasur mundësi. Kjo përgjegjësi është më e madhe edhe se për luftën në të cilën është përfshirë në rrugën e Zotit dhe që nuk ka arritur të fitojë. Ajo që do vlerësohet në ditën e gjykimit është detyra që na ka takuar të bëjmë në këtë jetë.

Në disa raste një Pejgamberi të dërguar i janë bashkuar turma njerëzish dhe janë udhëzuar, por te një Pejgamber tjetër numri i të udhëzuarve ka qenë më i vogël. Pra, udhëzimi është prej Zotit, por e gjithë bashkësia me në krye pejgamberët është e detyruar të përjetojë Islamin dhe ta predikojë atë.

Si përfundim, duhet që predikimi t'i përshtatet një myslimani duke filluar që nga fëmija dhe familja. Çdo besimtar e ka përgjegjësi të kërkojë rrugët e mundshme të predikimit, në çfarëdo lloj rasti, të çojë deri në vend detyrën e ftesës me sa ka mundësi me dijeni, kulturë, pjekuri dhe postin në të cilin ndodhet dhe të përpiqet për informimin e njeréz-

ve pasi siç theksohet edhe në Kuran, Allahu nuk ka kërkuar më shumë nga ç'përballon njeriu, por i ka bërë përgjegjës që të realizojnë detyrat sipas mundësive të tyre.

❁

Pa dyshim shembulli më i përsosur në këtë drejtim është Pejgamberi (a.s.), më pas vijnë trashëgimtarët e Tij, ku çdo sjellje përbën një bukuri më vete. Jeta e Musa Efendiut, si një nga robërit më të përpiktë në këtë drejtim për të cilin jemi dëshmitarë të urdhrit të Tij, në çdo aspekt paraqet tregues që na drejtojnë për mirësi dhe tek Zoti.

Edhe gjatë kohës, kur ishte i sëmurë, si rezultat i së cilës ndërroi jetë, nuk reshti së menduari. Ai thoshte:- *Ah sikur të kisha forcë dhe të shëtisja qytet për qytet, fshat për fshat dhe të përpiqesha të lehtësoja vështirësitë materiale dhe shpirtërore të vëllezërve të mi!*

Ai i kishte vënë detyrë vetes, që të jetonte me vetëdijën e robërisë, si nga ana fizike e financiare ashtu edhe nga ajo shpirtërore. Përqafonte çdo zemër të plagosur, të gjitha krijesat që mund t'i arrinte me dorë e ndonjëherë me shpirt, sipas forcës që kishte. Kur u hapën dyert për herë të parë në Azinë e Mesme, vrapoi atje me emocion, forcë dhe gjallëri që nuk pritej nga mosha e thyer. Nga ana tjetër, shkoi në Afrikën Jugore, në Evropë dhe u përpoq të mbarte atje bukurinë shpirtërore dhe sociale.

Shkurt, gjithë jetën e kaloi me mundimin për t'u bërë njeri i cilësive të mira, duke u bazuar në shprehjen "medh-u sena" e shprehur në Kuran me fjalët **"sa rob i mirë!"**[49]. Në këtë mënyrë, mbeti një zë tingëllues që do vazhdonte më tej në të përhershmen. Mbeti një çiltërsi (vefa) e këndshme, një zemërgjerësi e këndshme, një shpirt i këndshëm, një thirrje e këndshme, një moral i këndshëm, mbi të gjitha një jetë shembull plot bukuri...

**Zoti na dhuroftë mundësi përfitimi nga frytet e shumta!**

**Zoti na mundësoftë të gjithëve të dalim të suksesshëm para**

49. Shih: Sad, 30, 44.

Tij në bazë të sjlljeve dhe veprimeve në këtë jetë!

O Zot! Ruaji zemrat tona nga padituria për t'u bërë vendas në këtë botë në të cilën jemi udhëtarë të përkohshëm. Na dhuro dije dhe mirësi të kuptojmë se duke shtypur tokën në të cilën ecim një ditë edhe ne do të bëhemi si ajo dhe do të shtypemi me këmbë. Qoftë drita e Islamit ushqimi ynë, atmosfera shpirtërore Muhamedane pushimi ynë, nderi dhe lidhja me Ty, Xheneti i lumturisë sonë!

Amin!..

# *Isar*



*Mëshira është një zjarr që nuk shuhet asnjëherë në zemrën e një myslimani. Mëshira është ndjenja më e përzgjedhur e njerëzimit në këtë botë e cila me anë të zemrës na drejton për tek Zoti. Besimtari i mëshirshëm është zemërgjerë, sillet mirë, ndihmon dhe në të njëjtën kohë është një mjek që shëron shpirtrat.*

# *Isar*[50]

Abdullah bin Xhafer (r.a.) në udhëtim e sipër kaloi nëpër një kopësht hurmash. Rojtari i kopshtit ishte një skllav i zi. Skllavit i kishin sjellë bukë. Në atë moment erdhi një qen. Një nga copat e bukës skllavi ia hodhi qenit. Pasi qeni hëngri njërën copë, skllavi i hodhi edhe tjetrën. Kështu hëngri edhe të dytën edhe të tretën.

Pas kësaj mes Abdullah bin Xhaferit dhe skllavit lindi një bisedë:

*- Sa paguhesh ti?*

*- Ja, tre copat e bukës që sheh.*

*- Përse ia dhe të gjitha qenit?*

*- Në këto anë nuk ka qen. Ky ka ardhur nga vende të largëta. Nuk mund të rri i qetë kur ai është i uritur.*

*- Mirë, po ti ç'do të hash sot?*

*- Do të duroj. Racionin ditor që më takonte, ia kalova kësaj krijese të uritur të Zotit.*

Abdullahu (r.a.) reagoi:

*- Subhanallah! Pastaj thonë që jam shumë zemërgjerë. Një skllav qenka më zemërgjerë sesa unë.*

Pas kësaj e bleu skllavin dhe kopshtin e hurmave, skllavin e la të lirë, ndërsa kopshtin e hurmave ia dhuroi atij. (Gazali, Kimja-i Saadet, f, 440)

Islami përgatit personalitete zemërgjerë dhe mjaft të ndjeshëm. Ai e ka bërë farz zeqatin për të mënjanuar urrejtjen dhe armiqësinë mes

50. Gostitje

të varfërve dhe të pasurve në shoqërinë njerëzore, për të ruajtur ekuilibrin dhe për të siguruar lidhjen shpirtërore. Ai ka inkurajuar (infakun) ndihmesën në aspektin shpirtëror duke e ngritur atë në nivelin e "Isarit" për të forcuar vëllazërimin Islam si dhe për ta plotësuar besimtarin "me shpirt të pasur". Qëllimi themelor i fesë është të bindë njerëzit për ekzistencën e Zotit, të vendosë qetësinë në rend duke përgatitur vazhdimisht njerëz të mirë, të sinqertë dhe mendimtarë.

Kjo maturi arrihet me mëshirën dhe zemërgjerësinë që kemi në shpirt si dhe duke ndarë mundësitë që kemi si shfaqja më e mirë e kësaj dukurie, madje duke shkuar edhe më tutje me dhënien e mirësive, duke hequr dorë nga mirësitë e dhëna, pavarësisht nga nevoja që kemi duke arritur kështu edhe gradën e Isarit.

Mëshira është një zjarr, që nuk shuhet asnjëherë në zemrën e një myslimani. Mëshira është ndjenja më e përzgjedhur e njerëzimit në këtë botë e cila me anë të zemrës na drejton për tek Zoti. Besimtari i mëshirshëm është zemërgjerë, sillet mirë, ndihmon dhe në të njëjtën kohë është një mjek që shëron shpirtrat.

Besimtari mëshirues është gjithashtu burim besimi dhe shprese që di të ndihmojë në çdo fushë me dashuri dhe mirësi. Ai përpara çdo sakrifice dhuron qetësi shpirtërore. Me fjalën, shkrimin dhe gjendjen e tij vendoset para çdo fatkeqësie, vuajtjeje dhe mundimi. Ai i qëndron pranë njeriut me halle, nevojtarit, jetimit dhe të pashpresit pasi tek një besimtar, fryti i parë i besimit është mëshira dhe merhameti. Vetë morali i njerëzimit është plotësuar me Kuran. Kur hapim Kuranin, cilësia e parë që hasim është "Rrahman" dhe "Rrahim". Zoti e gëzon robin e tij si: "më i mëshirshmi i të mëshirshmëve" dhe urdhëron të edukohet me moralin e Tij. Për rrjedhojë, shpirti i një besimtari, i mbushur plot dashuri për Zotin duhet të përqafojë me mëshirë dhe dashuri të gjitha krijesat e Tij. Mëshira dhe dashuria për krijesat vjen si rezultat i dashurisë për Zotin. Ndihma ndaj krijesave të Zotit do të thotë dashuri ndaj Tij.

Me të vërtetë, llojet e infakut dhe të sadakasë (si dhënie në emër të Zotit) janë të shumta. Shkalla më e lartë e tyre është Isar. Ky është

virtyti që të shtyn të zgjedhësh nevojat e të tjerëve për nevojat e tua, është një shfaqje në gradën më të lartë të përpikmërisë dhe vlerësimit që duhet të tregojë shpirtërisht çdo besimtar i matur.

Muhamed Hakim Tirmidhinë e pyetën:

- *Çfarë do të thotë të japësh*?

- *Të japësh është të gjesh qetësinë me lumturinë e tjetrit.*

Të jesh pjesë e fryteve të Isarit është një fitore vetëm për zemrat bujare dhe shpirtrat e qetë pasi Isari i vërtetë do të thotë të japësh pa u frikësuar nga varfëria. Kjo është shfaqur më së miri dhe në mënyrë të mrekullueshme në jetën e Pejgamberëve dhe të njerëzve të Zotit. Sigurisht, jo çdokush mund të arrijë në një gradë të tillë dhe të mbërrijë në ato yje, por sa më shumë t'u afrohemi atyre horizonteve, aq më shumë përfitojmë nga vlera e tyre. Për ne është një fitim i pashmangshëm dhe i përhershëm qoftë edhe një hap i vogël në aspektin e Isarit.

Sipas një transmetimi të Ebu Hurejres, dikush erdhi te Pejgamberi (a.s.) dhe i tha:

- *O Pejgamber i Zotit! Jam i uritur.*

Pejgamberi (a.s.) deshi të merrte diçka për të ngrënë duke i dërguar fjalë njërës prej grave të tij, por nëna e besimtarëve i tha:

- *Betohem për Zotin që të ka dërguar Ty si Pejgamber se në shtëpi përveç ujit nuk ka gjë tjetër.*

Duke parë që edhe gratë e tjera ishin në të njëjtën gjendje, Pejgamberi (a.s.) u kthye drejt shokëve të Tij dhe i pyeti:

- *Kush dëshiron ta mbajë këtë person si mysafir për sonte?*

Njëri nga Ensarët u ngrit dhe tha:

- *Unë e pranoj si mysafir, o Pejgamber i Zotit*, dhe e çoi në shtëpinë e tij të varfrin. Sa mbërriti në shtëpi, pyeti të shoqen:

- *A ka diçka për të ngrënë?*

- *Ka pak, sa për të ngrënë vetëm fëmijët.*

Atëherë sahabi tha:

*- Atëherë habiti fëmijët. Nëse dëshirojnë të vinë në sofër, vëri ata të flenë. Sapo të hyjë mysafiri në shtëpi fike llambën. Ne të bëjmë sikur po hamë.*

U ulën në tavolinë. Mysafiri u ngop, ndërsa ata fjetën të uritur. Në mëngjes sahabi shkoi pranë Pejgamberit (a.s.). Pejgamberi e pa dhe i tha:

*- Zoti mbeti mjaft i kënaqur prej asaj çfarë i bëre mysafirit sonte.* (Buhari, Menakibu-l Ensar, 10, Muslim, Eshribe, 172)

❁

Ramazanoglu Mahmud Sami, një nga miqtë e ngushtë të Zotit, nuk u mor me profesionin e juristit edhe pse ishte diplomuar për drejtësi, me frikën se mund t'i hynte në hak ndonjë njeriu dhe preferoi kështu të mbante llogarinë e një ndërmarrjeje në Tahtakale. Zotëria kalonte në Karakoj me vapor për të shkuar në punë, kurse nga Karakoj deri në Tahtakale në vend që të hipte në mikrobus, shkonte në këmbë dhe paratë e furgonit i jepte sadaka. Ky rast përbën një shembull mjaft konkret për ne.

Secili duhet të përpiqet të marrë pjesën që i takon nga ky shembull domethënës sikur edhe me sakrificat modeste që mund të bëhen nga qetësia individuale, dekori i shtëpive dhe harxhimet ditore.

Isar është faza kulmore e zemërgjerësisë që do të thotë të japësh nga malli i tepërt, atë për të cilën nuk ke nevojë. Shpërblimi shpirtëror i Isarit varet nga sakrifica e robit. Kështu u drejtohet Allahu Ensarëve të cilët mundësitë e tyre ia kalojnë Muhaxhirëve të Mekes dhe nevojat e tyre i kuptojnë si nevoja të veta.

**"Ata u japin përparësi atyre para vetes edhe pse janë nevojtarë. Kushdo që ruhet nga lakmia e vetvetes me siguri që do të jetë fitues."** (El-Hashir, 9)

❁

Secili nga tre luftëtarët e plagosur në luftën e Jermukut ia kalonin njëri - tjetrit ujin që do t'u jepej. Si përfundim të gjithë ranë dëshmorë në etje për një pikë ujë.

Sipas një transmetimi të ibn Omerit, njërit prej ashabëve i është dhënë një kokë deleje. Ai tha:

*- Filani është më i uritur sesa unë, jepjani atij.*

*Edhe zotëria tjetër tha të njëjtën gjë. Në këtë mënyrë koka, pasi kaloi në shtatë persona erdhi përsëri tek burri i parë, pasi më i urituri ishte ai.*" (Gazali, Ihja-u Ulumiddin, v11, f, 571)

Omeri (r.a.) gjatë një udhëtimi për në Egjipt, kur i erdhi radha skllavit të tij për të hipur në deve, edhe pse kishin mbërritur te dera e qytetit, këmbënguli që robi të hipte në deve dhe vetë të ecte në këmbë. Hyrja e tij në këmbë në Egjipt në një kohë që skllavi ishte i hipur në deve, ishte një shprehje sadakaje e paarritshme. Sadakaja nuk bëhet gjithmonë me mall. Edhe këto sjellje janë një lloj sadakaje.

Isar, përbën gradën më të lartë të sadakasë që do të thotë të japësh nga vetja, t'i japësh vëllait tënd mysliman nga ajo që të takon. Është një lloj sadakaje e shkallës së lartë që i përket Pejgamberit, sahabëve, evlijave të Zotit dhe robërve të drejtë.

Një shembull mjaft tërheqës i Isarit është momenti i Aliut me Fatimen (paqja dhe shpëtimi i Zotit qofshin mbi ta)!

Sipas njoftimit të ibn Abbasit (r.a.) Alia dhe bashkëshortja e tij Fatimja, po mbanin tre ditë agjërim të përkushtuar meqenëse bijtë e tyre Hasani dhe Hyseni gjetën shpëtim nga sëmundja. Ditën e parë për iftar kishin bërë një ushqim me miell gruri. Në atë moment trokiti në derë një i uritur. Familjarët ia dhanë të varfrit ushqimin që kishin përgatitur për vete, dhe vetë bënë iftar me ujë. Në ditën e dytë kur erdhi koha e iftarit, këtë herë kishte ardhur një jetim dhe përsëri bënë iftar me ujë, ndërsa ditën e tretë erdhi një skllav për të kërkuar ndihmë, edhe në këtë rast ushqimin që kishin përgatitur ia dhanë atij duke treguar kështu shembullin e një durimi dhe sakrifice të madhe.

Kjo zemërgjerësi e paarritshme në sadaka, afrimiteti me të tjerët, ky moral i lartë është përforcuar në ajetin kuranor të mëposhtëm:

**"Ata i ushqejnë të varfërit, jetimët dhe të zënët rob edhe pse vetë janë nevojtarë, duke thënë: 'Ne ju ushqejmë vetëm për hir të Zotit. Për këtë nuk duam shpërblim e as falënderim! Ne i frikësohemi Zotit tonë në një Ditë të ashpër, që do t'i bëjë fytyrat të jenë të vërenjtura, por Allahu do t'i ruajë ata nga tmerret e asaj dite e do t'u japë shkëlqim dhe gëzim'."** (El-Insan, 8-11)

Një tjetër shfaqje e Isarit nga Asr-i Saadet është edhe kjo:

Pas luftës së Bedrit robërit ishin ndarë mes sahabëve nga dy dhe nga tre dhe Pejgamberi (a.s.) kishte dhënë urdhër që të mbahen mirë.

Atë kohë Ebu Huzejr, vëllai i Mus'ab bin Umejrit i gjendur mes robërve thotë:

*"Ensarët tek të cilët gjendesha rob kur vinte koha e ngrënies, ia kalonin me hurma. Bukën dhe gjërat e tjera m'i jepnin mua. Unë turpërohesha nga kjo situatë dhe u ofroja atyre bukën, por nuk e pranonin pasi Pejgamberi (a.s.) i kishte urdhëruar që t'i mbanin mirë robërit."* (Ramazanoglu Mahmud Sami, Lufta e Bedrit,3,93)

❁

Asnjëra nga krijesat nuk mund të krahasohet me Pejgamberin (a.s.) përsa i përket zemërgjerësisë, sadakasë dhe isarit. Ai qëndronte në shkallën më të lartë të çdo lloj zemërgjerësie.

Ai i kishte të gjitha shprehjet e zemërgjerësisë, të shkencës, të pasurisë dhe vetjake, si: të shpjegosh fenë në rrugë të Zotit, të drejtosh njerëzit në rrugë të drejtë, t'i ngopësh të urituritt, të inkurajosh të padituritt, të ndihmosh ata që kanë nevojë dhe t'i përballosh vështirësitë e tyre.

Safvan bin Umeje, njëri nga të mëdhenjtë e mushrikëvetë Kurejshit, edhe pse s'ka qenë mysliman, i ka qëndruar pranë Pejgamberit (a.s.) në luftën e Huneknit dhe të Taifit. Duke shëtitur nëpër plaçkën e luftës të mbledhur në Xhirane. Pejgamberi (a.s.) e pati parë se Safvani po i shikonte me habi këto mallra dhe më pas e pati pyetur:

*- A të pëlqejnë?*

*- Po.*

*- Merri të gjitha, të qofshin falë!*

*Safvan në mënyrë të papërmbajtshme,u shpreh:*

*- Asnjë zemër tjetër veç zemrës së Pejgamberit (a.s.) nuk mund të jetë kaq zemërgjerë,- tha shehadetin dhe u bë besimtar.* (Vakidi, Megazi, II 854-855)

Me të vërtetë, Isar është ana më e mrekullueshme e dhënies. Me anë të shërbesave të tilla të Pejgamberit (a.s.), sahabëve dhe robërve të drejtë sa e sa njerëz që mbajtën inat në kufër, janë bërë të drejtë dhe zemërmirë, sa e sa armiq janë bërë miq e kanë gjetur udhëzimin dhe u është rritur dashuria e sa e sa besimtarëve ndaj vëllezërve besimtar.

Pejgamberi (a.s.) asnjëherë nuk kthente pas një lutje që i bëhej dhe që mund ta kryente. Njëherë kishte gjetur 90 mijë dërhem. Këta i hodhi mbi një shtroje dhe ua shpërndau sahabëve nevojtarë.

❁

**Mirësia**

Ideja etike "Të japësh sadaka nga gjërat e dashura" që shprehet në Kuran me fjalën "Birr" është një lloj sadakaje e shkallës së lartë një-lloj sikurse Isari.

Pejgamberi (a.s.) ishte një shembull ideal në të gjitha aspektet morale, padyshim që edhe në këtë drejtim është një personalitet i një kulmi të paarritshëm. Shembull i përpikmërisë së Tij shfaqej kur përzgjidhte vëllain besimtar në vend të vetes, qoftë edhe në një gjë të vogël:

Një ditë Ai bëri dy misvake. Njëri ishte i shtrembër ndërsa tjetri ishte i drejtë. Misvakun e drejtë ia drejtoi sahabit, ndërsa të shtrembëtin e mbajti për vete. Sahabi tha:

*- Ky misvak i bukur u takon juve, o Pejgamber i Zotit!*

Ai iu përgjigj:

*- Një person që mban shoqëri me dikë qoftë edhe një orë, pyetet nëse i ka respektuar apo jo të drejtat e shoqërisë dhe me këtë rast ai tregoi se kjo e drejtë do të paguhet me domethënien e Isarit dhe të birrit,*

*pra me përzgjedhjen në vend të vetes të vëllait besimtar dhe me dhënien e sadakasë nga gjërat e dashura."* (Gazali, Ihjau-Ulumiddin, V II f, 435)

Tregimi i mëposhtëm është një tjetër shembull i bukur i çiltërsisë së një sadakaje:

Një ditë ashabet ishin mbledhur në Mesxhid-i Nebi dhe po dëgjonin bisedën frytdhënëse të Pejgamberit (a.s.)

Në një moment Pejgamberi (a.s.) citoi këtë ajet Kuranor:

لَن تَنَالُواْ الْبِرَّ حَتَّى تُنفِقُواْ مِمَّا تُحِبُّونَ وَمَا تُنفِقُواْ
مِن شَيْءٍ فَإِنَّ اللّهَ بِهِ عَلِيمٌ

**"Nuk keni për të arritur përkushtimin e vërtetë derisa të ndani (lëmoshë) nga ajo pasuri që doni. Çfarëdo që të ndani, Allahu e di mirë atë."** (Al-i Imran, 92)

Ashabet po e dëgjonin me shumë kujdes dhe llogarisnin se si mund ta ndjenin këtë ajet kuranor në thellësinë e botës së tyre shpirtërore për të dhënë sadaka të gjithë çfarë kishin sipas ftesës së Pejgamberit. Një sahabi ishte ngritur në këmbë, në fytyrën e tij shndriste drita hyjnore. Ky ishte Ebu Talha (r.a.). Ai kishte pranë mesxhid-i Saadet një kopësht me 600 hurma për të cilin kujdesej shumë. Ai e ftonte shpesh Pejgamberin (a.s.) dhe me shërbimet e bëra i jepte begati kopshtit të tij.

Ebu Talha tha:

*- O Pejgamber i Zotit! Gjëja më me vlerë e pasurisë sime dhe ajo që më pëlqen më tepër në këtë qytet është kopshti im që njihet me emrin Bejrusha. Që nga ky moment unë po e lë atë për Allahun dhe Pejgamberin. Shpresoj që me këtë rast Zoti im më dërgon në "birr" (në mirësi) dhe ma bën atë ushqimin e Ahiretit. O Pejgamber i Zotit! Tashmë puno në këtë kopsht në rrugën që Zoti të ka drejtuar Ty".*[51]

Me zhvillimin e paraqitjes së jashtme të njerëzve, e cila ka synim që

51. Shih: Buhari, Vesaja, 17.

të rrënjosë në shpirtrat e tyre moralin që përforcoi sakrificën tek Ebu Talha, nuk është e vështirë të parashikohet se çfarë atmosfere e Asr-i Saadetit (epokës së lumturisë) do të krijohet në sipërfaqen e tokës.

❁

Pejgamberi (a.s.) inkurajonte të jepnin sadaka edhe ato që s'kishin asgjë. Kështu afronte edhe Ebu Dherin, megjithëse ishte një nga ashabet më të varfër, të jepte sadaka duke i thënë:

*- O Ebu Dher! Kur të bësh supë hidhi shumë ujë dhe shpërndaje në komshi.* (Muslim, Birr, 142)

Besimtari duhet të jetë me mendje të ndritur si shkëlqimi i hënës në një natë të errët, i thellë, i përpiktë, i butë, sakrifikues, zemërgjerë, i mëshirshëm, i dashur dhe i mbushur me kënaqësinë e dhënies së sadakasë.

Edhe në ditët tona është e nevojshme të kultivohet dhënia sipas mundësive e sadakasë dhe Isarit, dhe kjo duke u menduar tepër seriozisht. Të mos harrojmë që në vend të nevojtarit dhe të dobëtit mund të kishim qenë edhe ne. Për këtë arsye sadakaja dhe Isari ynë ndaj të sëmurëve, të dobëtve, jetimëve, nevojtarëve dhe njerëzve të uritur është një borxh falënderimi ndaj Zotit tonë. Të ndajmë mirësitë që kemi me nevojtarët në mënyrë që zemrat të cilat i kemi kënaqur, të jenë bota jonë shpirtërore në këtë botë, ndihma jonë në Ahiret dhe lumturia jonë në xhenet.

**O Zot! Qofshin të gjitha shfaqjet e mëshirës thesari i pafund i jetës sonë shpirtërore! Zot! Na mundëso të marrim pjesë nga jeta plot Isar e Zotërisë së botëve dhe të mëdhenjve të Islamit që ecën në gjurmët e Tij!**

**Amin!..**

# Vetëkënaqësia



*Istigna (vetëkënaqësia) është një cilësi shpirtërore e të mirëve dhe e besnikëve që shpëtojnë nga xhehenemi. Njeriu nuk duhet të ulet tepër moralisht duke u mjaftuar me pasurinë shpirtërore. Zemra duhet pasuruar mbështetur në domethënien e hadithit: "Mjaftueshmëria është thesari i pafund".*

# Vetëkënaqësia

Në kohën kur ashabet kishin lënë çdo gjë në Mekë për të emigruar në Medinë, Pejgamberi (a.s.) kishte vëllazëruar Abdurrahman bin Avf nga Muhaxhirët dhe Sad bin Rebia nga Ensarët. Ky i fundit iu drejtua Abdurrahman bin Avfit duke i thënë:

- Unë jam më i kamuri i Ensarëve, sepse jam i pasur. Gjysmën e mallit e kam ndarë për ty. Ja malli im, urdhëro!

Ndërsa Abdurrahman bin Avf me një gjest mospërfillës iu përgjigj:

- Vëlla, Allahu ta begatoftë dhe ta shtoftë mallin dhe mundësitë e tua. Unë nuk kam nevojë për këto. Ti më trego rrugën e pazarit dhe kjo më mjafton...

Abdurrahman bin Avf shkoi në pazar dhe filloi tregtinë. Pa kaluar shumë kohë siguroi një fitim të madh dhe u bë i pasur.

Kaluan vite dhe besimtarët jetuan kohën e frytshme të Islamit. Një ditë, në kohë iftari, i biri i Abdurrahman bin Avfit mori para tij disa ushqime dhe si i mërzitur tha:

*- Kur Mus'ab bin Umejr ra dëshmor nuk u gjend një qefin për trupin e tij. Qefini i shtruar mbi të ishte i shkurtër. Nëse mbulohej koka, mbetej këmba jashtë, nëse mbulohej këmba, mbetej koka zbuluar. Në fund e zgjatëm qefinin drejt kokës, ndërsa këmbët i mbuluam me fije bari me aromë të mirë. Gjithashtu edhe Hamzanë kur ra shehit e kanë mbuluar me një pardesy të vjetër që vishnin gratë e moshuara, ndërsa mua Allahu më dhuron kaq shumë të mira në botë. Vallë a do të m'i pakësojë në Ahiret? Vallë a po e përfundoj të drejtën time të Ahiretit në këtë botë? Si do të jap llogarinë e të gjitha këtyre mirësive nesër*

*para Zotit? Kështu e braktisi sofrën me lot në sy.*

Sa të prekshme janë ndodhitë e të mëdhenjve të Islamit, të cilët të vendosur shpirtërisht në rrugën e Zotit, treguan një devotshmëri të madhe që pasqyron lidhjet me botën! Zuhd do të thoshte që në shpirtrat e tyre nuk vlerësohej asgjë dhe nuk zinte vend kush tjetër përveç dashurisë dhe frikës ndaj Krijuesit; ndërsa Istigna jetohej shpirtërisht si një shkallë mbi zuhdin.

Istigna (vetëkënaqësia) është një cilësi shpirtërore e të mirëve dhe e besnikëve që shpëtojnë nga xhehenemi. Njeriu nuk duhet të bie në një gradë të ulët duke u mjaftuar me pasurinë shpirtërore. Zemra pasurohet duke gjetur mbështetje në hadithin: *"Vetëkënaqësia është thesari i pafund."* (Dehlemi, Musned 4699) Një zemër e pasuruar me vetëkënaqësi gjen shpëtim nga frika dhe ethet e përditshme. Shpirti arrin të pafundmen dhe në këtë mënyrë ana tërheqëse e shijeve të përkohshme e mbyllin jetën tek besimtari.

Jeta e miqve të ngushtë të Zotit të cilët arritën fazat kulmore më të mëdha shpirtërore është një shembull për ne.

Në kohën e halifatit të Omerit (r.a.) u morën shumë vende, si: Siria, Filistina, Egjipti dhe tokat e Iranit. Ata u përfshinë plotësisht në kufijtë e shtetit Islam. Thesaret e pasura të Bizantit dhe Iranit filluan të kalonin në Medinë si qendra e botës Islame. Niveli i jetës së besimtarëve u rrit. Si përfaqësues i besimtarëve Omeri (r.a.) i ndikuar nga kjo, megjithë rritjen e mirëqenies së shtetit dhe pasurinë e "bejtu'l mali" (thesarit të shtetit) lexonte hutbe me rroba të grisura. Ndonjëherë hynte në borxh dhe vazhdonte jetën me vështirësi. Ai preferonte të merrte nga thesari vetëm një pagesë mujore tepër të ulët dhe me këtë kalonte një jetë të vështirë.

Të mëdhenjtë e sahabeve nuk mundën të duronin më këtë gjendje. Menduan të rrisin sadakanë e halifes, por meqenëse nguruan t'ia paraqisnin këtë propozim, shkuan të bisedonin me vajzën e tij, Hafzanë, që ishte njëkohësisht edhe e shoqja e Pejgamberit. Dëshiruan që

ajo t'ia paraqiste këtë propozim babait të saj duke mos i dhënë emra. Hafzai ia paraqiti babait propozimin e sahabeve. Omeri (r.a.), i cili kishte qenë i pranishëm edhe në ato raste kur Pejgamberi (a.s.) kishte kaluar ditë urie duke mos pasur as edhe një hurmë të ngopej, e pyet vajzën e tij[52] Hafzanë:

- *Bija ime! Si është gjendja e Pejgamberit (a.s.) në ushqim dhe veshmbathje?*

- *Sa për t'u mjaftuar.*

Atëherë, Omeri (r.a.) e vazhdon kështu fjalën e tij:

- *Dy shokë të ngushtë (Pejgamberi me Ebu Bekrin) dhe unë i ngjajmë tre udhëtarëve që ecin në një rrugë, i pari arriti në vendin e Tij, tjetri arriti tek i pari duke shkuar në të njëjtin drejtim. Edhe unë i treti dua të arrij shokët e mi. Nëse eci tepër i ngarkuar, nuk mund t'i arrij ata, apo ti nuk dëshiron që unë të jem i treti i kësaj rruge?* [53]

Padyshim kjo qëndresë e Omerit është vepër e një ndjeshmërie të lartë shpirtërore. Shembujt e panumërt të virtyteve të Omerit që ndan drejtësinë në botë duke e jetuar personalisht të drejtën dhe drejtësinë, janë nga shembujt më madhorë në edukimin shpirtëror.

Me të vërtetë, njerëzit i nderojnë personalitetet e artit dhe gjenitë, por sjelljet e tyre nuk i vënë në lojë. Ata janë personalitete me karaktere të fortë, të durueshëm dhe syngopur. Vetëm personalitetet e larta dhe kulmore të njerëzve të tillë përcillen tek njerëzit si shembuj morali dhe dashurie domethënëse edhe pas jetës së tyre.

Sahabet, të cilët u habitën nga personaliteti i Pejgamberit (a.s.) dhe që shkuan pas gjurmës së tij, ishin të vetëdijshëm se pa e vënë në jetë këtë mënyrë të menduarit të Pejgamberit (a.s.) që thotë: *"Sa i lumtur është ai që mjaftohet me riskun e vet*", nuk do të arrihet në këtë shkallë të lartë. Ata, duke u edukuar me moralin e Tij, janë bërë njerëz udhëzues që brenda bashkësisë Muhamedane kanë arritur nivele të larta morale. Gjithashtu ata i mësuan njerëzimit moralin e lartë për ta

52. Shih: Muslim, Zuhd, 36.
53. Shehbenderzade Ahmed Hilmi, Historia e Islamit, V, 1, fq. 367.

vlerësuar më tepër dhe për t'i dhënë vëllait besimtar që ka nevojë duke sakrifikuar nga vetja edhe pse vetë nuk janë në gjendje të mirë.

Aishja thotë:

*"Në shtëpinë e Pejgamberit asnjëherë nuk hanim derisa të ngopeshim, por sakrifikonim për vëllezërit besimtarë."*

Kështu kujton Xhabiri (r.a.) në ato kohë të vështira të luftës së Hendekut:

"*Duke hapur një kanal, hasëm në një shkëmb shumë të fortë. Sahabet erdhën te Pejgamberi dhe i treguan situatën. Më pas Pejgamberi (a.s.) erdhi ne vendin e punës. Me të marrë kazmën në dorë i ra shkëmbit, i cili u ça sikurse rëra. Duke parë këtë mrekulli, vumë re se Ai prej urisë kishte lidhur gurë në stomak pasi për tre ditë që qëndruam atje, nuk kishim ngrënë asgjë. Më pas i thashë:*

*- O Pejgamber! Më lejoni të shkoj deri në shtëpi.*

*Erdha në shtëpi dhe i thashë gruas:*

*- Unë nuk mund ta duroj gjendjen e Pejgamberit (a.s.). Kemi ndonjë gjë për të ngrënë në shtëpi?*

*- Ka një qengj me pak grurë.*

*Preva qengjin, ndërsa gruaja gatoi një bukë me grurë. Mishin e vumë në tenxhere. Ndërkohë që përgatitej buka dhe mishi, shkuam pranë Tij dhe e lutëm:*

*- Ejani tek ne me dy vetë se kemi diçka për të ngrënë.*

*- Sa keni?*

*- Edhe shumë edhe mirë.*

*M'u përgjigj:*

*- Thuaj familjes tënde derisa të vij unë, të mos e largojë nga zjarri tenxheren dhe të mos e nxjerrë nga furra bukën!, ndërsa sahabeve u dha urdhër që të ngrihen. Muhaxhirët dhe Ensarët u ngritën njëherësh.*

*Pas kësaj shkova në shtëpi dhe i habitur për momentin me ank-*

*thin se buka është pak dhe se nuk do të mjaftonte, thashë:*

*- Pejgamberi (a.s.) po vjen së bashku me Muhaxhirët, Ensarët dhe të tjerët.*

*Gruaja ime tha:*

*- A nuk të pyeti se sa kishim përgatitur?*

*- Po, pyeti.*

*- Atëherë qetësohu.*

*Pejgamberi (a.s.) po u thoshte njerëzve:*

*- Hyni, mos u shtrëngoni. Priste bukën, hidhte mishin dhe lëngun për vete dhe për të tjerët. Më në fund të gjithë ashabet u ngopën. Madje teproi edhe një pjesë nga ushqimi. Duke iu drejtuar njerëzve të shtëpisë tha:*

*- Haje këtë dhe shpërndaje edhe në komshi pasi uria ka përfshirë këdo.* (Imam Nebevi, Islami me hadithe f 363)

Siç kuptohet edhe nga ky hadith, Pejgamberi (a.s.) shfaqi sakrificën shpirtërore plot mëshirë duke qenë në këtë mënyrë edhe shembull për të tjerët "Bashkësia ime, bashkësia ime". Në mënyrë të veçantë kur arritën në shtëpinë ku ishim fruar, me gjithë dëshirën e të gjithë ashabeve që Ai të hante i pari, Pejgamberi (a.s.) u shërbeu të gjithëve dhe më pas u ul së bashku me ta të hante. Aq më tepër mënyra e shërbimit të tij nga njëra anë dhe insistimi për të shpërndarë ushqimin e mbetur atyreve pasi ishin ngopur të gjithë, janë tregues të paarritshëm të dhembshurisë dhe mëshirës së pasur në zemrën e Tij. Kështu edhe ne strehohemi në ndërmjetësimin e Tij dhe themi: "Na ndërmjetëso o Pejgamber i Zotit".

Pejgamberi (a.s.) u dërgua si mëshirë për botët, me devotshmërinë dhe gjendjen e tij shpirtërore (zuhd) si në kohë të vështira ashtu edhe në kohë të mira mjaftohej përherë me pak dhe i lutej Zotit: *"O Zoti im! Bëje ushqimin e familjes së Muhamedit të mjaftueshëm!"* (Buhari, Rikak 17)

Gjithashtu nisur nga transmetimi i Aishes (r.a.), një grua nga En-

sarët që erdhi për vizitë tek ajo, kur e pa shtratin e Pejgamberit (a.s.) vetëm me një shilte, shkoi menjëherë në shtëpinë e saj dhe solli një dyshek. Pejgamberi (a.s.) kur e pa atë, i pakënaqur nga kjo situatë, iu drejtua Aishes:

- *O Aishe! Ktheje mbrapsht atë. Betohem në Zot se sikur të doja, Allahu lëvizte male prej floriri dhe argjendi dhe i vinte nën urdhrat e mia.*" (Ahmed bin Hanbel, Kitabu'z-Zuhd, f 30)

"Zuhd" dhe "Takva" janë vepra të atyre që e pëlqejnë këtë komunikim Pejgamberor, mirëpo në rrjedhën e jetës, ndonjëherë kuptohen gabim. Këta mendohen se janë një shkëputje e plotë nga pasuritë dhe mirësitë e botës, por në fakt edhe adhurimet ekonomike që bëhen vetëm me mall, janë shumë të vlefshme nga ana e Zotit. Në Kuran fjala "ifka"-"sadaka" haset në 200 vende. Dhënia e zeqatit dhe kryerja e haxhit si dy nga pesë kushtet themelore të Islamit mundësohet sasia e konsiderueshme e nisabit që është edhe shkalla më e ulët e pasurisë sipas fesë. Veçanërisht edhe formula Islame "dora që jep"[54] është më lart se "dora që merr"" është një anë tjetër që të shtyn të arrish në nisabin e këtyre adhurimeve. Atëherë zuhd s'mund të jetë në kundërshtim me një çështje që feja e inkurajon.

Është i vërtetë fakti që të vetëmjaftohesh para mirësive të botës me frikën se mos kalon në gjynah, kërkon zuhdin dhe takvanë, por kjo istigna (vetëkënaqësi) është shpirtërore dhe jo e lidhur me punën dhe anën e jashtme. Pra, zuhd dhe istigna (vetëkënaqësia) janë dy ndjenja që të nxisin të merresh me mirësitë e botës, por nuk duhen futur në zemër. Nga ky aspekt zuhd nuk është varfëri, por një lloj sjelljeje shpirtërore që i nevojitet çdo besimtari të pasur apo të varfër.

Ai, i cili bën një jetë të varfër si rezultat i përcaktimit hyjnor dhe nëse shpirtërisht shkon pas dëshirave kohore nuk mund të quhet njeri i zuhdit dhe istignasë pasi zuhd dhe istigna nuk do të thotë që je i detyruar të mjaftohesh me pak sipas përcaktimit hyjnor, por do të thotë ta mbrosh dhe ta ruash zemrën dhe shpirtin vullnetarisht dhe me bindje nga skllavëria e kësaj bote.

54. Shih: Buhari, Zeqat, 18.

Sa bukur e tregon këtë rregull kjo histori:

Muhamed Parisa, një nga sunduesit e mëdhenj që ka përgatitur Shah Nakshibend[55], po shkonte në haxh dhe në rrugë e sipër, në qytetin e Bagdadit takoi një kambist në moshë të re. Ndërkohë që e sheh të preokupuar me klientët gjatë punës së tij në tregti mërzitet duke pandehur se djaloshi i ri e kalonte kohën me punët e kësaj bote dhe thotë me vete:

- *Gjynah! Ky djalosh në vend që t'i bëjë robëri Zotit, merret vetëm me punët e kësaj jete!*, por kur shikon zemrën e djalit, sheh me habi që i gjithë trupi është i shqetësuar për jetën, kurse zemra është me Zotin në adhurim.

Këtë herë e përgëzoi djaloshin duke i thënë:

- *Marshallah! Dora punon e zemra kërkon!*

Gjithashtu kur arrin në Hixhaz takohet me një të moshuar me mjekër të bardhë që qante i mbështetur në mbulesën e Qabes. Në fillim duke parë se si i lutej burri Zotit dhe paraqitjen e tij të jashtme, mrekullohet nga ajo gjendje e burrit dhe thotë:

- *Ah, sikur edhe unë të arrija t'i lutesha Zotit kështu duke qarë*!

Më pas kur sheh edhe zemrën e tij, shikon se të gjitha duatë dhe lotët janë për dëshira të kohës kalimtare. Kjo e mërzit.

Ashtu siç do të kuptohet edhe nga tregimi, e rëndësishme është të merresh me problemet e jetës pa lënë mënjanë Ahiretin.

Edhe Mevlana duke e përngjarë njeriun e kësaj jete me një anije që noton në det thotë:

- *Kur deti është poshtë, anija i mbështetet atij, por nëse dallgët fillojnë të hyjnë në anije, e shkatërrojnë atë.*

Me të vërtetë nuk mund të mohohet se ekziston rreziku që zemra të veçohet nga mirësitë e kësaj jete dhe për rrjedhojë nga Allahu dhe lidhjen e saj me veten. Çdo besimtar është paralajmëruar për këtë rre-

55. Shah Nakshibend, Dijetar dhe themelues i tarikatit Nakshibendi.

zik në Kuran me termin "fitne", e cila përdoret për "pasuri" dhe për "fëmijë". Nisur nga kjo duke u marrë me problemet e botës duhet të ruajmë zemrën nga padituria. Nëse zemra nuk ruhet nga dashuria për këtë botë edhe gjëja më e vogël është e papranueshme.

Pejgamberi (a.s.) ka thënë:

*"Shijet e botës plot urrejtje janë dhimbjet e Ahiretit, ndërsa dhimbjet e botës në aspektin e provimit janë shijet e Ahiretit*" (Hakim Mustadrek v IV f 345)

Ndërsa në një hadith tjetër thotë:

*"Bota është e ëmbël dhe pamja e saj është e hijshme. Padyshim që Allahu do t'u japë drejtimin e botës dhe do të shikojë se si do të silleni, çfarë punësh do të bëni. Prandaj kini kujdes nga bota.*" (Muslim Dhikër 99)

Një ditë duke dalë nga shtëpia për namazin e sabahut dëgjova rënkimet e dy maceve. U shqetësova, dola në oborr dhe i pashë që dy macet po qëndronin përballë njëra-tjetrës, shihnin njëra-tjetrën në sy pa lëvizur egërsisht si ujqër të vegjël gati për dyluftim.

Dukeshin të inatosura, të gatshme ta copëtonin njëra-tjetrën në sulmin më të vogël. Duke menduar se cila ishte arsyeja e kësaj armiqësie kaq të madhe, vura re një mi të ngordhur. Pikërisht për këtë arsye për ta zënë atë mi, macet ishin duke sakrifikuar. Pra arsyeja e kacafytjes me njëra-tjetrën ose e dëmit që kanë marrë parasysh përkundrejt njëra-tjetrës pas kacafytjes, ishte një mi.

Në fakt kjo pamje ishte mjaft domethënëse. Tregonte rezultatet negative të një qëndrese mospërfillëse. Në një këndvështrim u bënte thirrje atyre që i ishin dorëzuar botës, të zgjidhnin me dhimbje punët e Ahiretit për hir të dëshirave të tyre boshe. Ajo tregonte se qëllimet dhe dëshirat për pushtet të sa e sa të paditurve, ishin vetëm një gërmadhë. Për këtë nuk ia vlente të hidhej poshtë lumturia e përhershme.

Ja pra, humbja më e madhe ishte trajtimi i gabuar që i bënte robi vlerës së pasurisë shpirtërore. Rreth këtyre Allahu thotë kështu:

كَلاَّ إِنَّ الْإِنسَانَ لَيَطْغَى أَن رَّآهُ اسْتَغْنَى إِنَّ إِلَى رَبِّكَ الرُّجْعَى

**"Por vërtet që njeriu shkel çdo cak kur mendon se është i vetëmjaftueshëm. Në të vërtetë, kthimi është te Zoti yt!"** (El-Alak, 6-8)

Një njeri i varfër nga ana shpirtërore ecën shumë shpejt pas interesave të kohës. Edhe kur arrin diçka zhytet në marramendjen e pavetëdijes. Nëse nuk e arrin këtë, humbet në pesimizëm. Shqetësimi më tepër se ç'duhet për pasuri, post dhe rrisk e bën zemrën rob të botës duke e përshtatur me botën.

Pejgamberi (a.s.) na fton të jemi të vëmendshëm kur thotë:

*"Kush i kthen shqetësimet e tij në një të vetme, pra i bën shqetësime për Ahiretin, Allahu bëhet përgjegjës për problemet e kohës. Kush e shton mërzitjen për punët e kësaj bote, Allahu nuk i jep rëndësi se ku do të shkatërrohet ai."* (Ibn Maxhe, Zuhd 2)

Ja pra, bota kur bëhet perde mes Zotit dhe robit, e shkatërron atë shpirtërisht. Robi bëhet i tillë sa herë që vazhdon kjo gjë. Zvarritet brenda këtij rregulli edhe sikur mos ta vërë në dukje, në të vërtetë. Për këtë Pejgamberi (a.s.) thotë:

*"…Nderet e tyre janë pasuria e tyre, fetë e tyre janë paratë e tyre, ndërsa kibla e tyre janë gratë. Ata janë më keqbërësit e gjithësisë. Ata nuk kanë asnjë fat nga ana e Zotit."* (Ali El-Muttaki, Kerzu'l Umman v XI 3192)

Zoti na ndihmoftë të gjithëve!

Pejgamberi (a.s.) u ka thënë ashabeve të Tij:

*"…Betohem për Zotin, nuk i frikësohem varfërisë për ju, por kam frikë se bota do të shtrihet para jush ashtu siç u shtrua para atyre që ishin para jush, do të futeni në garë për botën ashtu sikurse ata dhe kam frikë se bota do t'u shkatërrojë ju ashtu sikurse shkatërroi ata."* (Buhari, Rikak, 7)

Prandaj njeriu duhet ta vlerësojë jetën e përkohshme aq sa duhet dhe të tregohet i kujdesshëm të mos ta lidhë zemrën vetëm me të.

Bota është si një pikë uji nga pasuria e Zotit. Kur krahasohet me jetën e Ahiretit kjo jetë e thënë me shprehjen Pejgamberore nuk është as sa uji që mbetet në majë të gishtit kur e fut dhe e nxjerr nga deti. [56]

Allahu thotë:

وَمَا هَذِهِ الْحَيَاةُ الدُّنْيَا إِلَّا لَهْوٌ وَلَعِبٌ وَإِنَّ الدَّارَ الْآخِرَةَ
لَهِيَ الْحَيَوَانُ لَوْ كَانُوا يَعْلَمُونَ

**"Jeta e kësaj bote, nuk është gjë tjetër, veçse argëtim dhe lojë, ndërsa jeta e botës tjetër, është pikërisht jeta e vërtetë. Veç sikur ta dinin!"** (El-Ankebut, 64)

Me të vërtetë bota është një hiç në syrin e atyre që e dinë këtë. Dëshira e tyre e vetme është pëlqimi i Zotit. Sa bukur e thotë Junus Emre:

*As ekzistencës nuk i gëzohem,*
*As mosekzistencës nuk i hidhërohem,*
*Me dashurinë Tënde pajtoj veten,*
*Ti më dukesh Vetja Jote.*

Paraja, pasuria, suksesi dhe kënaqësitë e kësaj bote që shumë herë e çojnë robin në rrugë të shtrembër duke turbulluar sytë e njerëzve të habitur, asnjëherë nuk kanë vlerë për ata që kanë zemër të fortë. Dijetarët Islamë dhe besimtarët e drejtë ndjekin përherë pëlqimin e Zotit dhe nuk ndahen aspak nga rruga e tyre. Ata janë gjithmonë të zgjuar përkundrejt mashtrimeve të kësaj bote.

Jahja bin Muaz (r.a.) thotë:

*"Arifi (i dituri) në të djathtë pat marrë ahiretin, në të majtë botën, ndërsa shpirtin e pat kthyer drejt Zotit. Tashmë atë nuk mund ta preokuponte asgjë tjetër përveç Allahut."*

Mevlana në veprën e tij "Mesnevi" shkruan:

56. Shih: Muslim, Xhennet, 55.

Jetë do të thotë të jesh plotësisht i vetëdijshëm për Allahun dhe jo të kesh para, copa të bukura, gradë dhe fëmijë. Çdo gjë që ta merr mendjen dhe të largon nga Zoti është bota jote.

Pra Istigna nuk është vetëm kundër pasurisë. Robi duhet t'i shmanget çdo lloj pengese shpirtërore që e largon nga përkujdesja ndaj Zotit.

Një nga veprat e njeriut që e largon nga Zoti është edhe "hubb-i rijaset", pra pushteti, mbizotërimi dhe dëshira për mirëqenie. Historia e kësaj bote është e mbushur plot me diktatorë, që dëshirojnë të kenë mirëqenie shumë shpejt ose bëjnë sa e sa padrejtësi që të ruajnë postin e tyre. Në historinë Islame ka shumë personalitete të cilët zemrën e kanë pasur të lidhur me Zotin, nuk kanë rënë robër të dëshirave të tyre për mirëqenie dhe kanë qenë të vetëdijshëm t'ia lëshojnë detyrën dikujt tjetër. Në mënyrë të veçantë tri figura kanë lënë kujtimet e një morali dhe mirësie të lartë duke treguar një shembull faljeje të paarritshme për hir të bashkimit Islam.

I pari i tyre është nipi i Pejgamberit (a.s.), Hasani (r.a.). Ai për hir të moscopëtimit të shtetit islam, ia lëshoi drejtimin Muavijes me një zemërgjerësi të madhe pas 6 muajsh qëndrimi në halifatin e tij. Në këtë mënyrë pengoi derdhjen e gjakut vëllazëror dhe përleshjet e popujve të mëdhenj me njëri-tjetrin.

I dyti, Idrisi Bitlisi, i cili i lidhi viset lindore me Perandorinë Osmane me një dashuri sa deti pa përdorur armë.

I treti është Barbaros Hajredin Pasha i cili duke qenë si sulltan i Xhezajirit të madh dhe i sa e sa vendeve, e pati bërë vendlindjen e tij një zonë të lidhur me Osmanët për bashkim dhe fuqi dhe vetë ai preferoi të ishte një nëpunës i shtetit se sa një sundimtar.

Sulejmani (r.a.) e quante veten të varfër përderisa kishte hequr nga shpirti i tij dashurinë për pasuri dhe mirëqenie. Kur ngrihej në mëngjes, shkonte pranë të varfërve dhe me një dashamirësi të madhe ulej me ta dhe thoshte:

*- I varfëri i përshtatet të varfërve.*

Në përfundim nuk është gabim të punosh të bësh pasuri nga hallalli dhe të mos kesh nevojë për askënd në këtë botë, përkundrazi, është një vlerë e madhe dhe e lartë. Kjo theksohet edhe në këtë hadith:

*"Të marrësh litarët e njërit prej jush dhe të shkosh në mal, të ngarkosh dru, t'i shesësh ato dhe me këtë rast të ruash nderin, është më e dobishme sesa t'u lypësh njerëzve, japin apo nuk japin."* (Buhari Zekat 50-53, Mesai, Zekat 85) Një besimtar i pasur dhe i fuqishëm jep më tepër sadaka, përgatit vende pune për më shumë njerëz, vrapon më tepër pas punëve të mira dhe në fund arrin në të fshehtën e hadithit "*Më i dobishmi i njerëzve është ai që është më i dobishëm për njerëzit*". (Sujuti, El-Xhamius-Sagir, II 8)

Nuk është gabim të kërkosh kismetin[57] prej botës, por gabim është t'i japësh asaj shpirtin, të lësh mënjanë detyrat e tua fetare dhe shpirtërore, të jesh dorështrënguar dhe të bëhesh rob i kësaj bote. Nuk duhet të harrohet që vendi i parasë është kasaforta dhe kuleta dhe jo shpirti!

Atëherë duhet t'i kushtojmë kujdes dhe rëndësi në këtë drejtim thënies së Pejgamberit (a.s.):

*"Mos e lidh shpirtin me botën në mënyrë që Zoti të të dojë ty, mos shiko dorën e njerëzve në mënyrë që populli të të dojë ty."* (Ibn Maxhe, Zuhd, 1)

**Allahu na bëftë prej të dashurve dhe atyre që falin dashuri. Allahu na i mbushtë shpirtrat me vetëkënaqësi pejgamberore dhe na e forcoftë lidhjen tonë me dashurinë ndaj Tij!**

**Amin!..**

57. Fat

# Etika në tregti



*E kemi për obligim të bëhemi të pasur në rrugë të drejtë dhe po në këtë rrugë ta harxhojmë pasurinë. Një tregtar i mençur gjatë punës që bën në këtë jetë duhet të mendojë lumturinë e përhershme duke mos lënë mënjanë atë që quhet "len tebu", pra fitimin e Ahiretit. Ky është edhe fitimi më i madh, sepse kështu nuk do të ndahet nga rruga hyjnore.*

# *Etika në tregti*

Pejgamberi (a.s.) takoi një burrë që shiste grurë. Pyeti tregtarin se si e shiste mallin.

Burri ia shpjegoi sipas mënyrës së tij. Në atë moment Pejgamberit (a.s.) i erdhi një shpallje:

- *Fute dorën në grurin e tij!*

Ai futi dorën në grurë dhe pa se ishte i lagur. Më pas tha:

- *Ta kishe vënë pjesën e lagur sipër që ta shohin njerëzit. Nuk është prej nesh ai që mashtron.* (Muslim, Iman 164)

Siç shprehet në hadith sistemi ekonomik Islam i ka ngritur themelet e tregtisë mbi bazën e drejtësisë dhe sinqeritetit duke u bazuar në ndihmesën ndaj individit dhe popullit. Procesi i tregtisë që do të thotë kalimi i mallit nga prodhuesi tek konsumatori, merr parasysh edhe sakrificën, për më tepër aq sa mund të ketë fitim aq mund të ketë edhe humbje, ndërsa rritja e vlerës së mallit është hallall, madje është inkurajuar. Nëpërmjet shprehjes profetike mund të kuptohet më lehtë shkalla e këtij inkurajimi: *"9/10 e fitimit është tregti*"[58].

Nga ana tjetër dy bazat më të rëndësishme të besimit Islam, Haxhi dhe Zeqati, u përkasin besimtarëve të pasur. Edhe këto gjithashtu janë një inkurajim për t'u pasuruar në rrugë të drejta. Vetë rregulli për t'u bërë dorëdhënës mbështetet në këtë hadith "*Dora që jep është më e lartë se dora që merr*".

Gjithashtu nuk duhet harruar asnjëherë hadithi "*Çdo bashkësi ka një fitne (ngatërresë). Fitneja e bashkësisë sime është pasuria.*" (ibn

58. Shih. Sujuti, el-Xhamiu's-Sagir, 1, 113.

Hanbel, IV 160) që tregon se tregtia është rruga më e rëndësishme për të fituar pasurinë.

Dëshira e zjarrtë për të fituar para në tregti, është një nga anët më të rrezikshme të dobësisë së epshit. Një shpifësi nuk i mbyllet goja. Ai i ngjan një ene, të cilës sado ujë t'i hedhësh, nuk zë më tepër se kapaciteti që ka.

Gjithashtu ai që dëshiron shumë është si një oxhak, një sobë apo si një zgarë sa herë të hedhim dru, qymyr apo lëndë të tjera djegëse, mbushet dhe nuk shuhet, përkundrazi, zjarri dhe energjia shtohet. Kështu e shpreh Pejgamberi (a.s.) gjendjen e një njeriu të tillë:

*"Njeriu, sikur dy male plot me mall të ketë kërkon një të tretë. Stomakun e njeriut nuk mund ta mbushë asgjë përveç dheut."* (Buhari, Rikak, 10, Muslim, Zekat, 116)

Për rrjedhojë hilet dhe parregullsitë e njeriut të bëra në tregti janë të pallogaritshme. Sa e sa popuj janë zhdukur, dhe vijon kjo botë e mbushur me sa e sa udhëtarë të pavetëdijshëm që nuk gjykojnë. Nuk kanë munguar asnjëherë gjatë historisë ata që cënojnë padrejtësisht si me etjen e një dhampiri të drejtat e të varfërve, të pastrehëve, jetimëve dhe nevojtarëve në vend që t'i ndihmojnë me sadaka, zeqatë dhe punë të tjera të mira me pasuritë e tyre të pakufishme. Feja nuk ka për qëllim t'i sjellë trupit qetësi dhe lumturi si një ngarkesë për shpirtin. Përkundrazi, ajo ka për qëllim ta forcojë shpirtin. Tregtia pas një etape duhet të bëhet pengesë e ecurive dhe dëshirave epshore vetjake në mënyrë që mos kalojmë kufirin dhe të mos bëhemi të shkretë në këtë botë dhe në Ahiret… Është një mendim i kotë të kërkosh qetësi në një rreth shoqëror plot tregtarë matrapazë, organe kontrolluese, hajdutë dhe të korruptuar.

Allahu thekson në Kuran se shkatërrimi i popujve të Shuajbit, Medjen dhe Ejke është bërë si pasojë e prishjes së etikës në tregti. Kjo tregohet si mësim për njerëzit deri në ditën e gjykimit. Prandaj matrapazllëku dhe harami në tregti, shtypja e të varfërve është një faj i rëndë aq sa bëhet shkak i shkatërrimit të një populli.

Pejgamberi (a.s.) thotë:

*"U shkatërroftë robi i floririt dhe i sermit që vesh rrobën e mendjemadhësisë! Njeriu i pangopur gëzohet nëse i jepet ajo që dëshiron, nëse nuk i jepet nuk i pëlqen, mërzitet, ngrihet kundër takdirit hyjnor."* (Buhari, Rikak, 10, Ibn Maxhe, Zuhd, 8)

Omeri (r.a.) e pyeti një person që po krekosej me veten e tij për tre gjëra:

*- A ke udhëtuar, a ke bërë tregti ose a ke qëndruar ndonjëherë me të?*

Folësi iu përgjigj që nuk e kishte bërë asnjërën prej tyre. Ai vijoi:

*- Kam përshtypjen se ti e ke parë atë në xhami duke luajtur kokën ndërkohë që lexonte Kuranin.*

Burri iu përgjegj:

*- Po, o Omer! Ajo që pashë ishte ashtu,*- tha Omeri:

*- Atëherë mos u krekos, pasi devotshmëria nuk qëndron tek ajo se sa i gjatë apo i shëndetshëm je!.*

Porosia që jep Omeri (r.a.) këtu është të mos mashtrohesh nga paraqitja e jashtme dhe mos jep mendim sipas sjelljes së personit dhe marrëdhënieve në shoqërinë njerëzore. Ky është tregues i rrezikut të zbardhjes së atij që s'merr mësim nga interesi i tij.

Siç shihet, tregtia e nxjerr në pah botën e brendshme të njeriut. Pra, si të jetë bota e brendshme e personit, ashtu është edhe tregtia e tij.

Sipas Islamit, blerësi dhe shitësi nuk duhet ta çvlerësojnë mallin qëllimisht, gjithashtu duke e shitur nuk duhet të përdorë shprehje që ta paraqesë atë më të lartë se vlera e vërtetë. Nuk duhet të bëjë ngritje çmimesh duke shfrytëzuar dobësinë e personit përballë. Nuk duhet të shkojë deri në mashtrim, nuk duhet të bëjë hile në këmbim valute, në faiz dhe në matje. Duhet t'i shmanget betimit, nuk duhet të marrë dhe të shesë mallra haram që janë në dëm të shoqërisë.

Pejgamberi (a.s.) i ka vendosur qartë rregullat e tregtisë:

*"O njerëz tregtarë! Padyshim që shejtani dhe mëkati përzihen në tregti. Pastrojeni tregtinë tuaj me sadaka (kefaret për betim, fjalë pa nevojë etj.).*

*Tregtarët do të ringjallen në ditën e gjykimit si mëkatarë, por të devotshmit, të drejtët dhe të sinqertët janë veç"* (Tirmidhi, Buju, 4)

*"Betimi në momentin e shitjes edhe nëse e vlerëson mallin, e humbet begatinë e parasë."* (Buhari, Ryja, 26)

Është e domosdoshme t'i tregohet vlera e mallit një tregtari që nuk e di. Të përfitosh nga paditturia, papërvoja dhe mosreagimi i tij, është një mashtrim. Ata që në shpirt kanë frikën ndaj Allahut dhe përpjekjen për të fituar kënaqësinë e tij, janë tepër të përpiktë në këtë drejtim. Imam Azam e pati pyetur për çmimin gruan e cila i kishte sjellë një veshje mëndafshi për t'ia shitur.

Gruaja i kishte thënë:

-100 dërhem o imam.

- Ai e kishte kundërshtuar dhe i kishte thënë:

- Jo, kjo kushton më tepër...

Gruaja e habitur i kishte shtuar 100 dërhem. Imam Azami përsëri nuk e kishte pranuar. Gruaja kishte shtuar edhe 100 dërhem, më pas edhe 100 dërhem...Por Imam Azami i kishte thënë:

- Jo, kjo kushton më tepër se 400 dërhem.

Gruaja pa ngurrim i ishte përgjigjur:

- O Imam! Po talleni me mua?

Pas kësaj imami i kishte thënë gruas që të thërriste një person që e njihte këtë punë që t'ia tregonte vlerën e vërtetë të asaj cope. Ai e kishte përcaktuar vlerën e mëndafshit për 500 dërhem dhe Imam Azami më pas e kishte blerë atë mëndafsh me atë çmim. Ai e kishte ditur që të ndahesh nga e drejta, të mbulosh mangësitë e mallrave, mbi të gjitha të mos kesh kujdes në peshë jane veprime që e çojnë njeriun në

përfundime të dhimbshme.

Vetë shoqëria e Perandorisë Osmane është brumosur me këtë etikë dhe në këtë mënyrë e pati siguruar qetësinë dhe lumturinë deri në atë gradë sa i ka lënë gojëhapur edhe ato të kufrit. Një ngjarje e jetuar nga dy priftërinj e tregon bukur këtë. Ata duke shëtitur nëpër dyqanet e tregtarëve osmanë pas çlirimit të Stambollit nga Sulltan Fatihu në orët e para të mëngjesit shkuan në një dyqan për të blerë diçka. Shitësi u tha:

- Unë kam bërë sefte. Merreni prej komshiut tim që nuk ka bërë sefte!

Më pas shkuan te dyqani tjetër. Edhe ai i tha të njëjtën gjë:

- Unë kam bërë sefte. Merreni tek komshiu im që nuk ka bërë sefte!

Në këtë mënyrë priftërinjtë shkuan tek dyqani tjetër. Përgjigja e marrë ishte e njëjtë. Më në fund erdhën përsëri në dyqanin e parë.

Të parët tanë janë rritur me këtë moral që e bën njeriun të vlefshëm dhe të sakrificës. Në themel të këtij morali Islam, mbetet përherë të menduarit për njëri-tjetrin.

Mashtrimi është një dënim shumë i rëndë për një mysliman. Një mysliman as nuk mundet të gënjejë as të mashtrojë. Të mashtrosh është shenjë e një injoranti. Ai nuk i përshtatet myslimanit. Pejgamberët e dërguar si udhëzues të njerëzimit janë përcaktuar me cilësitë "Sadk" pra, të drejtë dhe "Fetanet", pra të mençur. Gjithashtu një mysliman i cili ecën pas gjurmëve të tyre, është i detyruar të jetë i mençur dhe i drejtë. Kështu na këshillon Allahu në Kuran:

**"Mos e lini në dorë të të paaftëve mendërisht pasurinë tuaj të cilën Allahu jua ka dhënë si mjet jetese për ju; ushqejini dhe vishini ata prej saj dhe u thoni atyre fjalë të mira.** (En-Nisa, 5)

Nisur nga hadithi në fjalë vetë mashtruesit hasen me një lloj kërcënimi. Ebu Dheri, i cili dëgjoi Pejgamberin (a.s.) të përsëriste tre herë shprehjet e Tij: *"Ka tre persona në ditën e gjykimit me të cilët Allahu*

*nuk do të flasë, që nuk do t'i shohë dhe që nuk do t'i pastrojë. Për ata ka edhe një dënim të rëndë*".

Pyeti:

- *U shofshin emrat e tyre, mos u realizofshin ëndrrat e tyre dhe paçin hidhërim. Kush janë ata o Pejgamber?*

- *"Ai që është mendjemadh, ai që e sheh me inat atë që jep, ai që shet mallin në betim të rremë."* (Muslim, Iman, 171)

Nga ana tjetër (iddihar) grumbullimi në aspektin ekonomik Islam, pra të depozitosh mallin dhe të presësh rritjen e çmimit është diçka tepër e ulët. Është një shfrytëzim material i njerëzve. Pejgamberi (a.s.) i mallkon ata të cilët grumbullojnë mall. Në hadith thuhet:

"*Tregtari i guximshëm që nxjerr mallin në shitje, i shtohet, ndërsa tregtari që fsheh mallin e tij për ta shitur me çmim më të lartë, është i mallkuar.*" (Ibn Maxhe, Tixharet, 6)

Islami, në të vërtetë rregullat në lidhje me tregtinë i trajton në aspektin e fitimit dhe të harxhimit.

Kurani i ka bërë haram proceset jashtë tregtisë që duhet të zhvillohen me pëlqimin shpirtëror të dy palëve dhe thotë:

"*Mos e hani pasurinë në rrugë të shtrembët.*"

Në Kuran theksohet kështu:

**"O besimtarë, mos e përvetësoni pasurinë e njëri-tjetrit në mënyrë të palejueshme, përveç rastit kur ajo është tregti me pëlqim të dyanshëm dhe mos e vritni veten (dhe njëri-tjetrin)! Vërtet Allahu është i mëshirshëm me ju."** (En-Nisaë, 29)

Shprehja "*Mos mbytni veten tuaj*" përmban në vetvete një domethënie të rëndësishme dhe të detajuar. Këtu ka një paralajmërim që të ndalon të shkatërrosh jetën shpirtërore dhe të bëhesh prej banorëve të Xhehenemit. Nga ana tjetër, theksohet fakti se edhe një pjesë e grindjeve dhe e krimeve janë të lidhura me dëshirën e zjarrtë për të fituar dhe për të marrë pasuri pa të drejtë. Për t'u mbrojtur nga këto rreziqe duhet qëndruar brenda rregullave të tregtisë që Islami ka përcaktuar.

Mbi të gjitha t'i shmangesh kamatës është puna më e rëndësishme në këtë çështje.

Kamata është shprehje e një shfrytëzimi në përdorimin e pasurisë, përderisa nuk ka pasur rrisk dhe sakrificë. Ajo bëhet shkak vetëm për forcimin sa më shumë të të pasurit dhe shtypjen sa më shumë të të varfrit. Ka shumë hadithe me mesazhe tronditëse të Pejgamberit (a.s.) në lidhje me kamatën. Në hutben e lamtumirës Pejgamberi (a.s.) ka bërë haram çdo lloj faizi duke thënë:

*"Çdo lloj kamate është nën këmbët e mia."*

Kështu është shprehur Allahu në Kuran lidhur me këtë çështje:

**"Ata që marrin fajde do të ringjallen (në Ditën e Gjykimit) si ai që djalli e ka çmendur me prekjen e vet, sepse ata thonë se tregtia është njësoj si kamataria. Allahu e ka lejuar tregtinë, ndërsa kamatën e ka ndaluar. Ai, të cilit i vjen këshilla nga Zoti i Tij dhe i shmanget kamatës, le ta mbajë atë që tashmë e ka fituar dhe fati i tij është në duar të Allahut, ndërsa ata që i kthehen kamatës sërish, do të jenë banorë të Zjarrit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë. Allahu ia heq çdo përfitim kamatës, kurse e rrit përfitimin e bamirësisë. Allahu nuk i do ata që janë mohues-gjynahqarë."** (Bakara, 275-276)

Sa tmerrues është ky kërcënim i këtij ajeti, i cili njofton se për shkak të kamatës do të vijë edhe shkatërrimi hyjnor:

**"O ju që keni besuar! Ta keni frikë Allahun dhe hiq dorë nga kamata, nëse jeni besimtarë të vërtetë. Nëse nuk e bëni këtë, atëherë ju është shpallur luftë nga Allahu dhe i Dërguari i Tij. Nëse pendoheni, atëherë ju takon kapitali fillestar. Në këtë mënyrë nuk dëmtoni askënd e as nuk dëmtoheni vetë."** (Bekara, 278-279)

Kush mund të luftojë dhe të dalë fitues me Pejgamberin (a.s.) që është krijuar për nderin e gjithësisë dhe të njerëzve!

Nëse një besimtar merret me kamatë, ose humbet pasurinë besimi i tij dobësohet, ndërsa kur gjynahbërësi hyn në rrugë të tilla, pasuria

i shtohet më tepër për të fituar më shumë të drejtë për dënimin që i takon. Pra, kjo rrugë del fitimprurëse për të në këtë botë. Allahu nuk e nënvlerëson, por i jep kohë. Këta kanë njëfarë kohe deri në ditën kur do të marrin dënimin. Është e domosdoshme që t'i kushtohet rëndësi frikësimit hyjnor që paraqitet në ajet. Përndryshe gjendja bëhet e rrezikshme. Xhabiri (r.a.) thotë:

*- Pejgamberi (a.s.) mallkoi atë që mori kamatë, atë që dha, shkruesin dhe dëshmitarët. Për këtë tha:*

*- Ata janë të njëjtë.* (Muslim, Musakat, 106)

Shumë domethënës është momenti i Ebu Hanifes! Ky imam i madh nuk e ka përdorur as hijen e asaj që do merrte, që të mos ndodhte diçka e ngjashme me kamatën.

Sigurisht, ndalimi i kamatës ka shumë arsye dhe mirësi. Kështu mund të përmendet rritja e papunësisë, rritja e çmimit të punës, dobësimi i sakrificave morale dhe njerëzore, si: ndihmesa, bashkëpunimi, dashuria, mëshira dhe dhembshuria, zhdukja e egoizmit dhe përshpejtimi i fitimit në para dhe në popullsi etj.

Islami, i cili ndaloi kamatën, përkundrejt saj inkurajoi atë që quhet "Karz-i Hasen" pra "dhënien e borxhit për hir të Zotit sipas mundësive". Borxhi i dhënë një personi në gjendje të vështirë vlerësohet më shumë se sadakaja.

Nga të gjitha këto tregtari i ndershëm, i drejtë, i besueshëm ka mbetur përherë në pakicë për sa i përket numrit. Ndoshta për këtë arsye, Pejgamberi (a.s.) tregtarëve të mëdhenj e të drejtë u ka përcaktuar shpërblim të madh. Në hadith thuhet:

*"Një tregtar i drejtë, i rregullt dhe i besueshëm mysliman, në ditën e gjykimit është bashkë me Pejgamberët, të drejtët dhe dëshmitarët."* (Tirmidhi, buju, Ibn Maxhe Tixharet, 1)

Ebu Hanife ishte një person i pasur dhe merrej me tregti, por meqenëse merrej me shkencë, punët e tregtisë i kryente me ortakun e tij, ndërsa vetë ai kontrollonte nëse tregtia bëhej brenda kushteve të hallallit apo jo. Aq i përpiktë ishte saqë njëherë kishte dërguar ortakun

e tij Hafs bin Abdurrahman për të shitur një copë dhe i kishte thënë:

- O Hafs! Në pasuri ka këto lëshime. Prandaj shitja klientëve në këtë mënyrë dhe me kaq lekë.

Kurse Hafsi e kishte shitur atë me çmimin që kishte caktuar Islami, por kishte harruar t'ia tregonte klientit defektin e mallit. Ebu Hanife i informuar nga ç'po ndodhte, e pyeti Hafsanë.

- A e njeh klientin që ka marrë copën?

Pasi Hafsai tha që nuk e njihte, imami e shpërndau gjithë pasurinë si sadaka, pasi në çdo rast ai përjetonte faktin që Pejgamberi (a.s.) i kishte treguar Amrës:

"*O Amër! Sa i mirë është malli i drejtë për personin e drejtë!*" (Ahmed bin Hanbel, Musned, IV 197 202), dhe ishte i devotshëm kur bëhej fjalë për hallall dhe haram. Kujdesi për hallall dhe haram është shumë i rëndësishëm për pastërtinë e mallit që na është dhënë amanet. Mbi këtë do të japim llogari në Ahiret.

I ndjeri babai im Musa tregonte një histori mbi rëndësinë dhe begatinë që ka mospërzierja e haramit në tregti dhe për kafshatën hallall:

"Kishim një komshi nga Armenia, i cili ishte bërë mysliman. Një ditë kur e pyeta për arsyen e futjes së tij në rrugë të drejtë, m'u përgjigj kështu:

- Jam bërë mysliman si rrjedhojë e moralit të mirë në tregti të komshiut tim në Axhibadem, Rebi Molla. Rebi Molla ishte një person që siguronte të ardhurat duke shitur qumësht. Një natë në aksham erdhi tek ne dhe tha:

- Urdhëroni, ky qumësht është i juaji.

U habita dhe i thashë:

- Si është e mundur? Unë nuk doja qumësht nga ju.

Ai u përgjigj:

- Rastësisht, pashë në kopshtin tuaj një nga kafshët e mia që po

kulloste. Për këtë arsye ky qumësht është i juaji. Derisa të përfundojë i gjithë ushqimi i ngrënë, qumështin do t'jua sjell juve…

Edhe pse i thashë -Fjalë është ajo komshi! Hallall të qoftë!.. A nuk është bar ajo që ka ngrënë?

Molla Rebi më tha:

- Jo jo, ashtu nuk bën! Qumështi është e drejta juaj! Dhe na e solli qumështin derisa i mbaroi ushqimi lopës.

Ja pra, kjo sjellje e këtij njeriu të mrekullueshëm më la mbresa të mëdha. Në përfundim hoqi nga sytë e mi perdet e paditurisë dhe lindi brenda dielli udhëzues. Thashë me vete:

- Feja e një njeriu me një moral të tillë të lartë padyshim që është një fe më e lartë. Nuk mund të dyshohet për drejtësinë e fesë që përgatit njerëz të tillë, të pastër, të sinqertë, të mrekullueshëm! Thashë shehadetin dhe u bëra mysliman.

Hadithi i mëposhtëm është mjaft domethënës:

*"Vjen një kohë që njerëzit nuk mendojnë aspak nëse fitimi është haram apo hallall."* (Buhari, Buju, 7, 29)

Dënimet që vijnë nga zbatimi i rregullave të fesë nga pasuria haram, edhe pse janë personale dhe pjesa më e madhe i përkasin Ahiretit, janë edhe për brezat e ardhshëm që nuk kanë pjesë në fitimin e tij. Aq më tepër ka edhe prej njerëzve që këtë dhimbje e kalojnë jo vetëm në Ahiret por edhe në këtë botë. Populli duke kuptuar këtë domethënie e ka kthyer këtë në një çështje parësore.

Është fakt i vërtetë se ata të cilët kanë marrë trashëgimi nga pasuria haram nuk mund të ecin në një rrugë të drejtë përherë pasi në para ka një të fshehtë, ajo kalon nga rruga që ka ardhur. Një mall i ardhur nga një rrugë haram zvarritet në rrugë të këqija duke i shkuar trashëgimtarit nga pas. Një mall i tillë i ngjan gjarprit që hyn nga i njëjti vend ku ka dalë, mënyra e harxhimit të mallit varet nga mënyra e fitimit të tij.

Sa bukur shprehet nga goja e Musait në ajetin kuranor fakti se një

mall që nuk është i përdorur në rrugën e besimit dhe të devotshmërisë, do të përfundojë në rrugë të shtrembër dhe në kufër:

**"Musai tha: O Zoti ynë! Ti i ke dhënë Faraonit dhe parisë së tij stoli dhe pasuri në jetën e kësaj bote, por ata, o Zoti ynë, na largojnë nga rruga Jote! O Zoti ynë! Shkatërroje pasurinë e tyre dhe ngurtësoi zemrat e tyre, që të mos besojnë, derisa ta shijojnë dënimin e dhimbshëm."** (Junus, 88)

Është e çuditshme kur disa individë ankohen se kur bëjnë tregti të rregullt, fitimi nuk duket. Këto janë fjalë të pavetëdijshme, mosvështrim i gjithësisë dhe mohim i programit të ndarjes hyjnore. Sipas atyre që kanë rënë në këtë gabim, Ebu Bekri (r.a.) i cili e harxhoi pasurinë e tij për hir të Zotit dhe Pejgamberit (a.s.) dhe nuk u nda asnjëherë nga tregtia e rregullt, duhej të qëndronte mes sahabëve më të varfër, por është e përcaktuar edhe historikisht se ai ka qenë përherë ndër më të pasurit e sahabëve. Megjithëse sa herë e kishte dhënë sadaka çdo gjë të tijën për Allahun dhe Pejgamberin (a.s.), përsëri pasuria i ishte shtuar pasi kishte punuar me dinjitet.

Për rrjedhojë jemi të ngarkuar të fitojmë pasurinë në rrugë të drejtë dhe të detyruar edhe ta harxhojmë atë në rrugë të drejtë. Një tregtar i mençur, duke vazhduar tregtinë e kësaj bote, nuk duhet të neglizhojë fitimin e Ahiretit që është më i madhi, duhet të mendojë lumturinë e përhershme dhe nuk do të ndahet nga rregullat hyjnore duke i respektuar ato. Sa bukur e paraqet jetën shpirtërore të njerëzve të tillë ajeti i mëposhtëm kuranor:

رِجَالٌ لَّا تُلْهِيهِمْ تِجَارَةٌ وَلَا بَيْعٌ عَن ذِكْرِ اللَّهِ وَإِقَامِ الصَّلَاةِ
وَإِيتَاءِ الزَّكَاةِ يَخَافُونَ يَوْمًا تَتَقَلَّبُ فِيهِ الْقُلُوبُ وَالْأَبْصَارُ

**"Njerëz të cilët shitblerja nuk i pengon për të përmendur Allahun dhe të cilët falin namazin, japin zeqatin, dhe kanë frikë nga Dita (e Kiametit), kur zemrat dhe shikimet do të jenë të shqetësuara."** (En-Nur, 37)

Tregtarë të tillë janë ata që jetojnë atë të fshehtën në ajetin kuranor "Një fitim që nuk del në humbje asnjëherë.", pra, janë ata që marrin pjesë nga tregtia e vërtetë. Kështu e tregon Allahu tregtinë e vërtetë:

**"Padyshim ata që lexojnë librin e Allahut, falin namazin dhe japin fshehtazi apo haptazi nga ajo që u kemi dhënë Ne, mund të shpresojnë në një fitim që nuk do të humbasë. Allahu do t'ua plotësojë atyre shpërblimin dhe do shtojë nga dhuntitë e Tij. Me të vërtetë, Ai është Falës dhe Falënderues."** (El-Fatir, 29-30)

**Allahu na mundësoftë t'i kuptojmë të fshehtat e këtyre ajeteve kuranore! Na mundësoftë të lexojmë librin hyjnor me syrin e zemrës, të bëjmë sexhde shpirtërisht dhe të na ngrejë në Miraxh, na mundësoftë fitimin hallall dhe harxhimin pa shpenzime të tepërta dhe ndihmesën në rrugën e mirësive të Tij!**

**O Zot! Bëji vëllezërit tanë tregtarë të tillë, që besimtarët të jenë të qetë dhe të fitojnë nga dora dhe goja e tyre dhe të jenë të dobishëm për atdheun dhe popullin tonë!.. Na bëj të përshtatshëm në të dy botët për punë të mira që do të bëhen shkak për mirësit dhe begatit!...**

**Amin!..**

# Karz-i Hasen që i jepet Allahut (dhe infaku)



*Trupi, shpirti dhe pasuria që na është dhënë si amanet nuk janë të përhershëm. Padyshim, një ditë do të ndahemi papritur nga të gjitha dhe çdo gjë do t'i mbetet Allahut si zotëruesi i vërtetë i pasurisë, pra, çdo gjë do t'i kthehet Atij. Për rrjedhojë, porositë duhet t'i çojmë në vend në rrugë të Zotit për mirësinë e jetës që na dhurohet një herë për të fituar shpërblimin e përhershëm.*

# *Karz-i Hasen[59] që i jepet Allahut (dhe infaku[60])*

Gjithësia është një vendqëndrim i përkohshëm i pajisur me njëmijë e një gjëra të dobishme, krijuar nga dora e të Plotfuqishmit. Ditët që do të kalojmë në këtë botë provimi, kërkojnë një meditim serioz, me një shpirt dhe mendim të thellë pasi për ne, mirësitë që janë vërtet të qëndrueshme, janë të mirat që mund të çojmë në jetën e përtejme. Allahu dëshiron që robërit e Tij të dalin në ditën e gjykimit me këto mirësi të përhershme duke theksuar vazhdimisht në Kuran vlerën e punëve të mira për të arritur pëlqimin dhe shpërblimit e Tij madhor.

Allahu inkurajon vazhdimisht dhe në mënyrë këmbëngulëse sadakanë dhe zeqatin si shprehje e virtyteve madhore, si: dhuntia dhe mirësia, zemërgjerësia dhe mundësia. Në këtë aspekt, njerëzve të pasur u është dhënë urdhër i prerë për adhurimet lidhur me pasurinë. Përveç ndihmave të detyrueshme ka edhe rregulla morale që lidhen me emocionin e besimit dhe të mirësisë. Njëra nga këto është edhe Karz-i Hasen pra, huaja e mirë.

Çdo sadaka që jepet dhe çdo ndihmë që bëhet për kënaqësinë hyjnore, Allahu e pranon si hua që i është dhënë Atij dhe premton se do ta shpërblejë shumëfish. Në ajetin Kuranor thuhet:

مَن ذَا الَّذِي يُقْرِضُ اللَّهَ قَرْضًا حَسَنًا فَيُضَاعِفَهُ لَهُ وَلَهُ أَجْرٌ كَرِيمٌ

59. Karz-i hasen: Huaja e mirë që i jepet Allahut
60. Infak: Malli i harxhuar në rrugë të Allahut.

**“Kush është ai, që do t’i japë vullnetarisht Allahut një hua të mirë, që Ai pastaj t’ia kthejë shumëfish?! (Veç kësaj), Për atë do të ketë shpërblim fisnik”** (El- Hadidë, 11)

Duhet të bëjmë kujdes që sadakatë tona të jenë aq sa të gëzojnë një nevojtar duke menduar të jenë një siguri për frymën tonë të fundit ndaj vdekjes që mund të na ofrohet nga çasti në cast.

Duhet të dimë që vështirësia dhe qetësia në këtë botë është e lidhur me caktimin e Zotit. Besimtarët e vërtetë nuk mund të jenë nga ata të padïturit që bëhen mendjemëdhenj sa herë që Allahu u jep atyre mirësi. Ata nuk janë prej atyre që nuk e harxhojnë mirësinë e dhuruar. Ata e zbatojnë karz-i hasenin duke e kuptuar me të dy domethëniet:

1- Ata u japin hua edhe robërve nevojtarë.

2- Ata i japin hua Zotit sa herë që japin sadaka.

Po, një nga domethëniet e karz-i hasenit është t’i japësh hua Zotit siç theksohet në Kuran, dhe kjo arrihet me ndihma dhënë nevojtarëve dhe me mbështetjen e ndihmave dhe sakrificave në rrugën e Zotit. Allahu Teala për të theksuar këtë punë si inkurajim dhe shpërblimin e Tij e shpreh si “një borxh i dhënë Atij”. Pra Allahu e do sadakanë nga robërit e Tij si hua. Në ajetin kuranor thuhet:

**“...faleni namazin, jepeni zeqatin dhe jepni Allahut një hua të mirë (që Ai t’ua kthejë shumëfish). Çfarëdo mirësie që bëni për shpirtin tuaj, me siguri që do ta gjeni te Allahu. Ajo do të jetë më e mirë dhe më e shpërblyer. Kërkoni faljen e Allahut, sepse Allahu është vërtet Falës i madh dhe Mëshirëplotë.”** (El-Muzemmil, 20)

Allahu i bën njeriut një dhuratë të veçantë duke pranuar sadakanë e tij si karz-i hasen (hua e mirë) në rrugën e pëlqimit hyjnor. Sigurisht me kusht që të jepet me qëllim të mirë dhe pa pritur asnjë interes vetjak në këtë botë, pa pasur qëllim sipërfaqësor. Pasi të jepet, nuk duhet të pritet falënderim dhe duhet të harxhohet vetëm për pëlqimin e Allahut:

**“Ata i ushqejnë të varfërit, jetimët dhe të zënët rob edhe pse vetë janë nevojtarë. Duke thënë: Ne ju ushqejmë vetëm për**

**hir të Zotit. Për këtë nuk duam shpërblim e as falënderim! Ne i frikësohemi Zotit tonë në një ditë të ashpër, që do t'i bëjë fytyrat të jenë të vërenjtura. Por Allahu do t'i ruajë ata nga tmerret e asaj Dite e do t'u japë shkëlqim e gëzim."** (El-Insan, 8-11)

Duhet të respektohen rregullat që tregohen në ajetet e theksuara në Kuran në lidhje me një sadaka të Hz. Alisë dhe Fatimes:

1- Të zgjedhësh për vete vëllain besimtar, Isar.

2- Të japësh sadaka jo për qëllime të përkohshme, por për të fituar pëlqimin e Allahut.

3- Të mbrohesh me sadaka nga fuqia e ditës së gjykimit.

4- Sadakaja e dhënë mbi bazën e drejtësisë dhe mirësisë do të pranohet nga Zoti dhe do të zbardhë faqen përpara Zotit.

5- Të kërkohet nga besimtarët të pranohen punë të mira.

Ja pra, për huanë e dhënë në këtë mënyrë, Zoti do t'i shtojë dhuratat shumëfish. Të mnirën e një huaje të dhënë Allahu e tregon me një ajet kuranor:

**"…Në qoftë se do të falni namazin, do të jepni zeqatin, do të besoni të dërguarit e Mi, do t'i ndihmoni ata dhe do t'i jepni vullnetarisht hua Allahut atëherë, patjetër që Unë do t'jua shlyej gjynahet dhe do t'ju shpie në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj, por kushdo nga ju që mohon pas kësaj, me të vërtetë, e ka humbur rrugën e drejtë."** (El-Maide, 12)

Sipas një transmetimi të Ibn-i Mes'ud (r.a.) Ebu Dehda El-Ensari, kur zbritën ajetet në lidhje me huanë e mirë ndaj Allahut pyeti Pejgamberin (a.s.):

- O Pejgamber! Allahu kërkon hua prej nesh?

Pejgamberi (a.s.) iu përgjigj:

- Po, o Ebu Dehda, Allahu do hua!

Më pas Ebu Dehda kërkoi që Pejgamberi (a.s.) të zgjaste dorën dhe pastaj i tha:

- Unë po i jap Zotit si hua kopshtin.

Ibn Mes'ud thotë që Ebu Dehda kishte në kopshtin e tij rreth 600 pemë hurma dhe shtëpinë e tij në të cilën jetonte me familjen. Pas kësaj sadakaje, pra, pas fjalës së dhënë për hua Zotit Ebu Dehda vjen në shtëpi dhe i thotë gruas së tij:

- O nëna e Dehdës! Do ta boshatisim këtë kopësht dhe këtë shtëpi pasi unë ia dhashë hua Allahut.

Gruaja e tij tha:

- O Ebu Dehda! Ke bërë një pazar me shumë fitim! Më pas boshatisën shtëpinë në kopësht duke marrë orenditë dhe fëmijët. (Taberi, Tefsir, II 803, Hakim, Mustadrek II 24)

Ja pra, asokohe kur ky mentalitet dhe ky moral i lartë kanë qenë në fazën kulmore rrethi i besimtarëve ka jetuar përherë në qetësi dhe lumturi duke ruajtur edhe këtë jetë edhe jetën tjetër. Kjo ngjarje është një shprehje e qartë e kësaj të vërtete:

Sipas asaj që tregohet në një pjesë të librit të Flie Kadoune në lidhje me politikën e Anglisë për Lindjen e Mesme, në periudhën e fundit të Perandorisë Osmane në fund të shekullit të XIX, në pjesën lindore të Anadollit kishte filluar një skamje e madhe. Pas kësaj anglezët për të përcaktuar nëse në atë zonë mund të bëjnë apo jo një operacion kundër Perandorisë Osmane, dërguan atje një studiues. E vërteta që vuri në dukje studiuesi ishte tepër domethënëse. Në raport thuhej:

"Këtu ka skamje por jo uri! Secili sheh një tjetër dhe e ndihmon atë! Për këtë arsye skamja nuk kthehet në uri. Si përfundim është e pamundur që duke u nisur nga skamja, të bësh një operacion në kushtet e një përbërjeje të tillë sociale."

Padyshim kjo shkallë e lartë e ndërgjegjes është një begati dhe një shpërblim i kohës për të vënë në jetë ajetin kuranor që i kushton kujdes vlerës së sadakasë në kohë të vështira kur nevoja dhe varfëria kishin arritur kulmin. Allahu Teala na këshillon të mos jemi neglizhentë dhe të paditur në këtë drejtim:

**"Atëherë, çfarë keni që nuk shpenzoni në rrugën e Allahut, ndërkohë që vetëm Atij i përket trashëgimia e qiejve dhe e Tokës? Nuk janë të barabartë ata që kanë shpenzuar dhe kanë luftuar para fitores me ata që kanë shpenzuar dhe kanë luftuar më pas. Ata kanë shkallë më të lartë mirëpo Allahu u premton të gjithëve më të mirën (Xhenetin). Allahu e di mirë atë që ju bëni."** (El-Hadidë, 10)

Allahu mbi çdo gjë kërkon nga robërit e Tij sakrificë në kohë të vështira, dhe kjo sakrificë me shprehjen Kuranore quhet « karz-i hasen » pra, hua e mirë. Në luftën e Çanakalasë dhe të Istiklalit kur sakrificat e robërve u pasqyruan si karz-i hasen, si shpërblim të kësaj Allahu Teala dha fitoren.

Nuk duhet të harrojmë që trupi, shpirti dhe pasuria, të cilat na janë dhënë amanet nuk janë të përjetshme për ne. Padyshim një ditë papritur çdo gjëje do i themi lamtumirë dhe çdo gjë do të mbetet e Allahut si zotëruesi i vërtetë i pasurisë, pra, çdo gjë do të kthehet tek Ai. Prandaj që tani sa jemi në jetë duhet t'i çojmë në vend amanetet në rrugën e Allahut në mënyrë të fitojmë shpërblimin e përhershëm. Edhe nëse nuk i dorëzojmë padyshim Allahu si zotërues i çdo gjëje në momentin e lamtumirës do ti marrë nën sundim. Por do të ketë një dallim të madh. Në rastin e parë, pra, kur ne të japim sadaka, edhe pse thesaret e tokës e të qiellit i përkasin Atij, ato do t'i pranojë si një hua e dhënë Atij dhe do ta shumëfishojë shpërblimin. Në rastin e dytë, pra, në rast se nuk japim sadaka, asgjë nuk do të na takojë por përkundrazi do të ngarkohemi me përgjegjësinë e atij malli. Kështu i këshillon Pejgamberi (a.s.) ata që japin sadaka gjatë jetës së tyre:

Biri i Ademit thotë pa ndërprerje: Pasuria ime, pasuria ime…

"O biri i Ademit! A ke pasuri tjetër përveç asaj që ha, që vesh ose asaj që jep si sadaka?" (Muslim, Zuhd 3-4, Tirmidhi, Zuhd 34)

Mevlana në librin e tij "Mesnevi" shprehet:

**"Meleku i vdekjes sapo e zgjon të pasurin e pavetëdijshëm nga ëndrra e jetës duke ia marrë shpirtin, të pasurit i vjen për të**

**qeshur për frikën e humbjes së shkaktuar kur ka qenë në jetë për një mall që nuk e ka pasur."**

Sipas një transmetimi të Aishes (r.a.) familja e Pejgamberit (a.s.) kishte prerë një dele. Pasi u ishte shpërndarë sadakaja shumë personave, Pejgamberi (a.s.) pyeti se çfarë kishte mbetur? Kur Aishja iu përgjigj: - Ka ngelur vetëm një kockë. Pejgamberi tha:

- Pse nuk thua që e gjitha u bë e jona përveç një kocke? (Tirmidhi, Sifatu'l Kijame 35)

Me të vërtetë pasuria bazë e njeriut është ajo çfarë mbledh ai për jetën e përhershme duke bërë mirësi. Vetëm zemërgjerësia dhe sakrifica na bëjnë të mundur t'u shmangemi ndjenjave dhe kënaqësive të përkohshme. Mes adhurimeve për të cilët njeriu do të ndiejë mall në momentin e lamtumirës së kësaj bote, Allahu përmend pikësëpari sadakanë. Kështu tregon gjendjen e atyre që nuk i kushtojnë rëndësi asaj që do të jetojnë në momentin e vdekjes.

وَأَنفِقُوا مِن مَّا رَزَقْنَاكُم مِّن قَبْلِ أَن يَأْتِيَ أَحَدَكُمُ الْمَوْتُ فَيَقُولَ
رَبِّ لَوْلَا أَخَّرْتَنِي إِلَى أَجَلٍ قَرِيبٍ فَأَصَّدَّقَ وَأَكُن مِّنَ الصَّالِحِينَ

**"Prandaj jepni prej atyre mirësive që ju kam dhënë Unë, para se t'i vijë vdekja ndonjërit, eai të thotë: "O Zoti im, sikur të më kishe lënë edhe një kohë të shkurtër në jetë, do të kisha dhënë lëmoshë dhe do të bëhesha ndër të mirët!"** (El-Munafikun, 10)

Prandaj të mos biem në gjendjen e të dështuarve në Ahiret të cilët mbartin dënimin e rëndë duke qëndruar larg sadakasë për shkak të dashurisë së kësaj bote dhe koprracisë. Një ditë do t'ia lemë pasardhësve tanë gjithë pasurinë tonë.

Një nga pyetjet e para në ditën e gjykimit lidhet me çështjen se nga është fituar pasuria dhe ku është harxhuar. Pejgamberi (a.s.) thotë:

"*Asnjë rob në ditën e gjykimit nuk do të luajë nga vendi pa u pyetur për jetën, çfarë punësh ka bërë me dijen e tij, ku e ka fituar dhe*

*ku e ka harxhuar pasurinë dhe ku e ka përdorur trupin e tij."* (Tirmidhi, Kijamet 1)

Ja pra, të parët tanë të cilët i kanë kuptuar më së miri të gjitha këto të vërteta, sakrifica dhe çështjen e sadakasë, i kanë dhuruar historisë "një qytetërim bazë" të mrekullueshëm. Ata pothuajse kishin hyrë në një garë për mirësi dhe në këtë garë kishin krijuar institucione dhe qendra kulturore nga do t'i japin përgjigje çdo lloj nevoje dhe qenieje. Përveç këtyre janë mjaft të njohur "gurët e sadakasë" të vendosur në disa lagje të vjetra të Stambollit për të mos kthyer zemrat e atyre që nuk duan gjë prej askujt për trupin e tyre.

Nga këto gurë sadakaje përveç një monumenti historik që ndodhet në udhëkryqin e rrugës Dogancilar Uskudar pranë kalldrëmit përballë gjendjes civile afërsisht në lartësinë 1m dhe në diametër 30 cm, të tjerët nuk janë në vendet e tyre. Në fakt, këta një kohë ishin dëshmitarë të një ndihme dhe të një gare mirësie të madhe. Ata që kishin gjendjen për të dhënë sadaka, natën vonë hidhnin sadakatë e tyre në vrimën e këtij guri në mënyrë që dora e majtë mos të shikojë dorën e djathtë që ka dhënë,.

Më pas të varfërit e lagjes merrnin atje aq sa kishin nevojë, tepricën nuk e preknin. Pikësëpari ata të cilët kishin turp për të lypur edhe pse ishin nevojtarë, vinin në orët e vona të natës për të marrë para pranë gurit, dhe merrnin aq sa kishin nevojë. Një turist francez që tregon Stambollin e shekullit të XVII-të, shkruan se e ka parë një javë rresht një gurë pas të cilit kishte para, por që nuk ka parë ndonjë person të vijë e të marrë sadaka prej atij.

Sipas një transmetimi, në të katër anët e Stambollit kishte gurë sadakaje: prapa xhamisë Gulfem Hatun në Uskudar, gjithashtu në Dogancilar Uskudar, në Karaxhaahmet dhe në Koxhamustafapasha…

Dihet përse të parët tanë e kanë bërë një shërbim të tillë, sepse çdo shoqëri dhe në çdo kohë do të ketë njerëz nevojtarë. Si rrjedhojë rregullin e treguar në Kuran:

Duhet ta bëjmë pjesë të shpirtit tonë thënien **"Dhe në pasurinë e**

**tyre kishin përcaktuar të drejtë për lypësin dhe për të ngratin që ka nevojë por nuk lyp"**[61] dhe duhet të vazhdojmë garën e mirësisë që zgjatet "nga gurët e sadakasë drejt vakëfeve" në mënyrë që të ruajmë përkushtimin e nevojtarëve të ndërgjegjshëm. Si, për të marrë, si për të dhënë **duhet të ruajmë sinqeritetin dhe mirësinë e duarve që zgjaten në gurin e sadakasë. Shpirti ynë duhet të bëhet një gur i tillë sadakaje.** Nevojtari duhet të na afrohet duke ndjerë ngrohtësinë e prehrit të një nëne. Ndërsa ne duhet të përulemi në sexhden e falënderimit si një rob i Zotit që është "Rrezzak" (që jep dhunti). Baza jonë si për këtë botë ashtu edhe për botën tjetër është ajeti kuranor:

**"Thuaj: S'ka dyshim se Zoti im është Ai i që i jep frymëzim të begatshëm atij që do nga robërit e vet dhe Ai ia pakëson atij, e çfarëdo që të jepni. Ai e kompenson atë dhe ai është dhuruesi më i madh"** (Sebeë, 39)**,** me thënien: **"Më i miri i njerëzve është ai që është më i dobishëm."** (Sujuti, El-Xhamius-sagir 118)

Si përfundim adhurimet dhe sjelljet e mira të bëra si sadaka dhe si karz-i hasen në fakt bëhen në sajë të mirësive që na ka dhuruar Zoti ynë i madh. Pra, Allahu Teala të mirën e bërë me mirësitë e dhuruara, i pranon si hua që ne i japim Atij.

Në një anë kjo është një veshje e të mirave që na ka dhuruar Zoti me mirësi. Pra në realitet Allahu jep mirësi të panumërta. Ato që i marrin dhe i shfrytëzojnë janë robërit. Në fakt në borxh është njeriu, ndërsa Ai që do marrë është Allahu.

Mevlana thotë:

- Çdo gjë që ka në tokë dhe në qiell është prej Tij pasi të gjitha pasuritë Atij i janë në borxh.

Në këtë aspekt, pikësëpari njeriu është në borxh ndaj Allahut për atë që i është dhënë Atij, pastaj vjen cilësia për t'u bërë më i ndershmi i qenieve, më pas arritja e mirësisë së Islamit dhe të besimit, fitimi i dhuntisë për t'u bërë ummeti i Pejgamberit (a.s.) dhe sa e sa mirësi e shërbesa të tjera. Veçanërisht çdo zemër i detyrohet Pejgamberit (a.s.),

61. Shih. Dharijatë, 19, Mearixh, 24-25.

Ai është shkaku i krijimit dhe udhëzuesi i vetëm në rrugën e përhershme. E dukshmja dhe e padukshmja, bukuritë dhe sjelljet e mrekullueshme, punët dhe adhurimet që i ka dhuruar njerëzimit, janë borxh i sahabëve dhe paraqet në zemrat e tyre shembullin e yjeve dhe të gjithë të mëdhenjve të Islamit. Ai është në hua ndaj prindërve, ndaj familjes.

Shlyerja e këtyre borxheve mundësohet vetëm kur të shkojmë në botën e shpëtimit si një trëndafil që çel në atmosferën e Sunetit dhe duke jetuar si një Kuran i gjallë, i edukuar me moralin e Pejgamberit (a.s.) dhe të Allahut. Veçanërisht të falënderosh Allahun është një hua e çdo robi.

Njerëzimi duhet të dijë që shpirtrat fillojnë të humbasin vlerën përpara këtyre mirësive, dhuntive, fryteve të panumërta, vetëm kur nuk arrijnë pëlqimin e Zotit pra, nëse humbasin në kthetrat e përkohshme shpirtërore. Në këtë mënyrë ata që i zmadhojnë bukuritë e përkohshme duke jetuar jashtë kufijve hyjnor, i dorëzohen përherë gjërave të ulëta. Në një aspekt, bien pre e të mjeruarve që marrin hua nga qeniet më të ulëta, më të varfëra dhe më nevojtarë se vetë ato duke harruar të fshehtën "ahsen-i takvim" (krijimi më i mirë) pjesë e thelbit të tyre. Në fund ata shkatërrojnë thelbin e tyre për të cilën nuk janë në dijeni. Kështu thotë Mevlana, i cili çuditet mjaft nga gjendja e njerëzve të tillë:

"Sa gjë e çuditshme! A kërkon hua dielli nga një gjë e vogël? Ylli Venus a kërkon të pijë nga një enë e vogël?

Ti je një shpirt që s'njihesh, një shpirt cilësitë e të cilit nuk njihen plotësisht. Je mbyllur në botën e tipareve, ti je një diell. Të paska ngelur në mendje ndonjë telash? Shumë keq për ty!

Në këto rreshta Mevlana e ngjason njeriun me një diell shpirtëror. Edhe bota është si grimcat e vogla që ndriçojnë duke shkëlqyer me rrezet e diellit.

Për rrjedhojë endja e njeriut pas dëshirave të përkohshme gjatë jetës në këtë botë pa menduar të marrë fryte nga mirësitë e Zotit, kërkimi i lumturisë në një farë mënyre të duket si dielli që kërkon borxh nga thërrmija. Si është e mundur që dielli ka nevojë për thërrmijën?

Edhe shpirti i njeriut është një dritë hyjnore kur Allahu me një shprehje kuranore urdhëron e thotë:

**"Dhe t'i jap shpirt që është krijesa ime."**[62]

Një pjesë e madhe e njerëzve jetojnë pa pasur dijeni për të vërtetën e shpirtit duke mos e ditur vlerën dhe madhështinë e tij. Ata jetojnë vetëm kënaqësinë trupore të dëshirave materiale dhe të përkohshme duke sakrifikuar mirësitë e mëdha dhe madhështore që i janë dhuruar, amanetin hyjnor. Ata kishin rënë në kurthin e dëshirave të furishme epshore. Ushqimet ishin bërë pëlqimi i dëfrimeve. Thua se dielli domethënës ishte lidhur me "ukde-i zaid" (mbartësen gjynahbërëse) duke iu përshtatur një ngjarjeje hyjnore dhe nuk mund të reflektonte rrezet e tij. Në këtë gjendje çdo rob duhet të dijë nivelin e tij, duhet të jetë në dijeni për mirësi të panumërta që i ka dhuruar Zoti, pikësëpari të fshehtën "ahseni takvim". Nuk duhet të bëhet pre e dëshirave epshore të përkohshme! Nuk duhet të kërkojë lumturinë në dëshirat epshore dhe në dashuritë e përkohshme! Çdo gjë duhet ta kërkojë tek vetja e tij, në shpirtin e tij!

Si përfundim duhet të jemi të përgatitur me vullnet të plotë dhe me besim të sigurt për në botën tjetër para se të nxirremi me detyrim nga kjo botë.

**O Zot! Jepu shpirtrave tanë mundësi nga deti yt i gjithanshëm dhe i pafund për sa i takon moralit të lartë të karz-i hasenit dhe të sadakasë që dëshirove nga robërit e tu si një hua e mirë që të jepet Ty. Na i lehtëso të gjithëve dhënien e borxhit dhe përgjegjësitë materiale dhe shpirtërore që kemi! Na mundëso të dëgjojmë rënkimet pa zhurmë të jetimëve, nevojtarëve dhe të vetmuarve dhe një zemër që do t'i ndiejë ata!**

**Amin!..**

62. Shih. Sad, 72, el-Hixhr, 29.

# Huadhënia dhe huamarrja në marrëdhëniet shoqërore



*Ne jemi të detyruar ta vëmë në jetë edhe adhurimin e huamarrjes sikurse virtytet e tjera Islame. Kur të kalojmë në botën tjetër as i pasuri nuk do ta ketë në dorë një mundësi të tillë as i varfëri nuk do të ketë nevojë për një gjë të tillë. Kush ka mundësi të japë hua, nuk duhet të lërë mënjanë adhurimin e huadhënies nëpërmjet disa preteksteve, përkundrejt kësaj as ata që marrin hua nuk duhet ta anashkalojnë pagesën e huasë duke parashtruar probleme të ndryshme, kjo nuk duhet ta dobësojë këtë adhurim shoqëror edukativ.*

# Huadhënia dhe huamarrja në marrëdhëniet shoqërore

Çfarëdo lloj pune qoftë, veçantia dhe bukuria e saj e vërtetë shfaqet në mrekullinë, maturinë dhe devotshmërinë e treguar në vënien e saj në jetë. Prandaj në ajetin kuranor thuhet:

أَحْسِنُوَاْ إِنَّ اللّٰهَ يُحِبُّ الْمُحْسِنِينَ

**"...por bëni të mira; Allahu me të vërtetë i do bamirësit."** (El-Bakare, 195)

Për rrjedhojë çdo punë e mirë, sjellje, fjalë, adhurim etj. duhet të reflektojë në jetë tiparet më të veçanta në mënyrë të mrekullueshme dhe që të gjitha duhet të burojnë vetëm nga shpirti. Në të kundërt edhe sjelljet dhe adhurimet që mendohen si më të mirat, mjerohen në kthetrat epshore të jetës dhe përfundimi është i dëmshëm dhe i dhembshur.

Padyshim, një nga çështjet më të rëndësishme që e bën mjaft të domosdoshëm përkushtimin ndaj këtij realiteti janë pastrimet bazë të huasë dhe huamarrjes. Vijimësia e huadhënies lidhet me respektimin e parimeve të detyrueshme për të dy anët, huamarrësin dhe huadhënësin, në mënyrë që këto të ripërtërijnë burimet e virtyteve në shpirtrat e njerëzve dhe të bashkojnë shpirtrat e etur me detet e dashurisë, modestisë dhe bujarisë. Kjo mundëson sjellje dhe veprime që do i hapin rrugë fitimit të pëlqimit të Allahut, shkurt mundëson një moral të lartë për të cilin do të kenë zili madje dhe vetë melekët. Ky hadith që transmeton Ebu Hurejre është shumë domethënës si tregues i kësaj të vërtete:

"Në kohën e Beni Israilëve, Pejgamberi (a.s.) tregoi për një person që kishte kërkuar hua 1000 dinarë.

Huadhënësi i kishte thënë:

- Më sill dëshmitarët, të ta jap huanë para tyre që ata të dëshmojnë!

- Allahu mjafton si dëshmitar!

- Atëherë sill një ndërmjetësues.

- Si ndërmjetësues, Allahu mjafton.

- Drejt e the! Dhe duke i dhënë të drejtë ia dha paratë për një kohë të caktuar.

Burri vazhdoi udhëtimin nëpër det. Kërkoi një anije për t'u kthyer me qëllim që të shlyente huanë në kohën e duhur, por nuk mundi ta gjente. Më pas duke mos gjetur zgjidhje mori një dërrasë dhe e shpoi. Në vrimën e hapur vendosi një copë letër drejtuar të zotit të 1000 dinarëve. E mbylli vrimën dhe e rrafshoi. Më pas erdhi në bregun e detit dhe tha:

- O Zot! E di që unë kam marrë 1000 dinar hua prej dikujt. Kur deshi dëshmitar, unë i pata thënë se Allahu mjafton. Edhe ai ra dakord që Ti të ishe dëshmitar. Edhe kur deshi ndërmjetësues prej meje, i pata thënë përsëri të njëjtën gjë. Edhe ai pati rënë dakord që Ti të ishe i tillë. Tani u përpoqa të gjeja një anije, por nuk arrita ta gjej. Këtë dru po ta lë amanet Ty! E hodhi copën e drurit në det. Druri humbi në det.

Më pas burri u largua dhe vazhdoi të kërkonte një mjet udhëtimi.

Në këtë kohë huadhënësi, po priste varkën që do të sillte paratë. Varka nuk ishte, por shikoi copën e drurit në të cilën ndodheshin paratë. E mori në shtëpi për ta bërë dru për zjarr. Kur e preu me sakicë, gjeti paratë dhe letrën.

Pas njëfarë kohe huamarrësi, gjeti një varkë dhe u kthye në vendlindjen e tij. Me 1000 dinar shkoi menjëherë tek huadhënësi, me mendimin se ndoshta nuk e kishte marrë copën e drurit dhe tha:

- Kam kërkuar pa ndërprerje varkë për të sjellë paratë, por nuk gjeta.

- A më ke dërguar ndonjë gjë mua?

- Unë të thashë që nuk munda të gjeja më parë një varkë?

Huadhënësi vijoi:

- Allahu Teala në vendin tënd i pagoi paratë që dërgove brenda copës së drurit. Pra Allahu erdhi si ndërmjetësuesi yt. Prandaj edhe 1000 dinarët që ke sjellë, tani janë tuajat. Kthehu i qetë me paratë tuaja" (Buhari, Kefalet, 1 Byjy, 10)

Në këtë hadith tregohet e vërteta se si pranohet sinqeriteti i mrekullueshëm i fjalës së dhënë në emër të Zotit dhe sakrificës për të çuar në vend këtë fjalë. Kjo tregon se marrëveshja e dy palëve (huamarrësit dhe huadhënësit) duhet të kryhet me mirëkuptim, drejtësi dhe ekuilibër. Përsa kohë të mos ketë abuzim në këtë punë, Allahu të dy palëve u ofron mëshirë. Tregimi i mëposhtëm është plot urtësi dhe pasqyron këtë të vërtetë:

Kishte afruar koha e iftarit. Në derën e një furre buke erdhi një i moshuar, fytyra e të cilit shndriste nga një fisnikëri e paparë. Iu afrua furrës. Zëri i dridhej, fytyra i ishte skuqur Pasi u shpërndanë njerëzit, i tha furrtarit:

- Biri im! Sot nuk munda të fitoj gjë. A mund të më japësh një çerek bukë të ta paguaj nesër nëse nuk vdes?

Furrtari tha:

- Ç'është ajo fjalë xhaxha! Të jap jo një çerek por një bukë, hallall të qoftë, nuk është nevoja për para, I moshuari me insistim u shpreh:

- Jo, biri im! Një e katërta mjafton... Ndoshta vijnë edhe tre të varfër të tjerë. Vetëm një të katërtën e fytyrës mund ta skuq, më tepër nuk mundem. Një të katërtën e bukës e marr me kusht që nesër ta kthej borxhin.

Furrtari i habitur ia dha çerekun e bukës. I moshuari u largua me hapa të ngadaltë dhe pa fjalë duke e puthur bukën nga gëzimi. Më tutje në qoshe i doli para një qen. Po e shikonte të moshuarin me sy të përulur sikur donte të jepte të kuptonte se ishte i uritur. I moshuari

fytyrëndritur i dha gjysmën e çerekut të bukës duke i folur:

- Domethënë gjysma qenka e jotja! Më pas eci për në xhami. Bëri iftar me një copë buke që kishte në dorë dhe me pak ujë. E falënderoi Zotin për këtë mirësi që i kishte dhënë.

Ditën tjetër një shitës i tha:

- Xhaxha! Mbushi enët tek kjo çezma përballë, më pas futi brenda këto materiale të reja që kanë ardhur. Dhe si shpërblim i dha një lirë.

I moshuari vrapoi menjëherë tek furra dhe pagoi 250 kurush[63] që ishte paga e një të katërtës së bukës. Furrtari sado që nuk donte të merrte paratë, nuk mundi t'i duronte lutjes këmbëngulëse të personit fytyrëndritur. U detyrua të pranonte pagesën me sy të përlotur.

Ja pra, Allahu ia lehtëson punën atij që merr hua i sinqertë në vetvete për ta larë. Nëse huamarrësi tregohet i durueshëm dhe përpiqet ta paguajë borxhin me drejtësi pa rënë në abuzim dhe përfitim, Allahu si shpërblim për këtë sakrificë ia lehtëson punën dhe i jep një rrugëzgjidhje.

Nisur nga kjo, nëse dikush ka pasuri në përgjegjësi personale dhe nuk e shlyen huanë e marrë është përgjegjës për këtë. Pra kush nuk gjen mundësinë për shlyerjen e huasë duhet të shesë ndonjë pjesë pasurie dhe të shlyejë borxhin.Nëse dikush vazhdon të bëjë jetë luksi dhe me shpenzime edhe pse është në borxh dhe nuk e shlyen huanë e marrë, kjo e lë robin me përgjegjësi për të drejtën e huadhënësit Huamarrësi duhet të shkurtojë shpenzimet, pikësëpari duhet t'u shmanget shpenzimeve të tepërta dhe të respektojë të drejtën e huadhënësit deri në shlyerjen e borxhit. Në të kundërt humbet mëshira hyjnore duke hyrë në mes dëshirat për të pasur për vete të cilën Allahu nuk e fal. Allahu e mban të drejtën e robit jashtë kësaj mëshire siç e tregon edhe në këtë ajet kuranor:

**"Padyshim Allahu e pranon pendimin."**[64]

63. Monedhë turke, qindarka
64. Shih. Shura, 25, et-tevbe, 104.

Nga ana tjetër vonesa në kohë e huasë është një lloj ushqimi i përzier me haram. Aq më tepër, të hysh në borxh me qëllim për të mos paguar është një fatkeqësi e madhe në ahiret. Kush bën një gabim të tillë rrezikon shumë siç e thekson edhe Pejgamberi (a.s.)

"Kush hyn në borxh me qëllim mosshlyerje del para Zotit si hajdut" (Ibn Maxhe, sadaka, 11, 24, 10)

Një tjetër hadith e shpreh qartë rëndësinë që ka kjo çështje:

"Kush merr nga njerëzit një hua me të drejtë rikthimi, Allahu ia lehtëson shlyerjen e borxhit. Gjithashtu kush merr pasurinë e popullit me qëllim shpenzimi, Allahu e shpenzon pasurinë e tij që në këtë botë." (Buhari, Istikrar, 2)

Shembull mjaft konkret për këtë është vetë Pejgamberi (a.s.)

Pejgamberi (a.s.) po bisedonte me Xhabirin (r.a.) duke u kthyer nga Zaturrika (lufta) dhe mësoi se sapo ishte martuar dhe se kishte shumë borxhe. E pyeti se ç'pasuri kishte. Ai iu përgjigj se kishte vetëm një deve. Pejgamberi (a.s.) i kërkoi Xhabirit që t'ia shiste devenë për ta shpëtuar nga borxhi. Ranë dakort për aktin e shitblerjes. Pejgamberi e bleu devenë e Xhabirit për ta paguar sapo të arrinte në Medinë. Kur mbërriti në Medinë, Xhabiri (r.a.) e solli devenë dhe Pejgamberi i pagoi paratë. Sapo mbaroi blerja, Pejgamberi (a.s.) ia dhuroi përsëri devenë Xhabirit. Aq shumë i emocionoi myslimanët ky moral i lartë i paarritshëm saqë natën në të cilën ndodhi ngjarja, e quajtën "leyletu'l-bair" nata e devesë. Atë natë Pejgamberi (a.s.) në mënyrë të veçantë u pendua 25 herë për Xhabirin. (Riyadu's-Salihin, v 1 f 104-105)

Xhabiri (r.a.) thotë:

- Takova në rrugë një jahudi, i tregova këtë ngjarje. U habit dhe filloi të thoshte:

- Ta bleu devenë, të dha paratë dhe më pas ta dhuroi ty?,- dhe ndërkaq ia ktheva - po, e vërtetë. (Ibn Haxher Fethu'l-Bari 5 317)

Tre aspekte tepër të rëndësishme ka në këtë shembull:

1- Njeriu duhet të shlyejë borxhin duke shitur pasurinë me mu-

ndësitë që ka.

2- Ata që kanë mundësi duhet të ndihmojnë personin në borxh.

3- Duhet të bëhet dua dhe tevbe për personin që është në borxh.

Në hadith thuhet:

“Allahu i jep dhunti një robi dhe e plotëson atë në mënyrën më të bukur. Më pas nevojat e njerëzve ia kalojnë atij dhe nëse ai ndihet ngushtë nga një gjendje e tillë, ta hedhë poshtë dhuntinë. (Mundhari El-Terkip 4/170)

Një ditë Pejgamberi (a.s.) pyeti:

- A e dini se kush është i falimentuari?

Ashabët i iu përgjigjën:

- I falimentuari mes nesh, është ai që nuk ka mall dhe pasuri.

Pejgamberi vijoi:

- I falimentuari nga bashkësia ime është ai të cilit në ditën e gjykimit përveç sevabit të namazit, agjërimit dhe zeqatit (përveç këtyre sevapeve) në librin e punëve i shkruhen edhe këto: ofendoi këtë, bëri shpifje zinaje për këtë, hëngri mallin e këtij, derdhi gjakun e këtij, rrahu këtë etj Sevapet e punëve të mira që ka bërë i merren dhe i jepen një tjetri. Nëse sevapi i adhurimit dhe i mirësive mbaron para shlyerjes së huasë, merret një pjesë nga gjynahet e huadhënësve dhe i ngarkohet atij. Më pas hidhet në xhehenem (së bashku me gjynahet). (Muslim Birr 59 Ahmed bin Hanbel II 303, 324, 372)

Në një tjetër hadith thuhet:

“Personi i cili vdes si huamarrës i shlyhet me punët e mira edhe një dërhem aty nuk mbetet asgjë. (Ibn Maxhe Sadakat 12/2414)

Nisur nga kjo, Pejgamberi (a.s.) urdhëron të gjithë ata që kanë të drejta huaje ndaj të tjerëve t’ia bëjnë hallall njëri-tjetrit në këtë botë.

“Kush ka të drejtë ndaj dikujt në nder apo diçka tjetër t’ia bëjë hallall që në këtë botë para se të vijë dita e gjykimit ku nuk do të ketë

as dirhem as dinar. Në të kundërt atë ditë nëse ka një punë të mirë i merret sevapi. Nëse nuk ka punë të mirë, merret nga shoku dhe i ngarkohet atij" (Buhari Muzalim 10 Rikak 48 Tirmidhi Kijamet 2)

Natyrisht të bësh hallall do të thotë të pranosh një detyrim që ke ndaj dikujt veçanërisht huadhënësit, mos ta lësh huanë për në ahiret por ta shlyesh në këtë botë. Kështu është edhe praktika e Pejgamberit (a.s.). Kur i vinte ndonjë xhenaze pa shlyer huatë nuk ia falte dhe vetëm kur paguhej huaja kalonte si imam. Ebu Katade tregon:

Pejgamberit (a.s.) i erdhi një xhenaze për t'u falur, por ai tha:

- Ai është huamarrës, faleni ju namazin e shokut tuaj.

Unë i thashë:

- Huaja le të jetë mbi mua, o Pejgamber.

- Me sadaka?

- Po, me sadaka.

Më pas fali namazin! (Tirmidhi Xhenaiz 69 Nesal Xhenaiz 67)

Ja pra, nisur nga këto parime Pejgamberi (a.s.) thoshte:

- Një nga gjynahet më të mëdha që një rob mund të sjellë me vete para Zotit, është ndarja nga kjo jetë si huamarrës pa lënë gjë që të paguhet." (Ebu Davud Ryja 9)

Huamarrësi dhe huadhënësi duhet të kenë kujdes në këto çështje, të cilat mund t'i përmbledhin në dy grupe:

Huadhënësi:

Duhet të përpiqet të mënjanojë vështirësinë e një vëllai besimtar vetëm për të fituar pëlqimin e Zotit.

Në hadith thuhet:

"Kush ia plotëson nevojën vëllait të tij besimtar, edhe Allahu ia plotëson nevojën e tij, pra e ndihmon atë. Kush i gjen zgjidhje problemit të një myslimani pra e qetëson atë edhe Allahu ia largon vështirësitë e ditës së gjykimit, e bën atë të lumtur" (Buhari Mezalim 3 Mualim Birr 59).

1- Në hua nuk duhet të përzihet ndonjë interes.

2- Duhet të lehtësojë punën me sa ka mundësi. Kur huamarrësi nuk arrin të shlyejë detyrimin megjithëse sinqerisht përpiqet, duhet t'i japë afat.

3- Në hadith thuhet:

"Kush i jep afat një personi për shlyerje të huasë për çdo ditë fiton një sevap sadakaje. Kush e shtyn huanë pas përfundimit të afatit çdo ditë i shkruhet një sadaka sa pasuria e atij që merr për sa kohë që ta shtyjë." (Ibn Maxhe Sadakat 14 2418)

Një melek pati ardhur tek njëri për t'i marrë shpirtin. Meleku pyeti:

- A ke bërë ndonjë të mirë?

- Nuk e di.

- Mendo, ndoshta të kujtohet!

- Nuk më kujtohet asgjë, por kur isha në atë jetë bëja tregti me njerëzit. Në këtë punë zgjatja afatin e pagesës për të pasurit, ndërsa të varfërve u krijoja lehtësi (Duke treguar lehtësi dhe duke falur disa mangësi).

Për këtë mirësi Allahu e futi në Xhenet. (Buhari Byjy 17-18 Muslim Musakat 26-31)

4- Kur huamarrësi është i varfër nëse huadhënësi i ka mundësitë huanë e dhënë duhet ta pranojë në vend të sadakasë.

5- Nuk duhet t'ia thyejë zemrën huamarrësit, por të sillet mirë mbështetur në hadithin:

"Kush kërkon të drejtën e tij ta bëjë ta kërkojë brenda parimeve të drejtësisë pavarësisht i kthehet apo jo huaja e dhënë. (Ibn Maxhe Sadakat 15)

Në një tjetër hadith Pejgamberi (a.s.) thotë:

- Allahu me mëshirën e tij e shpërbleu atë që jetoi para jush, pasi ky njeri krijonte lehtësira kur shiste dhe blinte, kur dëshironte të merrte hua, ishte i mirëkuptueshëm dhe jo i ashpër." (Tirmidhi Byjy 78)

Edhe huamarrësi:

1- Nuk duhet të marrë hua në ato raste kur nuk është shumë e domosdoshme.

2- Duhet të marrë hua vetëm për gjërat më jetike dhe në sasi të mjaftueshme.

3- Nuk duhet të bëjë harxhime të tepërta dhe luksoze.

4- Duhet të jetë i sinqertë në pagesë, në qëllim dhe në sakrificë.

5- Huamarrësi nuk duhet të abuzojë dhe të sillet keq ndaj qëllimit të mirë të huadhënësit, pasi në këtë mënyrë zënë rrugën nevojtarëve në gjetjen e parave, u bëjnë dëm edhe të tjerëve.

6- Nuk duhet të marrë hua aq sa të humbasë edhe vlerën e sasisë së marrë, veçanërisht në huatë afatgjate duhet të marrë hua aq sa të mos ketë humbje vlere (natyrisht është tjetër toleranca personale e individit që jep huanë).

7- Nuk duhet të vonojë në shlyerjen e huasë, nëse ka mundësi huamarrësi duhet ta shlyejë detyrimin në kohën e duhur. Nëse nuk ka mundësi duhet ta paraqesë arsyen dhe të kërkojë afat. Në hadith thuhet:

*"Vonesa në shlyerjen e huasë së një të pasuri që është në gjendje të paguajë është dhunë!"* (Buhari, Istikrar 12, Havalat, 1-2, Muslim, Musakat 33)

8- Kurrë nuk duhet ta lërë borxhin për në ahiret.

Allahu premton se do të shlyejë huanë e huamarrësit vetëm në këto tre raste:

- Kur huamarrësi është ndarë nga kjo jetë pa shlyerë huanë e marrë megjithëse i ka kushtuar rëndësi çështjeve në fjalë. Në hadith thuhet:

"Padyshim kur vdes huamarrësi, huaja i merret në ahiret. Vetëm në këto tre raste huamarrësi mbetet jashtë këtij rregulli:

a- Kur forca e burrit dobësohet në luftë në rrugë të Zotit dhe ai hyn në hua për t'u forcuar kundër armiqve të Zotit dhe të vetes.

b- Kur një mysliman vdes pranë një burri dhe nuk ka para për ta mbështjellë me qefin dhe për ta groposur. Për këtë qëllim merr hua.

c- Kur një burrë ka frikë ndaj Allahut nga nefsi i tij për shkak të beqarisë dhe martohet me ankthin se i bën dëm fesë së tij. Allahu i shlyen vetë huatë e tyre në ditën e gjykimit. (Ibn Maxhe, Sadakat 21)

Padyshim shlyerja e huasë Allahut në ditën e gjykimit do të thotë shtimi shumëfish i së drejtës së huadhënësit, madje me zemërgjerësinë e ahiretit me një pagë të pa humbur dhe me fitim të përhershëm... Padyshim një shpërblim i tillë për huadhënësin është një dhuratë më e vlefshme se thesaret.

Fakti nëse individ huamarrës përfshihet apo jo në klasat e numëruara në hadith, është një çështje më rëndësishme në këtë drejtim. Nëse arrihet ndonjë përfitim me huanë e marrë, nëse personi e harxhon në rrugë të Zotit, për një vëlla mysliman ose për t'u martuar me qëllim që të mos bëjë dëm fesë, përsëri është përgjegjës dhe do ta shlyejë patjetër huanë e tij, qoftë edhe në ditën e gjykimit.

Për këtë arsye sido që të jetë, huamarrësi, duhet të mjaftohet me çfarë ka marrë dhe të përpiqet ta shlyejë patjetër atë. Edhe huadhënësi duhet të tolerojë duke i shtuar një plus virtyteve të tij.

Është e nevojshme të mbrohet si huadhënësi ashtu edhe huamarrësi, pasi mbrojtja e së drejtës së huadhënësit është faktori më ndikues që mundëson vijimësinë e kësaj sjelljeje të mirë. Në të kundërt, huadhënësi s'mund të jetë njeri me virtyte të larta në mesin e popullit.

Hadithi i mëposhtëm është shumë domethënës për sa i përket mbrojtjes së huadhënësit:

"Një burrë erdhi te Pejgamberi (a.s.) dhe i kërkoi diçka, por përdori disa shprehje të pahijshme që nuk përputheshin me etikën. Ashabët deshën t'i kundërviheshin për shkak të sjelljes së keqe ndaj Pejgamberit, por Profeti (a.s.) nuk i lejoi dhe tha:

- Lëreni! Pasi huadhënësi ka të drejtën e fjalës ndaj huamarrësit deri sa të marrë çfarë i takon." (Buhari, Istikrar 7, Muslim, Musakat 118-122, 1600-1601)

Ebu Said El-Hudri (r.a.) tregon një shembull tjetër të kësaj ngjarjeje:

"Një endacak erdhi tek Pejgamberi (a.s.) dhe kërkoi hua, por mënyra se si komunikoi ishte e ashpër dhe vijoi:

- Do vazhdoj të të shqetësoj derisa të paguash huanë.

Ashabët e qortuan dhe i thanë:

- Turp të kesh! Si duket ti nuk e di se me kë po flet!

Burri tha:

- Unë po kërkoj të drejtën time

Pejgamberi u tha ashabëve:

- Ju pse nuk jeni pro huamarrësit?

Havle binti Kajs[65] dërgoi njërin nga shokët duke i thënë:

- Nëse ke hurma të thata shlyeje huanë time. Kur të vijnë hurmat tona, ta shlyejmë ne huanë tënde.

Havla tha:

- Eh, eh! Babai im të qoftë kurban ty, o Pejgamber i Zotit!

Pejgamberi (a.s.) e mbylli huanë duke i dhënë edhe bukë. Endacaku mbeti i kënaqur nga kjo sjellje dhe tha:

- Huanë e shlyeva. Allahu ta shpërbleftë me të mira. Pas kësaj Pejgamberi tha:

- Ja pra, këto (që e shlyejnë me drejtësi huanë e tyre ) janë të mirët e njerëzve. Nuk shpëton një popull nëse të dobëtit nuk marrin të drejtat e tyre pa u fyer." (Ibn Maxhe Sadakat 17)

Pejgamberi (a.s.) gjithmonë është sjellë pro huadhënësit edhe sikur të ketë dashur të marrë paratë para kohës së caktuar. Kështu, ai është treguar aq i drejtë sa ndoshta asnjë udhëheqës në historinë e njerëzimit nuk do ta imagjinonte.

65. Një endacak

Reagimi ndaj ashabëve të cilët nuk ishin me të drejtën: “Ja pse nuk jeni pro huamarrësit” është një mësim për të drejtat njerëzore që të bën të qash dhe mbjell në shpirt sa e sa filiza drejtësie. Janë të shumtë shembujt e Pejgamberi (a.s.) nisur nga urtësia që shfaq si shembull për bashkësinë e Tij duke qenë se do mbetet një nga shembujt më të mëdhenj për pasardhësit.

Gjithashtu Zejd ibn Sa’ne një nga dijetarët jahudi, kërkonte të dinte nëse kishte apo jo tek Pejgamberi (a.s.) disa të dhëna të shkruara në Tevrat. Një ditë e pashë Profetin (a.s.) duke dalë nga shtëpia bashkë me Hz. Alinë (r.a.) dhe i shkova pas. Në këtë kohë një burrë me veshje endacaku iu afrua Pejgamberit (a.s.) dhe i tha:

- O Pejgamber i Zotit! Unë i kam pas thënë popullit të filan fisit se, nëse bëhen myslimanë, Zoti do t’u japë ushqim të bollshëm. Edhe ato u bënë myslimanë. Për fat të keq në këto fise filloi skamja. Njerëzit mbetën në gjendje të vështirë. Kam frikë se këta njerëz që u bënë myslimanë, do të kthehen përsëri në fetë e tyre të mëparshme përderisa të mos gjejnë atë që shpresuan. Nëse dëshiron t’u dërgosh diçka për t’i ndihmuar, unë mund t’ua çoj.

Zejd ibn Sa’ne dëgjoi këtë bisedë duke menduar se kishte arritur një rast i mirë për të provuar Muhamedin (a.s.), ndërhyri:

- O Muhamed! Nëse dëshiron t’u ofrosh ndihmë atyre njerëzve mund të jap hua sipas një marrëveshjeje që do të bëjmë bashkë

Pejgamberi (a.s.) mori 80 dinarë hua prej tij dhe duke ia dhënë sahabit ndihmën e nevojshme për ta dërguar, tha:

- Shko shpejt tek ato dhe ndihmoji!

Një ditë tjetër Pejgamberi (a.s.) së bashku me Ebu Bekrin, Omerin dhe disa nga sahabët po përcillnin një xhenaze në varreza. Sapo Pejgamberi (a.s.) fali namazin e xhenazes, iu afrua Zejdi dhe ia tërhoqi me gjithë forcë xhuben që kishte veshur. Pejgamberi (a.s.) i cili akoma nuk kishte kuptuar arsyen e këtij gjesti duke parë në njërën anë xhuben e rënë në tokë në anën tjetër fytyrën e varur të Zejdit, dëgjoi këto fjalë:

- A nuk do të më shlyeni huanë time Muhamed? Ju bijtë e Abdul-

muttalibit përherë i vononi huatë.

Në fakt, afati i huasë së Pejgamberit (a.s.) ende nuk kishte mbaruar.

Zejdi që tregon ngjarjen, thotë:

- Në këtë moment u ktheva dhe pashë Omerin. Kur pashë gjoksin e tij të fryrë dhe të dalë gati sa s'më doli shpirti. Omeri më shikoi ashpër në fytyrë dhe duke shkumëzuar nga inati, bërtiti:

- O armiku i Allahut! Kujt po ia thua këto fjalë, Pejgamberit (a.s.)? Jo vetëm që nuk po e respekton, por edhe po i flet në mënyrë të pahijshme! Betohem në Atë që e dërgoi Atë Profet se sikur Pejgamberi (a.s.) mos të kishte hua, ta kisha fluturuar kokën!...

Omeri nuk mundi ta duronte një fyerje të tillë nga një jahudi. Pejgamberi (a.s.) e pa me buzëqeshje dhe i tha:

- Qetësohu Omer! Tani edhe unë edhe ky njeri po presim nga ti një sjellje më ndryshe. T'i duhej të më këshilloje mua që ta shlyeja huanë sa më shpejt dhe ta këshilloja atë që ta kërkonte huanë në një mënyrë më të përshtatshme. Në fakt afati i huasë ka edhe tre ditë, megjithatë ngrehu dhe shlyeje atë. Jepi edhe pak më tepër meqenëse e frikësove.

Zejdi pasi e mori huanë me shtesë, i foli Omerit në këtë mënyrë:

- Shiko Omer! Sa herë që shikoja fytyrën e Pejgamberit (a.s.) shikoja tek ai të gjitha shenjat Pejgamberore, por nuk e kisha kuptuar nëse i kishte apo jo dy cilësi: **Vallë a i falte ata që silleshin ashpër me atë? A bëhej më tolerues dhe më i urtë sa herë që njerëzit ashpërsoheshin ndaj Tij?** Ja pra, sot unë e provova atë dhe e kuptova që Ai është **Pejgamberi që pritet**. Bëhu dëshmitar se pranova Allahun si Zot, Islamin si fe dhe Muhamedin si pejgamber dhe se dhurova gjysmën e pasurisë sime si sadaka për bashkësinë e Muhamedit.

Omeri u gëzua që Zejdi u bë mysliman, iu afrua dhe i tha:

- Nuk mund t'ua shpërndash të gjithë myslimanëve pasurinë tënde. Thuaj të paktën që ia dhurova disave.

Zejdi e rregulloi fjalën e tij duke thënë:

- Ke të drejtë, gjysmën e pasurisë sime po ia dhuroj disa myslimanëve. (Hakim, Mustedrek III, 700/6547)

Këto hadithe janë shembuj të begative dhe mirësive hyjnore që shfaqen kur huamarrësi është shpirtërisht i përpiktë për të fituar pëlqimin e Allahut dhe me po kaq përpikmëri mbron edhe të drejtën e huadhënësit. Një urtësi e marrjes hua herë pas here të Pejgamberit (a.s.) është të qenurit shembull për bashkësinë e tij edhe në këtë aspekt duke shfaqur një sjellje të denjë përpara huadhënësit. Siç kuptohet nga gjithë këto shembuj çështja e huamarrjes dhe e huadhënies është mjaft delikate. Prandaj personat që merren me këtë punë, duhet t'u kushtojnë kujdes disa kushteve për të fituar nga frytet dhe begatitë që të jep ky adhurim.

Për fat të keq sot, pakësimi i dukshëm i këtij adhurimi virtuoz siç është huadhënia, fakti që një dukuri e tillë për huadhënësin perceptohet si një dëm apo humbje dhe mosafrimi i shumë individëve ndaj këtij adhurimi dobiprurës rrjedh nga mosrespektimi i bazave të lartpërmendura. Pra heqja e sigurisë në tregti, përhapja e mungesës së besnikërisë dhe e gënjeshtrës dhe fakti që mospagesa në kohën e duhur është bërë diçka e zakonshme gati gati po e harrojnë këtë adhurim të bukur.Por nisur nga parimet e çështjes në fjalë pengesa të tilla duhen shmangur. Pra kush ka mundësi nuk duhet ta lërë mënjanë huadhënien duke parashtruar pretekste të ndryshme, ndërsa huamarrësit nuk duhet të nënvlerësojnë shlyerjen e huasë duke parashtruar probleme të ndryshme, si përfundim nuk duhet ta dëmtojmë këtë adhurim social kaq të vlefshëm. Në të kundërt i pasuri nuk arrin ta falënderojë Allahun për mirësitë e dhëna ndërkaq nevojtari nuk arrin të gjejë hua për shkak se nuk i ka kushtuar kujdes disa kritereve madje nëse nevoja është urgjente, do bie pre e një parrugëzgjidhjeje e cila do e detyrojë të marrë kamatë.

Në shumë ajete kuranore dhe në hadithe është theksuar fakti se sa virtyt i madh është huadhënia. Kush bëhet pengesë në vënien në jetë të këtyre virtyteve të mëdha si rezultat i mosrespektimit të zakonit

dhe të sjelljeve të gabuara, ka një përgjegjësi shumë të madhe pasi huaja e dhënë në përputhje me etikën dhe zakonet është një pasuri e besimtarit për në ahiret.

Enes bin Malik (r.a.) tregon:

Pejgamberi (a.s.) tha:

- Natën e Miraxhit mbi derën e Xhenetit pashë të shkruar këtë thënie:

*"Sadakaja do të shpërblehet me dhjetë herë kurse paraja hua me 18 herë..."*

Pyeta:

- O Xhibril! Pse gjëja që jepet hua bëhet më me vlerë se sadakaja?

Xhibrili përgjigjet:

- Kush kërkon ndihmë, edhe pse ka para dëshiron sadaka, ndërsa kush kërkon hua kërkon sepse ka nevojë. (Ibn-Maxhe Sadakat 19/2431)

Padyshim dhënia e sadakasë është një adhurim që nxitet në fenë tonë. Por huadhënia në vend të sadakasë në rastet kur personi në nevojë preket shpirtërisht, është më e pranueshme. Gjithashtu në një hadith është thënë:

*"Të japësh diçka hua është më mirë sesa të japësh atë si sadaka."* (El-Azizi, Es-Siraxhul-munir III 57)

Disa besimtarë të drejtë kur i merrnin huatë e dhëna, nuk i preknin dhe kur personat në nevojë i kërkonin, i jepnin përsëri me gjithë dëshirë. Pra në një farë mënyre krijonin një arkë huaje.

Gjithashtu Kajs bin Rumi (r.a.) tregon:

Sulejman bin Uzunan i pati dhënë 1000 dërhem hua nxënësit të ibn Mes'udit, Alkane bin Kajs derisa të vinin paratë. Kur i erdhën paratë, Alkames kërkoi huanë dhe për më tepër u soll ashpër. Alkame edhe pse e lau huanë, u zemërua me Sulejmanin për shkak të kësaj sjelljeje të rëndë. Pas disa muajsh Alkame u detyrua të kërkonte përsëri një mijë dërhem hua prej tij. Sulejmani tha:

- Mirë me kënaqësi!, dhe duke iu drejtuar familjes së tij, tha:

- O Ummu Utbe! Më sill pak atë qesen e vulosur pranë teje!

Gruaja e solli qesen. Sulejmani i tha Alkames:

- Betohem në Zot! Ja dërhemët e tu që ke paguar! Unë nuk kam prekur as edhe një! Më pas Alkame tha:

- Allahu qoftë i kënaqur nga babai yt. Atëherë cila është arsyeja e asaj sjelljeje kabahe për të grumbulluar huanë?

Sulejmani u përgjigj:

- Hadithet që kam dëgjuar prej teje!

Alkame e pyeti i merakosur:

- Çfarë ke dëgjuar prej meje?

Sulejmani iu përgjigj:

- Ti ke transmetuar nga ibn Mes'udi se Pejgamberi (a.s.) ka thënë kështu:

- Nuk ka asnjë mysliman që t'i japë një myslimani si hua një gjë dy herë, që kjo sjellje e tij (duke i shtuar edhe pagesën e karz-i hasen) të mos jetë sevap sikur ta ketë dhënë atë gjë një herë si sadaka!

Më pas Alkame e përforcoi atë ç' ka tha:

- Po, ibn Mes'udi ma ka pas dhënë një lajm të tillë. (Ibn-Maxhe, Sadakat 19/2430)

Babai im, me sjelljen e tij arriti në gradën e të mëdhenjve të Islamit, zbatonte në mënyrë shembullore këtë moral të bukur. Edhe ai kishte një buxhet huaje të veçantë. Nga kjo u dhuronte atyre që kishin nevojë. Huanë e atyre që nuk ishin në gjendje ta paguanin, e vinte në vend të sadakasë ndërsa paratë e kthyera nuk i harxhonte në ndonjë vend tjetër, por i përdorte për të njëjtin qëllim. Në këtë mënyrë këtë hua të mirë që jepte për Allahun, ia kalonte brezave të mëvonshëm. Këto punë të mira janë tregues të sjelljeve të veçanta pjesë e moralit Islam.

Huaja si për huadhënësin edhe për huamarrësin përbën një virtyt me vlerë dhe një veprim të këshillueshëm. Por nëse nevojtari nuk merr hua dhe përballet me vështirësi të mëdha ai ka mundësi të bie në rrugë të gabuara dhe gjynahe. Sot në vendin tonë nuk janë të paktë ata nevojtarë që bien pre e kamatës qoftë edhe pa dashur për shkak të vështirësive të shumta. Ja pra, Pejgamberi (a.s.) i këshillon njerëzit të mos drejtohen në rrugë të gabuar me gjynahe dhe të zgjedhin rrugën e huamarrjes duke thënë:

- Allahu është përherë me huamarrësin derisa të shlyejë huanë përderisa ajo të mos i përkasë diçkaje që Allahu nuk e pëlqen. (Ibn Maxhe, Sadakat 10)

Si përfundim në ditët tona duhet të praktikojmë huadhënien duke i kushtuar kujdes të gjitha kushteve e parashtruara si në aspektet e tjera Islame. Kusht i domosdoshëm për vijimësinë e saj është zbatimi me rigorozitet i parimeve bazë. Mos harrojmë që nesër kur të kalojmë në vendbanimin e përhershëm as i pasuri nuk do të ketë mundësi për të vënë në jetë një praktikë të tillë as i varfëri nuk do të ketë më nevojë.

Shkurt, kjo botë e përkohshme në të cilën kemi ardhur, është një botë mundësish për të bërë punë të mira. Ramazani që po jetojmë dhe ditët e Bajramit, dhunti të veçanta të Zotit, janë mundësi për të zëvendësuar ato çfarë kemi humbur dhe për të shlyer gabimet tona. Mirësia dhe urtësia e fshehtë që i bën ditët e përkohshme si të Ramazanit dhe Bajramit, janë kohë ku zemrat jetojnë me besim të plotë, janë ndjesi zemrash që kërkojnë adhurimin dhe ndihmën sociale, të vetmuarin, jetimin. Këto janë një pishtar mëshire për ditët e gëzuara që do të vijnë pas vdekjes.

Përjetimi i Ramazanit dhe bashkë me të edhe Bajramit është një moment ku falen gabimet dhe ku shpirti triumfues feston. Do të thotë të jetosh njëherazi lumturinë shoqërore me një fitim hyjnor. Nga ana tjetër të gjitha ndjenjat e larta të Ramazanit duhet t'i mbartim në të gjithë jetën tonë duke qenë të vetëdijshëm se jeta jonë gati gati është një Ramazan i shkurtër pasi këto ditë janë kohët më të rëndësishme të jetës sonë të përkohshme Nëse këto ditë vlerësohen shpirtërisht dhe

me begatinë e **Ramazanit**[66], padyshim që nesër dita e gjykimit bëhet një mëngjes Bajrami i përhershëm dhe i vërtetë për ne, që padyshim ky është edhe më i bukuri i Bajrameve.

Behlu-d Dana shprehet:

"Bajrami nuk është për ata që vishen me rroba të bukura por për ata që janë të sigurt nga dënimi hyjnor dhe që shpëtojnë nga humbja e përhershme. Gjithashtu Bajrami nuk është për ata që kalojnë në vende të bukura, por për ata që bëhen robër të mirë duke lënë mënjanë gabimet..."

**O Zot! Na mundëso të përjetojmë Bajramet e kësaj bote dhe të botës tjetër me një zemër të pastër dhe shpirt të qetë! Na bëj të mundur t'i vlerësojmë mundësitë e dhuruara për të fituar pëlqimin Tënd! Na bëj pjesë e grupit të të lumturve që janë lehtësuar nga vështirësitë për të shkuar në ahiret duke lehtësuar të gjitha vështirësitë e vëllezërve besimtarë!..**

**Amin!..**

66. Ky shkrim është botuar në muajin e madhnueshëm të Ramazanit.

# Miqësia e ngushtë



*"O udhëtar i së vërtetës! Lidhe miqësinë me mbretin e të vërtetës (Zotin tënd). Para se të vijë ajo ditë, pra dita e gjykimit në mënyrë që në ato momente të vështira të të mbajë për dore pasi askush nuk të ndihmon pa lejen e Tij. Atë ditë njeriu do të largohet nga vëllai, nëna, babai, njerëzit dhe bijtë e tij. Prandaj kuptoje drejt miqësinë me Zotin dhe dije që miqësia e ngushtë është bërthama e frymës së fundit."*

*Mevlana*

## *Miqësia e ngushtë*

Sipas një transmetimi, një ditë Pejgamberi (a.s.) ishte sëmurë. Njeriu i Tij më i afërt, Ebu Bekri, kur dëgjoi për këtë, menjëherë i shkoi për vizitë për ta pyetur se si ishte. Kur e pa se s'ishte mirë, nuk u përmbajt dhe kur u kthye në shtëpi, nga mërzija, ra i sëmurë në shtrat.

Disa ditë më pas Pejgamberi (a.s.) u shërua, Dëgjoi se Ebu Bekri ishte sëmurë dhe i shkoi për vizitë. Ebu Bekrin e njoftuan për këtë duke i thënë:

- Po vjen Pejgamberi (a.s.) për vizitë!

I përvëluar nga dashuria për Profetin u ngrit menjëherë nga krevati dhe me një gëzim të papërshkrueshëm vrapoi tek dera. Ishte shëruar. E priti Pejgamberin (a.s.) tek dera dhe e futi brenda. I dërguari i Allahut vuri re se gëzonte shëndet të plotë dhe ndërkaq iu drejtua duke i thënë:

Thanë se je i sëmurë, o Ebu Bekër!

Ebu Bekri si një njeri i dashuruar më shumë se çdokush tjetër pas të dërguarit të Allahut i ndikuar nga vizita e Tij u përgjigj:

- **O i dërguari i Allahut! Miku im i ngushtë u sëmur, nga mërzitja edhe unë rash i sëmurë! Ai u shërua, edhe unë u shërova!...**

Këto janë tregues të miqësisë së ngushtë dhe të ngjashme me ato të Ebu Bekrit, të cilat e kanë ngritur atë në gradën **"I dyti i dyshes"** të përmendur në Kuran.

Prandaj duhet të forcojmë lidhjet shpirtërore prej të cilave vetë Zoti është i kënaqur dhe me të cilat na ka orientuar me miqësi të

ngushta dhe të sinqerta dhe kështu të kemi mundësi të marrim frytet e një dashurie hyjnore.pasi vetëm miqësi të tilla mund të marrin pjesë nga dashuria në kuptimin e plotë të fjalës.

Imam Aliju'r-Riza shprehet bukur kur thotë:

- Krijuesi i gjithësisë u ka dhënë miqëve të Tij të ngushtë një lloj sherbeti shpirtëror të cilin kur e pinë humbasin vetëkontrollin, me të humbur vetëkontrollin entuziazmohen, me t'u entuziasmuar pastrohen tërësisht, me t'u pastruar tërësisht shkrihen, me t'u shkrirë bëhen të devotshëm, me t'u bërë të devotshëm arrijnë në fazën kulmore dhe me të mbërritur flasin me miqtë e ngushtë dhe me të folur nuk ka më ndarje mes tyre dhe të dashurve të tyre.

Kjo përbën humbjen e njeriut (fena) në miqësi. Sëmundja që kishte zënë Ebu Bekrin, i cili po e përjetonte një gjendje të tillë, më shumë se sa shëndet i kishte dhënë një kënaqësi të veçantë duke qenë se do të ndante me veten shqetësimin e mikut të tij të ngushtë pasi edhe frutat më tharbtuese madje të japin një lloj ëmbëlsie kur i ndan me miqtë e ngushtë. Një shprehje e Mevlanës thotë:

"Njeriu kur qëndron me miqtë, edhe mes flakëve të jetë, kujton se është i ulur në kopshtin e trëndafilave."

"O miq! Nëse dilni nga forma dhe paraqitja e jashtme dhe futeni në botën shpirtërore do të shihni se ai vend është një kopësht trëndafilash më i zbukuruari brenda xhenetit dhe kopshtit të trëndafilave."

Miqësia e ngushtë buron nga e përbashkëta në të mira dhe të këqija. Ndërsa miqësia e vërtetë strehohet vetëm në shpirtrat e sinqertë. Kjo cilësi haset në shkallët më të larta të personalitetit të njeriut. Miqësia e ngushtë përjetohet kur dy individë kanë ndjesi të njëjta ndaj çdo gjëje. Miqësia e vërtetë është lidhja që transmetohet mes dy zemrave. Me këtë lidhje, pra si rezultat i kësaj dashurie çdo ndjesi e të dashuruarit pasqyrohet tek i dashuri. Detet e dashurisë shpirtërore fillojnë të ripërtërihen, rrezet e diellit të dashurisë fillojnë të ndizen flakë.

Mevlana në kohën kur ishte drejtues në Medresenë "Selçuklu", mori një shkëndijë reflektuese nga një dervish tepër i përkushtuar dhe

me një shpirt të dashuruar i quajtur Shems dhe për rrjedhojë kishte përpirë të gjitha librat dhe ndërkaq e gjithë gjithësia ishte bërë një libër i vetëm. Më pas u formua Mesnevi si një vepër udhëzuese dhe shpjeguese e të fshehtave të njeriut, gjithësisë dhe Kuranit. Ja pra, të bëhesh një mik i Zotit duke u brumosur në mënyrë të tillë arrihet vetëm kur besimtari di ta drejtojë dhe orientojë dashurinë e tij shpirtërore në përputhje të plotë me pëlqimin hyjnor.

Në të kundërt njeriu, edhe sikur në dukje të jetë brenda kopshtit të trëndafilave, nga ana e brendshme ndodhet mes flakëve sepse është larg nga miqtë. Nisur nga kjo, ata të cilët nuk kanë ndjenja të përbashkëta lidhjet farefisnore dhe vëllazërore mes tyre nuk kanë lidhje me miqësinë e ngushtë. Vetë Ebu Lehebi, edhe pse ishte xhaxhai i Pejgamberit (a.s.) ishte një nga njerëzit që i qëndronte më larg Atij.

Bota shpirtërore ka enigma dhe të fshehta të pafundme. Këto nuk bëhen pjesë e trupit dhe të shoqërisë. Miqësia është një lajm i mirë që buron nga thellësitë e shpirtit, është një frymëzim. Miqësia e ngushtë dhe dashuria hyjnore si dy ndjenja të qenësishme të Pejgamberit (a.s.), i cili mori shpalljen e parë në shpellën Hira, e nxori më pas Atë përpara hyjnisë në Miraxhin e Mahbubit (të dashuruarit).

Miqësia e ngushtë është një dhunti hyjnore që e shpëton njeriun nga vetmia. Pasi Ademi dhe Havaja erdhën në këtë botë u lanë të përjetojnë mallin e një miqësie të ngushtë duke u lënë të jetojnë për katërdhjetë vite me radhë larg njëri-tjetrit. Thuajse miqësia e ngushtë e ndante shpirtin në dy pjesë ku njëra gjysëm e gjente veten tek gjysma tjetër. Në hadith thuhet:

"*Njeriu ecën mbi bazën e fesë së miqve të tij të ngushtë prandaj secili të ketë kujdes se me kë qëndron.*" (Ahmed bin Hanbel II 303301) si dhe hadithi tjetër:

*"Njeriu rri me atë që do."* (Buhari Edeb 96), mjaftojnë për të shprehur mbresat dhe përshtypjet që lë miqësia e ngushtë deri në damarë.

Nga ana tjetër këto hadithe vënë në dukje edhe këtë çështje:

Njeriu rri me atë që do kur ndan të njëjtin qëndrim, ndjesi, me-

ndim dhe mënyrë jetese me të në sjellje dhe në veprime. Pra, kur ka anë të përbashkëta që pasqyrojnë dashurinë e tij. Pasi në të kundërt sa e drejtë do të ishte që një person të këmbëngulte në dashurinë që ka për dikë kur ai është si një trëndafil me gjemba në mënyrën e jetesës, në sjellje dhe në fjalë. Ata të cilët nuk mund të jenë me Allahun dhe Profetin me ndjenjat, mendimet dhe punët e tyre nuk pranohen si njerëz në shpirtrat e të cilëve ekziston dashuria e vërtetë.

Ja pra, lidhjen me të dashurin tonë duhet ta shohim edhe në këtë drejtim dhe të mos pandehet se duke bërë një jetë të pavetëdijshme dhe duke pohuar ashtu si kot “Unë dua Allahun dhe Pejgamberin (a.s.)” do jemi pjesë e këtij lajmi të mirë që transmeton hadithi në fjalë. Duhet të dimë që vetëm bashkimi në jetë bën të mundur bashkimin në dashuri. Allahu në zemrat e miqve të tillë forcon lidhjet shpirtërore dhe lulëzon kopshte të gjelbëruara. Vetë shembulli i Ebu Bekrit, i cili vjen në krye të atyre që e kanë arritur këtë dhunti, ka plot urtësi të tilla:

Ai, në bisedat dhe miqësinë e ngushtë me Pejgamberin (a.s.) përjetonte një emocion aq të thellë sa në vend që dashuria dhe malli të mbeteshin aty shtoheshin edhe më tepër. Një ditë Pejgamberi (a.s.) pati përgëzuar Ebu Bekrin (r.a.), i cili e kishte dhënë gjithë pasurinë e tij në rrugë të Zotit, por Ebu Bekri (r.a.) aq shumë ishte ndikuar sa që kishte humbur vetëkontrollin duke u bërë një me Profetin, duke e ndjerë edhe përgjegjësinë e një bashkëbiseduesi me të. I përfshirë edhe me këtë ndjesi ai ndjeu në thellësi të shpirtit një vuajtje therëse që i ngjante flakëve përvëluese. Nga frika se mos kuptohet nga tjetër kush, tha:

- O Pejgamber! Pasuria dhe shpirti im a nuk të përkasin Ty dhe vetëm Ty? (Ibn Maxhe Mukaddime 11)

Për të kuptuar të vërtetën e shpirtrave të tillë të një grade të lartë Mevlana thotë kështu:

- Kush dëshiron të jetë me Allahun le të ulet përpara shenjtorëve që janë miqtë e ngushtë të Allahut.

Kur miku i ngushtë ulet me mikun e ngushtë, qindra mijëra faqe të fshehta hapen dhe lexohen!

Një poet thotë:

- Nëse disa njerëz mblidhen qoftë edhe për një kohë të shkurtër dhe bisedojnë për Zotin, aty qiejt bëjnë sexhde!...

Shejh Sadi ka shkruar këto gjëra për mikun e ngushtë si dëshmitar i shfaqjeve hyjnore dhe që ishte shmangur plotësisht nga dëshirat e kohës.

- Të shohësh fytyrën e miqve të ngushtë është si një ilaç shërues për shpirtrat kur rrjedh gjak i pastër nga plaga

Kështu i njofton Allahu miqtë e ngushtë që bëjnë pjesë në këtë grup:

إِنَّمَا وَلِيُّكُمُ اللّٰهُ وَرَسُولُهُ وَالَّذِينَ آمَنُوا الَّذِينَ يُقِيمُونَ الصَّلَاةَ
وَيُؤْتُونَ الزَّكَاةَ وَهُمْ رَاكِعُونَ

**“Miqtë dhe mbrojtësit tuaj janë vetëm Allahu, i Dërguari i Tij dhe besimtarët që falin namazin dhe japin zeqatin duke qenë të përulur (në adhurim) ndaj Allahut.”** (El-Maide, 55)

Është i lumtur ai që e shpëton veten nga kurthi i miqve dhe i të dashurve të përkohshëm dhe që në këtë jetë gjen Allahun si mik të ngushtë të përhershëm dhe të dashurin e vërtetë, lidhet shpirtërisht me Pejgamberin (a.s.) dhe jeton me besim. Kështu u bën thirrje Mevlana shpirtrave që nuk e kanë kuptuar akoma këtë të fshehtë në miqësitë e tyre të ngushta:

“Ta dish mirë se miqtë e ngushtë të përkohshëm dhe gënjeshtarë në këtë botë, të dashurit jo të sinqertë, në fund të gjithë do të bëhen armiqtë e tu, Tradhëtari është armiku yt. Ndërsa ti do t’i lutesh Zotit në varr rënkueshëm: - O Zoti im, mos më lër vetëm!”

Ngritja e shkallës së botëkuptimeve, të kuptuarit e qartë të urtësive dhe të fshehtave që shfaqen në hapësirat e gjithësisë është punë e heronjve shpirtërorë dhe atyre që kanë fituar dashurinë hyjnore të

cilët kanë arritur të jetojnë miqësinë e vërtetë duke u thelluar vetëm në botën shpirtërore.

Ibrahimi (a.s.) duke qenë se ishte "Halil", pra mik i ngushtë i Zotit ishte gati të jepte shpirtin si kusht i miqësisë së ngushtë megjithë gjendjen e vështirë që kishte, nuk ndjente as frikën dhe hezitimin më të vogël. Në momentin që do të hidhej në zjarr, u tha melekëve:

-…Mos hyni në mesin e miqve të ngushtë! Ç'të dëshirojë Zoti unë jam gati ta pranoj, nëse më shpëton është dhunti e Tij, nëse më djeg është gabim i imi - inshallah bëhem i durueshëm…"

Më pas vijoi dhe pyeti:

-…Ai e di gjendjen time! Thuajeni, me urdhrin e kujt ndizet zjarri, kush e ka për detyrë ta ndezë?

Më në fund zjarri u bë shërim dhe freski për Ibrahimin (a.s.) me urdhërin që erdhi nga Ai, miku i ngushtë, pra, nga Allahu. Në këtë mënyrë u paraqit madhështia e miqësisë hyjnore. Allahu për këtë sadaka e përgëzoi Ibrahimin (a.s.) me shprehjet Kuranore:

وَإِبْرَاهِيمَ الَّذِي وَفَّىٰ

**"Dhe të Ibrahimit, i cili i plotësoi detyrimet."** (Nexhm, 37)

Ja pra, kjo arritje dhe sadaka reflekton tek çdonjëri dhe te çdo gjë. Vetë respektimi i parimeve të miqësisë së ngushtë të njerëzve ndaj njëri-tjetrit lidhet me këtë gjendje. Personalitetet që kanë merituar t'i përjetojnë shpirtërisht veçoritë e miqësisë së ngushtë janë bërë figurat më të shquara të njerëzimit si në aspektin fetar edhe në atë historik. Siç tregohet në librat e historisë Shehzade Korkut i vrarë për shkak të kryelartësisë kishte një njeri të tijin mjaft besnik të quajtur Pijale. Javuz Sulltan Selim Han u informua për këtë, e thirri dhe i dha një ofertë:

- Si shpërblim i sadakasë tënde po të caktoj në çdo post që dëshiron, nëse dëshiron bëhu veziri im.

Ai e falënderoi dhe duke e shtuar sadakanë e tij tha:

- Sulltani im! Tani e tutje detyra ime është të ruaj tyrben e Shehzade Korkut'it!

Kjo sjellje e Pijales përbën shkallën kulmore të botëkuptimit të miqësisë së ngushtë! Është shprehja më konkrete e etikës së miqësisë së ngushtë. Është një shenjë domethënëse për të gjithë miqtë dhe miqësitë e ngushta në aspektin e urtësisë.

Ebu Osman Hiri thotë:

"Miqësia e ngushtë me **Allahun** arrihet me një moral të lartë dhe kontroll të vijueshëm, pra duke e ndierë veten në çdo moment nën mbikëqyrjen hyjnore, miqësia e ngushtë me të **dërguarit e Allahut, Pejgamberin (a.s.)** arrihet duke iu mbështetur sunetin e Tij dhe duke u brumosur me një bindje dhe përkushtim plot dashuri për Të, miqësia e ngushtë me **të urtët** arrihet me respekt dhe shërbim, miqësia e ngushtë me **ashabët** arrihet duke u treguar vazhdimisht i buzëqeshur me kusht pa rënë në gjynah, miqësia e ngushtë me **familjen** arrihet me vese të mira, miqësia e ngushtë me **të paditurit** arrihet duke bërë dua për to dhe duke dëshiruar që të arrijnë në mëshirën e Allahut."

Çdo miqësi e ngushtë dhe komunikim shpirtëror ka parimet dhe metodën përkatëse të cilat vijojnë vetëm kur respektohen ajo miqësi e ngushtë dhe ai komunikim shpirtëror dhe fortesa e dashurisë në shpirtra nuk lëkundet. Por nëse nuk respektohet parimi etik i kësaj miqësie dhe këtij komunikimi çdo lloj lidhje dashurie kthehet në një nyje armiqësore. Nga ky aspekt në bisedë me miqtë e ngushtë duhet treguar shumë kujdes, pasi ka fjalë që janë si shpata e mprehtë që e pret miqësinë dhe e vret atë, hap plagë të pashërueshme në zemër. Ajo than lulet e dashurisë në lidhjen shpirtërore dhe i lë ato të vyshken, por ka edhe fjalë që zbukuron çdo anë si shirat e pranverës dhe shpërndan fryte të panumërta.

Përkundrejt kësaj është e pamundur që lidhjet e shkujdesura të pandehura si miqësi e ngushtë apo të jetosh një lidhje të afërt në mënyrë të shkujdesur të konceptohen si miqësi e ngushtë dhe dashuri e vërtetë. Miqësitë e shpërqëndruara nga shkujdesja i ngjajnë fijes së hollë të perit që vërtitet në majën e mprehtë të thikës, fije e cila nuk

rreziston më shumë se disa sekonda dhe më pas pritet. Padyshim që miqësi të tilla nuk kanë dobi as në këtë botë e as në ahiret. Përkundrazi kjo lloj miqësie sjell dëme të herëpashershme në të dy botët. Prandaj aq sa është e rëndësishme të lidhim miqësi të ngushta me njerëz që e meritojnë është kusht edhe ta ruajmë një miqësi të tillë.

Nisur nga ç'ka u tha deri tani nëse dashuria e zemrave është gjithëpërfshirëse për mbarë gjithësinë kjo e bën të dashuruarin një besimtar të matur, e thënë ndryshe e bën atë një të dashuruar të vërtetë, pra e bën atë mik të ngushtë të Allahut. Dashuria, në momentin kur arrin në një gradë gjithëpërfshirëse për gjitha krijesat përveç Krijuesit, edhe pse mund të ketë filluar me dashuri të përkohshme si një lule që nxjerr filizat e saj, bëhet **dashuri hyjnore**.

Por kush mbetet pre e të përbotshmes nuk mund të përjetojë një ndjesi të tillë, njeriu vetëm kur i kalon këto pengesa, mund ta jetojë kënaqësinë që të ofron dashuria dhe miqësia e ngushtë, në të kundërt kjo nuk është e mundur. Nahshebi si shembull për këtë transmeton një ngjarje të tillë:

"Një djalë i ri kishte ardhur në derën e vajzës së padishahut duke thënë se ishte i dashuruar pas saj. Me të mbërritur lajmi tek vajza, ajo erdhi tek dera dhe i tha djalit:

- Merri këto 1000 dërhem dhe mos thuaj më një gjë të tillë të dëmshme si për mua edhe për ty!

Djaloshi nuk hoqi dorë dhe vajza, i dha një ofertë të dytë.

- Atëherë merri 2000 dërhem!

Më në fund kur pazari arriti në 10000 dërhem, djali pranoi. E habitur nga një reagim i tillë vajza vijoi:

- Si më do ti mua kur syri s'të sheh gjë tjetër veç parasë? A e di ti se çfarë dënimi kanë ata që zgjedhin një tjetër veç meje? Goditen dhe rrahen! Kështu ajo e përzuri për dashurinë e tij fallco.

Një i ditur, kur e dëgjoi këtë ngjarje, i ra të fikët dhe sapo erdhi në vete tha:

- O njerëz! Shihni se çfarë u ndodh dashurive fallco në këtë botë! Imagjinoni tani se ç'mund t'u ndodh atyre që pandehin se e duan Zotin, por që u drejtohen të tjerëve përveç Tij!

Madhështia e dashurisë matet me sakrificën e bërë për hir të asaj që duhet dhe me riskun që merret. Një njeri shumë i dashuruar jep edhe jetën nëse është e nevojshme për mikun e tij të ngushtë dhe nuk e ndjen se ka bërë një sakrificë. Kush nuk njeh dashurinë dhe miqësinë dhe nuk merr atë që i takon do të thotë se nuk ka arritur maturinë e duhur dhe jeton me epshin e tij. Zemra e atij që nuk di të dashurojë, është si lënda e parë e tokës së papunuar. Thelbi i punës është të duash, i ekzistencës qëndron në dashuri.

Në një transmetim të njohur të shprehur si hadithi kudsi thuhet:

"Unë isha një thesar i fshehtë, doja që të më njihnin dhe krijova qeniet."[67]

Nisur nga kjo shfaqja e të fshehtave hyjnore është një dukuri e miqësisë dhe dashurisë, prandaj kush e përjeton miqësinë e ngushtë me Zotin arrin ta shohë atë jo vetëm tek njeriu, por tek të gjitha kafshët dhe bimët si pjesë e jetës së kësaj bote.

Babai im, Musa Efendiu, tregonte një histori lidhur me miqësinë me krijesat:

"Afërsisht dyzet vjet më parë me mësuesin e nderuar Sami Efendiu kishim marrë në Medine një shtëpi me qera. Sipas kushteve të kohës atëherë shtëpitë ishin prej tulle. Kur erdhën në dhomën e përgatitur për pushim në qoshe të dhomës pamë një gjarpër të mbledhur dhe pa vetëdije u stresuam, ndërsa ai i qetë tha:

- Lëreni të qetë dhe mos e prekni këtë krijesë të Zotit.

Më në fund pas një farë kohe gjarpri u largua.

Kjo tregon se kush e përjeton miqësinë me Allahun dhe Pejgamberin (a.s.) bëhet mik me gjithësinë. Dashuria e Jonuzit ndaj lules së verdhë është një nga veprat e kësaj miqësie. Janë të verbëta zemrat që

67. Shih. Axhluni, Keshfu'l-Hafa, II, 132; Bursevi, Kenz-i Mahfi.

nuk shohin fytyrën e miqësisë që fshihet në gjithësi. Shpirti i njeriut që nuk mund të flasë me gjithësinë është pa gojë. Shpirtrat që kërkojnë miqësi nëse nuk e gjejnë atë në qenien e një njeriu e gjejnë në gjithësi. Ujërat e rrjedhshëm, gjelbërimi, malet, lulet, kopshtet pëshpëritin në zemrën e njeriut që kërkon miqësi me sa e sa vargje miqësie. Zemrat e brumosura me këto zëra entuziasmohen me mrekullitë artistike të artit hyjnor. Bisedojnë me ta me gjuhën e tyre. Ja pra, në thellësitë e zemrave plot ndjenja miqësie çelin sa e sa të fshehta hyjnore. Në këtë mënyrë shpresohet shërimi i sëmundjes së kurbetit. Shërohet malli brenda tij. Miqësia me këto forca të natyrës, të fshehta dhe enigma, i dobëson ndjenjat shpirtërore. Formohet baza e frytshme dhe plot begati e miqësisë me Zotin. Bukuria në gjithësi dhe natyrë përbën një shkallë për të arritur tek Zoti, tek ai mik që është miku më i madh i miqve. Ata që hipin në këtë shkallë lartësohen në bisedën e Zotit. Tashmë besimtari në këtë post është përherë me të në çdo vend. Në fytyrën e tij ndrit përherë drita hyjnore e këtij bashkimi.

Ja pra, janë fytyra të tilla të lumtura dhe të shndritshme që bëhen burim mëshire dhe begatie shpirtërore dhe materiale për bashkësinë Muhamedane dhe mbarë botën

Malik bin Dinar tregon:

- Kur Omer bin Abdulaziz erdhi në postin e tij, çobanët në male thanë:

- Drejtimin e njerëzve e mori një njeri i drejtë.

Ata u pyetën:

- Kur e mësuat këtë?

U përgjigjën:

- Edhe kafshët madje janë të qeta…

Muhamed bin Ujejne thotë:

- Kur Omer bin Abdulazizi ishte halife unë kullosja dele në Kirman. Për shkak të drejtësisë dhe të shpirtit të ngrohtë të halifes mua më dukej sikur ecja së bashku me delet dhe ujqërit. Një natë, papritur

pashë që ujqërit kishin sulmuar delet. U habita. Dukej sikur bota po humbiste gjithë qetësinë. Thashë me vete:

- Duhet të ketë vdekur halifeja, miku i ngushtë i Zotit! Pyeta dhe mora vesh se Omer bin Abdulaziz atë natë kishte vdekur.

Njeriu, i cili e ka për detyrë të formojë botën e tij shpirtërore me personalitete të tillë shembull që mbushin faqet e maturisë së njerëzimit, duhet të shikojë me sytë largpamës të miqve të ngushtë që kanë hapur zemrat, të ngrenë kokën në mëngjes dhe të shohin diellin që mbush horizontin. Duhet të shohë tabllotë e shumëllojshme dhe shumëngjyrëshe të vizatuara në qiell. Habitemi para portretit të një artisti të aftë. Ndiejmë një farë lidhje me portretet e tij të arrira me forcën e tij krijuese dhe e përgëzojmë për artin e përdorur. Ja pra, kur sodisim me këtë përpikmëri kuptojmë se sa domethënëse janë zbukurimet shumëngjyrëshe dhe penelat e farës që Allahu i cili është krijuesi i plotë i të gjitha peisazheve në gjithësi, i ka përdorur në tablonë e gjithësisë të vendosur para syve tanë. Shihni një trëndafil, një lule vjollcë. Vallë në cilën tokë të zezë i gjejmë këto ngjyra? Në këtë botë ka sa e sa detaje, bukuri, forca mbizotëruese, mrekulli artistike që nuk numërohen...Gjithësia për zemrën që sheh është një ekspozitë mrekullish, pasi të gjitha janë nga një jehonë që kumbon nga bukuritë e Allahut. Prandaj **sytë dhe zemrat që dalin për të parë këtë gjithësi me syrin kërkues kthehen prapa të habitur!**

Për fat të keq mendja dhe logjika kalojnë shumë herë para këtyre mrekullive dhe sikurse skitë që rrëshqasin në hapësirë nuk marrin asgjë që u takon.

Zoti na dhuroftë në zemrat tona ndjesi shpirtërore dhe mundësi meditimi nga shfaqjet e madhështisë dhe të forcës së artit hyjnor në këtë gjithësi.

Kur bëhet një llogaritje dhe meditim serioz, megjithëse fuqia hyjnore është gjithpërfshirëse në mbarë gjithësinë, vihet re që zemrat nuk kanë marrë pjesë nga miqësia dhe dashuria hyjnore për shkak se shpirti është mbështjellur me perdet epshore.

Janë domethënëse edhe vargjet e mëposhtme të poetit:

*Nëse thua “mik” dhe nuk shkon nga ky kurbet në ahiret,*
*Kthehet ajo ditë bashkimi me një kurbet të dytë!*

Rahmeti

Mevlana thotë:

*“O udhëtar i së vërtetës! Lidhe miqësinë me mbretin e të vërtetës (Zotin tënd). Para se të vijë ajo ditë, pra dita e gjykimit në mënyrë që në ato momente të vështirë të të mbajë për dore pasi askush nuk të ndihmon pa lejen e Tij. Atë ditë njeriu do të largohet nga vëllai, nëna, babai, njerëzit dhe bijtë e tij. Prandaj kuptoje drejt miqësinë me Zotin dhe dije që miqësia e ngushtë është bërthama e frymës së fundit.”*

Junus Emre, i cili jetoi një jetë të tërë me të fshehtën e kësaj dashurie, thërret “mikun e ngushtë më të lartë” duke u folur zemrave me një rënkim dashurie të djegur:

*Eja të shkojmë pa na u ndalë zemra,*
*Pa na goditur stuhia nga prapa,*
*Pa hyrë armiku në mes,*
*Eja shpirt të shkojmë te miku!*

*Mos të qëndrojmë në këtë botë,*
*Është e përkohshme, të mos mashtrohemi,*
*Mos të ndahemi duke qenë një,*
*Eja shpirt të shkojmë te miku!*

*Të emigrojmë nga ky vend,*
*Të fluturojmë në vendin e mikut,*
*Të kalojmë nga dëshira,*
*Eja shpirt të shkojmë te miku!*

*Pa ardhur lajmi i vdekjes,*
*Pa ardhur exheli,*
*Pa ardhur Azraili,*
*Eja shpirt të shkojmë te miku!*

Kjo ftesë në të vërtetë është një pasqyrim i dashurisë në shprehjen e Pejgamberit (a.s.) që del nga gjuha e Tij në momentin e lamtumirës.

*"O Zoti im! Refik-i a'la, refik-i a'la (miku më i lartë, miku më i lartë)"*

Shpirtrat e frymëzuar, arrijnë në kulmin e miqësisë hyjnore dhe në udhëtimin për në jetën e përtejme shohin të fshehtën hyjnore

أَلَا إِنَّ أَوْلِيَاءَ اللَّـهِ لَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ يَحْزَنُونَ

**"Pa dyshim, miqtë e Allahut nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar dhe as për t'u dëshpëruar."** (Junus, 62)

**O Zot! Bashkoji shpirtrat tanë me një miqësi që do të na çojë për të fituar pëlqimin Tënd! Na duaj, na dhuro dashuri, na gëzo Zoti im!**

**Amin!..**

# *Ah besnikëri!..*



*"Besnikëria ndaj Zotit arrihet vetëm e vetëm me respektimin e urdhërave të Tij. Kjo besnikëri është shkalla kulmore e veprave dhe e ndjesisë ndaj Tij. Pasi është qenia e vetme që krijon, përjetëson dhe për të cilin kemi nevojë në çdo moment. Jeta dhe vdekja janë në duart e Tij. Nisur nga kjo, dashuria ndaj Tij dhe përpikmëria për t'u lidhur me Të në çdo frymëmarrje janë borxhi më i lartë i besnikërisë dhe i vizionit të robërisë.*

# *Ah besnikëri!..*

I ndjeri Mehmet Akif në ceremoninë e vënies së kurorës së vajzës së tij pati ftuar edhe njërin nga shokët e tij që e donte jashtë mase, Boshnjakun Ali Shevki. Profesori i moshuar erdhi pak me vonesë dhe për t'u justifikuar tha se kishte dalë nga Vefa Jokusu (tatëpjeta të sigurta) dhe i ndjeri Akif duke e kuptuar këtë arsyetim me një buzëqeshje tha në mënyrë domethënëse:

**"Për cilën tatëpjetë e keni fjalën zotëri mësues? Brezi i sotëm e ka rrafshuar me kohë atë…"**

E vërteta, të cilën i ndjeri e shprehu me keqardhje dukej sikur thoshte "ah besnikëri", është një ves i mirë i pashmangshëm për të cilin njeriu ka shumë nevojë. I ndjeri Akif, i cili aludonte duke përfituar nga fjala për të hipur në tatëpjetë si për të shprehur forcën e realizimit të këtij vesi të mirë, sikur ta shihte shoqërinë e sotme kush e di sa do të habitej… Sot njerëzit as që nuk i kujtojnë mirësitë, gjurmët e të cilave janë fshirë dhe në të shumtën e rasteve fjala "Besnikëri" thuajse ka mbetur në Stamboll vetëm si një emër zone.

Besnikëria është një nga cilësitë morale Islame pse jo dhe më themelorja. Në bazën e Islamit baza kryesore është besimi, por është i vërtetë edhe fakti se besimi është edhe një shprehje besnikërie, të qëndrosh në fjalën e dhënë. Vetë besimi, është miratimi i Zotit në botën e shpirtrave dhe pohimi në këtë botë, pra në fund të fundit është një besnikëri.

Ajo është sinqeritet ndaj Krijuesit, do të thotë të mos ndryshosh botën tënde shpirtërore, të jesh mirënjohës ndaj prindërve, ndaj farefisit dhe vëllezërve besimtarë, ndaj dijetarëve që kanë punuar të na

ushqejnë besimin që nga të devotshmit e deri tek profetët. Ajo do të thotë të vijosh këtë mirënjohje jo për një periudhë të caktuar, por për gjithë jetën në ditë të mira dhe të këqija.

Fjala besnikëri shpreh unitet madje ndonjëherë ngjashmëri sikurse dy faqet e një cope në të gjitha cilësitë, si: mirënjohje, sadaka dhe drejtim. Nga ky këndvështrim themelor, çdo sjellje dhe veprim që kërkon besimi, ashtu siç shpreh **"besnikëri"** edhe e kundërta e kësaj sjelljeje dhe e këtij veprimi pranohet si **"mungesë besnikërie".**

Besnikëria si një veçori e Pejgamberëve, njerëzve të virtytshëm dhe të devotshëm është një cilësi shpirtërore që e ngre jetën njerëzore në shkallën më të lartë. Disa komentues e shpjegojnë Islamin jo thjeshtë si një pranim me fjalë dhe miratim me zemër, por edhe si dorëzim tek Allahu duke e kuptuar atë si një besnikëri.

Kush e ushqen shpirtin me besnikëri e ka kthyer nefsin që i ngjan flakëve të një zjarri, në një kopësht trëndafilash në të cilin gjenden trëndafila që adhurojnë, bylbylë që bëjnë tesbih, bimë aromatike besimi dhe dijeje, lule si dhunti hyjnore dhe lumenj të punëve të mira. Shpërblimi për një shpirt të tillë bëhet në përputhje me sakrificat e bëra që do jenë xheneti dhe xhemalullah. Para shpirtrave të tillë edhe flakët madje ndryshojnë vetinë e tyre dhe kthehen në kopshte trëndafilash. Ibrahimi (a.s.) në momentin kur u hodh në mesin e flakëve që flakëronin sa malet nga ana e Nemrudit me urdhërin e Zotit:

يَا نَارُ كُونِي بَرْدًا وَسَلَامًا عَلَىٰ إِبْرَاهِيمَ

**"...O zjarr! Bëhu i ftohtë dhe shpëtim për Ibrahimin!"** (Enbija, 69) Flakët morën formën e një kopshti trëndafilash pasi Ibrahimi (a.s.) ishte një Pejgamber që para se të hidhej në zjarr, epshi e kishte shuar zjarrin me ujërat e besnikërisë dhe sadakanë e tij para Zotit e ka shprehur në çdo moment.

Vetë jeta e Pejgamberit (a.s.) nga fillimi deri në fund është një ekspozitë e shembujve të besnikërisë. Ai, pas çlirimit, pati qëndruar

pesëmbëdhjetë ditë në Mekë. Më pas disa nga Ensarët u shqetësuan, filluan të mendonin nëse Pejgamberi (a.s.) do kthehej në Medine apo jo dhe filluan të flisnin mes tyre me keqardhje për këtë. Allahu ia kishte mundësuar çlirimin e vendit në të cilin kishte lindur dhe ishte rritur, Pejgamberi (a.s.) kur dëgjoi për këto shqetësime të Ensarëve erdhi tek ata dhe i pyeti:

- Për çfarë po flitnit?

Pasi kuptoi shqetësimin e tyre tha:

O Ensar! I mbështetem Zotit për të mos bërë një gjë të tillë. Unë bëra hixhret në vendin tuaj. Jeta ime është jeta juaj. Edhe vdekja ime është pranë jush." (Muslim, Xhihad 86, Ahmed bin Hanbel, Musned II 538) Duke shfaqur kështu shembullin më të mirë të një besnikërie.

Pejgamberi (a.s.), kur u sëmur, u ngjit për herë të fundit në mimberin e mesxhidit dhe iu drejtua muhaxhirëve:

Ju këshilloj që të silleni mirë me Ensarët. Ata janë xhemati im, shokët e mi dhe besnikët e mi. Ata i kanë bërë me përpikmëri detyrat e tyre. Akoma nuk u është dhënë shpërblimi i punëve që kanë bërë (do t'u jepet së tepërmi në ahiret). Prandaj silluni mirë Ensarëve të mirë, ndërsa ata që bëjnë keq, falini" (Buhari, Menakibu'l-Ensar).duke shprehur kështu edhe në momentin e fundit besnikërinë e Tij ndaj tyre.

Mund të thuhet se të gjithë Pejgamberët janë udhëzues që i këshillojnë njerëzimit besnikërinë e shkallës më të lartë. Për t'u bërë një rob që meriton dashurinë e Allahut duhet t'i jetojmë parimet e besnikërisë së Muhamedit (a.s.) si udhëzuesi ynë, si parimet më të veçanta të shpirtit tonë. Këto parime mund t'i radhisim si më poshtë:

**1- Besnikëria ndaj Allahut si Zoti i botëve**

Miqësia e parë dhe besnikëria si rezultat i saj është për Allahun pasi Ai u tha shpirtrave të krijuara në fillim:

أَلَسْتُ بِرَبِّكُمْ قَالُوا بَلَى

**"...A nuk jam unë Zoti juaj? Ndërsa ata Po, Ti je Zoti ynë!"..** (El-A'raf, 172)

Kjo përbën një marrëveshje që shpreh madhështinë e Allahut dhe robërinë e njerëzimit. Kush e pranon këtë, tregohet i kujdesshëm dhe gjithë jetën besnik në vazhdimësinë e robërisë së tij. Për këtë besnikëri nuk mjafton vetëm pohimi. Ka disa përgjegjësi mendore dhe shpirtërore që lindin nga ky pranim të cilat janë respekti i urdhrave të Zotit dhe shmanget nga të këqiat.

Për rrjedhojë, besnikëria ndaj Zotit arrihet vetëm me respektimin e urdhrave të Tij. Kjo besnikëri është kulmi i veprave dhe ndjesisë ndaj Tij, pasi Ai është i vetmi Krijues, Përjetues që çdo gjë ka nevojën Të. Jeta dhe vdekja janë në duart e Tij. Nisur nga kjo, dashuria për Të dhe lidhja me Të në çdo frymë përbëjnë një detyrim besnikërie dhe vizionin më të lartë të robërisë. Është një besnikëri robërore madhështore ajo e magjistarëve të Faraonit të cilët u varën në pemët e hurmave duke u prerë këmbë e duar vetëm se kishin besuar, dhe përkundrejt kësaj situate nuk iu lutën Zotit:

"O Zot na shpëto nga kjo bela, na lër rehat!" por i bënë dua Zotit duke i thënë:

رَبَّنَا أَفْرِغْ عَلَيْنَا صَبْرًا وَتَوَفَّنَا مُسْلِمِينَ

**"...Zot! Na bëj të durueshëm dhe na mundëso të vdesim myslimanë!."** (El-A'raf, 126)

Në një tjetër ajet kuranor i përmend besnikët në këtë mënyrë:

لِّيَجْزِيَ اللَّـهُ الصَّادِقِينَ بِصِدْقِهِمْ

**"Allahu do t'i shpërblejë të vërtetët për sinqeritetin e tyre."** (El-Ahzabë, 24)

Lidhur me robërit shembull të një besnikërie të tillë Allahu i Lart-

madhëruar thotë në Kuran:

مِنَ الْمُؤْمِنِينَ رِجَالٌ صَدَقُوا مَا عَاهَدُوا اللَّهَ عَلَيْهِ فَمِنْهُم مَّن قَضَى نَحْبَهُ وَمِنْهُم مَّن يَنتَظِرُ وَمَا بَدَّلُوا تَبْدِيلا

**"Midis besimtarëve ka të atillë që e kanë mbajtur besëlidhjen me Allahun. Disa prej tyre kanë vdekur kurse të tjerët presin pa ndryshuar asgjë nga besnikëria e tyre."** (El-Ahzabë, 23)

Nisur nga kjo e vërtetë, Mevlana u bën thirrje udhëtarëve të dijes të tregohen të durueshëm ndaj provave të kësaj jete të përkohshme dhe të jenë besnikë ndaj Zotit duke u thënë në mënyrë figurative:

"O bylbyl! Deri kur do rënkosh për shkak të dimrit të egër? O bylbyl! A është me vend të flasësh pareshtur për vuajtjet? Nëse shpirti yt është vërtetë i lidhur me të dashurin, atëherë hapi sytë dhe falëndero, **fol për besnikërinë!** Lëre gjembin, fol për trëndafilin! Lëri cilësitë e rrënjës dhe të kërcellit të trëndafilit dhe shih krijuesin e tij! Pse je kaq i zënë me këtë botë të përkohshme apo vendi që kërkon të arrish nuk është e përtejmja e të përtejmes?

Ja pra, siç e shpreh edhe Mevlana, është një humbje e madhe mungesa e besnikërisë harresa e vendit të përjetshëm në të cilin do të arrihet duke vrapuar pas dashurive të përkohshme. Allahu si paralajmërim për të mos rënë në këtë pavetëdije u thotë robërve të Tij:

**"Mos u bëni si ata që e harruan Allahun, kështu Ai bëri që ata ta harrojnë vetveten! Pikërisht ata janë të pabindurit"** (El- Hashër, 19)

**"Kushdo që i ktheu shpinën këshillës sime, do të ketë jetë të mjeruar dhe Ne, në Ditën e Kiametit, do ta ringjallim të verbër. Ai do të thotë: "O Zoti im, përse më ringjalle të verbër, kur unë kisha shikuar më parë? (Allahu) do t'i thotë: "Kështu të erdhën shenjat Tona dhe ti i harrove ato, e po kështu sot do të jesh i harruar."** (Taha, 124-126)

Ja pra, ai që tregohet besnik në këtë botë të përkohshme ndaj Allahut si Zoti i botëve, ai do të jetë i tillë edhe në ahiret pasi faza kulmore e besnikërisë i takon Allahut. Këtë e tregon edhe kjo thënie hyjnore:

**"E kush është më zbatues i sigurt i premtimit të vet se Allahu..?** (Tevbe, 111)

Në të kundërt kush harron Zotin me sjellje të pavetëdijshme në këtë botë, në atë ditë të tmerrshme të kiametit në të cilën ka nevojë qoftë edhe për ndihmën dhe për miqësinë më të vogël, do ta paguajë shumë dhimbshëm vlerën e kësaj pabesnikërie. Besnikëria është një cilësi që dëshirohet dhe kërkohet në të gjitha çështjet ndërmjet të tjerash në miqësi dhe mbi të gjitha në robëri.

Mevlana shprehet:

"Të gjitha çështjet si dashuria, dashuria shpirtërore dhe miqësia janë të lidhura me besnikërinë dhe kërkojnë përherë njeriun besnik. Ata nuk i afrohen asnjëherë një zemre të pabesë"

"Kur lapsi kishte shkruar: 'Kuptimi i besnikërisë është besnikëria, kuptimi i vuajtjes është vuajtja', boja ishte tharë."

"Një mbret ia priste kokën atij që e tradhëtonte qoftë edhe i biri, por nëse një rob indian i qëndronte besnik atij, atë e duartrokisnin duke i thënë "shëndet"...Vlerën e tij nuk mund ta kishin qindra ministra"

Çfarë është skllavi nëse në shpirtin e tij nuk lindin qindra ndjenja kënaqësie dhe pëlqimi qoftë edhe ndaj qeni besnik që has tek dera.

**2- Besnikëria ndaj Pejgamberit (a.s.)**

Pas besnikërisë ndaj Allahut besnikëria më e nevojshme dhe më superiore është ajo ndaj Pejgamberit (a.s.). Kjo besnikëri është për Atë, i cili pikësëpari i lutej Zotit për bashkësinë e vet duke thënë: "Bashkësia ime, bashkësia ime".

Kjo besnikëri, e cila do të fillojë me thellimin në dashurinë dhe respektin ndaj Pejgamberit (a.s.), mundësohet duke qëndruar të lidhur pas sunetit të Tij. Është ai Pejgamber, i cili u bë drita e vetme që ndriçon

rrugët e pafundme të lumturisë që na bëjnë të jemi më të vetëdijshëm për jetën dhe vdekjen, rrugë të cilat na çojnë tek Allahu. Këto ngjarje, të cilat tregojnë besnikërinë ndaj Tij si dhe reagimin e Tij ndaj kësaj besnikërie janë domethënëse:

Në kohën kur lufta e Uhudit u kthye kundër besimtarëve, mushrikët po sulmonin me të gjitha forcat me qëllim që të vrisnin Pejgamberin (a.s.), aq sa ia thyen edhe dhëmbët. Në atë ngjarje të tmerrshme ashabët i qëndronin pranë Pejgamberit (a.s.) si shprehje besnikërie dhe sakrifice ndaj Tij. Dikush mbronte trupin e tij, dikush ngrinte duart ndaj shigjetave që vinin, dikush mundohej të zmbrapste armikun duke hedhur shigjeta.

Atë ditë një nga sahabët e profetit, Sad ibn Ebi Vakas, për të cilin transmetohet se ka hedhur kundër myshrikëve rreth 1000 shigjeta, po luftonte aq shumë saqë vetë profeti i ndikuar nga kjo besnikëri dhe sakrificë e tij tha:

- T'u bëfshin fli nëna dhe babai, o Said!

Aliu (r.a.) thotë:

Unë nuk e kam dëgjuar Pejgamberin (a.s.) t'i thotë dikujt një gjë të tillë përveç Sad ibn Vekkas." (Buhari, Xhihad 80, Muslim, Fedailu's-Sahake 41/1876)

Një tjetër shembull:

Ditën e Hudejbijës, Osmani (r.a.) ishte dërguar si përfaqësues në Meke. Ai u tregoi mushrikëve se ata kishin për qëllim të bënin umre dhe të ktheheshin, por myshrikët nuk e lejuan për atë vit dhe i thanë Osmanit:

- Nëse dëshiron, tani mund të bësh tavaf!

Osmani (r.a.) si një i devotshëm që ia kishte kushtuar veten Allahut dhe Pejgamberit (a.s.) e respektoi Atë duke thënë:

- Pa e bërë tavaf Pejgamberi (a.s.), as unë nuk e bëj! Unë e vizitoj shtëpinë e Zotit vetëm pas Tij. Aty ku nuk pranohet Ai, as unë nuk jam!

Në atë kohë Pejgamberi (a.s.) po pranonte fjalën e ashabëve pas ngjarjeve që ndodhën. Meqenëse Osmani (r.a.) nuk ishte i pranishëm aty në fund Pejgamberi (a.s.) duke ngritur duart tha:

- O Zot! Ky është pranimi i Osmanit! (Buhari, Ashabun-nebi 7, Tirmidhi, Menakib 18)

Këto lëvdata të Osmanit (r.a.) përbëjnë një shembull mjaft të qartë dhe konkret për gjithë bashkësinë Muhamedane të besnikërisë së tij nga Profeti. Edhe ne marrim pjesë shpirtërisht në shoqërinë e sahabëve të Bejtu'r-Ridvan dhe mund të jemi të denjë për lajmin e mirë të dhënë në ajetin kuranor:

**"Ata që të janë betuar për besnikëri, në të vërtetë, i janë betuar për besnikëri Allahut. Dora e Allahut është mbi duart e tyre! Ai që e prish betimin, e prish në dëm të vetes, por, nëse e mban besën ndaj Allahut, Ai do t'i japë atij shpërblim të madh."** (El-Fetih, 10)

Rruga për të dashur drejtësisht Pejgamberin e Zotit dhe për t'i qëndruar besnik Atij është shprehur në ajetin Kuranor:

النَّبِيُّ أَوْلَى بِالْمُؤْمِنِينَ مِنْ أَنفُسِهِمْ

**"Pejgamberi (a.s.) është më i ndjeshëm ndaj besnikëve sesa ata ndaj vetvetes..."** (El-Ahzab, 6)

Nisur nga sa u tha më sipër dhe nga shembulli i sa e sa treguesve të tjerë të besnikërisë dhe lidhjes së ngushtë me Të, të dashuruarit pas profetit kanë vlerësuar me përkujdesjen më të madhe çdo gjë të Tij që nga mjekrra dhe flokët e deri tek gjurmët e këmbëve. Të gjitha mjetet e Tij që nga rrobat e deri tek bastuni, armët dhe shigjeta dhe vulat e Tij janë ruajtur po me këtë përkujdesje dhe çdo gjë e denjë për të është vlerësuar si një **porosi e shenjtë**. Nga ky këndvështrim, kujdesi, respekti dhe besnikëria që ka treguar Perandoria Osmane është një epope për kohët. Disa dijetarë në të kaluarën gjashtëqind vjeçare të një jete të mahnitshme të Perandorisë Osmane përveç lidhjes ndaj

Kuranit dhe Sunnetit e lidhin me treguesit e respektit që ka shfaqur Pejgamberi (a.s.) ndaj porosive të shenjta të mbetura si një kujtim i madh për umetin.

**3-Besnikëria ndaj të mëdhenjve të fesë**

Çdo besimtar e ka për detyrë të jetë besnik edhe ndaj prijësve të mëdhenj fetarë. Ata që na përcjellin urdhrat dhe ndalesat që ka sjellë Allahu dhe Pejgamberi (a.s.), moralin e bukur dhe netët e mëdha që ndriçojnë dy botët, janë të mëdhenjtë e Islamit. Shoqëritë drejtohen me urdhrat dhe udhëzimet e tyre dhe ecin përpara duke plotësuar botën e tyre shpirtërore. Për këtë arsye është thënë:

**"Vdekja e dijetarëve është si vdekja e botëve..."**

Në një ajet tjetër Kuranor thuhet:

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُواْ اتَّقُواْ اللّهَ وَكُونُواْ مَعَ الصَّادِقِينَ

"**O besimtarë! Frikësojuni Allahut dhe bëhuni me ata që janë të sinqertë (në fjalë dhe në vepra).**" (Tevbe, 119)

Disa komentues të Kuranit fjalës besnik (sadik) i kanë dhënë kuptimin e njerëzve të sadakasë (njerëz me respekt) dhe e kanë shpjeguar ajetin në këtë mënyrë:

"Qëndroni me besnikët në rrugën e besimit dhe të Islamit, gjithashtu edhe ju bëhuni besnikë në mënyrë që të shpëtoni në këtë botë dhe në ahiret."

**4- Besnikëria ndaj prindërve dhe farefisit**

E drejta e prindërve është një nga çështjet tek e cila duhet të përqendrohemi më shumë. Ndihmesa, fjala e bukur dhe shërbimi kur ata janë të moshuar është borxhi më i madh i besnikërisë së fëmijëve ndaj tyre. Në Kuran pas adhurimit të Allahut këshillohet ndihmesa dhe dashuria ndaj prindërve. Allahu thotë:

**"Zoti yt ka urdhëruar, që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij, dhe të silleni mirë me prindërit. Nëse njëri prej tyre ose**

**të dy arrijnë pleqërinë te ti mos u thuaj atyre "uh" mos i kundërshto, por drejtoju atyre me fjalë respekti. Lësho para tyre krahët e përuljes prej mëshirës dhe thuaj: "Zoti im! Mëshiroji ata, ashtu siç më kanë rritur, kur unë isha i vogël."** (El-Isra, 23-24)

Jeta e Pejgamberit (a.s.) është e mbushur me shumë shembuj besnikërie.

Fatimja, e bija e Esadit (r.a.), nëna e Aliut, në vitet e rinisë e ka ndihmuar shumë Pejgamberin (a.s.) sikur të ishte nëna e tij. Kur kjo grua e devotshme ndërroi jetë Pejgamberi (a.s.) i është afruar xhenazes së saj dhe duke u bërë dëshmitar para Zotit për ndihmesën dhe sakrificat e bëra tha:

- O nëna ime! Allahu të mëshiroftë. Ti je nëna ime pas nënës time të vërtetë. Vetë qëndroje pa ngrënë dhe mua më ngopje, vetë nuk visheshe mua më vishje, nuk ushqeje veten tënde për të më ushqyer mua dhe për të gjitha këto dëshiroje pëlqimin e Zotit dhe ahiretin.

Më pas Pejgamberi (a.s.) urdhëroi që xhenazja të lahej tre herë. Pastaj kur i erdhi radha erës së mirë që quhej kafur, këtë ujë me erë të mirë ia hodhi me duart e veta. Më pas hoqi këmishën e vet dhe ia veshi asaj. Xhenazja u mbështoll me qefin me këtë këmishë.

Kur erdhi radha e varrit Pejgamberi (a.s.) e hapi me duart e tij dhe me duart e veta e nxori dheun. Pasi përfundoi u përul dhe tha:

"Allahu është që ringjall dhe merr jetën. Ai është i gjallë dhe s'vdes kurrë. (Zoti im!) Fale nënën time Fatime binti Esed, thuaje shehadetin dhe zgjeroje varrin e saj. Për hir të Pejgamberit (a.s.) dhe të Pejgamberëve të mëparshëm pranoje lutjen time. Padyshim që Ti je më i mëshirshmi i të mëshirshmëve..."

Më pas Pejgamberi e tha katër herë tekbirin dhe së bashku me Abbasin dhe Ebu Bekrin e vendosi vetë xhenazen në varr." (Taberani, Muxhemil Kebir XXIV 351/2)

Në jetën e Pejgamberit (a.s.) ka edhe shumë shembuj të tjerë tregues të besnikërisë të cilët janë një mësim i vyer që i është dhënë gjithë njerëzimit deri në ditën e gjykimit.

Pas ngjarjes së Hunejnit, një grup nga fisi Havazim erdhi tek Pejgamberi (a.s.) dhe pasi i thanë se ishin myslimanë, kërkuan lirimin e robërve. Njëri prej tyre tha:

- Ne kemi nënat dhe edukatoret e tua!

Më pas Pejgamberi (a.s.) me një ndjenjë të madhe besnikërie tha:

- Po u jap robërit që më kanë takuar dhe bijve të Abdulmuttalibit.

Ashab-i kiram thanë njëzëri:

- Ne ia dhuruam Pejgamberit (a.s.) robërit tanë!

Kështu atë ditë 6000 robër u lanë të lirë pa asnjë shpërblim material. Si rezultat i këtij virtyti të vyer të gjithë Havazinët e pranuan Islamin.

❁

Pas dashurisë dhe besnikërisë ndaj prindërve vjen dashuria dhe besnikëria ndaj farefisit. Farefisnia është dy llojesh: Njëra është afrimiteti për nga virtytshmëria dhe besimi në kuptimin e saj të plotë, ndërsa afrimiteti tjetër specifik është ai farefisnor. Farefisi me shprehjen Islame quhet "Ulu'l Erham" ndërsa vizita në rtrethin farefisnor quhet "Silaj-i Rahim". Ndërprerja e lidhjeve me farefisin është një sjellje jo e hijshme, e shëmtuar dhe një gjynah. Lidhur me këtë është thënë:

"Nuk ka mëshirë në atë vend ku ka njerëz që kanë prishur lidhjet e tyre farefisnore."

Feja jonë na ka urdhëruar t'u qëndrojmë afër të afërmve dhe t'u ofrojmë çdo lloj mirësie dhe të respektojmë të drejtat përkatëse në mënyrë graduale nga më të afërtit tek me të largëtit. Këtë na ka ngarkuar si detyrë jetike.

Institucioni i familjes dhe lidhjet farefisnore janë tregues të forcës madhore të Allahut. Ajo që i bën të huajt të lidhen me njëri-tjetrin nën hijen e kurorës martesore, lidhjet që i lulëzojnë ato sikurse degët e dashurisë së një lidhjeje farefisnore janë burim i dhuntive të Zotit.

Largësitë e dukshme bashkohen me martesën njerëzore të Ademit (a.s.) me Havanë. Ndjenja e besnikërisë dhe virtytshmëria si pjesë e devotshmërisë padyshim janë pjesë përbërëse e lidhjeve farefisnore.

Lumturia në këtë jetë forcohet me një familje Islame si dhe me lidhje të reja farefisnore. Sinqeriteti në këtë botë dhe ndjenja e besnikërisë si vijimësi e atij sinqeriteti përbën lumturinë edhe në ahiret.

Nuk janë vetëm këta që numëruam deri tani ata ndaj të cilëve duhet të tregohemi besnikë. Besnikërinë duhet t'ua rrënjosim në shpirt miqve të ngushtë dhe vëllezërve të fesë. Nga ana tjetër besnikëria ndaj stërgjyshërve, të lindurve, të vdekurve, besnikëria ndaj atdheut dhe ndaj të gjitha porosive në shoqëri është një nga cilësitë e personalitetit dhe karakterit të fortë.

Duhet të dijmë që vetëm ndjenja e devotshmërisë dhe vetëdija e besnikërisë tek robi nuk pranon cënimin e kufijve hyjnor dhe rrënimin e kalasë së dashurisë. Në të kundërt epshi duke u vërtitur në sa e sa shtigje të ngatërruara dhe padituri e kalon shpirtin nga humnera në humnerë. Për më tepër arsyeja e shkatërrimit të sa e sa fiseve të rëna pre e dënimit hyjnor, përherë ka qenë mosqëndresa në fjalën e dhënë. Ata as që i afroheshin qëndrimi besnik në fjalën e dhënë duke e konsideruar si një domosdoshmëri dhe një borxh njerëzor. Në këtë mënyrë duke qëndruar larg dijes, mendjes, marifetit dhe mirëkuptimit u shkatërruan. Gjendja e tyre u bë një mësim për ata që i shohin dhe ata që vijnë pas tyre, ndërsa për ata që janë të pavarur u bë një shkas këshille. Në ajetin Kuranor thuhet:

**"Ne pamë se shumica e tyre nuk i përmbaheshin besëlidhjes; vërtet, Ne gjetëm se shumica e tyre ishin të pabindur."** (El-A'raf, 102)

Sa bukur e paraqet ky tregim i Feriduddin Attarit gjendjen e atyre që harrojnë mirësitë që u ka dhënë Zoti dhe që tregohen të pabesë si robër të një lëkundjeje epshore:

"Sulltani kishte një qen gjuetie që ishte bërë pre e vështrimeve të veçanta. Ai ishte mjeshtër në gjueti. Padishahu e vlerësonte shumë dhe

në çdo gjueti e merrte me vete. Zinxhirin e tij e kishte zbukuruar me xhevahire ndërsa këmbëve u kishte lidhur bylyzykë prej ari dhe sermi, kurse shpinën ia kishte mbështjellë me atlas floriri.

Një ditë padishahu doli në gjueti me parinë e tij. Sulltani që po kalonte serioz hipur mbi kalë me zinxhir në dorë, ishte mjaft i gëzuar, por papritmas dalloi diçka që ia prishi gëzimin. Qeni që e donte aq shumë, e kishte harruar padishahun dhe po merrej me diçka tjetër. Padishahu i mërzitur edhe pse e tërhoqi zinxhirin, përsëri qeni vazhdoi të lëpinte kockën që kishte ndër dhëmbë. Në këtë gjendje padishahu i çuditur filloi të bërtiste:

- Si është e mundur të merresh me diçka tjetër dhe të më harrosh kur je pranë meje?!

U mërzit mjaft. E kishte prekur tej mase mosmirënjohja, pabesia dhe pandjeshmëria e qenit. Edhe pse ishte qen, nuk mund ta falte. Nuk mund të falej asnjëherë kjo sjellje e qenit përpara mirësisë që i bëhej. Kjo sjellje dëmton besnikërinë dhe plagos shpirtin.

Me mëri tha:

- Tregojini rrugën këtij qeni të pasjellshëm!

Qeni e kishte kuptuar situatën, por tashmë s'mund të bënte asgjë. Kështu që njerëzit përreth i thanë padishahut:

- Sulltan, t'i marrim xhevahiratet, arin, sermin dhe çka mbi supe dhe pastaj ta lëshojmë! Padishahu iu përgjigj:

- Jo! Lëreni të ikë ashtu!

Më pas shtoi:

- Lëreni të iki ashtu! Ashtu të iki dhe të mbesë pa ujë, i uritur, i vetëm në shkretëtirë pa ngrohje, i mërzitur, të ndjejë vazhdimisht dhimbjen e të mirave dhe dhuntive që ka humbur!...

Është domethënës ky tregim që paraqet gjendjen e njerëzve të pabesë që nuk i dinë të mirat e pafundme të Allahut dhe që shkatërrohen duke vrapuar pas interesave vetjake, të përkohshme dhe të thjeshta. Kush bie në këtë gjendje në fund e kupton se është marrë me gjëra

boshe, por çdo gjë ka mbaruar. Mevlana thotë:

"Si është e mundur që ti të tregohesh i pabesë si njeri në një kohë kur pabesia është një njollë e pahijshme dhe një turp madje edhe për qentë?"

Të mëdhenjtë u kanë bërë thirrje udhëtarëve të drejtësisë:

"Mëso drejtësisht nga gjendja e të mirëve dhe të befasuarve dhe përpiqu të bëhesh një rob besnik ndaj Zotit!"

**Po, kjo është e gjithë çështja. Vetëm të bëhesh një rob besnik.**

Falënderimet i qofshin Allahut që na bëri të mundur që me vite të tëra të qëndrojmë shumë pranë një robi të tillë. Një personalitet i veçantë është i nderuari babai ynë Musa Efendi që u përcoll në varrezat Sahraj-i Xhedid dhe që e kemi dhënë në mëshirën e Zotit në Korrik të 1999.

Babai dhe mësuesi ynë, një përfaqësues i denjë i kohës së Ebu Bekrit, është njohur mes të dashurve të tij si **"Sahibu'l Vefa"**. Sigurisht kjo shprehje nuk është përdorur pa arsye, pasi ai mik i ngushtë i Zotit, ishte hëna e netëve, dielli i ditëve tona dhe një vizion shpirtëror që jetonte me besnikëri të veçantë. Ai ishte një udhërrëfyes, një sulltan i ditur.

Ai i kishte grumbulluar në shpirtin e tij të gjitha dukuritë e besnikërisë që treguam, prandaj ishte një gonxhe bashkimi që e kishte merituar të jetë "Sahibu'l Vefa". Koha që kaloi pas vdekjes së tij nuk arriti t'i qetësonte plagët e ndarjes në shpirtrat tanë. Përkundrazi i bëri më të dhimbshme pasi gjendja e tij shpirtërore e brumosi me një besnikëri të papërshkueshme. Ishte një vendqëndrim i dashurisë dhe i lidhjes së përhershme me ne.

Allahu kur i jep një robi një punë të ndershme, i dhuron atij edhe vlerën e punës. Ja pra, në këtë aspekt maturia e Musa Efendiut vërehet në çdo drejtim. Ai i përcaktonte situatat e vështira me një përpikmëri të madhe.

Trëndafilat e kushtueshëm, karafilat, zambakët dhe zymbylat që

dhuronte në atë ambinet janë bukuritë që lulëzojnë në kopshtin e shpirtit. Aspektet plot 1001 bukuri si respekti ndaj Zotit, mbështetja në Kuran dhe synnet, mbajtja e porosive të stërgjyshërve në sadakatë e dhëna, lidhja e ngushtë me farefisin dhe miqtë bile edhe me miqtë e miqve, mundimet dhe hyzmetet e vakëfit etj. janë shembujt më të mirë për të na treguar se si duhet ta çojmë në vend porosinë e dhënë ndaj Zotit në "elest bezmi"[68].

Disa nga ndjenjat e besnikërisë së panumërt të Musa Efendiut mund t'i radhisim në këtë mënyrë:

"Ai emocionohej jashtë mase përpara njerëzve të moshuar të braktisur në vetmi pabesisht nga shoqëria dhe të lënë vetëm me vuajtjet e tyre dhe duke thënë:

'Në fakt ne duhet të strehojmë këta të vetmuar në shtëpitë tona, por nuk jemi të zotët për këtë. Prandaj jemi të detyruar të ndërtojmë një vend strehimi'. Filloi të kalonte në praktikë këtë mendim të bukur së bashku me disa të afërm të tij. Shpeshherë i vizitonte të vetmuarit dhe interesohej për nevojat e tyre.

Shpirti i tij arrinte deri te karakteri i maceve në kopsht, secilën e trajtonte sipas mëshirës dhe respektit që kishte ndaj bijve të saj duke i thirrur me cilësitë e tyre.

Infermieren që më ka ndihmuar kur isha foshnjë e ka kërkuar dhe e ka gjetur pas 55 vitesh dhe e ka gostitur.

Sidomos besnikëria ndaj mësuesit të tij Sami Efendiut ishte një epope për kohën. Vizita e parë që bënte në ditën e Bajramit ishte shtëpia e Sami Efendiut. Gjithashtu kurbanet e parë i priste për të. Mbi të gjitha u bënte shkak për këndimin e hatmeve për shpirtin e tij të shenjtë. Dhjetëra mijëra hatme të kënduara për mësuesin e tij nga miqtë çdo vit, e gëzonte jashtëmase shpirtin e tij besnik.

Në përfundim ai me mënyrën e jetesës dhe sjelljen e tij gjatë gjithë

68. Elest-i bezmi/Në fushën e mistikës është një ngjarje ku Allahu teala para se të krijojë botën i mbledh të gjithë shpirtrat dhe i pyet: -A nuk jam Unë Zoti juaj? Kurse ata përgjigjen: - Po, Ti je Zoti ynë.

jetës, na dha një mësim të dashur dhe të ëmbël, shembull i Ebu Bekrit në çështjen se "çfarë duhet dhe si duhet të jetë besnikëria e të dashurve". Tani na takon të gjithëve të bëhemi një gonxhe e Pejgamberit (a.s.) në tokën e besnikërisë që lulëzoi ajo dashuri.

**Zoti na ndihmoftë të gjithëve!**

**Zoti im! Na përfshi në klasën e të drejtëve duke i plotësuar me mirësi ato sjellje të mira të "sahibu'l vefa" tek shpirtrat tanë. Na dhuro sinqeritet dhe respekt në punët tona dhe na bëj trashëgimtarë të Xhenetëve Naim![69] Na bëj bij nga brezi dhe filizat tanë me një shpirt të hareshëm dhe dritë ndër sy për të ndihmuar të vetmuarit! Na bëj të gjithëve besnikë ndaj Teje, Pejgamberit (a.s.), prindërve, farefisit, të gjithë besimtarëve, atdheut, popullit dhe porosive të tjera! Na mundëso të jetojmë në klimën e rizaj-i sherifit[70] në dy botët!**

**Amin!..**

69. Emri i një Xheneti.
70. Pëlqimi hyjnor.

# Të bëhesh një besimtar shembull



*Meqenëse miqtë e ngushtë të Zotit janë nën ndikimin e dashurisë për Allahun edhe influencat epshore kanë humbur efektin e tyre. Gjë e cila i ngjan djegies së një letre në një gacë prushi. Meqenëse ato janë bërë një qendër joshëse shpirtërore edhe njerëzit e tjerë në mënyrë të pavetëdijshme mbyllen në botën e tyre magjepëse shpirtërore.*

# *Të bëhesh një besimtar shembull*

Allahu i ka ndihmuar robërit e vet të arrijnë lumturinë e dëshiruar duke ngarkuar me detyrë njerëz të devotshëm me karakter dhe personalitetet të veçantë si udhëzues në rrugën e drejtë.

Njeriu, si krijesë është admirues i karakterit dhe personalitetit. Ai ka nevojë për një shembull praktik që do të ndikojë në shpirtin dhe mendjen e tij për edukimin dhe orientimin drejt së vërtetës. Prandaj Allahu ka dërguar njerëz me karakter dhe personalitet të lartë që lënë mbresa dhe gjurmë të thella për udhëzimin e njerëzimit, pra ka dërguar Pejgamberë dhe trashëgimtarë që ecin pas gjurmëve të tyre. Pejgamberët janë personalitete të tillë që as armiqtë nuk kanë arritur t'u përshtasin cilësi që nuk u takojnë. Në sajë të tyre, sa e sa njerëz janë njohur me të vërtetën dhe kanë besuar Ashabet kanë mbetur të habitur nga personaliteti dhe karakteri i veçantë i Pejgamberit (a.s.) që ishte si një Kuran i gjallë, prandaj i kanë qëndruar tepër afër. U zhdukën njerëzit gjysëm mizorë që varrosnin për së gjalli vajzat e tyre duke ia lënë vendin personaliteteve shembull që arritën pikën kulmore në historinë e islamit.

Në këtë aspekt, veçoria më e rëndësishme e besimtarit që ndjek rrugën e devotshmërisë duhet të jetë krijimi i një karakteri konkurues më atë të Pejgamberit (a.s.). Besimtarë të tillë të përpiktë bëhen thuajse tërheqës në udhëzim, ndërsa të tjerët marrin përsipër një rol që do i devijojnë edhe ata që janë në rrugë të mbarë, qoftë kjo edhe në mënyrë të pavetëdijshme. Kështu e tregon Mevlana këtë të vërtetë:

"Në kohën e Bejazid Bistamit ishte një person që adhuronte zjarrin. Një ditë një besimtar i thotë:

- Nëse bëhesh mysliman do të shpëtosh dhe do të kesh nder dhe madhështi.

Adhuruesi i zjarrit i përgjigjet:

-...O njeri, që dëshiron shpëtimin tim! Sado që në gojën time të ketë një vulë të fortë, pra sado që besimin tim nuk e them haptazi, fshehurazi unë i kam besuar Bejazidit, pasi ai ka një bukuri dhe një ndjesi krejt tjetër shpirtërore. Unë akoma nuk e kam besuar plotësisht, por madhështinë e besimit të tij e kam zili. Ai është një njeri shembullor, me shpirt të ndjeshëm, delikat, të shndritshëm ndryshe nga çdo gjë.

Nëse besimi në të cilin më ftoni mua, është besimi juaj, unë nuk e pranoj sepse nuk kam asnjë dëshirë dhe admirim ndaj tij. Nëse në shpirtin e një njeriu ka lëkundje të forta për të ardhur në besim, nëse dëshiron të vijë në besim për shkak të sjelljes suaj të rëndë dhe të egër, vrulli i tij pritet, ftohet. Tashmë dobësohet edhe besimi i tij, pasi ai në emër të Islamit sheh tek ju diçka pa kuptim si një markë të pavlerë. Kjo është e habitshme dhe e pakuptimtë aq sa të shohësh në shkretëtira pa ujë, një tokë të papunuar që do të rrisë dhe zhvillojë fruta, perime dhe trëndafila.

Me sa kam mundur të kuptoj Bejazidi i ka të gjitha rrezatimet dhe gjërat tërheqëse. Nëse një pjesë e vogël e besimit të tij kthehet në një pikë ujë, atëherë i gjithë besimi kthehet në një oqean.

Ndërsa besimi juaj, duke qenë se ka mbetur në lëvozhgë, paska hyrë në robërinë e hipokrizisë dhe të dukjes sipërfaqësore. Një besim i përkohshëm është si një myezin pa shpirt dhe me zë të shëmtuar, i cili në vend që të të gëzojë të largon. Pra, nëse besimi juaj hyn në kopshtin e trëndafilave, bëhet ferr për lulet dhe i than ato.

Dielli i besimit të Bejazidit nëse lind nga qielli frytdhënës i shpirtit të tij dhe ndriçon, kjo botë pa vlerë kthehet në briland deri në fundin e saj, kthehet në xhenet, ndërsa botët shpirtërore të besimtarëve, bëhen burim frytdhënës. Për këtë arsye, besimi dhe sinqeriteti i Bejazidit më zgjoi në shpirt një vrull dhe një mall, një dëshirë të papërshkrueshme për besim...

Ja pra, ky është personaliteti madhor i Bejazidit që lë mbresa edhe tek një adhurues zjarri dhe shpalos një tabllo domethënëse për ata që do të shpjegojnë fenë!

Me çfarë e ndërtoi këtë personalitet ai mik i ngushtë dhe i madh i Zotit? Padyshim me dashuri dhe i lidhur ngushtë me Allahun dhe Pejgamberin (a.s.). Me mënyrën e të vështruarit të gjithësisë me syrin e Krijuesit, pra me vështrimin e dashurive të "Shefkatli halkillah"[71]

Këto shembuj janë tepër domethënës për të vënë në dukje botën shpirtërore të Bejazidit, mikut të ngushtë të Zotit.

Bejazid Bistami pasi pushoi pak nën hijen e një peme, vazhdoi udhëtimin.

Gjatë rrugës shikoi disa milingona që ishin ngatërruar mbi çantat e tij në vendin ku kishte pushuar. Për të mos i lënë larg foleve të tyre dhe në kurbet, u kthye pas gjithë asaj rruge, erdhi në vendin ku kishte pushtuar dhe i la milingonat aty ku kishin qenë.

Ai kishte momente që prekej aq shumë nga dashuria hyjnore saqë e ndiente në shpirt vuajtjen e çdo krijese.

Një ditë, e rrahën aq shumë një gomar përpara tij, saqë kafshës filloi ti dilte gjak. Në atë moment edhe nga këmbët e Bejazidit filloi të rridhte gjak.

Kjo gjendje është një tregues i këtij morali të Pejgamberit (a.s.).

Pejgamberi (a.s.) ishte mysafir i njërit prej Ensarëve në Medine për të pushuar dhe çlodhur pak në kopshtin mes pemëve të hurmave. Një deve që ndodhej aty, sapo e pa Pejgamberin (a.s.) rënkoi dhe derdhi lot sikur të qante një njeri. Pejgamberi (a.s.) u afrua tek deveja, ia fshiu lotët, e përkëdheli dhe e qetësoi. Pastaj e qortoi të zotin duke i thënë:

- A nuk ke frikë nga Allahu që ta ka dhuruar këtë deve? Shiko si m'u ankua që ti e lënke pa ngrënë dhe e lodhke jashtë mase. (Ebu Davud Xhihad 44)

Ky shembull me Bejazid Bistamin si njeri i brumosur me moralin

71. Dhembshuri.

e Pejgamberit (a.s.), tregon se personalitete të tilla si ky janë shpirtra madhorë që kanë arritur një maturi shpirtërore, prandaj në çdo rast ne duhet të ecim në gjurmët e Tij. Për rrjedhojë, këta njerëz dhe ata që shkojnë pas gjurmëve të tyre janë shembull i besimtarit të mirë. Buzëqeshjet e tyre ngjallin qetësi dhe kënaqësi si pranvera në shpirtrat njerëzorë, ndërsa me fytyrat e ndritura ata të kujtojnë përherë Allahun. Pasi ata marrin përherë fryte nga Pejgamberi (a.s.). Sa bukur e shpreh këtë shembull:

Bashkëshorti i Gurxhu Hatun që është muridi i Mevlanës, caktohet në Kajseri. Gurxhu Hatun dërgon tek Mevlana piktorin më të madh të sarajit të Selçukëve Ajnudede në mënyrë që ta pikturojë fshehurazi dhe portretin t'ia sjellë asaj. Piktori, i habitur, shkon tek Mevlana dhe i shpjegon qëllimin e vizitës, ndërsa ai me një buzëqeshje të lehtë thotë:

- Çoje në vend urdhërin si të dëshirosh!

Piktori fillon nga puna, por vë re se ajo që kishte punuar, nuk kishte lidhje me personin përballë dhe prandaj fillon edhe njëherë nga e para. Në këtë mënyrë pas një kohe Mevlana shikon se portreti i vizatuar, ndryshoi njëzet herë. Piktori e kupton pafuqinë e tij dhe detyrohet të heqë dorë pasi arti i tij (punimi i tij artistik) kishte humbur brenda atij punimi.

Kjo që ndodhi e kthjellon, e fut atë në mendime të thella brenda një çudie dhe tmerri dhe e bën atë udhëtar të një bote shpirtërore. I gjendur në një moment të tillë piktori thotë me vete:

- Nëse një prijës i fesë bëhet kështu, kushedi si bëhet Pejgamberi? Mbështetet në duart e Mevlanës.

Le të paraqesim një shembull tjetër:

Po ktheheshim nga Bursa në Stamboll me Musa Efendiun nën shoqërinë e Sami Efendiut. Për të hipur në anijen e makinave në Yallova do të kalonim me radhë me mjetin tonë. Një prej punëtorëve të thjeshtë që përpiqej të hynte në radhë pa prishur rregullin duke i lënë vend makinës sonë, i shkuan sytë tek Sami dhe Musa Efendiu që ishin

ulur prapa. Ai i habitur ndaloi. Pastaj u afrua. Shikoi me kujdes nga xhami i makinës, nxori një rënkim nga brenda duke thënë:

- Allah, Allah, sa botë e çuditshme! Ka fytyra që janë si melekë…, ka edhe fytyra si Nemruti.

Padyshim që kjo është një shprehje e bukur e ftesës për tek Zoti, pa fjalë dhe vetëm me fytyrë.

Ndërsa ajo që na takon është të marrim fryte nga bota shpirtërore e këtyre robërve të lumtur dhe të ndërtojmë personalitetin tonë. Pikësëpari kush u prin njerëzve është i detyruar t'i kushtojë kujdes këtij parimi, personalitetit dhe karakterit të lartë që do të bëhet shtytje për të ecur në rrugën e drejtë. Pasi ashtu sikurse rrota e pasme e makinës ndjek rrotën e përparme, edhe njerëzit formohen dhe jetojnë sipas shembujve që shohin përpara.

Vijimësia e rregulli të botës dhe përmbajtja e strukturës etike, arrihet vetëm me dituri dhe njohje, pra me një botë shpirtërore të thellë. Njerëzit e drejtë janë rrezet diellore të mëshirës në horizontin e qetësisë dhe të lumturisë së një vendi, ndërsa njerëzit e pavetëdijshëm janë kthetra të dhunës dhe errësirës. Kjo ndodhi e Ahmet Xhevdet Pashës e paraqet shumë qartë këtë të vërtetë:

"Një nga halifet e Emevive, Velid Bin Abdulmelik, ishte kureshtar për ndërtesat e reja dhe fushat bujqësore. Edhe njerëzit u bënë kureshtarë për to. Në mbledhje dhe në kuvende me njerëzit flitej gjithnjë për ndërtimet dhe fushat bujqësore. Sulejman bin Abdulmelik ishte shumë i dhënë pas dëfrimeve, haremeve dhe ushqimeve. Edhe në kohën e tij luksi, madhështitë, gostitë, shëtitjet kishin përparuar. Omer bin Abdulaziz, ky halife i lartësuar, merrej shumë me adhurim. Në kohën e tij populli hyri në rrugën e drejtë. Në mbledhje bëheshin biseda të tilla shpirtërore si:

Çfarë lexove sonte?

Sa ajete kuranore mësove përmendësh?

Sa ditë agjërove këtë muaj?

Sa të varfërve u bëre vizitë? (Kisas-i Enbija dhe tevarihi Hulefa VI f 717)

Padyshim, që mbresa dhe ndikime të tilla pozitive që lanë personalitetet e larta tek njerëzit, vijnë si rezultat i brumosjes së tyre me dashurinë ndaj Zotit sikurse fluturat kur sillen rreth zjarrit. Në këtë aspekt, Zoti është syri që shohim dhe veshët që dëgjojmë.

Meqenëse miqtë e ngushtë të Zotit janë nën ndikimin e dashurisë për Allahun edhe influencat epshore kanë humbur efektin e tyre sikurse djegia e një letre në një gacë prushi. Kështu meqenëse ato janë bërë një qendër joshëse shpirtërore edhe njerëzit e tjerë në mënyrë të pavetëdijshme mbyllen në botën e tyre magjepëse shpirtërore.

Të gjitha synimet e tyre kanë në qendër të fitojnë pëlqimin e Allahut. Në këtë aspekt, sipas tyre e pakta me të shumtën, e ftohta me të nxehtën, pasuria me varfërinë, pra gradat e përkohshme dhe kushtet relative nuk kanë dallim, pasi që të gjitha janë thjesht një hije e përkohshme.

Ata njerëz të lumtur e mbajnë veten e tyre në kontroll të përhershëm duke iu përkushtuar adhurimit. Ata i verbojnë sytë përpara gabimeve të të tjerëve dhe jetojnë duke mos i dhënë rëndësi dukurive të përkohshme të botës dhe duke jetuar thjeshtë edhe pse ndonjëherë turpërohen nga disa, siç thuhet në ajetin kuranor:

وَعِبَادُ الرَّحْمَنِ الَّذِينَ يَمْشُونَ عَلَى الْأَرْضِ هَوْنًا
وَإِذَا خَاطَبَهُمُ الْجَاهِلُونَ قَالُوا سَلَامًا

**“Robërit e të Gjithëmëshirshmit janë ata që ecin thjesht nëpër Tokë dhe, kur të paditurit i sulmojnë me fjalë, ata përgjigjen: Paqe qoftë!”** (El-Furkan, 63)

Bota është urdhëruar që t’i ndihmojë dhe t’u përulet robërve të tillë.

Në një hadith thuhet:

"*Kush shqetësohet për ahiretin, Allahu ia fut në zemër pasurinë, ia drejton punët në rrugë të mbarë dhe çdo gjë vihet në shërbim të tij, ndërsa kush brengoset për çështjet e kësaj jete, Allahu i jep varfërinë, e bën endacak dhe përgëzohet vetëm për sa ka bërë.*" (Tirmidhi, Sifah-i Kijame 30)

Personalitetet e mëdha kanë patur moral dhe natyrë aq të mrekullueshme (me përjashtim të asaj që është për Allahun), saqë nuk kanë lënduar kënd e as nuk janë lënduar. Ata jetojnë në emblemën e fshehtë të ajtetit kuranor:

الَّذِينَ يُنفِقُونَ فِي السَّرَّاءِ وَالضَّرَّاءِ وَالْكَاظِمِينَ الْغَيْظَ
وَالْعَافِينَ عَنِ النَّاسِ وَاللّٰهُ يُحِبُّ الْمُحْسِنِينَ

**"Të cilët japin lëmoshë edhe kur janë në mirëqenie, edhe kur janë në vështirësi, e mposhtin zemërimin dhe ua falin fajet njerëzve. Allahu i do bamirësit."** (Al-i Imran, 134)

Nisur nga ky ajet, Xhafer-i Sadik e ka falur shërbëtorin e tij që i derdhi ushqimin mbi të dhe shfaqi mirësinë e tij duke e lënë të lirë. Edhe Hasani Basri i falte ata që e mundonin dhe i edukonte me mirësi duke i dërguar edhe dhurata.

Sa bukur e thotë Junus Emre që është ndikuar nga këto situata të bukura të të mëdhenjve të Islamit:

*Me Haxhin Savmu Salat*[72]
*Mos mendo se e përfundon besimtari punën.*
*Të bëhesh njeri i pjekur,*
*Qenka e nevojshme dituria.*

Si përfundim robërit e drejtë, që janë një shembull shpirtëror për të gjithë njerëzimin, tregojnë dhembshuri dhe mirësi për krijesat dhe adhurojnë Zotin. Frymërat e tyre janë si tespih. Njerëzit që bisedojnë

72. Agjërimi dhe namazi.

me ta, shijojnë kënaqësitë hyjnore pasi shpirtrat e këtyre robërve të përpiktë u dhurojnë sa e sa fryte dhe mundësi shpirtërore, meqenëse janë të mbushur plot me dashurinë për Muhamedin (a.s.).

Lidhur me të qëndruarit pranë miqve të ngushtë të Zotit si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër që të përfitohet sado pak prej tyre, Pejgamberi i Zotit thotë:

"Varrosni të vdekurit mes njerëzve të drejtë." (Dejlemi, Musned 1102)

Ata janë të tillë saqë Allahu për shkak të virtytit dhe personalitetit të tyre, pas vdekjes nuk i humbet trupat e tyre. Xhabir bin Abdullahi tregon:

"Një natë para luftës së Uhudit babai më thirri dhe më tha:

- Ma merr mendja se do të jem i pari person prej sahabëve që do të bie dëshmor. Ti je njeriu më i vlefshëm, me përjashtim të Pejgamberit (a.s.), që do të lë prapa. Unë kam disa hua, shlyeji ato. Sillu mirë përherë me vëllezërit e tu!

Në mëngjes i pari që ra dëshmor në Uhud, ishte babai im. Meqenëse ishim të zënë shumë e varrosëm së bashku me një dëshmor tjetër.

Më pas nuk mundëm ta linim së bashku me një tjetër në të njëjtin varr. Pas gjashtë muajsh e nxorëm nga varri. Dhe çfarë pamë, përveç një veshi, i gjithë trupi ishte ashtu siç kishte qenë në ditën e varrimit. E varrosa në një varr të vetëm. (Buhari, Xhenaiz 78)

Ja pra, ky është shembulli i një besimtari!

I ngjashëm me këtë ishte edhe një myezin nga Adana. Njëri nga miqtë e ngushtë të Allahut, Mahmud Sami Ramazanoglu, ka transmetuar si dëshmitar se varri i një hafizi me detyrë në Adana është hapur pas 30 vitesh, sepse pengonte kalimin në rrugë. Trupi i tij nuk ishte prekur për më tepër qefini i tij ishte i pastër.

Në historinë Islame hasen shpesh shembuj të tillë. Këto janë dukuri të veçanta të Allahut tek disa robër të drejtë që shërbejnë për të na mësuar, udhëzuar dhe paralajmëruar. Edhe trupat e të mirëve prishen

sikurse trupat e njerëzve të tjerë. Dhuntia hyjnore si moskalbëzimi i trupave pas vdekjes, është një dukuri që i përket vullnetit të lartë si një mirësi e Zotit.

I rëndësishëm është fitimi i të përhershmes, e cila ka dy anë: Të përpiqesh të bëhesh si personalitetet e larta që treguam më sipër, dhe ana tjetër lidhet me përgatitjen e bijve tanë si njerëz të drejtë dhe të prirur për mirësi. Në hadith thuhet:

"Allahu Teala e ngre robin në një gradë të lartë të Xhenet, ndërsa robi i habitur pyeti: O Zoti im! Për çfarë arsyeje m'u dha kjo ngritje? Kurse Allahu thotë: 'Për shkak të duasë që të ka bërë fëmija yt'." (Ahmed bin Hanbel II 509, ibn-i Maxhe, Edeb 1)

Lidhur me këtë çështje, një tjetër hadith vijon si më poshtë:

Kur vdes njeriu, ndërpriten të gjitha sevapet e punëve të tij, por tre gjëra janë veç: Sadaka-i Xharije,[73] shkenca, dija që përfiton prej tij, një fëmijë i mirë që bën dua më pas..." (Muslim, Vasijet 14, Tirmidhi, Ahkam, 36)

Një njeri me një zemër të pastër shpirtërore e bën jetën e kësaj bote si xheneti. Të jetuarit me dashurinë për Muhamedin përbën kulmin e lumturisë së kësaj bote dhe fillimin e lumturisë së përhershme. Përpjekja për t'u bërë pjesë e bashkësisë së Tij dhe ecja pas gjurmëve të atyre që shkojnë pas Tij, është detyra jonë gjatë gjithë jetës.

**Allahu na mundësoftë të kryejmë me sukses këtë detyrë madhore. Na bëftë të gjithëve pjesëtarë në grupin e atyre të lumturve që kanë jetuar tërë jetën si besimtarë shembull dhe që janë bërë qendër tërheqëse e bashkësisë Muhamedane sikurse Omer bin Abdulaziz, Bejazid-i Bistami, Sami Efendiu dhe të tjerë.**

**Amin!..**

73. Sadakaja që nxit përherë të mirën.

# Fati dhe të fshehtat e tij



*Mundësia e syrit për të parë dhe e veshit për të dëgjuar shkon deri në njëfarë kufiri. Është e pamundur të shikosh dhe të dëgjosh atë që është përtej atij kufiri. Edhe të kuptuarit e saktë të fatit e kalon mundësinë njerëzore, pasi ne i njohim ngjarjet dhe mundohemi t'i zgjidhim me arsye dhe pretekste. Se çfarë urtësie ka më pas nuk mund ta kuptojmë plotësisht.*

# *Fati dhe të fshehtat e tij*

Të gjitha ngjarjet në gjithësi që nga gjëja më e vogël e deri tek më e madhja, vazhdojnë rregullin dhe programin e tyre në përshtatje me madhështinë hyjnore deri sa të përcaktohet në detaje koha, vendi, forma, shkaku dhe fati i caktuar.

Allahu i krijon qeniet sipas një fati të përcaktuar dhe mbi bazën e tij i çon përpara. Gjurmët e ngjarjeve në rrugën e jetës në të vërtetë janë vijat e fatit. Hëna, dielli, yjet, bimët, njerëzit, kafshët etj, të gjitha qeniet janë brenda këtij programi të përcaktuar. Asnjë gjethe që bie nga pema nuk është jashtë këtij programi. Sikur qeniet të mos vareshin nga ky program, do të kishte një çrregullim i madh.

Çdo vepër arti arrihet sipas mundësive dhe forcës së artistit, psh.: një piktor e realizon veprën e tij sipas aftësisë dhe vullnetit. Allahu me vullnetin e Tij hyjnor, ka përcaktuar që në fillim forcën që do t'i duhet që nga krijimi i gjithësisë e deri në zhdukjen e saj, mirësitë dhe të fshehtat e njeriut krijues, veçoritë që do të ketë çdo gjallesë që nga lindja deri në vdekje.

Fati, përcaktimi, është emri i këtij rregulli, prodhim i vullnetit hyjnor. Kështu e shpreh Allahu këtë të vërtetë në ajetin kuranor:

إِنَّا كُلَّ شَيْءٍ خَلَقْنَاهُ بِقَدَرٍ

**"Vërtet, Ne çdo gjë e kemi krijuar me masë të paracaktuar."** (El-Kamer, 49)

مَا أَصَابَ مِن مُّصِيبَةٍ فِي الْأَرْضِ وَلَا فِي أَنفُسِكُمْ إِلَّا فِي كِتَابٍ
مِّن قَبْلِ أَن نَّبْرَأَهَا إِنَّ ذَلِكَ عَلَى اللَّهِ يَسِيرٌ

**"S'ka fatkeqësi që godet tokën dhe ju, që të mos jetë e shënuar në Libër, (Leuh-i mahfudh) më parë se ta krijojmë atë. Kjo për Allahun është vërtet e lehtë."** (El-Hadidë, 22)

Dija dhe rregullimi që i bën Allahu që në fillim ngjarjeve që akoma nuk kanë ndodhur dhe përcaktimi në Levh-i Mahfudh[74] është "kader" (fat), ndërsa realizimi sipas radhës së përcaktuar është "kaza" (përcaktim).

Allahu është në dijeni të plotë të ngjarjeve para se ato të ndodhin. Kjo është shprehje e domosdoshme e madhështisë së Tij.

Është shumë normale që Allahu t'i dijë këto gjëra përderisa Ai qëndron larg kohës dhe vendit. Kushtet që forcojnë të kuptuarit e fatit dhe të përcaktimit për njerëzit nuk janë një çështje për diskutim për Allahun.

Duhet të besojmë se çdo gjë në gjithësi ndodh sipas vijës së një lapsi hyjnor[75]. Fati, përcaktimi edhe pse është më abstrakti nga gjashtë kushtet e besimit, në fakt është një e vërtetë e pranuar me respekt nga të gjithë. Në këtë aspekt, edhe njerëzit që nuk besojnë, e pranojnë pa kundërshtim dukurinë e një force mbi fuqinë e tyre duke thënë "alin yazim"[76]. Për më tepër shprehjet e mohuesve "Eci mirë shansi im" ose "Nuk kam shans" tregojnë se çdo njeri qoftë edhe indirekt e ka pranuar me vetëdije të vërtetën e fatit.

Këto fjali të marra nga një pjesë e Nexhip Fazëll e shprehin mjaft bukur se si është vërtetuar e vërteta e fatit të panjohur për njeriun meditues:

-...Një ditë në sheshin Eminenu një automobil zuri një burrë. Të shkojmë dhjetë minuta para ngjarjes. Burri psh, është përpara parkut Gulhane, ndërsa automobili ta zëmë po vjen prej Taksimit. A e shihni

74. Vendi ku shkruhet çdo gjë që Allahu di për këtë jetë, ato që janë bërë dhe që do bëhen.
75. Sipas përcaktimit hyjnor.
76. Përcaktim hyjnor.

situatën? Vjen një automobil ndër 1000 makina dhe një burrë mes 1000 burrave. As nuk di se do të zihet burri e as se kë do të zërë makina. Që të dy me një sërë surprizash paditur i afrohen njëri-tjetrit. Psh, burri ndalon para një minute. Merr një shkrepëse. Ecën dy hapa. Flet me një shokun e tij. Shikon një vitrinë. Edhe këto lëvizje të pafajshme madje e parandiejnë fatkeqësinë që do të ndodhi më pas. Të gjitha këto ndodhi fshehurazi nga njëra-tjetra më në fund drejtohen për në momentin e fatkeqësisë. Ai moment mbështetet në një shkak të fundit mjaft të thjeshtë. Një çrregullim, një padituri…Kush e di se si dhe se nga e kanë të papriturat një llogari të vështirë dhe të ngatërruar që drejtohet!

Ja pra, një njeri i cili mendon ngjarjet e jetës si këto, nuk mund të mos të besojë se këto ndodhi të panumërta që paraqiten në skenën e gjithësisë, ndodhin në drejtimin e përcaktuar nga vijat e përcaktimit hyjnor.

Ashtu sikurse një njeriu që nuk sheh, nuk mund t'i shpjegohet ngjyra, ashtu edhe me mendjen njerëzore që mendon botën me gjurmët e marra që ndodhet në regjistrin e kohës dhe të vendit, nuk mund të arrihet konceptimi me përpikmëri i kaderit dhe kazasë. Një gjë e tillë bëhet që njerëzit të mos bien në ankth po të dinë të fshehtat që nuk mund t'i paramendojnë.

Me të vërtetë Allahu e ka bërë të ditur fatin për të gjitha krijesat dhe e ka bërë të pamundur kuptimin e tij para se të realizohet. Në këtë drejtim mund të bëhet e mundur vetëm një pjesë e diturisë së Zotit.

Mëshira e pafundme e Zotit, mosnjohja e përcaktimit qëndron si një mur i palëkundur përpara njeriut mendimtar. Megjithatë ka edhe disa situata të veçanta që mund të shikohen me tejkalimin e këtij muri, gjithmonë në sajë të dhuntisë së Allahut. Disa nga këto janë ëndrrat e vërteta.

Eshtë vënë re shumë herë vërtetësia e ëndrrave të disa njerëzve të drejtë lidhur me të ardhmen. Këto janë shkëndija që kalojnë nga "levh-i mahfuz" në zemrat e tyre.

Kompetenca e njeriut për të zgjedhur se cilat punë të bëjë, pozitivet apo negativet, të mirat apo të këqijat quhet "xhuz'i irade" (një pjesë

e vullnetit) ndërsa "kulli irade" (vullneti i plotë) i përket vetëm Allahut. Për këtë arsye liria e plotë për robin është e pamundur. Çështjet në të cilat nuk mund të ndërhyjë njeriu si: lindja, vdekja, kohëzgjatja e jetës, seksi, kombësia, aftësia etj. përfshihen në përmbajtjen e përcaktimit të plotë (kaderi mutlak). Njeriu, meqenëse i nënshtrohet detyrimisht vullnetit të Allahut, nuk është përgjegjës për këto çështje.

Allahu Teala e ngarkon njeriun me përgjegjësi sipas mundësive që i ka dhënë. Për rrjedhojë, në punët që shfaqen jashtë vullnetit të tij, nuk ka as shpërblim e as dënim. Ngrënia apo pirja në harresë jashtë vullnetit të një personi me agjërim nuk e prish agjërimin dhe për këtë arsye nuk nevojitet asnjë dënim.

Siç theksohet në ajetin kuranor:

**"Allahu nuk e ngarkon asnjë njeri përtej mundësisë së tij…"** (El-Bakare, 286) Allahu nuk e ka ngarkuar njeriun më tepër sesa mundësia e tij. Por çdo njeri e ka bërë përgjegjës për aq sa ka mundësi. Moskryerja e detyrës edhe pse ka mundësi dhe lënia e fajit fatit është vepër e injorancës dhe e paditurisë së njeriut.

Allahu e ka plotësuar njeriun me bazat e devotshmërisë si një qenie përgjegjëse dhe e përshtatshme për provim. Ai i ka njohur të drejtën për të zgjedhur në të dy anët duke e përdorur lirisht vullnetin e tij. Pra, në këtë botë të përkohshme robit i është dhënë liri brenda disa kufijve. Kjo është njëlloj sikurse lënia e lirë e një fëmije për të harxhuar në të mirë ose në të keqe paratë e marra nga babai i tij. Ja pra, kjo liri është pasuria më e rëndësishme e lumturisë së përhershme ose e fatkeqësisë.

Asnjë gjethe në gjithësi nuk mund të lëvizë pa vullnetin e Allahut. Pra vullneti i Zotit në çdo situatë dhe pëlqimi i Tij është vetëm në të mirë. Edhe qëllimi i një mësuesi është që nxënësi i tij të ketë sukses dhe të kalojë klasën. Nëse nxënësi nuk punon, atëherë mësuesi nuk ka se çfarë të bëjë. Gjithashtu qëllimi i një mjeku është që të shërojë të sëmurin. Nëse i sëmuri nuk e zbaton recetën, bëhet përgjegjës për rezultatet negative që mund të lindin. Doktorit nuk i vihet asnjë faj.

Prandaj nëse një njeri bie në rrugë të gabuar dhe thotë “Ç’të bëj! Kështu qenka fati im!” kjo është vetëm rrjedhojë e padijes. Allahu i bën të mundura arsyet e faljes një personi që dëshiron të falë namazin, ndërsa atyre që nuk dëshirojnë të falen, u shpreh disa dukuri që nuk e detyrojnë faljen, duke paraqitur disa arsye domethënëse.

Si rezultat, pafajësia që kërkon njeriu duke shpifur ndaj fatit, është një padrejtësi që bëhet ndaj së drejtës dhe të së vërtetës.

Allahu Teala në ajetin kuranor thotë:

إِنَّ اللّٰهَ لَا يَظْلِمُ مِثْقَالَ ذَرَّةٍ

**“Vërtet, Allahu nuk dëmton askënd asnjë grimcë...”** (En-Nisa, 40)

وَمَا أَصَابَكُم مِّن مُّصِيبَةٍ فَبِمَا كَسَبَتْ أَيْدِيكُمْ وَيَعْفُو عَن كَثِيرٍ

**“Çfarëdo fatkeqësie që ju godet, është si pasojë e asaj që keni bërë vetë, por Ai fal shumë.”** (Esh-Shura, 30)

Duke komentuar këto ajete, Mevlana në veprën e tij “Mesnevi”, shprehet se njeriu është përgjegjës për një pjesë të vullnetit të tij dhe me doemos duhet të mos ia lërë fajin fatit:

“Nëse ty të është ngulur një gjemb, dije mirë se atë gjemb e ke ngulur ti. Nëse je ulur mbi një copë të butë, atë ti e ke prekur!”

Mundësia e syrit për të parë dhe e veshit për të dëgjuar shkon deri në njëfarë kufiri. Është e pamundur të shikosh dhe të dëgjosh atë që është përtej atij kufiri. Edhe të kuptuarit e saktë të fatit e kalon mundësinë njerëzore. Pasi ne i njohim ngjarjet dhe mundohemi t’i zgjidhim me arsye dhe pretekste, se çfarë urtësie ka më pas nuk mund ta kuptojmë plotësisht.

“Ajo çështje është një det i thellë!”

Shumica e atyre që i besojnë inteligjencës dhe mundohen të notojnë në atë det, rrokullisen në turbinën e shtrembër ose si “xhebritë”

që mbështesin faktin se robi nuk ka asnjë vullnet të tij, ose si "kaderi-xhitë" që pretendojnë se robi e ka vullnetin e tij në çdo drejtim. Më në fund ata mbyten në atë det të pafund.

Prandaj nëse nuk i përcaktojmë rregullisht kufijtë e vullnetit që përbën burimin e përgjegjësisë së njeriut, nuk mund të shpëtojmë nga gabimet. Të mohosh vullnetin e pjesshëm dhe ta pranosh njeriun si një qenie robote, sikur të adhurosh forcën e vullnetit dhe të zgjedhjes duke e parë robin si krijesë të punës së tij, është një dukuri që bie në kundërshtim me rregullat themelore të Islamit. Është e vërtetë se njeriu ka një vullnet dhe një zgjedhje të tij, por edhe këto janë dhurata nga Allahu.

Në një çështje të tillë ku mendja dhe botëkuptimi mbesin të vetmuara sado që të jetë e mundur të ecësh përpara në botën shpirtërore, është e pamundur që të zgjidhësh plotësisht të fshehtën e kësaj pune. Të konceptosh këtë, të kuptosh se deri ku arrin kufiri yt i të gjykuarit dhe mos të vështirësosh anën tjetër përbën një akt të domosdoshëm të një robërie të matur.

❁

Sa bukur e shpreh Mevlana në librin e tij "Mesnevi" faktin se emblema e fatit është e pamundur të zgjidhet duke e shpjeguar me logjikë dhe botëkuptim. Kjo është një mirësi e madhe:

"Një burrë erdhi te Musai (a.s.) dhe i tha:

- O Musa! Më mëso gjuhën e kafshëve, që t'i kuptoj ato, të marr mësim nga gjendja e tyre dhe të kuptoj madhështinë hyjnore!

Musai (a.s.) iu përgjigj:

- Hiq dorë nga kjo dëshirë dhe mos u mundo të mësosh ata që janë mbi forcën tënde! Nëse një milingonë mundohet të pijë ujë nga liqeni më tepër sesa duhet mbytet. Pra, mos i kalo kufijtë e dijes që të është dhënë, pasi ka edhe shumë rrezikshmëri! Ti përpiqu të marrësh mësim aq sa të takon nga urtësitë hyjnore të gjithësisë! Drejtoja zemrën Allahut! Ta dish se të fshehtat e dukurive hyjnore hapen tek një zemër e drejtë dhe e pastër!

Pas kësaj burri tha:

- Të paktën më mëso gjuhën e kafshëve shtëpiake me qenin roje që qëndron te dera!

Musai (a.s.) e kuptoi se çfarëdo që të bënte nuk do ta kthente burrin nga kërkesa e tij, por e paralajmëroi duke i thënë:

- Mblidhe veten dhe mos u mbyt në oqeanin e kësaj të fshehte!

Burri në mëngjes qëndroi te dera për të provuar nëse e mësoi me të vërtetë gjuhën e kafshëve apo jo.

Ndërkohë që zonja shërbyese po shkundte mbulesën e tryezës, një copë bukë e ndenjur ra në tokë.

Gjeli që ishte aty vrapoi dhe e mori. Qeni tha:

- Ti na torturove! Ti mund të hash edhe një copë gruri, kurse unë nuk mund ta ha! Përse e hëngre këtë copë bukë?

Ndërsa gjeli ia ktheu qenit:

- Mos u shqetëso, nesër do të ngordhë kali i zotit të shtëpisë dhe ti do të hash shumë mish!

I zoti i shtëpisë, i cili mendoi se gjeli tha diçka të fshehtë, sapo dëgjoi këto fjalë e shiti menjëherë kalin, ndërsa gjeli u turpërua përpara qenit.

Kjo përleshje interesi e qenit me gjelin vazhdoi për tri ditë. Zotëria që mësoi nga fjala e gjelit se ditën e parë do të ngordhë kali, ditën e dytë mushka dhe ditën e tretë skllavi i tij ashtu sikurse shiti kalin para se të ngordhte, ashtu shiti edhe mushkën dhe robin duke menduar se po bënte diçka të zgjuar. Në këtë mënyrë, qeni nuk përfitoi asgjë nga ato që mendonte. Gjeli në të gjitha rastet u tregua më i zgjuar se qeni. Gjeli i turpëruar nga ato që ndodhën për faj të tij më në fund ditën e katërt i tha qenit:

- E vërteta është se ai zotëria syhapur e ka hequr mallin e tij, por me këtë sjellje ai hyri në gjak. Tashmë ai vetë do të vdesë. Pasardhësit e tij do të vajtojnë. Do të pritet një ka dhe secili do të marrë prej tij

edhe ne, edhe ti!

Vdekja e kalit, e mushkës dhe e robit ishte mburojë e fatkeqësisë që do t'i ndodhte burrit. Por ai nuk mendoi humbjen dhe dëmin e mallit të tij dhe hyri në gjak.

Burri i marrë hapi veshët më tepër ndaj fjalëve të gjelit. Mbuloi fytyrën përpara kësaj të vërtete që dëgjoi. Ra në një prush të tmerrshëm. Siç ishte shkoi pranë Musait dhe filloi duke iu lutur:

- Ej Musa! Më kupto dhe më qetëso vuajtjen time!

Musai (a.s.) ia ktheu:

- Hyre në punë që shkojnë përtej gjykimit tënd dhe vërtitesh në rrugë pa dalje. A mendove se do të dalësh me fitim me shitjen e atyre kafshëve? Të thashë që mos insisto në të fshehtat e kaderit dhe kazazë. Personit të mençur i shihet që në fillim ajo që do t'i ndodhë në të ardhmen, ndërsa injorantit në fund!

Por çdo gjë ka mbaruar. Meqenëse u bëre mjeshtër në punët e tregtisë tani shite edhe shpirtin dhe shpëto! Pasi insistoi me përulje Musai (a.s.) vijoi:

Tashmë shigjeta doli nga harku! Nuk ka mundësi që të kthehet prapa, por dëshiroj nga Allahu dhurues që kur të vdesësh të shkosh me besim!

Musai (a.s.) u strehua tek Zoti. Në këtë mënyrë nëpërmjet lutjes së tij burri ndërroi jetë me besim. Në mënyrë të veçantë kur Allahu iu drejtua Musait dhe i tha:

- O Musa! Nëse dëshiron, ta ringjall...

Musai (a.s.) iu përgjigj:

- O Zot! Falënderimet qofshin për ty! Ti atë ringjalle në botën tjetër, në atë botë të ndritshme dhe të lartë, pasi atje është i përhershëm. Atje është vendi ku shfaqet fati!

Siç kuptohet edhe nga tregimi, njeriu ndonjëherë kërkon gjërat që nuk janë të dobishme për të, kurse në të vërtetë ajo që dëshiron

do ta çojë atë në shkatërrim. Për më tepër njeriu që bie në një fund të tillë edhe pse e kërkon me forcë atë, pendohet dhe vajton. Për këtë arsye, e rëndësishme është të kuptosh madhështinë hyjnore, të meditosh dhe të dorëzohesh për të fituar qetësi shpirtërore në këtë botë dhe lumturinë e përhershme në botën tjetër. Por as kjo nuk mjafton. Nëse robi e kupton që nuk është asgjë, kjo është pasuria e pafundësisë. Pra zgjidhja e vetme e fatit dhe e përcaktimit është t'i dorëzohesh Zotit, pasi liria dhe dorëzimi i shpirtit në mëshirën e Perëndisë përbën çelësin e lumturisë së përhershme.

Pejgamberi (a.s.) ka thënë:

*"Besimi në kader të largon çdo lloj hidhërimi dhe mërzitjeje."* (Suyuti, Xhamiu's-Sagir, I, 107)

Është gabim të mendosh ta lësh veten në mëshirën e Zotit dhe të mos marrësh asnjë masë, të mos bësh asnjë sakrificë për të penguar fatkeqësitë që mund të vijnë. T'i dorëzohesh Zotit do të thotë të mbështetesh tek Ai pasi ke marrë të gjitha masat për të mirat dhe dëmet e të këqijave. Kjo gjendje është në kundërshtim edhe me thelbin e dorëzimit të vërtetë.

Omeri (r.a.) duke shkuar në Egjipt, mori vesh se sëmundjet ngjitëse ishin përhapur dhe pasi mori të gjitha masat në përfundim, vendosi të kthehej.

Përballë kësaj mase që është më e përshtatshme për urdhërin e Allahut dhe të Pejgamberit, Ebu Ubejde bin Xherrah e pyeti Omerin (r.a.):

- Po i shmangesh përcaktimit të Allahut?

Meqenëse Omeri (r.a.) nuk e priste një pyetje të tillë nga ai sahab i ditur dhe i virtytshëm, iu përgjigj me këto fjalë:

- Ah sikur ta kishte thënë dikush tjetër këtë, o Ebu Ubejde!

Po! Po i shmangem kaderit të Zotit për të shkuar përsëri në kaderin e Zotit. Çfarë thua ti, sikur devetë e tua të zbritnin në një lëndinë ku gjysma të jetë tokë prodhuese dhe gjysma tjetër jo, si të kullotësh në tokën prodhuese si në tokën joprodhuese a nuk je në fatin e Zotit?

(Buhari, Tib 30)

Siç shihet, nuk mund të dilet jashtë kaderit. Për këtë arsye ajo që duhet të bëjë robi është të marrë masa dhe të sakrifikojë, pastaj të jesh dakord me atë që të ka caktuar Allahu.

Të fshehtat e Kaderit dhe fakti që robi nuk i kupton ato nuk përbën një shqetësim për atë që sheh nga dritarja e mirësisë. Përkundrazi është një dhunti tepër e madhe, pasi është një gjë e pamohueshme, që sikur njeriu të dijë fatin, ai do të binte në shumë fatkeqësi dhe rreziqe të mëdha.

Një njeri i sëmurë rëndë që së shpejti do të japë shpirt, në sajë të mosnjohjes së fatit jeton larg anktheve deri në momentin e vdekjes.

Po të dinim se kur do të vdisnim, nuk do arrinim dot të punonim duke menduar me ankth dhe hidhërim të madh momentin kur të na afrohet vdekja dhe shumë herë do vdisnim dhe ringjalleshim. Nëse një nënë do mësonte se fëmija i saj do të vdesë, do të futej në një gjendje zije vite më parë. Për rrjedhojë, kjo është në kundërshtim me rregullin dhe ekuilibrin e jetës.

Stresi, shqetësimet dhe marramendjet e rritura kohët e fundit janë një fund i dhimbshëm që ka sjellë varfëria shpirtërore. Një zemër që nuk edukohet shpirtërisht, normalisht bie pre e dëshirave epshore. Dorëzimi tek Zoti dhe pritja me qetësi e surprizave të jetës, arrihet vetëm në sajë të besimit në kader që e drejton njeriun "për tek i panjohuri".

Formula e lumturisë është të mendosh shpalljen, ta forcosh zemrën me moral të bukur dhe kështu të jesh i kënaqur prej surprizave të jetës.

Gjithashtu lumturia e vërtetë është të pranosh rrënjët e jetës dhe kohëzgjatjen e saj, të jesh i qëndrueshëm ndaj vështirësive, të shohësh anën e mirë të çdo gjëje dhe t'i dorëzohesh Zotit.

Ndonjëherë dhuntia e Zotit mund të shfaqet në formën e një dhimbjeje, ndonjëherë dhimbja në formën e një dhuntie. Mosshfaqja e të gjitha këtyre dukurive, rrjedh ngase kjo botë për njeriun është një vend provimi.

Allahu thotë:

عَسَى أَن تَكْرَهُواْ شَيْئًا وَهُوَ خَيْرٌ لَّكُمْ وَعَسَى أَن تُحِبُّواْ شَيْئًا
وَهُوَ شَرٌّ لَّكُمْ وَاللّهُ يَعْلَمُ وَأَنتُمْ لاَ تَعْلَمُونَ

**"...Mund ta urreni një gjë, ndërkohë që ajo është e mirë për ju e mund ta doni një gjë, ndërkohë që ajo është e dëmshme për ju. Allahu e di, kurse ju nuk dini."** (El-Bakare, 216)

Në një ajet tjetër kuranor thuhet:

قُل لَّن يُصِيبَنَا إِلاَّ مَا كَتَبَ اللّهُ لَنَا هُوَ مَوْلاَنَا وَعَلَى اللّهِ
فَلْيَتَوَكَّلِ الْمُؤْمِنُونَ

**"Thuaj: Do të na godasë vetëm ajo që na ka caktuar Allahu; Ai është mbrojtësi ynë dhe vetëm tek Allahu le të mbështeten besimtarët."** (Et-Tevbe, 51)

Nisur nga rrethanat jetike verbëria shihet si një humbje e madhe. Mendohet që asnjë mirësi nuk do ta mbajë. Por kush nuk sheh në këtë jetë nuk do të thotë se mbetet pre e një vuajtjeje të përjetshme pasi një ditë do i kthehet lumturia. Kështu janë edhe pasuria dhe varfëria. Nëse një i varfër nuk ankohet nga gjendja e tij dhe pajtohet me atë çfarë i ka dhënë Zoti, kjo do të bëhet shkak ndoshta për pasurinë e përhershme të tij, kurse ai i varfër po të jetë i pasur në këtë botë, ndoshta mundësitë e tij e vënë në lëvizje do lindë epshet, ndoshta duke humbur në dëfrime të pavetëdijshme, do të shkojë kot lumturia e përhershme. Sigurisht që është e mundur edhe e kundërta e kësaj. Si përfundim besimtari duhet të pëlqejë çdo situatë dhe duhet ta dijë atë si një mundësi e fitimit të përhershëm duke u pajtuar me përcaktimin hyjnor, duhet të përpiqet të jetë i durueshëm dhe të falënderojë.

Në një hadith thuhet:

Pozicioni i besimtarit dëshmohet dhe admirohet, sepse çdo situatë e tij është një rrugë mirësie për të. Një veçori e tillë i përket vetëm besimtarit. Besimtari edhe i lumtur falënderon. Kjo për të bëhet mirësi. Nëse pëson një fatkeqësi duron, edhe kjo bëhet dobi për të." (Muslim, Zuhd, 64)

Kur studiohen më në detaj bazat themelore të cituara deri tani në lidhje me kaderin, hasen aq shumë çështje saqë këto bëhen një pasuri e debateve të ilm-i kelam[77]. Për këtë arsye Allahu Teala na ka urdhëruar të besojmë në kader dhe të largohemi nga debatet pavend. Në një hadith theksohet:

"A jeni urdhëruar me këtë? Unë për këtë u jam dërguar juve? Ata që ishin para jush u shkatërruan për shkak të diskutimeve në lidhje me këtë çështje. Kini kujdes dhe mos e diskutoni këtë çështje!" (Tirmidhi, Kader, 1)

Kështu thotë poeti Zija Pasha lidhur me të vërtetat që qëndrojnë mbi mundësitë njerëzore.

Idrak-i meali[78] nuk nevojitet në këtë mendje të vogël

Pasi kjo peshore nuk mban kaq siklet!

**O Zot! Na bëj robër që të mbështeten Ty në kuptimin e vërtetë të saj dhe na mundëso të bëjmë vepra të mira të arrijmë të fitojmë kënaqësinë Tënde. Na lehtëso arritjen tonë në përshtatje me kaderin!**

**Amin!..**

77. Fjala e Zotit
78. Të kuptuarit.

# Musa Efendi
# nga besimi në mirësi
(1917-1999)



*"Një nga mirësitë më të mëdha që Allahu i ka dhuruar robit është vënia në dukje e dobësive që ka. Mirësia ndoshta më e madhe që kam fituar në këtë rrugë shpirtërore është njohja e gabimeve të mia. E kuptova plogështimin tim përpara Zotit. Në këtë mënyrë nuk kam më fuqi të shoh gabimet e tjetrit dhe të merrem me to. Faleminderit Zotit, të gjithave ua di vlerën..."*

*Musa Efendi -rahmetullahi alejh-*

# Musa Efendi
# nga besimi në mirësi
## (1917-1999)

Mirësia është një tipar dallues i besimtarit, i cili vazhdimisht e kupton që është në mbikqyrjen hyjnore, konceptim ky i pranuar nga vetë Ai dhe në të njëjtën kohë kryesorja e çdo veprimi dhe sjelljeje të tij mbi bazën e parimeve më të mrekullueshme.

Jeta e Musa Efendit, i cili ndërroi jetë më 16 Korrik 1999, ishte e mbushur plot me shembuj mirësie, sjelljeje dhe kënaqësie të veçantë për sa i përket lidhjeve dhe sjelljeve njerëzore. Jeta e tij ishte në shkallën më të lartë "mirësi". Ai ishte në në një gradë të tillë që, edhe kur bënte shaka, mundohej të mos harronte se ishte nën kontrollin e Allahut. Kjo i kujtonte përherë rrethit shoqëror ndjenjën e mirësisë.

Ai njeri i madh përpiqej të ishte mjaft i përpiktë në sjelljet dhe veprimet e bazuara në formulën "nga besimi në mirësi". Jeta e tij e pastër në kohën tonë është një nga shembujt më të plotë të sjelljes së mrekullueshme. Për sa i takon sjelljes, ai përherë përhapte përreth frytin dhe begatinë e saj, si dielli që përhap rrezet e tij.

Ky mik i ngushtë i Zotit mërzitej kur prishej rregulli hyjnor në gjithësi nga njerëzit që kishte përrreth. Ai vepronte me kujdes dhe përpikmëri të madhe për të mënjanuar gabimet dhe mangësitë që shihte. Nuk rrinte i qetë edhe nga gjërat më të thjeshta, qoftë kur shihte një portret në mur të vendosur shtrembër, qoftë edhe kur shihte një sexhade të palosur keq. Ose i thoshte dikujt që ta rregullonte, ose e rregullonte vetë. Atë e shqetësonte gjithashtu parregullsia në dhomën e mbledhjes, ulja e parregullt e mysafirëve dhe pritja në hyrje.

Sa bukur e paraqet ky ajet kuranor cilësinë e mirë dhe të mrekullueshme të sjelljes së miqve të ngushtë të Zotit:

وَعِبَادُ الرَّحْمَنِ الَّذِينَ يَمْشُونَ عَلَى الْأَرْضِ هَوْنًا وَإِذَا خَاطَبَهُمُ
الْجَاهِلُونَ قَالُوا سَلَامًا وَالَّذِينَ يَبِيتُونَ لِرَبِّهِمْ سُجَّدًا وَقِيَامًا

**"Robërit e të Gjithëmëshirshmit janë ata që ecin thjeshtë nëpër Tokë dhe kur të padíturit i sulmojnë me fjalë, ata përgjigjen: "Paqe qoftë!" dhe ata që e kalojnë natën duke iu falur Zotit të tyre në sexhde dhe në këmbë."** (El-Furkan, 63-64)

Në këtë ajet dhe në ajetet e tjera që pasojnë, Allahu i përmbledh në tetë cilësi veçoritë e besimtarëve të drejtë:

1- Ecja dhe mënyra e lëvizjes së tyre janë të pëlqyeshme. Ata nuk janë mendjemëdhenj, por modestë dhe dinjitozë. Edhe sikur injorantët të ngacmojnë vetveten, përsëri paqësohen. Ata u dhurojnë të tjerëve qetësi dhe siguri sikurse vepron një njeri i matur dhe i mëshirshëm. (shih: El-Furkan, 63)

2- Ata i kalojnë netët me adhurim. Fjetja dhe ngritja bëhet përherë për Allahun. (Shih: El-Furkan, 64)

3- Ata luten: "O Zot! Na e largo dënimin e Xhehenemit, pasi dënimi i tij nuk është diçka e përkohshme." (shih: El-Furkan, 65)

4- Kur harxhojnë nuk janë as dorështrënguar as dorëlëshuar, gjejnë një rrugë të mesme. (Shih: El-Furkan, 67)

5-Nuk besojnë Zot tjetër përveç Allahut. Nuk prekin padrejtësisht atë që Zoti e ka bërë haram dhe nuk bëjnë zina.[79] (Shih: El-Furkan, 68)

6-Nuk dëshmojnë aty ku janë gabim. Kur hasin diçka të kotë e kalojnë. (Shih: El-Furkan, 72)

7- Kur u kujtohen ajetet kuranore nuk sillen në mënyrë jonjerëzo-

79. Marrëdhënie seksuale jashtë martesore.

re, pra të shurdhër dhe të verbër. (Shih: El-Furkan, 73)

8- Ata dëshirojnë që jeta e familjes dhe e pasardhësve të kalojë me një besim, dituri dhe moral që do t'i zbardhë faqen si në këtë botë edhe në ahiret duke iu lutur Zotit: "O Zot! Na jep bashkëshortë që do të na ndriçojnë fytyrën dhe na bëj prej të devotshmëve!"Dëshirat e tyre kalojnë në shkallën më të lartë të devotshmërisë. (Shih: El-Furkan, 74)

Kështu e paraqet Allahu fundin e përhershëm që do të arrijnë besimtarët e drejtë:

**"Njerëz të tillë do të shpërblehen me Xhenet të lartë për durimin e tyre dhe do të mirëpriten e do të gjejnë paqe."** (El-Furkan, 75)

Sa herë që zemra pastrohet me dhuntitë e Zotit si pjesë shtesë e rregullave njerëzore dhe mistike, në fund bëhet e tillë që përveçse e lë njeriun me tiparet e tij dalluese, duket sikur e lartëson atë në gradën e një engjëlli. Kështu, disa prej tyre jetojnë brenda botës së tyre dhe si të tillë reflektojnë edhe jashtë sikurse yjet në hapësirën kozmike. Këto nuk njihen. Edhe kjo thënie që transmetohet se është hadith kudsi, flet për këtë grup:

"Kujdestarët janë nën kube, ato nuk i di kush tjetër përveç meje." (Abdurrahman Cani Mafahatu'l Uns 45)

Ndërsa disa nga miqtë e ngushtë të Zotit njihen për shkak të detyrave udhëzuese që u janë ngarkuar. Ata vazhdojnë ndihmën e tyre për jetën njerëzore si pishtar të udhëzimit drejt së ardhmes. Ata e kuptojnë mirësinë dhe caktimin hyjnor që gjendet pas perdes së ngjarjeve, prandaj jetojnë të qetë në njohjen e mirësisë. Ata janë mbrojtur nga shumë dobësi njerëzore, si: telashi dhe frika.

Tashmë për ta nuk ka diçka të palogjikshme. Ata fillojnë të shohin gjithë botën me sy domethënës, dashuri dhe kureshtje bazuar në parimin "Pëlqeje krijesën përveç Krijuesit".

Një shprehje e mrekullueshme e urtësisë në sjelljet e Musa Efendit është se çdo ditë çdo krijesë të Zotit e vështronte me dashuri dhe mëshirë. Ai qëndronte në atë shkallë saqë edhe maceve përreth shtëpisë madje edhe pëllumbave që fluturonin mbi çatinë e shtëpisë së tij u

jepte diçka me mirësi.

Le të përmendim këtu nga **“mirësitë e treguara”** dhe nocionin “**nga besimi në mirësi**”, si mënyrë sjelljeje që i përmbahet jetës së atij miku të ngushtë si një nga ndikuesit e vërtetë në idetë dhe punët tona, e emërtojmë **“Tasavvufi nga besimi në mirësi”,** duke e vendosur në librin tonë të fundit “**Tasavvuf”.**

Me këtë rast në emër të nxënësve dhe të gjithë atyre që e duan, e ndjejmë të nevojshme që ta përkujtojmë atë mik të ngushtë të Zotit me mirënjohje, dua shpirtërore, dashuri dhe me mirësi të thellë.

I lutemi lexuesve që të këndojnë një Fatiha për shpirtin e tij.

**Një buqetë nga këshillat e tij**

Po u paraqesim një buqetë nga këshillat e Musa Efendiut, marrë nga letrat për nxënësit e tij:

“Bota shpirtërore dhe maturia e një besimtari tregohet në sjelljet e tij. Disa nga ata që vijnë në krye të këtyre bukurive, janë:

- Të jetë përherë kokëulur.

- Të dijë vlerën e shpirtit dhe të kohës dhe mos ta shpenzojë kot.

- Të dojë robërit e Zotit dhe të mos zihet me ta.

- T’i trajtojë njerëzit sipas shkallës së tyre fetare.

- Të mbulojë sjelljet e rënda.

- Të ketë kujdes haramin dhe hallallin dhe t’u japë rëndësi gjërave qofshin këto edhe gjynahet që për njerëzit janë të vogla, pasi ai që nuk i jep vlerë gjynahut të tij, ai nuk i jep vlerë as urdhërit të Zotit.”

Pikësëpari t’i plotësojmë kohët e seherit në rrugën e Zotit me namaze dhe lutje. Në fillim të ndihmojmë rrethin tonë familjar dhe të moshuarit. T’i pakësojmë njohjet me ata që merren me punët e kësaj bote, të rrimë me të drejtët. Së bashku me të afërmit e tjerë t’i ndihmojmë nevojtarët si në anën shpirtërore ashtu edhe në anën materiale. Më e rëndësishmja është të jemi të përpiktë në haram dhe hallall. Veçanërisht të jemi të kujdesshëm në punët e pazarit në mënyrë që të

mos firojmë nga robëria.

Një rob është afër Zotit të tij për nga mëshira dhe morali. Kush është afër Zotit të tij, arrin të kuptojë këtë hadith:

*"Zoti im më edukoi dhe sa bukur e forcoi edukatën time"* (Sujuti, Xhamiu's-Sagir, 1 12) Pra edukohet me moralin e Allahut dhe nuk mund të ketë asgjë më të ndershme dhe më të frytshme se kjo.

Të gjitha gabimet, harresat, lëkundjet lindin në momentin kur harrojmë Zotin. Kush lidhet me Të shpirtërisht e harron përkohshmërinë e kësaj jete. Qetësia e përhershme, mirësia dhe sjellja me dhembshuri ndaj krijesave e mbush atë boshllëk. Pra dashuria është përherë dashuri...

Allahu e zhyt robin në detin e dashurisë. Tashmë ai do ata që e meritojnë të duhen. Njeriu i mençur sa herë që mendon madhështinë hyjnore të Zotit dhe mirësitë që i janë dhënë në këtë jetë dhe në jetën tjetër, bëhet më i denjësishëm dhe më i mëshirshëm. Secilin e do sipas gradës së tij, nuk përzihet me askënd sikur të ketë edhe të drejtë.

Nga ana tjetër njeriu i mençur e di që jeta është e përkohshme. Kështu ai mendon të fitojë pëlqimin e Zotit. Për rrjedhojë që në këtë botë problemet dhe vështirësitë që mban përbrenda kthehen në qetësi dhe kënaqësi. pra, sa është në këtë botë hyn në xhenet.

Një njeri duhet të dijë se ka një detyrë tepër të rëndësishme që të ndihmojë sa më mirë shoqërinë e tij vetëm për për të fituar pëlqimin e Zotit. Një njeri që ndihmon në jetë rregullin dhe qetësinë për shoqërinë do të thotë që ka njerëz me vlerë. Pra, shpërblimi do të jetë në atë drejtim.

Në hadith thuhet:

"Një njeri që ndihmon një popull, është më i madhi i tyre (nga ana e shpërblimit)." (Dejlemi, Musned, II 324)

Shumë njerëz, edhe pse jepen shumë pas adhurimit, tregohen mospërfillës ndaj cilësisë së Zotit "settaru'l Ujub" (mbrojtës i gabimeve dhe falës). Për këtë arsye nuk mund t'i japin vlerë aq sa duhet. Në fakt

mbulimi i gabimeve dhe falja janë cilësitë më të rëndësishme të një morali të mirë. Ashtu sikurse Allahu fal dhe i mbulon gabimet tona, ashtu edhe ne duhet t'i mbulojmë dhe t'i falim gabimet e të tjerëve, pasi ata që kanë dashurinë e Zotit, dinë të falin. Të falim në mënyrë që të falemi.

Çelësi i vetëm i qetësisë është dorëzimi, pra të pranosh përcaktimin e Zotit dhe t'i kushtosh kujdes haramit dhe hallallit.

Njerëzit janë grupe grupe. Një grup e bën përsëritjen e ajeteve dhe të lutjeve të Kuranit që e ka bërë si zakon dhe padyshim për këtë ka shpërblim. Një tjetër grup përveç kësaj e kupton se është nën kontrollin e Zotit. Ai respekton gjykimin e Kuranit dhe i dorëzohet Zotit përpara kaderit. Çdo lëvizje e tij është nën kontrollin e Zotit. Sipas kësaj vlerësohet edhe bota e tij shpirtërore, por ky grup është i vogël, madje shumë i vogël. E gjithë çështja është të jesh me Zotin në çdo lloj pune në këtë botë të zhurmshme. Kjo është një gjendje aq e pëlqyeshme saqë është një dhuratë e madhe që Zoti ia bën robit të tij. Nëse e mendojmë këtë detyrë tepër të lartë, shpëtojmë edhe nga mashtrimet e lojërave të kësaj bote.

Një nga mirësitë më të mëdha që Allahu i ka dhuruar një robi, është vënia në dukje e dobësive që ka. Mirësia, ndoshta më e madhe, që kam fituar në këtë rrugë shpirtërore është njohja e gabimeve të mia. E kuptova dështimin tim përpara Zotit. Në këtë mënyrë nuk kam më fuqi të shoh gabimet e tjetrit dhe të merrem me to. Faleminderit Zotit, të gjithave ua di vlerën.

❁

Të gjitha këto këshilla plot dashuri, mëshirë dhe udhëzim janë fryte që na shfaqen nga jeta e tij plot mirësi.

**Mëshira e Zotit qoftë mbi të.**

## Mbi veprën me titull "Tasavvufi nga besimi në mirësi"

# Kjo është një pjesë shpirti



*Tasavvufi do të thotë të përjetosh sa më mirë robërinë tënde i rrethuar nga ndjenjat e mirësisë dhe të dashurisë si dhe i mbështetur tek Kurani dhe syneti. Tasavvufi nuk është gjë tjetër veçse heqja e pengesave në përkushtimin ndaj zotit dhe sigurimi i mundësive që realizojnë këtë përkushtim.*

*Mbi veprën me titull "Tasavvufi nga besimi në mirësi" -1-*

## *Kjo është një pjesë shpirti*

**Revista Altinoluk**[80]: Zotëri, keni përgatitur një libër me titull **"Tasavvufi nga besimi në mirësi".** Pse e ndjetë të nevojshme të shkruani një libër të ri duke qenë se ka shumë libra të shkruar në lidhje me tasavvufin?

- Po. Shumë libra janë shkruar në lidhje me tasavvufin, por depërtimi drejt rrënjëve brenda rrjedhës së jetës dinamike, pra koha në të cilën shoqëria i është dorëzuar materiales, prishja e rregullit dhe e qetësisë sociale, çdo ditë nxjerrin para njerëzve disa domosdoshmëri të reja. Me kohën lindin dëshira dhe ide të reja edhe pse thelbi i çështjes është një. Për t'i vlerësuar këto dhe për të përballuar nevoja të tilla si në veprat historike dhe librat ligjorë ashtu edhe për çështjet e tasavvufit mbetet një domosdoshmëri shkrimi i tyre, për një edukim të mirëfilltë të shpirtit sipas nevojave të kohës. Pra, shfaqja dhe shprehja përherë në mënyrë të drejtë e të vërtetave mistike, rregullimi, ndreqja e botëkuptimeve të gabuara është një e domosdoshme e rëndësishme. Sigurisht, jo vetëm për këtë arsye por edhe për t'i dhuruar të gjithë shpirtrave bukuritë e pasura që përmban tasavvufi sipas kushteve të vendit dhe të kohës, fusha e tasavvufit pothuajse është bërë një det veprash.

Ja pra, edhe ne u përpoqëm t'i dhuronim këtij deti një pjesë shpirtërore e pafuqishme. Një pikë pasi meqenëse tasavvufi më tepër se një "fjalë" është një "gjendje" dhe nëse vepra jonë realizon dety-

80. Ky shkrim është një intervistë që revista "Altinoluk" i ka bërë autorit. Altinoluk: Revistë një mujore me tematikë kulturore – fetare, që ka filluar të dalë për herë të parë në vitin 1985 në Turqi.

rën e një ure që drejton shpirtrat përpara hyjnisë, e quajmë veten të lumtur. Pra, nuk e kemi realizuar veprën tonë me pretendimin që t'ia kalojë veprave të shkruara deri tani. Ne turpërohemi nga një gjendje e tillë. Ajo që bëjmë është të sjellim përsëri tasavvufin duke u nisur nga veprat e realizuara deri tani dhe nga mënyra e jetesës frytdhënëse të miqve të ngushtë të Zotit sipas kushteve të kohës në përgjithësi dhe në përshtatje me punën. Faktikisht kjo vepër është një dhuratë që u jepet njerëzve të sotëm duke kaluar nga mirësia e tasavvufit të miqve të ngushtë të Zotit. Janë pikërisht ata që me një kureshtje mbytëse shohin tabllotë shumëngjyrëshe të vizatuara në perëndimin e tufave të dritës dhe me çdo rast shkundin krahët në horizontin e marifetullahut [81]. Meqenëse edhe një gjarpër e shohin me plot dashuri në vend të ndrojtjes që ndiejnë të tjerët, mbeten të dashuruar nga shpejtësia dhe shkathtësia e lëvizjeve të tij megjithëse nuk i ka këmbët si dhe nga xhinglat në lëkurën e tij. Pra këto robër të përpiktë të gjitha krijesat i shohin me syrin e dashurisë dhe të mirësisë.

Kjo vepër është realizuar me qëllim që të shprehë sa më qartë faktin se feja duhet të jetohet në qetësi dhe në mënyrë frytdhënëse duke hedhur poshtë idenë se tasavvufi është një rregull dhe metodë e veçuar nga Islami. Nisur nga ky synim, libri është titulluar: "Tasavvufi nga besimi në mirësi".

Qëllimi i shkrimit të kësaj vepre është të sigurojë kurorëzimin e besimit dhe të Islamit me "mirësi" pra rrënjosjen në zemër të ndjenjës për të qëndruar nën kontrollin hyjnor.

Tasavvufi i vërtetë do të thotë të përjetosh shpirtërisht Kuranin dhe Synetin duke marrë pjesë nga të fshehtat dhe urtësitë e tyre. Çdo sjellje që del jashtë përmbajtjes së Kuranit dhe synetit është e shtrembër. Për të shprehur këtë të vërtetë është thënë: "Këmba e palëvizshme e kompasit është sheriati". Mevlana thotë:

"Ne jemi si kompasi, këmba jonë e palëvizshme është sheriati, me këmbën tjetër shëtisim shtatëdhjetë e dy popuj."

81. Dija e Zotit.

"Sheriati i ngjan një qiriu që bën dritë dhe tregon rrugën. Nuk hapet rruga nëse merr qiriun në dorë, por nuk mund të vijojnë rrugën. Kur të fillosh të ecësh në rrugën e ndriçuar të sheriatit ke kuptuar se ky është tasavvufi."

Nga ana tjetër mirësia, e cila do të thotë të jetosh sikur në çdo moment e sheh Zotin dhe të sistemosh jetën bazuar në këtë disiplinë duke qenë i vetëdijshëm për kontrollin dhe mbikqyrjen hyjnore, është miraxhi shpirtëror i robërve që janë pranë Zotit. Ajo është një e vërtetë shpirtërore dhe hyjnore. Qëllimi i atyre që merren me tasavvuf, është të arrijnë në këtë të vërtetë. Kjo shpreh lidhjen e thellë shpirtërore të robit me Zotin. Njeriu që arrin një lidhje të tillë të plotë, bëhet robi kujdestar i Zotit. Në këtë mënyrë ai edukohet me moralin hyjnor.

Kjo është robëria më e mirë ndaj Zotit dhe përgatitja serioze për në botën e përhershme. Pra tasavvufi do të thotë të jetosh robërinë sa më mirë, pasi Allahu e ka krijuar njeriun për t'i bërë robëri Atij. Për rrjedhojë, Tasavvufi nuk është gjë tjetër vetëm shmangia e të gjitha gjërave që të pengojnë të jetosh robërinë e duhur. Ai mbulon sa e sa plagë, sa e sa tokë të thata i kthen në kopshte lulesh dhe sa e sa shpirtra i bën pallate të rregullta. Shkurt tasavvufi është një rrugë e ndriçuar që i përcjell robërit nga kjo botë emigrimi në të përtejmene pafundme në mënyrë që Zoti t'u drejtohet duke u shprehur: "Sa rob i mirë!", duke kaluar nga bota e kurbetit në botën e përhershme. Padyshim kjo arrihet me ngritjen e besimit në shkallën më të lartë të mirësisë.

**Revista Altinoluk:** Sigurisht, ato që thatë pasqyrojnë edhe përmbajtjen e librit. Nga ky këndvështrim për çfarë flitet në përgjithësi në librin tuaj? Veçanërisht çfarë keni sjellë si temë të ditës?

- Në veprën tonë, pasi dhamë një përmbajtje të përgjithshme të tasavvufit, u përpoqëm të sqaronim çështje të tilla si: dija e Zotit, tezkiye-i nefs [82], tasfiye-i kalb [83], tasavvufi uslub [84] etj, që përbëjnë problemet e tij kryesore. U munduam që të tregojmë shembuj nga sjelljet

82. Pastrimi i epshit.
83. Pastrimi i zemrës.
84. Mënyra mistike.

e të mëdhenjve të Islamit me në krye Pejgamberin (a.s.), që janë edhe trashëgimtarë të jetës së tij. Në disa raste kemi paraqitur të dhëna duke marrë për bazë personin por vetëm në planin mendor si përgjigje të disa mendimeve nguruese dhe kundërshtues në lidhje me detajet e tasavvufit.

Veçanërisht në vepër kemi treguar se praktikat e disa personave që janë larg moralit shpirtëror që kërkon tasavvufi ose me qëllim të mirë por injorantë, ose për më tepër nga padituria të çala, të pamjaftueshme dhe pa vend, nuk kanë lidhje me këtë rrugë. Tasavvufi ka për qëllim maturinë e njeriut duke e pastruar epshin e tij, siç shprehet pikësëpari në Kuran dhe në hadith, dhe në këtë mënyrë në lumturinë e përhershme. Kjo është një e vërtetë, për të cilën Allahu tërheq vëmendjen duke u betuar herë pas here. Në suren Shems thuhet:

**"Për Diellin dhe shkëlqimin e tij, dhe për hënën që e përcjell atë! Për ditën që ia zbulon shkëlqimin atij (diellit), dhe për natën kur e mbulon atë! Për qiellin dhe për Atë që e ka ndërtuar. Për Tokën dhe për Atë që e ka shtruar! Për shpirtin dhe për Atë që e ka përsosur, duke ia bërë të njohur atij të keqen dhe të mirën! Vërtet, kushdo që e pastron shpirtin, do të shpëtojë, ndërsa kushdo që e shtyp atë (me punë të këqija) do të dështojë."** (Esh-Shems, 1-10)

Betimi i Allahut përveç se tregon vlerën dhe rëndësinë e qenieve mbi të cilat betohet, në fakt tregon rëndësinë dhe madhështinë e qëllimit hyjnor që shprehet pas atij betimi. Edhe në betimet në këto ajete gjendja është e njëjtë, por me këtë dallim:

Allahu në këto ajete betohet herë pas here, plot shtatë herë përdor në gjuhën arabe parafjalën "kad"[85] patjetër për të përforcuar më tepër kuptimin dhe pas këtyre njofton që:

"Një njeri që pastron epshin e tij patjetër do të shpëtojë, në të kundërt ai që ndot veten me mëkate patjetër do të shkatërrohet..."

Allahu në Kurani Kerim nuk betohet shtatë herë radhazi për asnjë

85. Parafjalë,

çështje, vetëm se në pastrimin e nefsit. Kjo e vërtetë mjafton për të shprehur faktin se sa i rëndësishëm dhe i domosdoshëm është pastrimi i shpirtit.

Ja pra, kjo vepër e titulluar "Tasavvufi nga besimi në mirësi" është sqarim i kësaj të vërtete të miqve të Zotit, pra pastrimin shpirtëror nëpërmjet fjalës dhe sjelljes.

**Revista Altinoluk**: Padyshim që të gjitha këto janë edhe një përgjigje e pyetjes: "Për çfarë tasavvufi bëhet fjalë?". Nisur nga kjo, si mund ta përkufizojmë tasavvufin? Këtë pyetje mund ta mendoni edhe në këtë mënyrë: "Përkufizimi i tasavvufit ose përkufizimet ose vlerësimet në këtë aspekt".

- Meqenëse tasavvufi është një shkencë që kuptohet dhe shijohet, secili në përgjithësi ka marrë çështjet dhe anët që ka kuptuar dhe shijuar. Si rezultat, natyrisht kanë dalë shumë përkufizime. Mund të themi që të parët kanë anuar të shpjegojnë vetëm pjesën që u paraqitet atyre, si një kristal që pasqyron drita të ndryshme nga çdo pjesë.

Disa nga përkufizimet e panumërta të tasavvufit që kanë bërë miqtë e ngushtë të Zotit sipas pasqyrimeve të tyre shpirtërore janë kështu:

*-Tasavvufi është moral dhe edukatë e bukur.*

*-Tasavvufi është pastrim i nefsit dhe pastrim i zemrës.*

*-Tasavvufi është një luftë shpirtërore që s'ka paqe.*

*-Tasavvufi është mirësi.*

*-Tasavvufi është drejtim.*

*-Tasavvufi është pëlqim dhe dorëzim.*

*-Tasavvufi është të bëhesh mik dhe jo barrë. Pra të ndihmosh çdo njeri dhe përkundrejt kësaj, të mos rëndosh askënd.*

Duke u nisur nga anët e përbashkëta të këtyre përkufizimeve mund të themi se tasavvufi është një shkencë që formon plotësisht botën shpirtërore të besimtarëve duke e rregulluar atë, që afron robin

drejt Zotit duke e ngritur moralisht dhe në këtë kohë e përcjell drejt dija e Zotit.

Edhe libri i njohur i Ibrahim Efendiut, shejhut të teqes [86]-Aksaraj "Sistemi i tasavvufit" është i mbushur me përkufizime nga fillimi deri në fund. Disa nga këto janë:

*- Në fillim thonë të bëhesh sufi bi xhan [87] i tasavvufit.*

*- Në fund thonë të bëhesh sulltan në fronin shpirtëror.*

*"Fillimi i tasavvufit është të bëhesh një sufi i shkëputur nga qeniet materiale dhe që nuk sheh një qenie tek vetja e tij, shkurt të bëhesh një sufi që e ka dorëzuar vullnetin e tij Zotit, kurse fundi të bëhesh sulltan i fronit shpirtëror duke fituar të gjitha bukuritë hyjnore"*

*- Tasavvufi është të tërheqësh me shpirt peshën e myslimanizmit,e urvetu'l vuska [88].*

*- Tasavvufi thonë të bëhesh mazhari-ayat-i gufran [89], lajmëtar i faljes.*

*"Tasavvuf është të vësh në jetë Kuranin që është porosi hyjnore që Zoti ia ka ngarkuar njeriut dhe përgjegjësinë që ka vënë ai. Tasavvufi është të kuptosh ajetet që japin lajmin e mirë të faljes hyjnore"*

*- Tasavvufi është kursim me ism-i azam [90] për gjithë gjithësinë.*

*- Tasavvufi thonë të mbledhësh në zemër rregullat e Kuranit*

*"Tasavvufi është ta përdorësh gjithë gjithësinë me ism-i azam. Gjithashtu tasavvufi është të mbledhësh në shpirtin tënd rregullat Kuranore, pra të bëhesh një Kuran i gjallë"*

Nën dritën e këtyre shprehjeve tasavvufi është përpjekje për pastrim të shpirtit nga ndyrësitë materiale-shpirtërore duke fituar cilësi dhe moral të mirë dhe duke u përpjekur të jetosh fenë me mirësi dhe

86. Teqe
87. Sufist me shpirt.
88. I rëndë.
89. Lajm i mirë i faljes.
90. Emri i madh i Allahut.

në mënyrë frytdhënëse. Në këtë aspekt tasavvufi është të arrish në një maturi gjykimi që rrethon gjërat e fshehta, mirësitë dhe enigmat që vetëm mendja nuk mjafton t'i zgjidhë në anën materiale dhe shpirtërore. Tasavvufi është përpjekja për të shmangur pengesat epshore, është thuajse një lidhëse për shpirtin duke u dashuruar pas kënaqësive shpirtërore të pafundme.

Pra tasavvufi është të kalosh lëkundjet epshore të trupit në të cilat është burgosur shpirti. Më pas janë disa njohuri, gjendje shpirtërore, ndjenja shpirtërore, gjëra që të kujtohen dhe dukuri që mundësojnë të shohësh me një stil të mençur të vërtetën dhe të fshehtën që janë në thelbin e të gjitha ngjarjeve, domethëniet dhe mirësitë që shfaqen pas tyre.

Për rrjedhojë, tasavvufi është lidhja me dashurinë e pasur të Profetit (a.s.), duke u bërë një me jetën e tij, pasi anët e dukshme dhe të padukshme të Profetit janë bota e tij e brendshme dhe e jashtme, pra, është vetë Ai.

Me një fjalë tasavvufi është sjellje dhe adhurim i bukur që realizohet me ndjenjë dhe besim që bashkohet me dashuri. Si përfundim tasavvuf, janë veset e frytshme të fatit të lartë që fillon me "fryrjen e shpirtit" Ademit (a.s.) që pasqyrohen në zemra plot dashuri nga dukuritë e matura tek Pejgamberi i fundit.

**Revista Altinoluk**: *A mund të mendojmë se lidhja e ngushtë me fushën e tasavvufit gjatë historisë është si rezultat i një jete me besim dhe dije të sinqertë bazuar në përkufizimet e bëra? Me të vërtetë tasavvufi si dije edhe sot është një fushë Islame së cilës dita ditës i shtohet interesi –pavarësisht se herë pas here bëhen përpjekje për t'u nënvlerësuar si rezultat i akuzave të qëllimshme. Vihet re një interesim i madh për këtë fushë që mund ta quajmë "Ana shpirtërore e Islamit" si nga mesi i myslimanëve ashtu edhe nga rrethet jashtë Islamit. Cilat mund të jenë arsyet e këtij interesimi?*

- Tasavvufi e drejton njeriun drejt shpirtërores. Ai hap një rrugë kënaqësie shpirtërore të përshtatshme për aftësitë personale. Prandaj ai merret me çdo çështje që lidhet me shpirtin e njeriut. Ai merret me

çështje të panumërta si: me arritjen e robit në udhëzimin shpirtëror me botët me të cilat ka lidhje, me njëmijë e një shqetësime që ka jetuar edhe në fund me gjetjen e Allahut, Zotit të botëve, me njohjen e tij shpirtërisht dhe me robërinë ndaj tij.

Si i tillë tasavvufi nga njëra anë ka vijuar gjallërinë e tij shpirtërore duke u bërë pengesë e plogështive dhe e pasivitetit në kohët e mirëqënies ekonomike dhe sociale, nga ana tjetër është bërë shërim për shpirtrat e plagosur dhe u ka dhënë jetë zemrave të lodhura duke hapur dritare rrezatuese për shpirtrat e ngurtësuar nga problemet dhe vështirësitë në kohët e vështira duke u bërë kështu referencë për çdo pjesë të popullsisë.

Ai, nga njëra anë i ka mbrojtur të lartësuarit me adhurim dhe moral nga mburrja dhe mendjemadhësia duke i këshilluar të tregohen modestë dhe nga ana tjetër u ka ofruar ushqim shpirtëror si: tolerancë, mëshirë, rahmet dhe falje për robërit e mbytur në gjynahe.

Është një e vërtetë historike se në atë kohë kur u përhapën pakënaqësitë e shfaqura nga problemet në të cilat u përfshi Anadolli pas pushtimit Mogol, u forcuan rrymat e tasavvufit dhe për rrjedhojë dolën në pah shumë studiues të mistikës si shërues të shpirtrave njerëzorë.

Tasavvufi vazhdon rrugën duke futur zemrën në çështjet kur mendja nuk mjafton. Ai i sqaron çështjet me dukuritë shpirtërore si zbulimi dhe frymëzimi në përshtatje me Kuranin dhe Synetin. Në këtë mënyrë ai e bind plotësisht njeriun. Janë shumë domethënëse këto shprehje të Muhamed Hamidullahut, njëri nga dijetarët Islam të shekullit të kaluar:

*"Forma e edukimit tim është racionale, ndërsa studimet dhe kërkimet e bëra kanë refuzuar çdo gjë, që s'mund të vërtetohet dhe të shpjegohet në mënyrë bindëse. Unë padyshim detyrat e mia Islame, si: namaz, agjërim, etj. i kryej mbi arsyet juridike dhe jo me ata të tasavvufit. Them me vete:*

*"Allahu është Zoti im, zotëruesi im, Ai më ka urdhëruar t'i bëj këto. Atëherë duhet t'i bëj. Të tjerat, e drejta dhe detyra, kanë lidhje*

*me njëra-tjetrën. Allahu m'i ka urdhëruar që të përfitoj prej tyre, në këtë mënyrë unë jam i obliguar që ta falënderoj."*

*Që kur kam filluar të jetoj në një vend si Parisi, në shoqëritë përëndimore çuditërisht kam parë se ajo që i shtyn katolikët të pranojnë Islamin nuk janë mendimet e dijetarëve të fikhut dhe të kelamit por sufitë, si: Ibn-i Arabi dhe Mevlana. Edhe unë personalisht e kam parë një gjë të tillë.*

*Kur kërkohet nga unë një sqarim për një temë Islame, përgjigja ime e mbështetur në fakte logjike nuk ia mbushte mendjen atij që pyeste por shpjegimi nga ana e tasavvufit nuk vononte të jepte frytin e tij. Unë fillova të humb forcën e ndikimit. Ajo që do të ndihmojë Islamin në Afrikë, në Evropë sot, ashtu sikurse në kohën e Gazan han pas shtypjeve të Hulagut, nuk është as arma e as mendja por zemra, pra tasavvufi.*

*Pas këtij këndvështrimi fillova të studioj disa vepra të shkruara në temën e tasavvufit, kjo më qartësoi. E kuptova se rruga e tasavvufit në kohën e Pejgamberit dhe rruga e dijetarëve të tasavvufit Islam nuk është të merresh me fjalë dhe as me gjëra pa kuptim, por të ecësh në rrugën më të shkurtër mes Allahut dhe njeriut, të arrish rrugën e zhvillimit të personalitetit.*

Njeriu kërkon arsyet e detyrave që i janë ngarkuar. Shpjegimet materiale në fushën shpirtërore na largojnë nga pikësynimi por janë pikërisht shpjegimet shpirtërore që e bindin njeriun.[91]

Edhe këto shprehje tregojnë që tasavvufi mbart një rëndësi tepër të madhe në kohën tonë kur në një anë me zhvillimin e administratës dhe të teknikës është rritur kriza ekonomike dhe sociale dhe nga ana tjetër njeriu është bërë si robot.

91. M. Aziz Labbabi, Personaliteti Islam, Përkthim, 1, Hakki Akin, f. 114-115, dipnot 8, Ist. 1972. Kjo referencë është teksti i letrës që Muhamed Hamidullah i shkruan përkthyesit me datë 27 Shtator 1967. (Mustafa Kara, Lëvizjet Mistike të ditëve tona me tekste f. 542- 543.

## Mbi veprën me titull "Tasavvufi nga besimi në mirësi" -2-

# A s'mund të jetohet pa tasavvuf?



*Të thuash se tasavvufi*
*është i panevojshëm do të thotë të*
*shohësh si të panevojshëm sinqeritetin,*
*devotshmërinë, diturinë, kulturën,*
*pastrimin e shpirtit dhe të zemrës pra*
*të shohësh si të panevojshëm robërinë e*
*drejtë që i bëhet Zotit.*

*Mbi veprën me titull "Tasavvufi nga besimi në mirësi" -2-*

# *A s'mund të jetohet pa tasavvuf?*

**Revista Altinoluk:** *Nga këto që thatë kuptohet qartë se çfarë rëndësie mbart metoda e tasavvufit në predikimin e Islamit. Atëherë a mund të pyesim: Cila është e fshehta e rezultateve shumë pozitive të metodës së tasavvufit në predikimin e Islamit dhe paralel me këtë në udhëzimin e njerëzve dhe në pjekurinë e tyre morale?*

- Një anë tjetër e rëndësisë së tasavvufit në ditët tona është edhe mënyra dhe metoda që ka përdorur Ai për edukimin e njerëzve. Ligjvënësi ka për qëllim t'i drejtojë njerëzit si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër me shpërblime dhe dënime. Kurse tasavvufi, që mund ta quajmë edhe gjykatësi i padukshëm, përveç këtyre përdor edhe dashurinë dhe dhembshurinë. Njerëzit e sotëm në të shumtën e rasteve janë në një çekuilibër shpirtëror për arsye të shkëputjes nga feja dhe të mëkateve të rënda që kanë bërë si skllevër të epsheve të tyre. Nuk mund të mohohet fakti se është më e lehtë dhe më e pranueshme dhënia e një mundësie të tillë për shpëtim dhe edukim njerëzve në rrugën e faljes, tolerancës dhe të dhembshurisë. Nga ky aspekt koha jonë është një periudhë në të cilën aq sa e vërteta e tasavvufit edhe formulat rreth metodës së tij mbartin një rëndësi tepër të madhe. Ata të cilët shohin me një sy falës, tolerues dhe të dhembshur shihet se janë më të zotë dhe më të përshtatshëm për një nivel të tillë si në vendin tonë edhe në botën perëndimore. Për të paraqitur Islamin si një aromë ngushëlluese hyjnore shpirtrave që mjegullohen në hapësirën e mendjes dhe të epshit, të sillesh me dhembshuri dhe mëshirë në vend që t'u afrohesh me zemër dhe me qëllim për t'i dhënë dënimin, është gjithmonë një

metodë frytdhënëse pasi njeriu sado larg të qëndrojë nga qëllimi i tij i vërtetë, ai ka nderin të ketë prestigjin e tij për të qenë "njeri". Ngulitja në moçalin e mëkateve pa pasur dijeni për madhështinë e tij, në thelb është njëlloj sikurse rënia e Haxheru'l-esved[92] nga muri i Qabes dhe lënia e tij në pluhur. Nuk mund të përfytyrohet asnjë ndërgjegje besimtari që nuk do të preket duke qëndruar indiferent ndaj kësaj situate. Kështu besimtarët nuk heqin dorë nga respekti ndaj haxheru'l esvedit. Rënia e tij në një gjendje të tillë nuk pakëson asgjë nga vlera e tij në syrin e besimtarëve. Përkundrazi besimtarët vihen në garë për ta kapur dhe për ta vënë në vend duke e pastruar me lotët e tyre. Duke menduar se ka dalë nga Xheneti, i japin rëndësi kësaj vlere të lartë që qëndron në thelbin e tij. Kurse njeriu është një qenie të cilit Allahu i ka dhënë shpirt pra është një qenie që mbart sa e sa fshehtësi nga fuqia e lartë e Allahut dhe në këtë mënyrë është edhe bebja e syrit e krijesave. Në këtë drejtim sado që të ndryshojë, t'i bie vlera e tij nga gjynahet e bëra, vlera në thelb është e palëkundshme.

Siç thotë Mevlana, shpirti i njeriut është si ujë i pastër, por kur turbullohet me gjynahe dhe punë të këqija, asgjë nuk shihet. Në këtë rast për të parë gurët e çmueshëm të gjendjes shpirtërore dhe dritat e të vërtetës është nevojshme që uji të qetësohet. Prandaj qëllimi i tasavvufit është të edukojë ndjenjat egoiste, epshore dhe njerëzit dhe t'i çojë shoqëritë drejt paqes dhe drejtësisë. Asnjë njeri, sado gjynahe të ketë bërë ose të ketë fyer, nuk mbetet pa u udhëzuar. Një nga shembujt e saj të panumërt në asr-i saadet [93] është edhe ky:

Pejgamberi (a.s.) për të ftuar në Islam vrasësin që e futi në një hidhërim të thellë duke ia vrarë xhaxhain, Hamzain, dërgoi njërin nga sahabët. Ndërsa katili si përgjigje për Pejgamberin (a.s.) tha:

- O Muhamed! Si mundesh të më ftosh në Islam në një kohë që Ti njofton thënien e Zotit:

**"Dhe ata që përveç Allahut nuk adhurojnë zot tjetër, nuk vrasin njeri, gjë që Allahu e ka ndaluar, përveçse me të drejtë**

92. Guri i zi në Qabe.
93. Epoka e lumturisë.

**dhe që nuk bëjnë kurvëri. E kush i bën këto, do të marrë gjynahe. Ndëshkimi do t'i dyfishohet në Ditën e Kiametit dhe ai do të qëndrojë përherë në këtë fatkeqësi."** (El-Furkan, 68-69)

- Unë që i kam bërë të gjitha këto gjëra të shëmtuara, ku do të jetë për mua kjo rrugë e shpëtimit?

Allahu zbriti ajetin:

قُلْ يَا عِبَادِيَ الَّذِينَ أَسْرَفُوا عَلَى أَنفُسِهِمْ لَا تَقْنَطُوا مِن رَّحْمَةِ اللَّهِ
إِنَّ اللَّهَ يَغْفِرُ الذُّنُوبَ جَمِيعًا إِنَّهُ هُوَ الْغَفُورُ الرَّحِيمُ

**"Thuaj: O robërit e Mi, që i keni bërë keq vetes me gjynahe, mos e humbni shpresën në mëshirën e Allahut! Allahu me siguri, i fal të gjitha gjynahet. Vërtet, Ai është Falësi i madh dhe mëshirëploti!"** (Ez-Zumer, 53)

Më në fund vrasësi u qetësua me lajmin e mirë të shprehur në ajetin kuranor duke thënë:

**"Sa e madhe është mëshira Jote, o Zot!"**- bëri tevbe dhe së bashku me shokët e tij u bë mysliman.

Veçoria më rëndësishme e metodës së tasavvufit që merr frymëzim nga kjo dhe të vërteta të ngjashme me të, është mënyra e këndvështrimit të njeriut, mënyra se si i sheh njerëzit. Njeriu i është përshtatur thirrjes dhe dukurive të plota hyjnore dhe është krijuar me aftësinë për t'u bërë halife i Zotit. Ai mbart një të fshehtë nga Zoti si bebja e syrit të gjithësisë. Siç e shprehëm edhe pak më parë, sado që t'i ulet vlera për shkak të gjynaheve të bëra, përsëri vlera në thelb është e palëkundshme. Por kjo nënkupton se tasavvufi është pa parime.

Shkurtimisht parimi është:

**"Të mos tolerojmë gjynahun siç tolerohet gjynahbërësi dhe të mos armiqësohemi me gjynahbërësin siç armiqësohemi me gjynahun."**

Në këtë drejtim tasavvufi përbën mjetin më frytdhënës të predikimit të Islamit në ditët tona, pasi njerëzit përherë e kujtojnë me nostalgji prehërin e dashurisë së miqve të ngushtë të Zotit si: Abdulkadir Xhejlani, Aziz Mahmud Hudaji, Junus Emre, Bahaeddin Nakshibend etj.

**Revista Altinoluk:** *Me shembujt që dhatë shprehët se si e ka çuar tasavvufi njeriun nga qenia e tij fillestare në identifikimin e tij të plotë. Duke u nisur nga kjo çfarë vendi duhet të zërë Tasavvufi në jetën e një myslimani? E thënë ndryshe a nuk mund të jetohet pa tasavvuf?*

- Bëtë një pyetje shumë të rëndësishme.

Tasavvufi është mirësi e një dukurie Islame, frytshmërie dhe maturie të pashmangshme që është në dorën e popullit besimtar me një përmbajtje mjaft të gjerë.

Në këtë këndvështrim tasavvufi mbart një rëndësi tepër të madhe në urtësinë e myslimanëve, në udhëzimin e jomyslimanëve dhe në paraqitjen atyre sa më drejtë të Islamit pasi të gjitha të dhënat e librave i ngjajnë një fare në realitet. Ashtu sikurse farat që nuk mbillen, por nëse qëndrojnë në sipërfaqe sado vite që të kalojnë përsëri ata mbesin të njëjta, edhe të dhënat e librave kur mbesin në faqet e tyre ose në rafte, janë njëlloj. Në të kundërtën farat mbjella, rriten dhe zhvillohen sipas cilësive të tyre aq sa disa bëhen edhe pemë gjigande. Të ngjashme me këto janë edhe farat e shkencës të mbjella në tokën e shpirtit, të cilat e bëjnë zemrën një kopësht shpirtëror dhe atëherë arrihen edhe e fshehta edhe mirësia që janë frytet e vërteta të shkencës dhe dijes.

Nga sa thamë më sipër, të gjykuarit në bazë të parimeve fetare përbën bazën themelore të një ndërtese, ndërsa ana e devotshmërisë përbën pjesët plotësuese që rrethojnë këto baza themelore, të cilat së bashku janë një harmoni e bukurisë dhe kënaqësisë. Tasavvufi, që në një anë bashkon dy veçori nga ana tjetër shpjegon njeriun, Kuranin dhe gjithësinë duke i shtuar moralin e pastër dhe punët e mira, në këtë mënyrë mundëson realizimin dhe kuptimin me një mirësi të thellë të përgjegjësive. Tasavvufi është si një dritare shpirtërore e hapur për robërit nga shpirtrat e tyre drejt Miraxhit.

Si rrjedhojë tasavvufi është një nevojë e pashmangshme e shpirtit dhe e zemrës. Është një e vërtetë që duhet të jetë pak a shumë në jetën e çdo myslimani ose më saktë nëse në një vend ka njeri, aty ka edhe tasavvuf.

Të thuash: “A nuk mund të jetohet pa tasavvuf?”, duke e lënë mënjanë këtë temë është njëlloj sikur të pyesësh:

- A s’mund të jetohet pa njohur shkenca të tilla si: kelam, tefsir, fikh dhe shkenca të tjera që formojnë bazën e Islamit? Ta mendosh tasavvufin si të panevojshëm, do të thotë të mendosh si të panevojshëm edukatën, devotshmërinë, dijen, pastrimin e shpirtit dhe të zemrës, pra me një fjalë të mendosh si të panevojshëm robërinë ndaj Zotit pasi me tasavvuf nënkuptohen të gjitha këto të vërteta. Për rrjedhojë një njeri që i jeton të gjitha këto të vërteta edhe sikur mos të pranojë emrin tasavvuf sipas nesh ai jeton tasavvufin. Pasi devotshmëria, edukimi shpirtëror, zuhd dhe tasavvuf janë terma me kuptime të ngjashme që i drejtohen të njëjtit qëllim.

Emërtimi është vetëm një flamur. Në qendër të gjitha këtyre qëndron Pejgamberi (a.s.) si shembull i madh i një murshidi dhe ashabet që janë yje dhe personalitete të larta të rritur në edukimin e Tij shpirtëror. Nga ana tjetër, qetësimi i zemrës varet nga niveli arsimor i njeriut, prandaj ai duhet të edukohet shpirtërisht pasi vetëm kështu zemra mbushet me dije dhe mirësi, feja ngrihet në gradën më të lartë dhe robi formohet plotësisht.

Vetë Pejgamberi (a.s.) që është dërguar si shembull për njerëzimin, para se të marrë shpalljen ka kaluar në një fazë përgatitore, pasi zemra duhet të pastrohet nga mbingarkesa, të jetë e përpiktë dhe të arrijë në një gradë për të qenë më afër dukurive shpirtërore. Muhamedi (a.s.) përpara se të ngarkohej me detyrën e Pejgamberit, filloi të jetonte në vetmi në shpellën Hira. Musai (a.s.) përpara se të fliste me Zotin, qëndroi 40 ditë në Tur-i Sina. Jusufi (a.s.) përpara se të bëhej sulltan në Egjipt, ka qëndruar 12 vjet në burg. Atje i ka kaluar të gjitha torturat. Në këtë mënyrë ai ia drejtoi zemrën vetëm Zotit.

Pejgamberi (a.s.) para se të dilte në Miraxh, arriti të zbulonte të

fshehtën e sures Inshirah. Me hapjen e gjoksit iu pastrua zemra. U mbush me një hapësirë shpirtërore të diturisë dhe mirësisë, pasi Ai në Miraxh do të hasej me ngjarje të çuditshme, do të shihte pamje të ndryshme dhe të fshehtat hyjnore që nuk i shikon njeriu.

Këtu shikohet se sa i domosdoshëm është pastrimi i zemrës së njeriut kur vetë zemrat e Pejgamberëve janë pastruar, pasi me një zemër të ngarkuar nuk mund të arrihet në mirësi. Një njeri, që s'ka kulturë të gjerë nuk mund të kuptojë shijen e trëndafilit ose të karafilit. Nga një xham i avulluar nuk mund të shihet asgjë. Të përziesh haramin ose dyshimin me hallall sado pak qoftë është njëlloj sikurse të përziesh një pisllëk në ujë e cila e ndot atë.

Prandaj për ta bërë zemrën më të lehtë të jetë pjesë e mirësive dhe e fshehtave hyjnore duhet ta pastrojmë dhe ta brumosim me mirësi duke shtuar përpikmërinë e saj shpirtërore.

Allahu thotë:

يَوْمَ لَا يَنفَعُ مَالٌ وَلَا بَنُونَ إِلَّا مَنْ أَتَى اللَّهَ بِقَلْبٍ سَلِيمٍ

**"Në Ditën, kur askujt nuk do t'i bëjë dobi as pasuria, as fëmijët, përveç atij që vjen me zemër të pastër tek Allahu!"** (Esh-Shuara, 88-89)

Forcimi i zemrës arrihet vetëm me pastrimin e saj bazuar në edukimin shpirtëror, pasi zemra para se të pastrohet me një edukim të tillë shpirtëror është si një hekur i ftohtë. Për të arritur në formën që dëshirohet duhet të skuqet në zjarr, të hiqen papastërtitë dhe elementet e forta, të rrahet dhe më pas t'i jepet forma. Vetëm në këtë mënyrë mund të arrihet forma e dëshiruar. Pa u vënë në jetë këto veprime siç u shpjegua më sipër nuk mund të arrihet në një maturi shpirtërore. Pasi të realizohen të gjitha këto mund të ndihet shpirtërisht bota e të vërtetave që nuk shihet me sy dhe që nuk kuptohet me mendje.

Si shprehje e kësaj pjekurie, Mevlana Xhelaledin-i Rumi duke qenë mësues në medresenë e Selçukëve e quante gjendjen e tij **"Hamdim"**,

kur gjithësia e mbushur plot me dashuri hyjnore bëhej si një libër dhe të fshehtat e padukshme fillonin të qartësoheshin ai i quante "**maturi**" ndërsa momentin e futjes në dashurinë hyjnore e quante "**përvëlim**".

Kjo tregon se zemra për t'u plotësuar duhet të kalojë nëpër një edukim shpirtëror duke qenë se pranimi i robit tek Zoti është i lidhur me maturinë shpirtërore. Si shembull të kësaj të vërtete janë sahabët. Një pjesë që varrosnin të gjalla vajzat e tyre, duke qëndruar nën edukimin shpirtëror të Pejgamberit (a.s.), filluan të bëheshin monumente mëshire dhe dhembshurie me sy dhe zemër të përlotur. Ata i kishin dhënë shpirtrat dhe mallin e tyre për hir të Allahut dhe të Pejgamberit (a.s.).

Në mënyrë të përmbledhur dëshirojmë të themi që:

Myslimanizëm pa tasavvuf mund të ketë por ky myslimanizëm është shumë larg të drejtës dhe sinqeritetit. Pra, një jetë Islame e veçuar nga tasavvufi që është një arsimim shpirtëror, nuk e çon njeriun në "hapësirën e një robërie sikur e sheh Allahun".

**Revista Altinoluk:** *Zotëri, lexuesit e Altinolukut janë miqtë e juaj, janë njerëz që me respekt dëshirojnë të takohen me ju. Së fundi, çfarë dëshironi t'u thoni atyre rreth tasavvufit?*

Përveç atyre gjërave që përmendëm deri tani dëshiroj të shpreh disa nga këshillat që njerëzit e Zotit i kanë përmendur vazhdimisht:

Tasavvufi është një arsimim shpirtëror që arrihet duke u përpjekur për të fituar moralin e Pejgamberit (a.s.). Është një ndjesi shpirtërore gjatë adhurimit dhe virtyt i lartë në punë. Ky është një drejtim me dashuri ndaj Zotit dhe Pejgamberit (a.s.). Prandaj, miqtë e ngushtë të Zotit, të cilët Allahun dhe Pejgamberin e vendosën në qendër të miqësisë me një dashuri të sinqertë, kanë qenë përherë miqtë e gjithë njerëzisë.

Biseda dhe familjaririzimi me të devotshmit e bën besimtarin të devotshëm. Pasi karakteret energjike kanë veçorinë e përhapjes. Të drejtët që do të vënë rregull në shpirtra dhe do t'i ringjallin, janë ata njerëz që kanë pastruar zemrën e tyre dhe që kanë hequr dorë nga

kënaqësitë e përkohshme. Shpirti i tyre është i mbushur me frytet hyjnore. Familjarizimi me ata e bën njeriun të tillë që nga gjuha dhe vepra e të cilit përfitojnë të gjitha krijesat.

Dashuria është një lidhje mes dy zemrash. Njeriu kënaqet dhe habitet nga ajo që do. E meriton atë. Në këtë rast besimtari duhet të përdorë ilaçin e dashurisë.

Kur shkenca kthehet në njohje zemra e pranon Zotin. Gjithësia është një fjalëkryq të fshehtash dhe mirësish. Të dish nuk do të thotë të shohësh por të bësh të qartë të fshehtën dhe mirësinë.

Çlirimi i zemrës dhe zgjerimi i saj varet nga afrimiteti me Krijuesin. Besimtari që ripërtërin zemrën, bëhet i pavdekshëm. Në të kundërt kush brumoset në aktet epshore, humbet cilësinë e tij si njeri aq sa është brumosur.

Baza e moralit Islam është drejtimi me dashuri dhe drejtësi ndaj Zotit, ndërsa shenja e vetme e këtij drejtimi padyshim që është "shërbimi", pra ndihmesa.

Dashuria është mjeti më i magjishëm që i kthen mundimet në mëshirë.

Çdo ndihmesë e bërë me dashuri, sado e rëndë qoftë, angazhohet me qetësi dhe lehtësi. Vlera e një ndihme varet nga madhështia e sakrificës së bërë për ta realizuar atë dhe nga ndjesia e madhe e adhurimit. Ndihma e sinqertë dhe e vërtetë është një kryevepër e një shpirti të pjekur. Këto zemra të matura janë "nazargah-i ilahije"[94].

Emrat e Zotit "Rrahman dhe Rrahim" të përmendura shumë në Kuran janë emra që shprehin mëshirën e Tij. Mëshira dhe dhembshuria e një besimtari duhet të jetë në natyrën e tij.

I pashpirti, një njeri që nuk ka ndjenja dhembshurie, ka humbur çelësin që hap derën e të gjitha lumturive. Më shumë duhet të kesh dhimbje për ata që nuk kanë mëshirë dhe që nuk dinë se ç'do të thotë të jesh i dhembshur.

94. Njerëzit e afërt të Pejgamberit (a.s.).

Arsyeja e një dhune është varfëria në dashuri. Një njeri që nuk do, është përherë një qenie e dhunshme. Fryti i dashurisë së vërtetë është dhembshuria dhe mëshira. Nuk mund të mendohet asnjë shpirt që nuk pushtohet nga mëshira dhe dhembshuria. Ashtu sikurse është e pamundur për diellin të mos ngrohë, ashtu edhe për shpirtrat e fortë është e pamundur të mos jenë të ndjeshëm ndaj gjithësisë. Hal-laxh i cili ka një vend të veçantë në zemrat e dashuruara duke u satirizuar shfaqi një qëndrueshmëri të madhe, duke u lutur:

-O Zot! Fali ata që u satirizuan para meje!

Nëse dëshirojmë të shohim vendin tonë në rrugën shpirtërore, duhet të kontrollojmë sjelljet tona. Egoizmi dhe pretendimi janë kanceri i rrugës shpirtërore. Për këtë arsye edhe Iblisi ka dështuar.

Mevlana thotë:

“E rëndësishme është të jesh me një natyrë të ëmbël si trëndafili. Pra, jo të shohësh gjembat dhe të theresh në kopshtin e kësaj bote por të bëhesh trëndafil për gjithë botën duke i përqafuar ato me ndjesitë e pranverës sado që të fryjnë erërat e dimrit.”

Edhe këto këshilla të vlefshme të Abdulhalik Guxhdevanit, të cilat kanë të bëjnë me sjelljet dhe veprat e mira dhe pasurimin e botës shpirtërore, janë një ligj themelor i shpirtit me vlerë të rrugës së tasavvufit.

*“O bir! Të këshilloj, që çdo veprim dhe sjellje ta bësh në bazë të dijes, etikës dhe devotshmërisë! Lexo veprat e të parëve dhe ec në rrugën e besimdrejtëve. Mëso fikhun dhe hadithin dhe largohu nga sofistët injorantë! Namazet fali patjetër me xhemat[95]! Nëse ke prirje për t'u bërë i njohur mos u bëj imam dhe muezin! Largohu nga fama me sa mundësi të kesh! Fama sjell katastrofë! Mos të të rrijë mendja në detyra me përgjegjësitë larta, mundohu të jesh përherë poshtë tyre! Mos u bëj referues në punët që nuk do mund t'i kryesh! Mos ndërhyj në punët që s'të takojnë! Mos qëndro me drejtues gjynahbërës! Ruaje ekuilibrin në çdo aspekt! Mos e mbyll veten tepër duke dëgjuar një zë*

95. Pjesëtarët e rrymës Islame me përjashtim të Shias.

*të bukur dhe mos e tepro pasi kjo të njollos shpirtin dhe në fund lind përçarja! Megjithatë mos e moho zërin e bukur pasi ezani dhe Kurani i lexuar me një zë të tillë ripërtërin shpirtrat! Ha pak, fol pak, fli pak! Largohu nga të pavetëdijshmit dhe të çmendurit sikurse frikësohesh nga luani! Zgjedh vetminë në kohën e ngatërresave! Qëndro larg të pasurve kryelartë dhe injorantëve larg atyre që e nënvlerësojnë fenë me gjykime sipas interesave vetjake! Ushqehu me gjëra hallall/të lejuara, kujdes nga gjërat e dyshimta dhe bëj kujdes të jesh i devotshëm në martesë! Në të kundërt lidhesh me këtë botë dhe për hir të saj dobëson fenë… Mos qesh shumë dhe bëj kujdes mos të qeshësh me të madhe! E qeshura e tepërt të vret zemrën, por mos e lë buzëqeshjen të të ikë nga dora sepse buzëqeshja është sadaka! Tregohu i dhembshur me të gjithë dhe mos nënvlerëso askënd! |Mos e zbukuro tepër pamjen e jashtme, vishu thjesht dhe në mënyrë të hijshme! Përkujdesja e tepërt për pamjen e jashtme buron nga rrënimi i botës së brendshme! Mos debato, mos kërko gjë prej askujt, të jesh syngopur, i vetëpërmbajtur dhe ruaj dinjitetin! Tregohu mirënjohës ndaj atyre që sakrifikuan për ty dhe të edukuan, shërbeu atyre me mish e me shpirt dhe bëhu si ata! Të pavetëdijshmit që i qortojnë ata nuk gjejnë shpëtim! Mos ano nga kjo botë dhe mos u pajto me të pavetëdijshmit e kësaj bote! Shpirti le të jetë përherë i shqetësuar, trupi i qëndrueshëm ndaj robërisë, syri le të jetë i përlotur dhe zemra e mëshirshme! Puna yte qoftë e sinqertë, duaja, mbështetje dhe vendstrehim, veshja modeste, bashkëudhëtarët qofshin njerëzit e devotshëm, pasuria, shkencat fetare të njohura dhe të panjohura, shtëpia yte qoftë mesxhidi dhe të afërmit e tu miqtë e ngushtë të Allahut!..*

**Amin..**

# PERMBAJTJA